# ISLAMI

## REALITETI, LIGJET, DOKTRINAT DHE SISTEMET E TIJ

## مختصر كتاب الإسلام

### حقيقته ، شرائعه، عقائده، نظمه

### اللغة الألبانية


Dr. Muhammad Ibn Ibrahim Al Hamad

د. محمد بن إبراهيم الحمد



In cooperation with the Cooperative Office for Propagation, Guidance and Community Awareness in Zulfi

Tel : 016 4234466 - Fax : 016 4334477

# ISLAMI

## REALITETI, LIGJET, DOKTRINAT DHE SISTEMET E TIJ

*Libri që ka fituar çmimin e parë në konkursin ndërkombëtar: "Ja, kjo është feja islame!", i cili u organizua nga Komiteti Botëror për Prezantimin e Fesë Islame, degë e Ligës së Botës Islame.*

*Dr. Muhamed el Hamed*

Prishtinë, 2019

Titulli:
Islami - realiteti, ligjet, doktrinat dhe sistemet e tij

Titulli në arabisht:

**الإسلام (حقيقته – شرائعه – عقائده – نظمه)**

*(El Islam - hakikatuhu - shera'iuhu - aka'iduhu - nudhumuhu)*


Autor:
**Dr. Muhamed ibn Ibrahim el Hamed**



Përktheu nga gjuha arabe:
**Kastriot Mazreku**

Redaktor fetar:
**Bledar Haxhiu**

Redaktor gjuhësor:
**Jeton Koqinaj**

Ballina:
**Fatlum Zeka**

Boton:
**Sh.B. "Fjala e Bukur"**

Prishtinë, 2019

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshirëplotit!*

# Parathënie

*Me emrin e Allahut, të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit!*

Falënderimi i takon Allahut, paqja dhe shpëtimi qofshin për të Dërguarin e Allahut, profetin tonë Muhamed, për familjen e për të gjithë shokët e tij!

Islami është vula e të gjitha feve. Ai është feja më universale nga të gjitha fetë. Allahu i Lartësuar e ka përsosur duke realizuar begatinë e Tij ndaj robërve, kur pëlqeu që ajo të jetë feja e tyre.

Diskutimi për Islamin është diskutim që ka degëzime të shumta, diskutim ky që fillon, por nuk mbaron. Kjo, se Islami ka dispozita e shtjellim për çdo gjë: **"Ne nuk kemi lënë në këtë Libër ndonjë gjë pa sqaruar."** (El Enam, 38) Islami nuk ka lënë asnjë çështje pa shpjeguar nga çështjet e besimit, ritualeve, ligjeve, moraleve, por e ka trajtuar atë përgjithësisht e detajisht, qofshin çështje që ndërlidhen me umetin në përgjithësi, qofshin me njeriun në veçanti.

Profeti i Islamit, Muhamedi, u largua nga kjo botë vetëm pasi ua sqaroi umetit gjithë udhëzimet për të cilat kanë nevojë në çështjet e fesë së tyre. Në këtë mënyrë ai e përçoi mesazhin e Zotit të vet dhe ua ngriti argumentin njerëzve që do të vinin pas tij.

Allahu më mundësoi shkrimin e librit me titull "Islami - realiteti, ligjet, doktrinat dhe sistemet e tij". Ky libër fitoi çmimin e parë në konkursin ndërkombëtar të cilin e organizoi Komiteti Botëror për Prezantimin e Fesë Islame, degë e Ligës së Botës Islame. Kjo ka qenë një garë e nivelit ndërkombëtar, mbajtur në vitin 1432 h, ku morën pjesë universitete, shoqata e personalitete. Ky libër fitoi çmimin e parë shkruar nga një autor i vetëm, e në atë rast u organizua një ceremoni në qytetin e Xhides nën mbikëqyrjen e

udhëheqësit të rajonit të Mekës së nderuar. Ky libër, falënderuar qoftë Allahu, është botuar disa herë. Është përkthyer në gjuhën frënge, spanjolle, angleze, ruse dhe, me emrin e Zotit, do të përkthehet edhe në gjuhë të tjera të gjalla të botës. Dhe, meqenëse ky libër është voluminoz, ka 833 faqe, leximi i të cilit qe i vështirë për lexuesit, e pashë të arsyeshme t'i bëhej një përmbledhje, që të jetë më i lehtë për t'u botuar e për t'u lexuar. Së këndejmi, doli ky libër në versionin e shkurtuar.

Libri trajton çështje të shumta, të cilat janë tejet të nevojshme për masën e përgjithshme të muslimanëve dhe për ata të cilët shprehin dëshirën për t'u njohur me realitetin e fesë islame.

Në shkrimin e librit është marrë në konsideratë që gjuha e tij të jetë e thjeshtë, e qartë, që i përshtatet mentalitetit të muslimanit e jomuslimanit, duke qenë larg gjuhës së dekurajimit a provokimit.

Për t'i ikur zgjatjes, nga libri janë hequr fusnotat dhe theksimi i referencave. Prandaj, kush dëshiron të zgjerohet më në detaje e në referenca, le t'i kthehet librit bazë.

Allahu është ndihmëtari, Atij i mbështetem. Paqja dhe shpëtimi qofshin për profetin tonë Muhamed, për familjen e shokët e tij!

*Dr. Muhamed ibn Ibrahim el Hamed, Zulfi, 3.1.1438 h.*
*Universiteti i Kasimit, Fakulteti i Sheriatit dhe Studimeve Islame,*
*Departamenti i Besimit dhe Ideologjive Bashkëkohore;*
*www.m-alhamad.com*
*m@m-alhamad.com*

# Kapitulli i parë: Realiteti i fesë islame, referencat legjislative dhe shtyllat e saj

## Tema e parë: Kuptimi i Islamit

**E para:** Kuptimi i termit Islam në aspektin leksikor: Termi Islam në aspektin gjuhësor vjen në disa kuptime, por, pothuajse, të gjitha sillen rreth kuptimeve vijuese: nënshtrim, dorëzim, bindje, sinqeritet, shfaqje nënshtrimi dhe pranim.

**E dyta:** Kuptimet e termit Islam, përmendur në Kuranin famëlartë: Termi Islam në Kuranin famëlartë vjen në disa kuptime, të cilat, pothuajse, janë të njëjta me ato të kuptimit gjuhësor. Mund të veçojmë:

Kur termi Islam vjen në kuptimin e dorëzimit: Allahu i Lartësuar thotë: **"Kur Zoti i tij i tha: "Dorëzohu!" - ai iu përgjigj: "Iu dorëzova Zotit të gjithësisë!"** (El Bekare, 131)

Gjithashtu, Allahu thotë: **"Kush i dorëzohet Allahut me tërë qenien e tij…"** (Lukman, 22)

Ndërkaq, në një ajet tjetër Allahu thotë: **"Nëse ata të kundërshtojnë ty (o Muhamed), thuaju: "Unë i dorëzohem vetëm Allahut, e po ashtu edhe ata që më pasojnë mua."** (Al Imran, 20)

Kur termi Islam vjen në kuptimin e nënshtrimit: Allahu i Madhëruar thotë: **"Ndërkohë që Atij i nënshtrohen të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, me hir a me pahir."** (Al Imran, 83)

Kur termi Islam vjen në kuptimin e njësimit të Allahut në adhurim. Këtë e ka thënë Ibn Xheuziu, i cili këtë e argumenton me fjalën e Allahut: **“Sipas tij gjykojnë profetët, të cilët njësojnë Allahun.”** (El Maide, 44)

Kur termi Islam vjen në kuptim e dorëzimit. Këtë po ashtu e ka pohuar Ibn Xheuziu, i cili e ka argumentuar me fjalën e Allahut: **“Ndërkohë që Atij i dorëzohen të gjithë ata që gjenden në qiej dhe në Tokë, me hir a me pahir?!”** (Al Imran, 83)

Rreth kësaj janë përmendur edhe thënie të tjera, të cilat nuk po i cekim, në mënyrë që të mos zgjatemi.

**E treta:** Kuptimi i Islamit si term i përgjithshëm: Islam d.m.th. dorëzim e nënshtrim i robit ndaj Allahut, duke iu përmbajtur e duke zbatuar ligjin që sjell ndonjë nga profetët e Allahut.

Ose mund të përkufizohet kësisoj: Islami është nënshtrim i robit ndaj Zotit, formalisht e përmbajtësisht, duke kryer urdhrat e Allahut e duke u larguar nga ndalesat e Tij, në përputhje me atë që ka shpallur Allahu i Lartësuar në gjuhën e të dërguarve të Tij.

**E katërta:** Kuptimi fetar i termit Islam: Nënshtrim dhe dorëzim ndaj Allahut duke zbatuar ligjin që solli profeti Muhamed.

Kjo është feja me të cilën Allahu i ka përmbyllur të gjitha fetë, përveç së cilës nuk pranon asnjë fe tjetër nga asnjë person, kushdo qoftë ai. Allahu thotë në Kuran: **“Feja e vërtetë tek Allahu është vetëm Islami.”** (Al Imran, 19)

Allahu thotë në një ajet tjetër: **“Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t’i pranohet.”** (Al Imran, 85)

Ndërkaq, profeti Muhamed ﷺ ka thënë: “Betohem në Atë, i Cili ka shpirtin tim në dorë, se çdokush që dëgjon për mua, qoftë hebre, qoftë i krishterë, e më pas vdes pa besuar në mua, vetëm se ka për të qenë banor i Zjarrit.”

## Tema e dytë: Islami, fe e natyrshmërisë

Kuptimi leksikor i termit natyrshmëri: Natyrshmëri d.m.th. krijim, fillesë dhe shpikje.

Ndërkaq, në aspektin terminologjik, natyrshmëria vjen si sinonim i Islamit. Pra, natyrshmëria është Islami dhe Islami është natyrshmëria, që njëherazi është mendimi më i saktë, të cilin e mbështet dijetari i Islamit, Ibn Tejmija, dhe nxënësi i tij Ibn Kajim el Xheuzi (*Allahu i mëshiroftë!*).

Pra, natyrshmëria është shtytës i fortë drejt besimit. Po ashtu, argumentet fetare theksojnë se, për nga natyra, njeriu është i prirë për të pranuar ekzistencën e Krijuesit dhe për ta adhuruar vetëm Atë.

Ibn Kajimi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Është transmetuar nga Ikrime, Muxhahidi, Hasani, Ibrahimi, Dahaku dhe Katadja se në lidhje me fjalën e Allahut: **"Drejtohu me përkushtim në fenë e pastër monoteiste, natyrën fillestare, në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit. S'ka ndryshim të krijimit të Allahut"**, (Er Rum, 30) kanë thënë se fjala e Allahut "natyrën fillestare", ka për qëllim fenë islame. Ndërkaq: "S'ka ndryshim të krijimit të Allahut", ka për qëllim fenë e Allahut."

Çdo krijesë është krijuar për ta njohur e për ta besuar Krijuesin e vet, i Cili është Zoti dhe Krijuesi që ka krijuar çdo gjë, pa shembull të mëparshëm. Nga kjo natyrshmëri devijon vetëm ai që zemrën e tij e ekspozon ndaj dyshimeve që mund të bëhen shkaktarë për ta devijuar. Profeti ﷺ ka thënë: "Çdo fëmijë lind në natyrshmërinë e pastër, mirëpo prindërit janë ata të cilët e kthejnë në hebre, ose në të krishterë ose në adhurues të zjarrit."

Ndërkaq, Ijad ibn Himari (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) përcjell se Profeti ﷺ ka thënë: Në një hadith kudsij Allahu ka thënë: "Të gjithë robërit e Mi i kam krijuar me besim të drejtë, porse atyre u vajtën shejtanët e i devijuan nga feja e tyre."

Për nga natyra, njeriu është brumosur ashtu që në raste vështirësish të strehohet dhe të kërkojë ndihmë te Zoti i vet. Prandaj, sapo njeriu të bjerë në hall - qoftë dhe ateist - e sapo t'i kanoset ndonjë rrezik, iluzionet dhe hamendjet fluturojnë e zhduken, për t'ua lënë vendin natyrshmërisë në të cilën është krijuar fillimisht; e cila e shtyn të thërrasë me zë të lartë, nga brendësia e shpirtit dhe me gjithë zemër: O Zot! - duke kërkuar prej Tij t'ia largojë trishtimin dhe brengën, duke u strehuar vetëm tek Ai, tek askush tjetër përveç Tij.

Të vërtetën ka thënë Allahu kur thotë: **"Kur hipin në anije, ata i luten Allahut me devotshmëri të sinqertë, por, kur Ai i sjell në tokë shëndoshë e mirë, menjëherë ata i veshin Atij ortakë (në adhurim)."** (El Ankebut, 65)

Në asnjë rrethanë natyrshmëri nuk do të thotë se njeriu lindka duke pasur njohuri për dispozitat e fesë islame, sepse Allahu i Madhëruar thotë: **"Allahu ju ka nxjerrë nga barku i nënave tuaja e ju nuk dinit asgjë."** (En Nahl, 78)

Por, në anën tjetër, kjo nuk nënkupton se ai lind naiv e nuk bën dot dallimin mes idhujtarisë e monoteizmit, sepse Profeti ﷺ në një transmetim ka thënë: "... vetëm se ai lind në këtë fe (Islamin)."

Së këndejmi, kjo nënkupton se njeriu lind dhe e do natyrshmërinë e tij, në qenien e tij pranon monoteizmin dhe se Zoti meriton adhurimin, e, nëse nuk do të ndikohej nga faktorë të tjerë, ai do të qëndronte në këtë natyrshmëri, sikurse trupi i cili dëshiron ato

ushqime dhe lëngje që i vijnë për shtat, prandaj dhe foshnja e do qumështin, sepse ai i përshtatet dhe e ushqen.

Për këtë Profeti ﷺ ka thënë: "... mirëpo prindërit janë ata të cilët e kthejnë në hebre, ose në të krishterë ose në adhurues të zjarrit." Ai nuk ka thënë "... e kthejnë në musliman", sepse Islami është feja e origjinës së tij dhe përqafimi i ndonjë feje tjetër është dalje nga kjo natyrë origjinale, si shkak i faktorëve të jashtëm.

Pra, çdo foshnjë mbi fytyrë të tokës lind në natyrshmërinë e saj, që është feja islame. Pra, secila foshnjë lind duke pohuar dhe pranuar Krijuesin e vet, e do Atë dhe vetëm Atij i lutet.

Nëse qëndron në këtë natyrshmëri, ai konsiderohet musliman që në origjinë, rrjedhimisht nuk ka nevojë të ripërtërijë Islamin kur të bëhet i rritur.

Por, në qoftë se fëmija rritet në gjirin e prindërve jomuslimanë dhe gjatë kësaj kohe pranon fenë e tyre të gabuar, ose pranon çfarëdo religjioni tjetër përveç Islamit, atëherë atij i bëhet detyrë ta braktisë atë fe dhe të distancohet prej saj e të hyjë në fenë islame, duke deklaruar dëshminë La ilahe il-lallah, Muhamed Resulullah (dëshmoj se nuk ka hyjni tjetër të vërtetë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është i Dërguari i Tij). Më pas të fillojë të mësojë ato gjëra të cilat e ndihmojnë të kryejë obligimet, siç janë namazi e rituale të tjera.

Muhamed Tahir Ashuri (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Kuptimi se i ka krijuar në natyrshmërinë e tyre të pastër do të thotë se, Allahu i ka krijuar njerëzit të atillë që do të përshtateshin me ligjet e kësaj feje, si dhe i ka bërë parimet e saj në përputhje me krijimin e tyre, rrjedhimisht ato nuk janë larg tyre, nuk i refuzojnë e as i mohojnë ato. Shembull për këtë kemi besimin në njëshmërinë e Allahut, sepse besimi se Zoti është Një, i Vetëm, është në harmoni të plotë me

logjikën dhe me të menduarit e arsyeshëm. Madje, edhe nëse njeriu lihet të meditojë i lirë, pa u ndikuar nga ndonjë besim i pavlefshëm, ai do të përudhej për të besuar njëshmërinë e Zotit vetëm me natyrshmërinë e tij."

Ai vazhdon e thotë: "Të qenët e fesë islame natyrshmëri e njeriut dhe dispozitat e degëzimet e saj në përputhje e në harmoni me natyrshmërinë është specifikë vetëm e fesë islame.

Ndërkaq, bazat e saj janë të atilla ku e shoqërojnë dhe fetë e tjera hyjnore, gjë të cilën e përfitojmë nga fjala e Allahut: **"Kjo është e vetmja fe e vërtetë."** (Jusuf, 40)

Feja islame është fe e pavdekshme, e përshtatshme për të gjitha kohët dhe e vlefshme për të gjithë popujt. Një gjë e tillë mund të ndodhë e të realizohet vetëm atëherë kur dispozitat dhe bazat e saj ndërtohen në përputhje me natyrshmërinë njerëzore. Kjo, që të jetë e vlefshme për të gjithë njerëzit dhe kohët. Të qenët e saj në përputhshmëri me natyrshmërinë d.m.th. se Islami është i lehtë, i thjeshtë, sepse lehtësia dhe thjeshtësia janë synimi i kësaj natyrshmërie."

Po ashtu, kur ky dijetar sqaron faktin se Islami është fe e natyrshmërisë, thotë: "Cilësimi i Islamit si fe e natyrshmërisë në të cilën Allahu ka krijuar njerëzit d.m.th. se besimi te njeriu vjen në harmoni me natyrshmërinë, ndërsa dispozitat e fesë dhe degëzimet e saj ose janë vetë pjesë e kësaj natyrshmërie, ose janë në dobi të njeriut dhe në përputhje të plotë me natyrën e tij.

Po ashtu, rregullat e marrëdhëniet ndërnjerëzore, që ka Islami, kthehen në atë të cilën e dëshmon natyra e shëndoshë njerëzore, sepse vetë kërkimi i dobive është pjesë e kësaj natyrshmërie."

Tërë kjo na sqaron se feja islame është natyrshmëria në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit dhe se ata janë formuar të atillë që të

pranojnë Krijuesin dhe që adhurimet t'ia dedikojnë Atij. Pikërisht ky është besimi, ndërsa natyra e shëndoshë njerëzore është motivuesi i tij, gjë të cilën argumentet e shpalosin qartazi.

Në anën tjetër, argumentet na tregojnë edhe faktin se kjo natyrë e shëndoshë që pranon se Krijuesi është Zoti dhe i Adhuruari i vetëm me meritë mund të luhatet, të devijojë ose të ndryshojë nga ndikimi që ushtrojnë faktorët e jashtëm. Faktorët që shkaktojnë devijimin e saj nga orientimi i drejtë mund të grupohen në tri kategori:

**1.** Shejtanët (djajtë): Ky është faktori i parë dhe më kryesori, i cili ndikon në këtë çështje, siç e tregon këtë hadithi i Ijad ibn Himarit, përmendur më sipër. Kjo është një kategori e përgjithshme ku bëjnë pjesë shejtanët xhinë dhe shejtanët njerëz, të cilët përpiqen t'i devijojnë njerëzit nga natyrshmëria e tyre dhe t'i kthejnë shpinën Zotit të tyre;

**2.** Prindërit: Siç ceket në hadithin e lartpërmendur: "... mirëpo prindërit janë ata të cilët e kthejnë në hebre, ose në të krishterë, ose në adhurues të zjarrit." Ky është ndër faktorët me ndikimin më të fortë, për shkak të besimit që ka fëmija te prindërit dhe për shkak të ndikimit të madh që kanë prindërit tek ai.

Mund të ndodhë që edhe shoqëria ose mediat të ushtrojnë të njëjtin ndikim sikurse prindërit, herë-herë edhe më të fortë sesa ata në devijimin e natyrshmërisë;

**3.** Shkujdesja: Është faktori më i madh që ndikon në devijimin nga natyra e shëndoshë. Dhënia pas kënaqësive të kësaj jete e të pasionuarit me bukuritë e saj mund të bëjnë që njeriu ta harrojë Zotin e vet dhe të devijojë nga natyrshmëria në të cilën e ka krijuar Allahu.

Allahu në Kuranin famëlartë ka përmendur: **"Kur Zoti yt nxori nga kurrizi i bijve të Ademit pasardhësit e tij dhe i bëri të**

**dëshmojnë kundër vetes së tyre, u tha: "A nuk jam Unë Zoti juaj?" Ata u përgjigjën: "Po, dëshmojmë se Ti je." Kështu bëri Ai, në mënyrë që ju (o njerëz) të mos thoni në Ditën e Kiametit: "Këtë nuk e kishim ditur." Ose që të mos thoni: "Me të vërtetë, etërit tanë ishin idhujtarë para nesh, kështu që edhe ne jemi pasardhësit e tyre. A mos vallë do të na shkatërrosh për veprat e atyre që ndoqën mashtrimin?"** (El Araf, 172-173)

Ky ajet tregon se shkujdesja është një ndër shkaqet më të mëdha për devijimin nga natyrshmëria.

Ndoshta dikush mund të pyesë: Cila është dobia e natyrshmërisë, për sa kohë që ajo mund të ndryshojë për shkak të këtyre faktorëve devijues, e prej të cilëve ai është pothuajse i pandashëm?

Allahu, me urtësinë e Vet, deshi që kjo natyrshmëri të jetë e tillë në mënyrë që kësisoj të mund të realizohej qëllimi i sprovimit të njeriut me të mira dhe të këqija, për rrjedhojë, më pas të shpërblehet për atë që ka punuar. Kjo, se, në qoftë se natyrshmëria do të ishte e fortë dhe solide, që nuk ndikohet nga gjëra të tjera, atëherë nuk do të kishte mosbesim e as devijim te bijtë e Ademit. Pra, ata nuk do ta pranonin në asnjë formë mosbesimin e devijimin, rrjedhimisht nuk do të realizohej sprovimi, ndërkohë që Allahu e ka bërë të tillë për një urtësi të madhe.

Megjithatë, natyrshmëria ka dobi të shumta, si:

**E para:** Kjo natyrshmëri në qenien e njeriut ka rrënjosur besimin në Allahun dhe adhurimin e Tij. Nëse njeriu nuk do të udhëzohej drejt Allahut, atëherë ai do të adhuronte diç tjetër, çfarëdo qoftë, në mënyrë që të plotësojë dëshirën e tij për të besuar. Kjo i ngjan një personi të cilin e ka kapluar uria: nëse nuk gjen ushqim të mirë e të pastër, i cili është i përshtatshëm për t'u ushqyer me të, atëherë do

të hajë çfarëdo gjë që has për ta shuar urinë, edhe nëse ai ushqim është i pistë.

Tërë kjo shpjegon fenomenin e pranisë së shumë feve në mesin e njerëzve dhe në shumicën e rasteve feja dhe i adhuruari i tyre është i kotë.

**E dyta:** Kjo natyrshmëri e ka bërë njerëzimin të pranojë adhurimin dhe të jetë në harmoni të plotë me kërkesat e saj dhe, pa dyshim, këto janë aspekte të rëndësishme për njeriun, sepse çdo gjë që s'përkon me natyrën njerëzore, do të vësh re se uni njerëzor u shmanget dhe nuk u bindet kërkesave të saj.

**E treta:** Natyrshmëria e ndihmon njeriun për të arritur tek e vërteta, sepse, kur njeriu e njeh fenë e vërtetë dhe fenë e rremë, në këtë rast natyrshmëria është ajo që bën dallimin midis këtyre të dyjave duke bërë që të anojë nga e vërteta. Madje, një gjë e tillë zë vend në brendinë e tij dhe zemra gjen prehje në të. Më pas njeriu mund ta shprehë këtë e t'i përmbahet, ose nuk i përgjigjet si pasojë e frikës a epshit, ose si shkak i imitimit a mosdaljes nga tradita e shoqërisë në të cilën gjendet. Allahu, për Faraonin dhe popullin e tij, thotë: **"Kështu, ata i mohuan ato padrejtësisht dhe me mendjemadhësi, edhe pse shpirti i tyre i besonte për të vërteta."** (En Neml, 14)

**E katërta:** Natyrshmëria e pajis atë i cili është përudhur nga e vërteta me një siguri rreth së vërtetës që ai ndjek, edhe pse nuk posedon argumente teorike që ta fitojë këtë vendosmëri. Kjo na shpjegon faktin përse (në përgjithësi) muslimanët nuk e braktisin fenë e tyre dhe kjo për faktin e vetëm se është në përputhje me natyrshmërinë e tyre dhe i jep siguri se është në të vërtetën. E njëjta gjë mund të thuhet edhe për ata të cilët janë konvertuar në Islam dhe kanë braktisur fetë e tyre të kota. Ata kapen pas fesë islame

njësoj siç kapet pas litarit të shpëtimit ai që është duke u fundosur në det. Kjo, sepse ai tashmë është i sigurt se kjo është feja e vërtetë dhe se ajo është në harmoni të plotë me natyrshmërinë.

## Tema e tretë: Allahu i Lartësuar

**1.** Allahu është Zoti dhe Sunduesi i çdo gjëje. Ai është Krijuesi i vetëm, Rregullues i mbarë gjithësisë; është i Gjithëdijshmi për çdo send; Jetëdhënës, Jetëmarrës, Furnizues, Zotërues, i cilësuar me çdo atribut të përsosur, i zhveshur nga çdo mangësi dhe e metë, i Vetmi që meriton adhurimin.

Allahu i Lartësuar, duke u treguar robërve rreth vetes së Tij, thotë në Kuran: **"Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim), Njohësi i së dukshmes dhe i së padukshmes, Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti! Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqedhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi mbi gjithçka, i Plotfuqishmi, Imponuesi, Madhështori. Qoftë i lartësuar Allahu mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!"** (El Hashr, 22-23)

Po ashtu, Ai ka thënë: **"Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursiu i Tij shtrihet**

**mbi qiejt dhe Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!"** (El Bekare, 255)

Allahu thotë: **"Kjo është kështu, sepse Allahu është e Vërteta (i vetmi që meriton të adhurohet), kurse gjithçka që adhurohet përveç Tij, është e pavërteta. Dhe, pa dyshim, Allahu është më i Lartësuari dhe i Madhërishmi."** (El Haxh, 62)

Ndërkaq, në një vend tjetër thotë: **"Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka. Ai as nuk lind, as nuk është i lindur. Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!"** (El Ihlas, 1-4)

**2.** Allahu i Lartësuar posedon emra të shumtë me të cilat e ka emërtuar Vetveten dhe në ajetet e lartcekura janë përmendur disa prej tyre. Kështu, Kurani dhe Suneti janë të mbushur me përmendjen e emrave të Allahut të Lartësuar dhe çdonjëri nga këta emra përmban një cilësi me të cilat cilësohet Ai.

Por, emri më me famë, më me vlerë dhe më i madhi është emri Allah dhe kjo për disa arsye:

1) Ai është emri më i madh i Zotit. Një gjë të tillë e ka përmendur një numër i konsiderueshëm dijetarësh, të cilët kanë sqaruar se emri Allah është më i madhi, me të cilin, nëse i lutesh Zotit, do të të përgjigjet, e, nëse i kërkon, do të të japë.

2) Ky emër është baza e gjithë emrave të Zotit të Lartësuar, ndërsa të gjithë emrat e tjerë i referohen Atij dhe cilësohen me të. Allahu thotë në Kuran: **"Allahut i përkasin emrat më të bukur, andaj thirreni Atë (luteni) me ta."** (El Araf, 180)

Po ashtu, Allahu thotë: **"Allahu, nuk ka zot tjetër përveç Tij. Ai ka emrat më të bukur."** (Ta Ha, 8)

Gjithashtu, Allahu thotë: **"Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim), Njohësi i së dukshmes**

**dhe i së padukshmes, Ai është i Gjithëmëshirshmi, Mëshirëploti! Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqedhënësi, Dhënësi i sigurisë, Mbikëqyrësi mbi gjithçka, i Plotfuqishmi, Imponuesi, Madhështori. Qoftë i lartësuar Allahu mbi gjithçka që ia shoqërojnë Atij (në adhurim)!"** (El Hashr, 22-23)

Prandaj, thuhet se er Rrahman (i Gjithëmëshirshëm), er Rrahim (Mëshirëploti), el Halik (Krijues), er Rrazik (Furnizues), el Aziz (Krenari), el Hakim (i Urti) janë emra të Allahut, dhe nuk thuhet se emri Allah është emri i Rrahmanit, i Rrahimit, ose emri i Azizit, e kështu me radhë.

3) Ky emër i përmban kuptimet e gjithë emrave të tjerë të Allahut. Ai tregon për ta në mënyrë të përgjithshme, ndërsa emrat e Tij të bukur janë sqarues dhe shpjegues të cilësive hyjnore, të cilat janë cilësi që tregojnë madhështi, përsosuri dhe krenari. Pra, ai është emri tek i cili kthehen gjithë emrat e tjerë, kuptimet e të cilëve sillen rreth tij.

4) Ai është emri me të cilin janë lidhur shumica e lutjeve të përmendura (në Kuran dhe Sunet), kështu që atë e gjen në dhikër dhe lutjet si: tehlili (la ilahe il-lallah), tekbiri (Allahu ekber), tahmidi (elhamdulilah), tesbihu (subhanallah), haukale (la haula ue la kuvete il-la bilah), hasbele (hasbijallahu ue ni'mel Uekil), istirrxha (ina lilahi ue ina ilejhi rraxhiun), besmele (bismilah) dhe lutje të tjera, të cilat janë të lidhura me këtë emër e janë të pandashme prej tij. Sa herë që muslimani thotë Allahu ekber, elhamdulilah, la ilahe il-lallah dhe lutje të tjera, ai përmend pikërisht këtë emër.

5) Allah është nga emrat më të përmendur në Kuran. Ky emër është përmendur në Kuran më shumë se dy mijë e dyqind herë, si

dhe është emër me të cilin fillojnë tridhjetë e tri ajete të Kuranit famëlartë.

Rrënja e këtij emri është ilah, që d.m.th. i adhuruar. Edhe ky është emër me të cilin emërtohet Allahu, i cili është përmendur në Kuran. Allahu i Madhëruar thotë: **"Në vend të Allahut, ata kanë zgjedhur për zot rabinët dhe murgjit e tyre, si dhe Mesinë, të birin e Merjemes, ndërkohë që janë urdhëruar të adhurojnë vetëm një të adhuruar (ilah), përveç të Cilit nuk ka tjetër që meriton të adhurohet. I lartësuar qoftë Ai mbi gjithçka që ia shoqërojnë (në adhurim)!"** (Et Teube, 31)

Ndërkaq, në një ajet tjetër thotë: **"Thuaj: "Mua më është shpallur se i adhuruari juaj është i adhuruari (ilah) i vetëm; pra, a jeni muslimanë?"** (El Enbija, 108)

Përkufizimi më i bukur që është bërë për kuptimin e emrit Allah është ajo që ka përmendur Ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*): "Allahu është Ai i Cili meriton të jetë i adhuruar dhe t'i nënshtrohen të gjitha krijesat." Këtë e ka përmendur Ibn Xheriri në Tefsirin e tij.

Ibn Abasi në këtë përkufizim të emrit Allah ka përmbledhur dy gjëra:

**E para:** cilësinë që është e lidhur me emrin Allah, që është adhurimi, cilësi këtë të cilën e shpreh fjala Allah, mu ashtu siç tregon për dijen, që është cilësi e Tij, emri el Alim (i Gjithëdijshmi), ose për fuqinë, e cila po ashtu është cilësi e Tij, emri el Aziz (i Plotfuqishmi), ose për urtësinë, që është gjithashtu cilësi e Tij, emri el Hakim (i Urti), ose për mëshirën, e cila po ashtu është cilësi e Tij, emri err Rrahim (Mëshirëploti) dhe emrat e Tij të tjerë, të cilët tregojnë cilësitë me të cilat cilësohet qenia e Allahut që i shprehin këta emra.

Ja, kësisoj Allah është Ai i Cili meriton të jetë i adhuruar, ndërsa të qenët e Tij i adhurueshëm, gjë e cila është cilësi e Tij, është cilësi madhështore, përmes së cilës Ai meriton të jetë i Adhuruar.

Për më tepër, Ai meriton që askush të mos e shoqërojë Atë në këtë cilësi madhështore, në asnjë mënyrë.

Cilësitë hyjnore janë të gjitha cilësi të përsosura, cilësi të madhështisë e bukurisë, të gjitha janë cilësi të mëshirës, mirësisë, bujarisë dhe bamirësisë. Pra, këto janë cilësi për të cilat Ai meriton të jetë hyjni i vërtetë dhe të adhurohet.

Ai adhurohet sepse i përkasin cilësitë e madhështisë dhe madhërisë (lartësisë). Është Zot se veçohet me el kajumije (mbajtjen e gjithçkaje), err rrububije (zotërimin), sundimin dhe pushtetin. Është hyjnia i vërtetë se veçohet me mëshirë dhe dhënie të dhuntive të dukshme e të padukshme ndaj gjithë krijesave të Tij. Është hyjnia i vërtetë se ka përfshirë çdo gjë me dijen, vendimin, urtësinë, bamirësinë, mëshirën, forcën, krenarinë - fuqinë dhe triumfin e Tij.

Është hyjnia i vërtetë se veçohet me vetëmjaftueshmëri të plotë dhe absolute në të gjitha aspektet, ndërkaq, çdokush e çdo gjë tjetër ka nevojë për Të në të gjitha aspektet e në vazhdimësi. Ka nevojë për Të për ekzistencën dhe rregullimin e çështjeve të tij, për ta furnizuar e ndihmuar, si dhe për të gjitha nevojat e tij. Po ashtu, ka nevojë për Të më shumë se për çdo gjë tjetër, për ta adhuruar e për t'iu përulur vetëm Atij. Pra, el uluhije (të qenët e Tij hyjnor, i adhurueshëm) përfshin gjithë emrat e bukur dhe cilësitë e përsosura të Allahut.

**E dyta:** Cilësinë që ndërlidhet me robin, që rrjedh nga ky emër. Ajo është el ubudije (robëria dhe nënshtrimi të jenë vetëm ndaj Allahu) Pra, robërit e Tij e adhurojnë me dashuri dhe frikë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai është i vetmi i Adhuruar (i vërtetë) në qiell**

**dhe i vetmi i Adhuruar me meritë në Tokë."** (Ez Zuhruf, 84) Domethënë, banorët e qiellit dhe Tokës e hyjnizojnë Atë, qoftë me hir, qoftë me pahir. Të gjithë i nënshtrohen madhështisë së Tij, i binden dëshirës dhe vullnetit të Tij dhe i përulen plotfuqishmërisë e përjetshmërisë së Tij. Ndërkaq, robërit e të Gjithëmëshirshmit e adhurojnë Atë me dashuri dhe frikë e i japin Atij çdo gjë që është në mundësinë e tyre sa i përket adhurimit të zemrës, shpirtit, fjalëve dhe veprave, sipas pozitave dhe shkallëve të tyre (në besim). Allahu i Lartësuar ka harmonizuar këto dy koncepte në shumë vende të Kuranit, siç janë fjalët e Tij: **"Me të vërtetë, Unë jam Allahu, s'ka ilah (të adhuruar me të drejtë) tjetër përveç Meje, prandaj, vetëm Mua më bëj ibadet (më adhuro) dhe kryej faljen për të më kujtuar Mua!"** (Ta Ha, 14)

**"Ne nuk kemi nisur asnjë të dërguar para teje, që të mos i kemi shpallur se: "S'ka ilah (të adhuruar me të drejtë) përveç Meje, andaj më adhuroni (më bëni ibadet) vetëm Mua!"** (El Enbija, 25)

**"Vetëm Atë adhuroje (bëj ibadet) dhe bëhu i qëndrueshëm në adhurimin ndaj Atij. A njeh ndokënd që është i barabartë me Të?!"** (Merjem, 65)

Po mjaftohemi me kaq, sepse do të flasim edhe më poshtë për njohjen e Allahut, kur të shtjellojmë shtyllat e Islamit dhe imanit (besimit).

## Tema e katërt: Fuqia e Allahut

Fuqia është cilësi që i pohohet Allahut të Lartësuar. Pra, ajo është fuqia e plotë gjithëpërfshirëse, siç do të sqarohet në vijim.

Disa nga emrat e Allahut të Lartësuar janë: i Gjithëfuqishmi, i Fuqishmi dhe i Plotfuqishmi. Të gjithë këta emra janë përmendur në Kuranin famëlartë. Prej tyre më së shumti është përmendur emri i Gjithëfuqishmi (el Kadir), pastaj i Fuqishmi (el Kadir) pastaj i Plotfuqishmi (el Muktedir). Allahu thotë në Kuran: **"Allahu është i Gjithëfuqishëm për çdo gjë."** (El Bekare, 284)

Po ashtu, Allahu thotë: **"Ai është vërtet i Gjithëdijshëm dhe i Gjithëfuqishëm për çdo gjë."** (El Fatir, 44)

Ai gjithashtu thotë: **"Thuaj: "Ai ka fuqi t'ju ndëshkojë prej së larti ose nga poshtë këmbëve tuaja, ose t'ju përçajë në grupe e të vuani nga duart e njëri-tjetrit. Shih si ua shpjegojmë shpalljet, që ata të mund të kuptojnë!"** (El Enam, 65)

Ndërkaq, në një ajet tjetër thotë: **"Dhe Allahu është i Fuqishëm për çdo gjë!"**

Gjithë këta emra janë argument për pohimin e fuqisë si cilësi e Allahut të Lartësuar dhe se Allahu është Fuqiplotë. Me fuqinë e Tij Ai bëri që të ekzistojnë gjallesat, me fuqinë e Tij i drejton ato, me fuqinë e Tij i përsosi dhe i rregulloi. Me fuqinë e Tij Allahu jep dhe merr jetë, i ringjall krijesat për t'i gjykuar, e shpërblen punëmirin me mirësi, kurse punëkeqin e ndëshkon me atë që meriton. Ndërkaq, nëse dëshiron të bëhet diçka, thjesht i thotë "bëhu!", sakaq ajo bëhet.

Me forcën e Tij i ndryshon zemrat dhe i kthen ashtu si dëshiron; atë që do e udhëzon, atë që do e humb. Ai besimtarin e bën besimtar, jobesimtarin jobesimtar, bujarin bujar dhe të poshtrin të poshtër.

Meqë fuqia e Tij është absolute, asnjë krijesë nuk mund të përfshijë diçka prej dijes së Tij, përveç sa Ai dëshiron t'i zbulojë kujt të dojë nëpërmjet shpalljes.

Me fuqinë e Tij të përkryer krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë e gjashtë net dhe nuk u lodh aspak. Atij nuk i shpëton e nuk mund t'i ikë asnjë krijesë. Përkundrazi, të gjitha janë në grushtin e Tij, kudo qofshin. Fuqia e Tij është e pacenueshme nga lodhja, rraskapitja e pamundësia për të bërë atë që dëshiron.

Nga bazat e mëdha të besimit është dhe besimi në caktimin e Allahut. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me (kader) masë të paracaktuar."** (El Kamer, 49)

Allahu thotë: **"Urdhri i Allahut është vendim i detyruar të ndodhë."** (El Ahzab, 38)

Po ashtu Allahu thotë: **"... i Cili ka krijuar çdo gjë dhe e ka rregulluar si duhet!"** (El Furkan, 2)

Ndërkaq, imam Muslimi, në Sahihun e tij, përcjellë nga Ebu Hurejra (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), shënon se disa idhujtarë të fisit kurejsh, po debatonin me Profetin ﷺ në lidhje me kaderin, e në atë rast Allahu zbriti ajetet: **"Pa dyshim, keqbërësit janë të humbur (në këtë jetë) dhe do të digjen në Zjarr (në jetën tjetër). Ditën e Gjykimit ata do të tërhiqen me fytyrat e tyre në Zjarr (e do t'u thuhet): "Shijoni zjarrin e Xhehenemit!" Vërtet, Ne çdo gjë e kemi krijuar me masë të paracaktuar."** (El Kamer, 47-49)

Kushdo që nuk beson në caktimin e Allahut, njëherazi nuk beson as Allahun e Lartësuar. Imam Ahmedi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Kaderi është fuqia e Allahut."

Së këndejmi, mohimi i fuqisë së Allahut të Lartësuar, mohimi i cilësive të Tij, ose i diçkaje prej tyre, pa dyshim që bie në kundërshtim me besimin në Të. Kjo, se baza e besimit në Allahun njëkohësisht është besimi në caktimet e Tij.

Ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) ka thënë: "Kaderi (caktimi) është sistemi i teuhidit. Andaj, kush e njëson Allahun e Madhëruar

dhe beson në caktimin e Tij, pa dyshim se ka lidhjen më të fortë, e cila nuk këputet, dhe, kush e njëson Allahun, mirëpo mohon caktimin, ai e ka prishur teuhidin."

Aufi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "E kam dëgjuar Hasen el Basriun të thotë: "Kushdo që mohon caktimin e Allahut, ka mohuar fenë islame, sepse Allahu i Lartësuar ka përcaktuar përcaktimet, i ka krijuar krijesat me caktim, ka përcaktuar jetëgjatësinë (e krijesave) me caktim, i ka ndarë furnizimet me caktim, ka shkruar telashet e rehatinë me caktim (kader)."

Besimi në caktimin e Zotit është nga cilësitë më të dalluara të atyre që e njohin Atë. Ibn Xheriri, në komentarin e tij, përcjellë nga Ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) në lidhje me ajetin: "Në të vërtetë, nga robërit e Tij, Allahut i frikësohen vetëm dijetarët", (El Fatir, 28) ka thënë: "Ata janë të cilët thonë: "Dhe Allahu është i Plotfuqishëm për çdo gjë!"

Këtu po mjaftohemi me kaq. Më në detaje rreth kaderit (caktimit) dhe fryteve të tij pozitive do të shtjellojmë kur të flasim rreth shtyllës së gjashtë të besimit, që është "besimi në caktimin e Allahut".

## Tema e pestë: Mirësia (el birru) dhe frytet e saj të pafundme

**Pika e parë:** Nocioni i mirësisë:

Mirësia është një ndër termat madhështorë që përmendet dendur në Kuran dhe Sunet.

Mirësia është një shprehje që në vete ngërthen kuptime universale dhe gjurmë të thella rreth së cilës sillet çdo mirësi e sukses i kësaj bote e i botës tjetër. Mu për këtë vërejmë se thëniet e dijetarëve rreth komentimit të mirësisë janë shumë të larmishme. Disa prej tyre kanë

thënë: "Mirësia është rregulli." Disa të tjerë kanë thënë: "Është çdo gjë e dobishme." Zuxhaxhi ka thënë: "Disa kanë thënë: "Mirësi është çdo vepër e mirë që të afron me Allahun e Lartësuar."

Ndërkaq, Ebu Mensuri ka thënë: "Mirësia është e mira e kësaj bote dhe botës tjetër. Mirësia e kësaj bote është çdo e mirë që Allahu ia mundëson robit, qoftë udhëzim, qoftë begati e mirësi, ndërsa e mira e botës tjetër është fitimi i kënaqësisë së përhershme në Xhenet."

Një ndër përkufizimet më të mira të mirësisë është përkufizimi që ka bërë dijetari Abdurrahman Sadi: "Mirësia është term i përgjithshëm, ku përfshihen bindjet e besimi, veprat e zemrës e të gjymtyrëve, siç përfshihen kryerja e urdhëresave dhe braktisja e ndalesave."

Ky është një përkufizim gjithëpërfshirës, i cili është më se i mjaftueshëm për të kuptuar mirësinë.

**Pika e dytë:** Termi mirësi është përmendur shpesh në Kuran dhe ka ardhur në trajta e kontekste të ndryshme, si:

**1.** Në kuptimin e mbajtjes së lidhjeve. Allahu i Madhëruar thotë në Kuran: **"Mos e bëni pengesë betimin në Allahun për mbajtjen e lidhjeve."** (El Bekare, 224)

Në të njëjtin kuptim ka ardhur edhe në fjalën e Allahut: **"Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja."** (El Mumtehine, 8)

**2.** Në kuptimin e bindjes ndaj dikujt, siç qëndron në fjalën e Allahut: **"... dhe i bindur (i sjellshëm) ndaj prindërve të vet."** (Merjem, 14)

Si dhe në ajetin: **"... dhe që të jem i bindur (i mirë) ndaj nënës sime."** (Merjem, 32)

**3.** Në kuptimin vepra të mira, siç thotë Allahu në Kuran: **"Ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira."** (El Maide, 2)

Nëse fjala mirësi (el birr) vjen pranë termit devotshmëri (takva), atëherë mirësia merr kuptimin e veprave të mira, ndërsa devotshmëria merr kuptimin e largimit nga ndalesat.

**4.** Kur përmendet si term i përgjithshëm, nënkupton edhe devotshmërinë, si në fjalën e Allahut të Lartësuar: **"Nuk keni për ta arritur devotshmërinë, derisa të ndani (lëmoshë) nga ajo (pasuri) që e doni."** (Al Imran, 92)

Allahu i Madhëruar thotë: **"Devotshmëria nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por devotshmëri ka ai që beson Allahun…"** (El Bekare, 177)

Po ashtu, Allahu thotë në një ajet tjetër: **"Vallë, a i urdhëroni njerëzit për devotshmëri, kurse veten po e harroni."** (El Bekare, 44)

**Pika e treta:** Mirësia në Sunetin e Profetit ﷺ: Edhe në Sunet fjala mirësi është përmendur shpesh, të cilat bartin thuajse të njëjtat kuptime me ato që përmendëm më lart. Por, ka raste kur komentohet edhe me ndonjë shprehje tjetër krahas atyre që përmendëm, bie fjala, komentohet me moralin e mirë dhe bindjen.

Në këtë kontekst është theksuar nga imam Muslimi, i cili përcjell nga Nevas ibn Semani (Allahu qoftë i kënaqur me të), ku Profeti ﷺ ka thënë: "Mirësia është morali i mirë, ndërsa gjynahu është ajo që të shqetëson në shpirt dhe që urren ta marrin vesh njerëzit."

Uasibe ibn Mabedi ka thënë: "Shkova te Profeti ﷺ, i cili më tha: "Erdhe të pyesësh për të mirën dhe të keqen?" I thashë: "Po." Ai, ﷺ, më tha: "Pyet zemrën tënde. E mirë është ajo me të cilën shpirti ndihet rehat dhe zemra qetësohet. Ndërkaq, e keqe është ajo që nuk

zë vend në shpirt dhe shkakton turbullira në gjoks, edhe nëse njerëzit të japin fetva për të.”

Imam Ibn Rexhebi (*Allahu e mëshiroftë!*), gjatë sqarimit që u bën këtyre dy haditheve, thotë: “Komentimi i fjalës mirësi ka ardhur i ndryshëm, sepse mirësia vjen në dy kuptime:

Në kuptim të trajtimit të njerëzve me sjellje të mirë dhe me bamirësi. Mbase mirësjellja këtu merr kuptim më të veçantë, përkatësisht mirësjelljen me prindërit, kështu që thuhet “mirësjellja me prindërit”. Pra, ajo përdoret edhe për marrëdhëniet me njerëzit në përgjithësi. Ibn Mubareku ka shkruar një libër me titull “Mirësjellja dhe lidhjet familjare”. Po ashtu, Sahihu i Buhariut dhe Suneni i Tirmidhiut përmbajnë nga një kapitull me titull “Mirësjellja dhe lidhjet familjare”, kapituj këta të cilët trajtojnë mirësjelljen me njerëzit duke vendosur në plan të parë mirësjelljen me prindërit. Behz ibn Hakimi, përcjellë nga babai i tij, transmeton se gjyshi i tij e pyeti Profetin ﷺ: “O i Dërguari i Allahut, me kë duhet të tregohem më i sjellshëm?” Ai tha “Me nënën tënde.” Pastaj me kë? - pyeti ai. Ai tha: “Me babanë tënd.” Pastaj me kë? - pyeti ai: Ai iu përgjigj: “Me më të afërmin, pastaj me më pak të afërmin.”

Në këtë kuptim vjen edhe hadithi i Profetit ﷺ: “Haxhi i pranuar (i mirë) nuk ka shpërblim tjetër përveç Xhenetit.” Ndërkaq, në Musnedin e imam Ahmedit thuhet se Profetin ﷺ e pyetën për mirëkryerjen e haxhit, e në atë rast tha: “Ushqimi i njerëzve dhe përhapja e selamit.” E, në një transmetim tjetër thuhet: “Dhe fjalët e mira.”

Ibn Omeri (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) thoshte: “Mirësia është gjë e lehtë, thjesht fytyrëqeshur e fjalëbutë.”

E, nëse mirësia bashkohet me devotshmërinë, si në fjalën e Allahut të Lartësuar: **“Ndihmojeni njëri-tjetrin në mirësi e**

**devotshmëri”,** (El Maide, 2) kuptimi i mirësisë mund të jetë trajtimi i njerëzve me dashamirësi, ndërsa kuptimi i devotshmërisë që të sillet me Allahun duke kryer urdhëresat e Tij dhe duke iu larguar ndalesave.

Por, ka raste kur fjala mirësi ka për qëllim kryerjen e detyrimeve, ndërsa devotshmëria të vijë me kuptimin e largimit nga ndalesat.

E, në fjalën e Allahut: **“... dhe mos bashkëpunoni në gjynahe dhe në armiqësi!”,** (El Maide, 2) fjala gjynahe mund të nënkuptojë mosbindjen ndaj Allahut, ndërsa fjala armiqësi padrejtësinë ndaj krijesave. Por, me gjynah mund të kihen për qëllim gjynahet që janë të ndaluara në vetvete, bie fjala, imoraliteti, vjedhja e konsumimi i alkoolit, ndërsa me armiqësi të kihet për qëllim teprimi në atë që është e lejuar aq sa të arrijë të kthehet në të ndaluar, si: vrasja e atij që lejohet (si ndëshkim për vrasje) dhe vrasja e atij që nuk lejohet, marrja e të hollave shtesë krahas zekatit të detyruar, gjuajtja me thupër (a kamxhik) me një numër më të madh se ajo që është përcaktuar në masën ndëshkimore e të ngjashme me këto.

Më tej, Ibn Rexhebi shpjegon kuptimin e dytë të mirësisë, ku thotë: “Me të është për qëllim kryerja e të gjitha obligimeve të dukshme e të padukshme, si në fjalën e Allahut të Lartësuar: **“Mirësia nuk është të kthyerit e fytyrës suaj nga lindja dhe perëndimi, por mirësia është (cilësi) e atij që beson Allahun, Ditën e Fundit, engjëjt, Librin dhe profetët; e atij që me vullnet jep nga pasuria e vet për të afërmit, jetimët, të varfrit, udhëtarët e mbetur rrugës, lypësit dhe për lirimin e të robëruarve; e atij që fal namazin dhe e jep zekatin; dhe e atyre që i plotësojnë premtimet, kur marrin përsipër diçka; e atyre që durojnë në kohë skamjeje, sëmundjeje dhe lufte. Këta janë besimtarët e**

**vërtetë dhe këta janë ata që e kanë frikë Allahun."** (El Bekare, 177)

Është transmetuar se, kur Pejgamberi ﷺ u pyet për imanin, recitoi këtë ajet.

Pra, me këtë kuptim te mirësia hyjnë të gjitha bindjet që njeriu i beson në brendinë e vet, siç janë: besimi në Allahun, në engjëjt, në Librat, në të dërguarit e Tij dhe në veprat e mira të dukshme, si: shpenzimi i pasurisë për atë që Allahu e do, falja e namazit, dhënia e zekatit, mbajtja e premtimit, të durosh përcaktimin e Allahut, bie fjala, sëmundjet, varfërinë, ose durimi në punë të mira, si është durimi në ballafaqimin me armikun.

Imam Ibn Rexhebi vazhdon edhe më tej në shpjegimin e mirësisë, ku thotë: "Me gjasë, përgjigjja që Profeti ﷺ ka dhënë në hadithin e Nevasit nënkupton përmbledhjen e të gjitha këtyre sjelljeve. Kjo, se me moral të mirë nënkuptohet dhe stolisja me moralet e sheriatit, si dhe përvetësimi i sjelljeve me të cilat Allahu ka edukuar robërit e Tij në Librin e Vet, siç thotë Allahu për të Dërguarin e Tij fisnik: **"Pa dyshim, ti je me virtyte madhore."** (El Kalem, 4)

Aishja ka thënë: "Morali i tij ishte Kurani." Domethënë, ai edukohej me edukatën kuranore, kryente urdhrat e tij dhe largohej nga ndalesat e tij, kështu që të punuarit sipas Kuranit u bë virtyt si natyra e tij njerëzore, gjë e cila ishte e pandashme. Kjo është sjellja më e mirë, më fisnikja dhe më e bukura.

Thuhet se feja është moral e tëra, porse në hadithin e dytë, përcjellë nga Uabise qëndron: "Mirësi është ajo me të cilën shpirti ndihet rehat dhe që zemra qetësohet." Ndërkaq, në një version tjetër: "Ajo e cila të zgjeron kraharorin."

Edhe hallalli shpjegohet sikurse në hadithin e Thalebes dhe të të tjerëve. Kjo dëshmon se Allahu i ka krijuar njerëzit të atillë që ta

njohin të vërtetën, ta pranojnë dhe të gjejnë prehje në të, si dhe në natyrën njerëzore ka brumosur dashurinë për të dhe largimin nga e kundërta e së vërtetës.

Me këtë na shfaqen disa kuptime të mirësisë dhe të gjurmëve të saj të thella.

## Tema e gjashtë: Morali në Islam

Pa dyshim, morali zë vend të lartë në fenë islame. Rrjedhimisht, në vijim do të përmendim disa çështje në lidhje me të.

**E para:** Përkufizimi i fjalës moral: morali është sjellje e virtyt që bëhet natyrshëm.

Ibn Mendhuri ka thënë: Morali është përmendur në Kuran: **"Pa dyshim, ti je me virtyte madhore."** (El Kalem, 4) Gjithashtu, vjen me kuptimet: fe, virtyt dhe sjellje.

Ndërkaq, Xhahidhi ka thënë: "Morali është një gjendje e rrënjosur në shpirt, prej nga rrjedhin natyrshëm veprimet e sjelljet e njeriut. Te disa njerëz morali mund të jetë natyrë dhe instinkt i tyre, kurse te disa të tjerë mund të përvetësohet me ushtrime dhe përpjekje."

**E dyta:** Përkufizimi i moralit të mirë: Përkufizimi i moralit të mirë në tërësi ka ardhur në disa mënyra, të cilat janë të afërta me njëra-tjetrën e që mund t'i përmbledhim në këtë përkufizim: morali i mirë është të cilësuarit me virtyte e morale fisnike, si: buzëqeshja, butësia, fjalët e mira, bujaria, zemërgjerësia, mosdëmtimi, durimi, shpirtmadhësia, falja, trimëria dhe të tjera si këto, si dhe duke u larguar nga çdo ves që bie ndesh me to.

Këto janë kuptimet më të thjeshta me të cilat sqarohet morali i mirë, por në vazhdim do të trajtojmë disa aspekte të tjera, të cilat do ta shfaqin me një pamje edhe më të qartë.

**E treta:** Kuptimi i moralit të mirë: Profeti ﷺ ka thënë: "Ki drojë Allahun kudo që të jesh, pasoje të keqen me një punë të mirë, që të ta fshijë atë, si dhe sillu me njerëzit me moral të mirë."

Dijetari i Islamit Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Morali i mirë me njerëzit është të mbash lidhjet me atë i cili i ka shkëputur lidhjet me ty, t'i nderosh, të lutesh e të kërkosh falje për të te Zoti, të thuash fjalë të mira për të dhe ta vizitosh. Po ashtu, t'i japësh edhe atij që nuk të jep, qoftë ajo dije a përfitim material, si dhe të falësh atë që të ka bërë padrejtësi duke të cenuar gjakun, pasurinë ose nderin. Disa prej këtyre janë detyrë, disa të tjera janë të pëlqyera."

**E katërta:** Kuptimi i virtyteve të larta: Allahu i Madhëruar tregon cilësitë e profetit Muhamed ﷺ në Kuran, ku thotë: **"... ti je me virtyte madhore."** (El Kalem, 4)

Sa i Madhëruar është Allahu! Sa të shumta janë mirësitë e Tij! Shiko sa e përkryer është dhënia e Tij! Shiko deri në cilën pikë arrin butësia e Tij! Shiko se si i dhuron robit të Vet, e më pas e lavdëron atë për diçka që vetë ia ka dhuruar!"

Shejhulislam Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Virtytet madhore, me të cilat Allahu ka cilësuar profetin Muhamed ﷺ janë feja që përmbledh gjithë ato që ka urdhëruar Allahu. Kështu është shprehur Muxhahidi dhe të tjerët. Kjo, pa dyshim, është jetësimi i Kuranit, siç thotë bashkëshortja e tij, Aishja (Allahu qoftë e kënaqur me të!): "Morali i tij ka qenë Kurani." Realiteti i kësaj është zbatimi dhe kryerja e çdo vepre që e do Allahu, me zemër të kënaqur dhe shpirt të qetë."

Ndërkaq, imam Ibn Kajimi (*Allahu e mëshiroftë!*), në komentimin e ajetit të mësipërm, ka thënë: "Ibn Abasi dhe Muxhahidi kanë thënë: "Ti je në një fe madhështore, të cilën e dua, dhe nuk pranoj tjetër veç saj, e që është feja islame."

Ndërkaq, Hasan el Basriu ka thënë: "Ato janë moralet e Kuranit." Pra, vërtet, o Muhamed, ti je i pajisur me sjelljet të cilat nxit Kurani."

Ndërkaq, dijetari Tahir ibn Ashuri (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Virtytet e larta janë sjellja më e mirë dhe më e lartë që buron nga njeriu dhe virtytet e larta qenë harmonizuar te Profeti ﷺ. Këto virtyte janë sjellja e mirë me njerëzit në çdo situatë, duke e ditur se virtytet e larta janë në një shkallë më të lartë se thjesht morali i mirë."

Po ashtu, ai vazhdon e thotë: "Dije se virtytet madhore, të cilat janë shkalla më e lartë e moralit të mirë, përfshin të qenët besimtar, njohjen e të vërtetave, të qenët i butë, i drejtë, durimtar ndaj mundimeve, të qenët mirënjohës, i thjeshtë, asket, i dëlirë, falës, bujar, i turpshëm, guximtar, i vëmendshëm, i matur, serioz, i mëshirshëm dhe i sjellshëm në raport me bashkëshorten."

Moralet janë të fshehura në brendësinë e njeriut dhe shfaqen nëpërmjet veprimeve që kryen poseduesi i tyre, si: në fjalë, të qenët fytyrëqeshur, i vendosur, i mençur, mënyra si ecën dhe pushon, në ngrënie e pirje, në sjelljen me familjen e në veprime të tjera si këto, përmes të cilave përcaktohet pozita, fama dhe vlerësimi që i bëjnë njerëzit.

Ndërkaq, tek i Dërguari i Allahut ﷺ të gjitha këto cilësi kanë qenë të pranishme, qoftë në mënyrën se si e udhëhiqte popullin e tij, qoftë në oratorinë dhe fjalët kuptimplota që thoshte."

**E pesta:** Vlerat e moralit të mirë: Legjislacioni islam i ka qartësuar vlerat madhështore që ka morali i mirë, nëpërmjet të cilave arrihen të mirat e kësaj bote dhe të botës tjetër. Po veçojmë disa prej tyre:

**1.** Të pajisurit me moral të mirë është zbatim i urdhrit të Allahut të Lartësuar, i Cili thotë: **"Trego mëshirë, urdhëro vepra të mira dhe shmangu nga të padituritv!"** (El Araf, 199)

**2.** Të pajisurit me moral të mirë është bindje ndaj urdhrit të Profetit ﷺ, i cili ka urdhëruar për moral të mirë në një sërë hadithesh, bie fjala, hadithi i Muadhit, të cilin e trajtuam: "Dhe me njerëzit sillu me moral të mirë."

**3.** Duke pasur moral të mirë ne realizojmë pasimin e Profetit ﷺ. Allahu i Madhëruar thotë: **"Në të Dërguarin e Allahut ju keni një shembull të mrekullueshëm."** (El Ahzab, 21)

**4.** Me moralin e mirë arrihen gradat e larta. Profeti ﷺ ka thënë: "Njeriu me moral të mirë arrin gradën e atij që falet dhe që agjëron shumë."

**5.** Morali i mirë është nga veprat më të mëdha me të cilin njeriu hyn në Xhenet. Profeti ﷺ ka thënë: "Nga veprat më të mëdha të cilat i fusin njerëzit në Xhenet janë: bindja ndaj Allahut dhe morali i mirë."

**6.** Ai që është i pajisur me moral të mirë, Ditën e Gjykimit do të ulet pranë Profetit ﷺ: "Njeriu më i dashur tek unë e që do të ulet më pranë meje Ditën e Gjykimit është ai që ka moralin më të mirë."

**7.** Nëpërmjet moralit të mirë arrihet dashuria e Allahut. Usama ibn Shurejku (radijallahu anhu) ka thënë: "Ishim ulur me Profetin ﷺ dhe po qëndronim thuajse mbi kokat tona ishin ulur zogjtë. Asnjëri prej nesh nuk fliste, e në atë moment erdhën tek ai disa njerëz dhe i thanë: "Cilët janë robërit më të dashur tek Allahu?" Ai tha: "Ata që kanë moralet më të mira."

**8.** Morali i mirë është nga veprat më të rënda në peshoren e Ditës së Gjykimit. Ebu Derdai (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) përcjell se Profeti ﷺ ka thënë: "Nuk ka ndonjë vepër që rëndon më shumë në peshoren e Ditës së Gjykimit sesa morali i mirë."

**9.** Morali i mirë është shkak për zgjatjen e jetës dhe shtimin e pasardhësve: Profeti ﷺ ka thënë: "Morali i mirë dhe fqinjësia e mirë janë shkak për shtimin e pasardhësve dhe për zgjatjen e jetës."

**10.** Me moralin e mirë përfitohen zemrat, lehtësohen çështjet dhe mbrohesh nga dëmi i njerëzve.

**11.** Morali i mirë është shkak për t'u përmendur për të mirë dhe për t'u shtuar dituria.

**12.** Morali i mirë të dhuron qetësi shpirtërore, jetë të këndshme, njëherazi është siguri nga problemet e jetës.

## Tema e shtatë: Mund të përfitohet morali i mirë apo jo?

Thuhet se sjelljet janë sikurse instinktet e lindura te njeriu, por, gjithashtu, ato mund të përfitohen me mund e përpjekje dhe duke marrë shkaqet. Allahu i Lartësuar thotë: **"Allahu nuk e ndryshon gjendjen e një populli, derisa ata të ndryshojnë ç'kanë në vetvete."** (Err Rrad, 11)

Po ashtu, Allahu thotë: **"Vërtet, kushdo që e pastron shpirtin, do të shpëtojë."** (Esh Shems, 9)

Ndërkaq, Profeti ﷺ ka thënë: "Dhe me njerëzit sillu me moral të mirë."

Këto tekste dhe të tjerat janë një argument se karakteri dhe natyra e njeriut mund të ndryshojë. Ajo nuk është e paarritshme, siç mendojnë disa se ato janë statike e të pandryshuara për faktin se qenkan karaktere të lindura dhe pjesë e natyrës së njeriut, të cilat janë të pandashme prej tij.

Nëse morali nuk do të ndryshonte, atëherë do të shkonin dëm të gjitha ato këshilla, porosi dhe metoda edukimi. E, të pajisurit me

virtyte të mira dhe të larguarit nga sjelljet e këqija do të ishte ngarkim me diçka që s'mund të arrihet, ndërkohë që një gjë të tillë nuk mund të thotë asnjë njeri i mençur.

Ndërkaq, nëse njeriu është krijuar i atillë, që moralin e mirë e ka natyrë të tijën, dhe më pas e ujit atë me ujin e fisnikërisë, e edukon me edukatën e sheriatit dhe e zhvillon më tej me ushtrim, pa dyshim se kjo është dritë mbi dritë dhe mirësi që Allahu ia dhuron kujt të dojë.

# Kapitulli i dytë: Referencat e legjislacionit të fesë islame

## Hyrje

Kurani dhe Suneti janë dy referencat e legjislacionit të fesë islame; prej tyre nxirren besimet, legjislacionet, dispozitat, edukata etj.

Në trajtesat e mëposhtme do të mundohemi t'i sqarojmë këto më hollësisht duke sqaruar nocionet Kuran, Sunet, argumentet që dëshmojnë faktin se ato janë referenca, si dhe çështje të tjera që ndërlidhen me këtë temë.

## Trajtesa e parë: Esenca e Kuranit dhe vërtetësia e tij

**1.** Përkufizimi i Kuranit nga ana leksikore. Një pjesë e dijetarëve të gjuhës janë të mendimit se fjala Kuran është ndërtuar nga folja lexoj (kara'e), pjesorja lexuar (kiraetu), që ka kuptimin e leximit.

Disa të tjerë mendojnë se Kurani është emër i përveçëm, i pamotivueshëm, i parmë. Pra, nuk është marrë nga folja kara'a, porse është emër i përveçëm i Librit të Allahut, sikurse emrat e librave të tjerë qiellorë: Ungjilli dhe Teurati.

Ndërkaq, disa të tjerë kanë thënë: Kuptimi i fjalës Kuran është mbledhës. Pra, është quajtur Kuran, sepse mbledh dhe grumbullon suret.

**2.** Përkufizimi i Kuranit nga aspekti fetar. Dijetarët kanë dhënë përkufizime të shumta për Kuranin, porse më përmbledhësi dhe më i miri ndër ta është: "Kurani është ligjërimi i paimitueshëm i Allahut,

i cili i është shpallur Muhamedit ﷺ, përcjellë prej tij masivisht, leximi i të cilit është adhurim.”

“Ligjërimi i paimitueshëm i Allahut”: domethënë, ai nuk është ligjërim njerëzish, xhinësh, engjëjsh e as profetësh, por është fjalë e Allahut, të cilën Ai e ka folur realisht, ashtu siç i takon madhërisë së Tij.

“... i cili i është i shpallur Muhamedit...”: në këtë pjesë përkufizimi përjashtohen librat e tjerë zbritur të dërguarve përpara Muhamedit ﷺ, si: Fletushkat e Ibrahimit, Teurati, zbritur Musait, dhe Ungjilli, zbritur Isait (paqja e Zotit qoftë mbi ta!).

“... përcjellë prej tij masivisht...”: në këtë pjesë përjashtohet ajo që është pretenduar se është Kuran, që nuk është përcjellë masivisht.

“... leximi i të cilit është adhurim”: kjo përjashton hadithin kudsij, sepse leximi i tij nuk është adhurim më vete, edhe pse është fjalë që i atribuohet Allahut të Lartësuar.

**3.** Emrat e Kuranit fisnik. Allahu i Lartësuar e ka emërtuar Kuranin fisnik me emra të shumtë, të cilët e kalojnë numrin pesëdhjetë, por që më të njohurit janë të mëposhtmit:

Libri, sepse ai në vetvete mbledh histori, mrekulli, legjislacione dhe informacione që kanë ardhur për shkaqe të caktuara.

Rikujtimi, sepse ai përmban këshillim, qortim dhe të dhëna për popujt e shkuar, si dhe ngaqë ai dhuron krenari dhe lavdi për këdo që e merr për të vërtetë dhe beson në ajetet e tij. Po ashtu, ai është dallues mes së vërtetës dhe së kotës.

## Vërtetësia, vlera dhe ruajtja e Kuranit nga ndryshimet

Kurani është libri i fundit qiellor dhe përmbyllësi i tyre, është më i gjati, më përmbledhësi dhe gjykues për ta.

Allahu thotë në Kuran: **"Ne të kemi zbritur ty (o Muhamed) Librin me të vërtetën, si përmbushës të shkrimeve të mëparshme dhe mbrojtës të tyre."** (El Maide, 48)

Në një ajet tjetër thotë: **"Ky Kuran është i tillë që nuk mund të bëhet prej dikujt tjetër veç Allahut, por është vërtetues i shpalljeve të mëparshme dhe shpjegues i Ligjit (për njerëzit) dhe, pa dyshim, është zbritur nga Zoti i botëve!"** (Junus, 37)

Ndërkaq, në një tjetër ajet thotë: **"Në tregimet e atyre (të dërguarve) ka këshilla për ata që janë me mend. Ky (Kuran) nuk është tregim i trilluar, por është vërtetues i atyre (librave) që janë shpallur para tij, është shpjegues i çdo gjëje dhe udhërrëfyes e mëshirë për njerëzit besimtarë."** (Jusuf, 111)

Komentuesit e Kuranit, në lidhje me fjalën: "... dhe mbizotërues ndaj tyre", kanë thënë: "Dëshmitar për librat përpara tij dhe vërtetues i tyre. Pra, vërtetues i asaj që është e vërtetë dhe mohon devijimet e ndryshimet që kanë ndodhur në ta, si dhe është gjykues për ta, duke i shfuqizuar ose konfirmuar."

Kuranit i nënshtrohet çdokush që kapet pas librave të mëparshëm e që nuk ka devijuar. Allahu thotë: **"Ata që Ne ua kemi zbritur Librin para tij (Kuranit), i besojnë atij. Kur u lexohet atyre (Kurani), ata thonë: "Ne e besojmë atë. Pa dyshim, ai është e vërteta nga Zoti ynë. Vërtet, Ne edhe para tij kemi qenë të nënshtruar ndaj Zotit."** (El Kasas, 52-53)

Allahu i Lartësuar prej njerëzve pranon vetëm fenë që e ka deklaruar në këtë Kuran.

Dijetari Abdurrahman Sadi, në lidhje me fjalën e Tij: "... dhe mbizotërues ndaj tyre", ka thënë: "Ai përmbledh ato që janë përmendur në librat e mëparshëm, si dhe përmend gjëra shtesë në çështjet që kanë të bëjnë me Zotin dhe sjelljet madhore; ai është libër

që përmban krejt të vërtetën e përmendur në çdo libër, urdhëron e nxit për të, si dhe ka përmendur rrugë të shumta që të çojnë drejt saj."

Ai është libër që përfshin ngjarjet e të hershmëve dhe të vonshmëve. Ai është libër që përmban dije të thella dhe urtësi. Në të shfaqen dispozitat e librave të mëhershëm, ato për të cilat dëshmon se janë të vërteta, janë të pranuara, ndërsa ato të cilat i refuzon, pa dyshim se ato i ka prekur tjetërsimi dhe devijimi. Përndryshe, nëse do të ishin nga Allahu, nuk do të kishte mundësi t'i kundërshtonte.

Kurani famëlartë është mesazhi i fundit për njerëzimin, dërguar nga Allahu. Madje, ai është për njerëzit dhe xhinët, ndryshe nga librat e tjerë qiellorë, të cilët kanë qenë vetëm për një popull e një kohë të caktuar.

Një tjetër e vërtetë e rëndësishme është fakti se Kurani është i ruajtur nga shtimi, heqja a tjetërsimi. Allahu i Lartësuar ka garantuar ruajtjen e tij, ku thotë: **"Vërtet, Ne e kemi shpallur Rikujtimin dhe Ne do ta ruajmë atë me siguri."** (El Hashër, 9) Rikujtimi është Kurani.

Në lidhje me ajetin: "... dhe Ne do ta ruajmë atë me siguri", komentuesit e Kuranit janë shprehur se ka kuptimin: do ta ruajmë atë prej çdo lloj ndryshimi, qoftë shtesë, qoftë heqje, kështu që askush nuk ka mundësi që të shtojë në të diçka të kotë e as të heqë prej tij diçka të vërtetë.

Kurani ka ndikim të theksuar në zemra. Çdokush që e dëgjon atë me vëmendje, do të përjetojë një ndikim të jashtëzakonshëm në vetvete, edhe pse mund të mos i kuptojë argumentet e tij. Madje, ky ndikim shihet edhe tek ata persona që nuk i njohin kuptimet dhe

orientimet e tij, madje dhe tek ata që nuk e njohin fare gjuhën arabe, gjë që është një nga sekretet që tregojnë madhështinë e Kuranit.

Pa dyshim, ky Kuran ka një ndikim të madh edhe në zhvillimin dhe suksesin e popujve, sepse nga popujt arabë pikërisht ai nxori dijetarë e mendimtarë dhe i bëri ata popullin më të mirë të dalë ndër njerëz, pasi qenë zhytur në errësirën e injorancës.

Nga veçoritë e Kuranit mund të përmendim faktin se ai përmban gjykimet më të drejta, më madhështore, më fisnike dhe më gjithëpërfshirëse. Ai nuk ka lënë asgjë të vogël e të madhe pa përfshirë, qoftë në mënyrë të përgjithësuar, qoftë në detaje. Këtë e dëshmon çdokush që është i logjikshëm dhe i paanshëm, edhe në qoftë jomusliman.

Për më tepër rreth pozitës dhe madhështisë së Kuranit do të flasim në temat e mëposhtme, sidomos kur të trajtojmë mrekullinë e Kuranit.

## Trajtesa e dytë: Nocioni Sunet dhe rëndësia e tij

**E para:** Kuptimi i Sunetit nga ana leksikore. Në arabisht fjala Sunet vjen në kuptimet rrugë dhe traditë.

Ibn Mendhuri ka thënë: Fjala Sunet ka kuptimin e traditës, qoftë ajo e mirë, qoftë e keqe.

**E dyta:** Përkufizimi i Sunetit nga ana fetare: Në aspektin e përgjithshëm termi Sunet në sheriat ka kuptimin: tërësinë e atyre që i ka urdhëruar ose i ka ndaluar profeti Muhamed ﷺ, si dhe ato që i ka nxitur, qofshin fjalë, qofshin vepra."

Prandaj thuhet se argumentet fetare janë Libri dhe Suneti, përkatësisht Kurani famëlartë dhe thëniet profetike.

Megjithatë, kuptimi i termit Sunet ndryshon te dijetarët e fesë, varësisht nga fusha dhe specialiteti i tyre. Por, ajo që na intereson këtu është kuptimi i Sunetit te dijetarët e hadithit. Kjo, për faktin e të qenit burimi i dytë i legjislacionit islam. Nisur nga kjo, mund të themi se përkufizimi i Sunetit është: "Çdo gjë që është transmetuar nga Profeti ﷺ, qoftë ajo fjalë, vepër, aprovim, cilësi fizike a morale, si dhe çdo sjellje e tij, qoftë përpara shpalljes, qoftë pas saj."

Sipas këtij kuptimi, Suneti është sinonim i hadithit. Por, le të analizojmë gjymtyrët e këtij përkufizimi.

"Çdo gjë që është transmetuar nga Profeti ﷺ, qoftë ajo fjalë…": këtu është për qëllim çdo thënie e Profetit ﷺ, të cilën e ka thënë në ngjarje (raste) të ndryshme, dhe çdo sqarim që Profeti ka bërë në lidhje me dispozitat, besimin dhe sjelljet, për shembull, fjala e tij: "Çdo vepër vlerësohet sipas qëllimit."

"... vepër...": çdo gjë që sahabët na e kanë përcjellë për të (*Allahu qoftë i kënaqur me ta!*), si: abdesin e tij, namazin, mënyrën e haxhillëkut, agjërimin e kështu me radhë.

"... aprovim...": këtu hyjnë gjithë aprovimet që ka bërë Profeti ﷺ, bie fjala, aprovimin e veprave që kanë bërë shokët e tij, duke heshtur ndaj tyre e duke mos kundërshtuar, ose duke i miratuar e duke nxitur për to. Këto vepra të tyre, të cilat janë aprovuar nga Profeti ﷺ, marrin gjykimin si të ishin vepruar nga vetë Profeti. Shembull për këtë është aprovimi që Profeti ﷺ u bëri abisinasve, të cilët loznin me heshta në xhami.

"... cilësi fizike...": këtu futen gjithë ato që kanë të bëjnë me tiparet e Profetit ﷺ, si: fytyra, gjatësia, ngjyra, buzëqeshja etj.

".. a morale...": përfshin të gjitha sjelljet dhe virtytet e Profetit ﷺ.

"... qoftë përpara shpalljes...": pra, çdo sjellje dhe gjendje nëpër të cilën Profeti ka kaluar para profetësisë.

"... qoftë pas saj": Këtu hyjnë të gjitha gjendjet e tij pas profetësisë, sepse ai është prijësi që merret model, për të cilin Allahu na ka lajmëruar në Kuran se duhet ta pasojmë: **"Në të Dërguarin e Allahut ka një shembull të mrekullueshëm për atë që shpreson tek Allahu dhe Dita e Fundit dhe e përmend shumë Allahun."** (El Ahzab, 21)

## Rëndësia dhe pozita e Sunetit në legjislacionin islam

Suneti profetik është burimi i dytë i legjislacionit islam. Ai është pjesë e shpalljes dhe rikujtimit, që Allahu ka garantuar se do ta ruajë, siç ka thënë në fjalën e Tij: **"Vërtet, Ne e kemi shpallur Rikujtuesin dhe Ne do ta ruajmë atë me siguri."** (El Hixhr, 9)

Ky premtim e siguri përfshin ruajtjen e Kuranit dhe Sunetit të Profetit, që është sqarues i Kuranit dhe urtësia e shpallur, siç thotë Allahu: **"Allahu të shpalli ty Librin (Kuranin) dhe Urtësinë, si dhe të mësoi atë që nuk e ke ditur."** (En Nisa, 113)

Imam Ibn Hazmi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Shpallja (mesazhi hyjnor) ndahet në dy kategori:

**E para:** shpallje që recitohet dhe që është formuar në një mënyrë që nuk mund të imitohet, shpallje kjo e cila është Kurani;

**E dyta:** shpallje e transmetuar dhe e përcjellë jo në formën e shkrimeve, e që nuk ka formulim të paimitueshëm, as nuk recitohet, por vetëm lexohet. Në këtë lloj shpalljeje bëjnë pjesë thëniet e përcjella nga Profeti ﷺ, të cilat sqarojnë më shumë Kuranin. Allahu thotë në Kuran: **"Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Rikujtuesin, me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur."** (En Nahl, 44)

Të qenët e Kuranit dhe Sunetit të garantuar nga Allahu nuk nënkupton se në ta nuk do të ketë përpjekje për të futur ndryshime nga dashakeqët, sepse këto përpjekje janë bërë dhe vazhdojnë të bëhen, por qëllimi me të është se Allahu nxjerr prej muslimanëve dijetarë të atillë që hedhin poshtë çdo përpjekje për ndryshim (shtesë apo pakësim) të Librit të Allahut ose Sunetit të Profetit të Tij.

Shejhulislam Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) e sqaron këtë duke thënë: "Feja është e ruajtur nga Allahu i Lartësuar. Meqenëse shprehjet (fjalët) e Kuranit janë të ruajtura dhe të përcjella në mënyrë masive, ka bërë që të mos lakmojë kush për të ndryshuar diçka në të, qoftë duke shtuar në të, qoftë duke hequr prej tij, ndryshe nga librat para tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"Vërtet, Ne e kemi shpallur Rikujtuesin (Kuranin) dhe Ne do ta ruajmë atë me siguri."** (El Hixhr, 9)

Po ashtu, ndryshe nga mjaft hadithe, të cilat shejtani lakmoi t'i ndryshonte një numër të konsiderueshëm prej tyre, duke shtuar e hequr, ose duke gënjyer rreth tekstit a zinxhirit (të transmetuesve). Por, Allahu bëri që këtij fenomeni t'i kundërviheshin dijetarë të cilët do ta ruanin dhe do ta mbanin të pacenuar nga ndryshimet e shtrembëruesve, nga falsifikimi i gënjeshtarëve e interpretimi i injorantëve duke e sqaruar atë që gënjeshtarët futën në të dhe injorantët në interpretimin e tij."

Në një rast tjetër shejhulislami thotë: "Çdo gabim që mund të ndodhë në komentimin e Kuranit, përcjelljen e hadithit a komentimin e tij, Allahu nxjerr nga gjiri i muslimanëve njerëz që i vënë në dukje ato, të cilët kanë aftësi të argumentojnë se ku gjendet gabimi i gabimtarit dhe gënjeshtra e gënjeshtarit. Është e pamundur që krejt muslimanët të bashkohen në devijim, madje në gjirin e tyre do të vazhdojë të ketë një grup njerëzish të cilët do të jenë triumfues

në të vërtetën deri në Ditën e Gjykimit. Kjo, se ata janë populli i fundit, nuk ka libër tjetër pas librit të tyre e as profet tjetër pas Profetit të tyre. Ndërkaq, sa herë që popujt e mëparshëm bënin ndonjë ndryshim a devijim, Allahu dërgonte në mesin e tyre pejgamber i cili i urdhëronte e i ndalonte.

Pas Muhamedit ﷺ nuk erdhi i dërguar tjetër. Kështu, Allahu premtoi se do ta ruante Librin që zbriti dhe se ky umet asnjëherë nuk do të bashkohet i tëri në të kotën, përkundrazi, do të nxjerrë nga gjiri i muslimanëve në çdo brez njerëz të ditur, të cilët do ta ruajnë fenë e Tij."

Pra, Kurani është referenca e parë e fesë islame, sepse ai është fjala e paimitueshme e Allahut, i cili i zbriti Profetit përmes engjëllit besnik Xhibril, shprehjet e të cilit janë përcjellë në mënyrë masive, leximi i të cilit është adhurim dhe i cili është i shkruar në mus'haf.

Çdo gjë që ka ardhur nga Profeti, përveç Kuranit, qofshin thënie që kanë të bëjnë me besimin, sqarime të dispozitave të sheriatit a praktikë e asaj që ka ardhur në Kuran, quhet Sunet, ose thëniet e Profetit ﷺ, të cilat janë shpallje nga Allahu ose përpjekje e Profetit, duke e ditur se Allahu nuk i aprovon përpjekjet e gabuara që mund të bëjë Profeti.

Nga tërë kjo që thamë më lart, kuptojmë se Suneti kthehet te shpallja. Kurani famëlartë është shpallje që recitohet, leximi i të cilit është adhurim, kurse Suneti është shpallje që nuk recitohet, leximi i të cilit nuk është adhurim. Suneti është sqarues i asaj që është thënë në Kuran. Allahu i drejtohet Profetit të Tij duke i thënë: **"Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Rikujtuesin, me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur."** (En Nahl, 44)

Kështu, Kurani është referenca e parë, kurse Suneti është referenca e dytë. Të dy së bashku janë referenca të pandashme

legjislative, pa të cilat muslimani nuk mund të kuptojë sheriatin dhe dijetari nuk mund të pavarësohet prej tyre.

## Faktet se Suneti është argument

Dikush mund të thotë: Cili është argumenti që na obligon të punojmë në përputhje me thëniet që janë transmetuar nga Profeti ﷺ dhe se Suneti është një ndër referencat e legjislacionit islam?

Ç'është e vërteta, ka një sërë argumentesh që tregojnë një fakt të tillë, prej të cilave veçojmë:

**1.** Besimi në profetin Muhamed ﷺ është detyrë. Nga kërkesat e këtij besimi është besimi i mesazhit të tij dhe pranimi i çdo gjëje që përcillet nga i Dërguari në lidhje me çështjet e fesë. Allahu i ka veçuar dhe zgjedhur profetët nga mesi i robërve të Tij, në mënyrë që t'ua përçojnë atyre mesazhin e Tij. Allahu thotë: **"Allahu e di më mirë se kujt ia jep mesazhin e Vet."** (El Enam, 124)

Gjithashtu, Allahu thotë: **"Mos vallë të dërguarit paskan detyrë tjetër përveç kumtimit të qartë."** (En Nahl, 35)

Në një ajet tjetër Allahu thotë: **"O besimtarë! Besoni Allahun, të Dërguarin e Tij, Librin që ia ka zbritur të Dërguarit të Tij dhe Librin që e ka zbritur më parë."** (En Nisa, 136)

Ndërkaq, në një ajet tjetër thotë: **"Prandaj besoni në Allahun dhe në të Dërguarin e Tij, Profetin që nuk di shkrim e lexim e që beson në Allahun dhe Fjalët e Tij! Shkoni pas Tij, që të jeni në rrugën e drejtë!"** (El Araf, 158)

Ky është një tekst i qartë, i cili obligon të pasohet dhe të punohet sipas asaj që ka sjellë Profeti ﷺ.

Kjo duket qartë edhe në thënien e imam Shafiut (*Allahu e mëshiroftë!*), i cili, në lidhje me ajetin e mësipërm, ka thënë: "Mënyra

e përsosur e fillesës së besimit, që është bazë për të tjerat, është besimi në Allahun, pastaj besimi në të Dërguarin e Tij."

**2.** Në Kuranin famëlartë ka ajete të shumta të cilat i japin përgjigje kësaj pikëpyetjeje të ngritur, si dhe vënë theksin në obligimin e pasimit të Profetit ﷺ. Një prej tyre është fjala e Allahut: **"O besimtarë! Bindjuni Allahut, bindjuni të Dërguarit dhe atyre që drejtojnë punët tuaja. Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit, nëse besoni Allahun dhe Ditën e Kiametit. Kjo për ju është më e mira dhe shpjegimi më i bukur."** (En Nisa, 59) T'i drejtohesh Allahut nënkupton t'i referohesh Librit të Tij, kurse t'i drejtohesh të Dërguarit nënkupton t'i referohesh Sunetit të tij. Ajet tjetër është fjala e Allahut: **"Çfarëdo që t'ju japë i Dërguari, merreni atë, e çfarëdo që t'ju ndalojë, hiqni dorë prej saj."** (El Hashr, 7)

E, një nga ajetet më të qarta në lidhje me këtë çështje është: **"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë ngushtimi nga gjykimi yt dhe të të binden ty plotësisht."** (En Nisa, 65)

**3.** Dëshmitë e haditheve rreth argumentimit të Sunetit. Profeti ﷺ ka thënë: "Kushdo që më bindet mua, ai i është bindur Allahut, dhe kushdo që më kundërshton mua, ai ka kundërshtuar vetë Allahun."

Profeti ﷺ, në një hadith tjetër, ka thënë: "Pas meje kam lënë atë së cilës, nëse i përmbaheni, nuk keni për të humbur kurrë: Librin e Allahut dhe Sunetin tim."

Ndërkaq, në një hadith tjetër thotë: "Përmbajuni Sunetit tim dhe traditës së prijësve të drejtë pas meje. Kapuni fort pas tyre dhe shtrëngojini fort me dhëmballë."

Këto hadithe tregojnë se Profetit ﷺ i janë dhuruar Kurani e Suneti dhe se ndjekja e tyre është detyrë, njëherazi, se të punuarit me Sunetin është sikurse të punuarit me Kuranin.

Po ashtu, Profeti ﷺ ua ka tërhequr vërejtjen atyre që e refuzojnë urdhrin e tij, sikurse ka kritikuar ata të cilët e lënë të punuarit në përputhje me hadithin me pretekstin se u mjaftuaka ajo që gjendet në Librin e Allahut. Mikdam ibn Madi Kerebi përcjell se Profeti ka thënë: "Të mos gjej askënd prej jush të mbështetet në kolltukun e tij, që, kur t'i vijë ndonjë nga urdhrat e mi, ai të thotë: "Nuk di ç'është kjo. Atë që gjendet në Librin e Allahut, e pasojmë." Vërtet, mua më është dhënë Kurani dhe diçka që i ngjan atij."

**4.** Konsensusi (ixhmaja). Të gjithë muslimanët janë unanim se të punuarit sipas Sunetit është detyrë, duke iu përgjigjur kështu urdhrit të Allahut dhe të Dërguarit të Tij besnik. Gjithashtu, ata i zbatojnë dispozitat e Sunetit siç zbatojnë dispozitat e Kuranit, sepse Suneti është referencë e sheriatit, siç ka sqaruar Allahu i Madhëruar. Allahu ka dëshmuar se Profeti i Tij ndjek vetëm atë që i shpallet: **"Thuaj: "Unë nuk ju them se zotëroj thesaret e Allahut apo se e di të padukshmen e as nuk them se jam engjëll. Unë ndjek vetëm atë që më shpallet." Thuaj: "A barazohet i verbri me atë që sheh? A s'po mendoni?"** (El Enam, 50)

Në një ajet tjetër Allahu u tërheq vërejtjen atyre të cilët kundërshtojnë urdhrin e Profetit: **"Le të frikësohen ata që kundërshtojnë urdhrin e tij, që të mos i arrijë ndonjë sprovë ose që të mos i godasë një dënim i dhembshëm."** (En Nur, 63)

Po ashtu, Allahu thotë: **"Jo, për Zotin tënd, ata nuk do të jenë besimtarë të vërtetë, derisa të të marrin ty për gjyqtar për kundërshtitë mes tyre; e pastaj, të mos ndiejnë kurrfarë**

**ngushtimi nga gjykimi yt dhe të të binden ty plotësisht.”** (En Nisa, 65)

Allahu i Madhëruar ka urdhëruar që ta marrim Profetin për gjyqtar dhe të jemi te kënaqur me gjykimin e tij. Allahu thotë: **“Nëse nuk pajtoheni në ndonjë gjë, drejtojuni Allahut dhe të Dërguarit.”** (En Nisa, 59)

Dijetarët janë unanim se gjykimi pas vdekjes së tij duhet të jetë te Suneti i tij. Në këto ajete ka argumente të qarta rreth ndalimit të kundërshtimit të tij. Mjafton vetëm të shohim se si ua ka tërhequr vërejtjen atyre që e kundërshtojnë se mos i godasin sprova, që mund të jetë: idhujtaria, devijimi ose dënimi i dhembshëm.

Po ashtu, Allahu betohet se ata nuk do të jenë besimtarë përderisa nuk e marrin atë si gjykatës për mosmarrëveshjet e tyre, e më pas të binden plotësisht me gjykimin e tij e të jenë të kënaqur pa u mbetur asgjë në zemër në lidhje me gjykimin në fjalë.

Këto mjaftojnë si kanosje dhe kërcënim për këdo që lë të punuarit në përputhje me Sunetin e tij pasi t'i jetë qartësuar gjykimi për këtë, qoftë ajo për shkak të lënies pas dore, përçmimit etj.

### Mënyrat e ruajtjes së Sunetit profetik

Më sipër sqaruam se Suneti është pjesë e shpalljes që Allahu ka garantuar se do ta ruajë. Pjesë e ruajtjes së tij është dhe fakti se muslimanët kanë treguar kujdes shumë të veçantë për Sunetin e Profetit, duke e pastruar nga çdo gjë e huaj dhe duke i dalluar hadithet e sakta nga të dobëtat. Kështu, ata e përcollën Sunetin brez pas brezi dhe u kthyen tek ai për çdo çështje të fesë, e mësuan atë, punuan sipas tij, u kapën pas tij dhe e ruajtën, duke realizuar në këtë mënyrë pasimin e Profetit në formën më të mirë.

## Respektimi i Sunetit, vlera e hadithit dhe bartësve të tij

Meqë Suneti është një ndër referencat e sheriatit, marrë nga Profeti, të cilin besimtarët duhet ta nderojnë dhe ta respektojnë, nuk kemi pse të habitemi që ai gëzon nderim të njëjtë me nderimin e atij që i është dhuruar (Profetit). Kjo gjë i ka bërë dijetarët që ta respektojnë dhe ta madhërojnë Sunetin jashtëzakonisht shumë. Këtu po japim disa shembuj:

**1.** Amër ibn Mejmuni përcjell se Ibn Mesudi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) një ditë po tregonte një hadith dhe, në momentin që tha: "Profeti ﷺ ka thënë...", e kaploi një mërzi dhe pashë se djersët po i rridhnin nga balli." Në një version tjetër qëndron: "Sytë iu mbushën me lot dhe iu frynë damarët e qafës."

**2.** Ndërkaq, sa herë që Ibn Sirini, gjatë kohës sa ishte duke qeshur, dëgjonte ndonjë hadith të Profetit, aty për aty bëhej serioz.

**3.** Kur imam Maliku dëshironte të mbante mësim rreth hadithit, lahej, parfumohej, vishte rroba të reja dhe ulej në ndenjëse plot seriozitet dhe në xhami vendoste aromatizues derisa mbaronte. Në fund të leksionit thoshte: "Kam dëshirë ta madhëroj hadithin e Profetit." Prandaj ai nuk shpjegonte hadithe në këmbë e as kur ishte me nxitim.

Tërë këtë e bënin në shenjë madhërimi që kishin për atë i cili i kishte thënë ato fjalë, por edhe në shenjë nderimi ndaj fjalëve fisnike, të cilat janë fjalët më të mira dhe më të larta pas fjalës së Allahut.

Allahu i Lartësuar ka nxitur për përvetësimin e diturisë, i ka lavdëruar dijetarët dhe e ka ngritur lart emrin e tyre, saqë e ka bashkërenduar dëshminë e tyre rreth njësimit të Allahut, dëshmisë së Tij dhe dëshmisë së engjëjve. Në këtë mënyrë, Allahu ka treguar se Atij vetëm dijetarët i kanë frikë të vërtetë, njëherazi ka mohuar se të padituritjanë të njëjtë me të diturit.

Edhe Profeti ka nxitur për nxënien e diturisë, madje ka treguar se bartësit e dijes janë trashëgimtarë të profetëve dhe se engjëjt shtrinë krahët e tyre për kërkuesin e dijes, e të ngjashme me këto.

Çdokush që mëson hadithet dhe ua mëson të tjerëve, pa dyshim se do të ketë pjesën më të madhe të këtij lavdërimi që u bëhet dijetarëve dhe kjo mjafton si nder për hadithin dhe bartësit e tij. Të çosh jetën duke e mësuar hadithin dhe duke ua mësuar të tjerëve është më mirë se të shkojë jeta duke u marrë me vepra vullnetare (nafile), sepse Suneti është sqarues i Kuranit, është ngjallje e traditës së Profetit dhe imitim i tij në përcjelljen dhe mësimin e tij. Nëse bartësit dhe nxënësit e hadithit nuk do të përfitonin prej tij veç rënies së shpeshtë në salavate për Profetin, i cili ka thënë: "Njerëzit më parësorë me mua Ditën e Gjykimit janë ata të cilët dërgojnë më shumë salavate për mua", kjo do të mjaftonte si nderim për ta.

Po ashtu, ata bëjnë pjesë në lutjen e Profetit, i cili ka thënë: "Allahu e ndriçoftë atë njeri i cili dëgjon fjalën time, pastaj e mëson dhe e përcjell atë ashtu siç e ka dëgjuar!"

Në mësimin e hadithit ka edhe zbatim të urdhrit të Profetit, i cili ka thënë: "Përcillni prej meje, qoftë dhe një ajet."

### Kujdesi i brezave të parë për hadithin profetik

Në momentin që shokët e Profetit u njohën me rëndësinë e kësaj diturie, u kujdesën që ta përvetësonin drejtpërdrejt nga i Dërguari, gjë për të cilën qëndruan pranë tij dhe nuk iu ndanë. Madje, qëndrimit me të i kushtonin rëndësi më të madhe se çdo gjëje tjetër që posedonin nga kjo botë dhe, kur ndodhte që dikush të mos ishte i pranishëm, dërgonte dikë tjetër që t'ia përcillte hadithet që dëgjonte, siç vepronte Omer ibn Hatabi me komshiun e tij ensar.

Profeti ka dhënë shembullin më të lartë në mënyrën e përkryer të të mësuarit të njerëzve e përçimin e kuptimeve në mendjet e tyre. Ai përdorte një sërë metodash përmes të cilave ua sqaronte gjërat, herë ua prezantonte në formën e diskutimit, herë duke sjellë shembuj, e shpeshherë përsëriste një fjalë të caktuar, në mënyrë që t'i jepte më shumë rëndësi.

Njerëzit dëgjonin dhe mësonin prej tij në ndejat e tyre, në minber, në forumet e ndryshme, gjatë qëndrimit në qytet dhe gjatë udhëtimeve. Kështu, në momentin që Profeti u largua nga kjo botë, tanimë ua kishte mësuar çdo gjë për të cilën njerëzit kishin nevojë, gjë të cilën e kanë dëshmuar edhe armiqtë e tij. Muslimi përcjell se një idhujtar i tha: "Profeti juaj ju ka mësuar çdo gjë, madje edhe mënyrën si të hyni në nevojtore."

Pasi Profeti ndërroi jetë, shokët e tij e kuptuan se dija që kishin marrë prej tij ishte një amanet të cilin duhet ta përçonin te njerëzit dhe t'ua sqaronin atë në mënyrë që të mos bëheshin pjesë e kërcënimit të Allahut, i Cili ka thënë: **"Me të vërtetë, ata që fshehin shpalljet Tona të qarta, pasi ua kemi shpjeguar njerëzve në Libër (Teurat), do të mallkohen nga Allahu dhe do të mallkohen nga ata (engjëj e njerëz) që janë ngarkuar të mallkojnë."** (El Bekare, 159)

Edhe nxënësit e tyre e kuptuan rëndësinë e kësaj diturie, që është pjesë e fesë të cilën ata duhet ta ruajnë dhe kjo i bëri që të harxhonin gjithë energjitë për ta mësuar dhe për t'ua mësuar atë të tjerëve. Kështu, nëse do të analizoje jetën e tyre, do të shihje se hadithi ishte temë e bisedave të tyre. Mësimi i tij u bë qëllimi më i lartë, madje bënë shumë sakrifica dhe ndërmorën udhëtime të largëta për ta mësuar atë.

Përcillet se Ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) ka thënë: "Kishte raste kur dëgjoja se dikush nga shokët e Profetit ka treguar një hadith dhe menjëherë shkoja në shtëpinë e tij dhe shihja se ai ishte shtrirë për të pushuar. Kështu, ulesha në pragun e derës së tij dhe era ma hidhte rërën në fytyrë e unë qëndroja kështu derisa zgjohej."

Është e njohur historia e Xhabirit (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), i cili udhëtoi nga Medina për në Sham, në mënyrë që të dëgjonte një hadith nga Abdullah ibn Unejsi.

Të njëjtën gjë ka bërë edhe Ebu Ejub Ensariu (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), i cili udhëtoi nga Medina për në Egjipt, në mënyrë që të transmetonte një hadith të cilin e kishte dëgjuar nga Ukbe ibn Amiri.

Pasi sahabët e mësonin hadithin, fillonin dhe e përsërisnin duke ia thënë njëri-tjetrit, në mënyrë që të siguroheshin se e kishin mësuar drejt. Madje, disa prej tyre e përsërisnin një kohë të gjatë derisa e mësonin. Përcillet se Ebu Hurejra ndante një pjesë të natës për përsëritjen e hadithit, në mënyrë që ta kishte më të lehtë mësimin e tij.

Allahu i dalloi ata me memorim të fortë, saqë u dalluan nga gjithë brezat, madje për ta janë treguar ngjarje të habitshme.

Por, kishte raste kur dikush prej tyre edhe shkruante hadithet, në mënyrë që të sigurohej për mësimin e tyre.

Në këtë mënyrë janë kujdesur të parët tanë të mirë për hadithin dhe mësimin e tij, vepër kjo me të cilën Allahu ruajti sheriatin dhe referencat e tij. Allahu i shpërbleftë me të mira për shërbimin që bënë për këtë fe!

## Përpjekjet e dijetarëve për ruajtjen e hadithit

Në fundin e kohës së sahabëve (*Allahu qoftë i kënaqur me ta!*) dolën njerëz të cilët gënjenin qëllimisht në emër të Profetit, përkundër kërcënimit që kishte ardhur për personat që bëjnë një vepër të tillë. Në përgjithësi, me këtë cilësi u shquan njerëz të cilët hynë në fenë islame sa për sy e faqe, të cilët përpiqeshin për të prishur besimin islam dhe për të hedhur dyshime në mesin e muslimanëve.

Grupi tjetër ishin: **"... ata, që fenë e vet e kanë përçarë dhe janë ndarë në grupe"**, (Err Rrum, 32) të cilët kishin për qëllim fanatizmin për të parët, fiset ose vendet e tyre.

Ndërkaq, grupi i tretë ishin, tregimtarët që kishin për qëllim famën duke përmendur transmetime të shumta dhe ngjarje të habitshme, në mënyrë që të preknin ndjenjat dhe të ngjallnin emocione në zemrat e njerëzve.

Mirëpo, kur dijetarët e hadithit e nuhatën këtë rrezik, iu kundërvunë këtij fenomeni duke e hedhur poshtë dhe duke e refuzuar, ashtu që hadithi i Profetit të mbetej i pastër nga çdo ndërhyrje a shtrembërim e të qëndronte sa më i kulluar për ata që dëshironin të merrnin prej tij.

Ata vunë rregulla dhe hartuan mënyra të reja, të cilat ishin një shkak i fortë për ruajtjen e Sunetit, rrjedhimisht ai mbeti si dikur, i freskët dhe i këndshëm, brezat e transmetuan siç e kishte thënë bartësi i mesazhit ﷺ.

Ndër rrugët që ata krijuan për ruajtjen e hadithit të Profetit mund të veçojmë:

**1.** Iu përmbajtën zinxhirit të transmetuesve. Me këtë karakterizohen vetëm muslimanët; përmes saj gjendet burimi i hadithit, grada e transmetuesve të tij dhe kështu gjykohet nëse pranohet apo refuzohet. Abdullah ibn Mubareku ka thënë: "Zinxhiri

(i transmetuesve) është prej fesë. Po të mos ishte zinxhiri, kushdo do të thoshte çfarë të donte."

Si rezultat i tillë, shumë njerëz ndaluan së trilluari hadithe, nga frika se do të dilte në shesh gënjeshtra e tyre, gjë e cila do t'ua ulte vlerën dhe namin te njerëzit që i admironin.

**2.** Hulumtimi i gjendjes së transmetuesve. Kjo, duke kërkuar të dihet vendi dhe pozita e tyre në shkencën e hadithit, nëse janë të kualifikuar për të përçuar (përcjellë) hadithin. Ata folën për bartësit e hadithit, duke dashur të këshillojnë umetin, sepse ata morën përsipër përcjelljen e diçkaje të fesë, nga e cila nxirren dispozita. Ata e përjashtuan këtë nga përgojimi i ndaluar, sepse kjo është në dobi të të gjithë muslimanëve.

**3.** Verifikimi në lidhje me transmetimin e hadithit, qoftë përgjatë procesit të marrjes së tij, qoftë gjatë dhënies së tij. Ata nuk thoshin asnjë hadith pa e mësuar atë me përpikëri. Po ashtu, ua thoshin vetëm njerëzve të denjë, duke mos ua dhënë këtë mundësi mendjelehtëve e as personave që ndiqnin tekat e tyre.

Këto përpjekje, e të tjera si këto, rezultuan me diferencimin e haditheve profetike. Duke nxjerrë prej tyre trillimet, nxorën në pah trilluesit dhe zbuluan realitetin e tyre, aq sa filluan të fshiheshin nga këta dijetarë kolosë. Sufjan eth Theuriu ka thënë: "Këdo që ka trilluar hadithe, Allahu e ka demaskuar."

Një njeri i tha Abdullah ibn Mubarekut: "Si është puna e haditheve të trilluara?" Ai tha: "Për t'i nxjerrë ato në shesh, jetojnë kolosët: **"Vërtet, Ne e kemi shpallur Rikujtuesin dhe Ne do ta ruajmë atë me siguri."** (El Hixhr, 9)

## Regjistrimi i hadithit profetik

Në lidhje me regjistrimin e haditheve kanë ardhur hadithe që ndalojnë shkrimin e hadithit, por ka edhe hadithe të tjera, ku, në disa raste, qartazi lejohet shkrimi i haditheve nga disa persona.

Ndalesa për shkrimin e haditheve në fillimet e shpalljes nuk është dëshmi se hadithi nuk vlen për t'u argumentuar me të, siç hamendësuan disa të devijuar. Kjo nuk u bë nga mungesa e mjeteve të shkrimit, sepse në mesin e sahabëve kishte shumë të tillë që dinin shkrim-lexim.

Ç'është e vërteta, në fillim të shpalljes, Profeti i ndaloi sahabët që të shkruanin hadithin, në mënyrë që të angazhoheshin me Kuranin e me mësimin e tij përmendsh, që fillimisht të përqendroheshin në shkrimin e pjesëve të Kuranit, ndërsa hadithin ta merrnin me të dëgjuar.

Kështu, hadithi u ndalua të shkruhej në të njëjtin vend me Kuranin, në mënyrë që të mos përziheshin me njëri-tjetrin, u lejuan ta shkruanin hadithin vetëm ata të cilët kishin aftësinë përkatëse për të bërë dallimin midis tyre, bie fjala, Abdullah ibn Amri, dhe në raste specifike, sikurse në rastin e Ebu Shahut.

Po ashtu, është i njohur fakti se Profeti u shkroi letra dhe mesazhe fiseve me të cilat kishte marrëveshje paqeje, siç u shkroi edhe mbretërve e drejtuesve të shteteve, të cilët i ftonte të pranonin Islamin. Pa dyshim, ky është një argument se hadithi është shkruar herë pas here.

Pasi u bë i qartë dallimi midis Kuranit dhe hadithit, si dhe u rrit nevoja për regjistrimin e hadithit, filloi të regjistrohej Suneti. Regjistrimi i parë haditheve u realizua në fundshekullin e parë, me urdhër të Abdulaziz ibn Mervanit, më pas në kohën e djalit të tij, Omer ibn Abdulazizit. Pas kësaj kohe, në shekullin e dytë, shkrimi i

haditheve u përhap në masë, në të njëjtën kohë mësimi i tyre përmendsh.

Kështu vazhdoi historiku i shkrimit të hadithit derisa arriti në kohën e dijetarëve kolosë, si Buhariu, Muslimi e dijetarë të tjerë, të cilët mblodhën Sunetin (hadithet), duke i shkruar ato në libra voluminozë, qoftë me tematikë të përgjithshme, qoftë të veçantë, duke sqaruar cilat ishin të sakta e cilat të dobëta.

Falënderimi i takon Allahut që këta libra kanë arritur te ne ashtu siç i kanë shkruar, të ruajtur nga ndryshimi a tjetërsimi. Në këtë mënyrë Allahu realizoi ruajtjen e bazave të Sheriatit, njëherazi ngriti argumentin ndaj robërve të Tij.

Kështu, na bëhet e qartë se feja islame, libri islam (Kurani) dhe tradita e profetike islame (Suneti) na kanë arritur të ruajtura, duke u kujdesur për këtë mendje e duar të njerëzve besnikë.

### Pozita e Sunetit në raport me Kuranin

Profeti Muhamed ka qenë ndërmjetës mes Allahut dhe robërve të Tij në lidhje me transmetimin e mesazhit dhe fesë së Tij, kështu që tërë legjislacioni islam është marrë nga ai.

Më lart kemi përmendur se legjislacioni islam ndahet në dy pjesë: në Kuran, leximi i të cilit është adhurim, ndërsa pjesa tjetër është Suneti profetik, i cili është sqarim dhe shpjegues për Kuranin.

Meqenëse në Kuran ka dispozita të përgjithshme e të pashtjelluara, kjo detyrë për shtjellimin e tyre i është ngarkuar profetit Muhamed.

Allahu i Lartësuar thotë: **"Ndërsa ty (o Muhamed) të zbritëm Përkujtesën, me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur."** (En Nahl, 44)

Po ashtu, Allahu thotë: **"Ne ta kemi zbritur ty Librin, vetëm që ti t'u sqarosh atyre çështjet, për të cilat ata nuk pajtoheshin."** (En Nahl, 64)

I Dërguari i Allahut e zbatoi me përpikëri urdhrin e Zotit të tij, e përmbushi këtë detyrë madhështore dhe, përmes Sunetit, ua sqaroi njerëzve atë që iu zbrit nga Zoti i tyre.

Për t'u qartësuar kjo që thamë, duhet të sqarojmë se në kohën e Profetit për dispozitat fetare nuk kishte burime të tjera veç Kuranit dhe Sunetit.

Në Librin e Allahut përmenden bazat e përgjithshme të sheriatit, nuk jepen detaje për çdo dispozitë, në përjashtim të atyre që ishin në përputhje me bazat e përgjithshme, të cilat nuk ndryshojnë paralelisht me ndryshimin e kohës, vendit ose kulturës së shoqërisë. Tërë kjo ka ardhur si rezultat që Kurani famëlartë të realizojë suksesin dhe ngadhënjimin e mbarë njerëzimit, pavarësisht nga ambienti a koha në të cilën ata jetojnë. Kështu, njerëzimi do të gjejë në Kuran garancinë e vet legjislative, me të cilën arrin ngritjen dhe përparimin, si dhe lumturinë e kësaj bote dhe tjetrës.

Krahas këtyre, Kurani përmban shtjellimin e doktrinës e të ritualeve, histori të popujve të mëparshëm, edukatë dhe morale.

Suneti ka ardhur në përputhje me Kuranin fisnik. Ai shpjegon ajetet që janë të paqarta, specifikon ajetet e përgjithshme, definon ajetet e papërcaktuara, shpjegon dispozitat dhe qëllimet e tij. Në anën tjetër, Suneti ka ardhur me dispozita që nuk i ka përmendur Kurani, në themelet dhe bazat e të cilit janë të ndërtuara, rrjedhimisht realizojnë aspiratat e qëllimet e tij. Pra, Suneti është zbatim praktik i asaj që ka ardhur në Kuranin fisnik.

Nga ky këndvështrim, Suneti renditet menjëherë pas Kuranit dhe është sqarues i tij, siç thotë Allahu: **"Ndërsa ty (o Muhamed) të**

**zbritëm Përkujtesën, me qëllim që t'u shpjegosh njerëzve atë që u është shpallur dhe që ata të mendojnë."** (En Nahl, 44)

Raportet e Sunetit me Kuranin mund të klasifikohen në katër forma:

**E para:** Si përforcues i asaj që është përmendur në Kuran, si në rastin e haditheve që urdhërojnë faljen e namazit, zekatit, agjërimit, urdhrit për të qenë i sinqertë, ndalimin e kamatës etj.

**E dyta:** Si sqarues i Kuranit famëlartë, që ka disa forma:

1) Suneti shtjellon ajetet e përgjithshme. Suneti ka shtjelluar gjithë adhurimet që Kurani i ka përmendur në mënyrë të përshtatshme. Kështu, i Dërguari i Allahut shtjelloi kohët e faljes, sa rekate ka çdonjëra prej tyre, mënyrën e faljes dhe shtyllat e namazit. Profeti ka thënë: "Faluni ashtu siç më keni parë mua duke u falur."

Në anën tjetër, Suneti ka shtjelluar edhe veprimet e haxhit, që janë përmendur në Kuran, duke dhënë detaje për dispozitat e tyre. Ai ka thënë: "Që të mësoni nga unë veprimet e haxhit tuaj."

Po ashtu, ka sqaruar zekatin, sa është masa e pasurisë për të cilën nxirret zekat, sa është shuma që duhet të jepet, të mirat materiale për të cilat ka zekat dhe cilat janë masat e tyre prej të cilave bëhet obligim zekati. Këto Kurani i ka përmendur në mënyrë të përgjithshme.

2) Specifikon të përgjithshmen. Shembull për këtë është sqarimi që Profeti i ka bërë ajetit kuranor: **"Allahu ju urdhëron trashëgiminë fëmijëve tuaj: mashkullit i takon aq sa hisja e dy femrave."** (En Nisa, 11)

Ky është një gjykim i përgjithshëm në lidhje me trashëgiminë e fëmijëve nga pasuria e prindërve të tyre, ndërsa Suneti ka përcaktuar se këtu bëhet fjalë për trashëgimtarët që nuk i kanë prindërit profetë

(pra ka përjashtuar profetët nga ky rregull). Profeti ﷺ ka thënë: "Ne, profetët, nuk trashëgohemi. Pasuria që lëmë, jepet sadaka."

3) Definon atë që në Kuranin famëlartë ka ardhur i papërcaktuar. Në fjalën e Allahut: **"Vjedhësit dhe vjedhëses ua pritni duart, si ndëshkim për atë që kanë bërë dhe si dënim nga ana e Allahut."** (El Maide, 38)

Në këtë ajet nuk është përcaktuar ndonjë vend i veçantë i dorës, ndërsa ne e dimë se fjala dorë, në kuptimin e përgjithshëm, përfshin pjesën nga supi deri te gishtat, kështu që Suneti përcaktoi se prerja bëhet deri te kyçi. Kjo u bë e qartë kur Profetit i sollën një hajdut, faji i të cilit u vërtetua dhe, si masë ndëshkuese ndaj atij, ia prenë dorën deri te kyçi.

**E treta:** Suneti vjen si degëzim i një baze të përcaktuar në Kuranin famëlartë. Shembull i kësaj është ndalimi i shitjes së frutave para se të fillojë pjekja e tyre.

Kur Profeti emigroi në Medinë, vuri re se fermerët i shisnin frutat para se të piqeshin dhe asnjëri prej tyre nuk ishte në dijeni të plotë për sasinë dhe vlefshmërinë e tyre. Kur vinte koha e të vjelave, shpeshherë ndodhte që të kishte dhe të papritura klimatike, gjë e cila shpesh çonte në konflikt mes palësh, sepse ndodhte që të bënte acar shkatërrues, të binte ndonjë sëmundje që e shkatërronte lulen dhe, për rrjedhojë, pema nuk jepte asnjë rendiment.

Nisur nga kjo, Profeti e ndaloi shitjen e frutave para se të vërehet pjekja e tyre, duke thënë: "Po nëse Allahu bën që pema të mos ketë fruta, me ç'të drejtë e merr dikush pasurinë e vëllait të tij?" Ky është një degëzim i dalë nga një bazë madhore që është përmendur në fjalën e Allahut: **"O besimtarë, mos e përvetësoni pasurinë e njëri-tjetrit në mënyrë të jashtëligjshme, përveç rastit kur ajo është tregti me pëlqim të dyanshëm."** (En Nisa, 29)

**E katërta:** Suneti ka përmendur dispozita të cilat nuk i ka përmendur Kurani. Përtej asaj që u shpjegua më sipër, Suneti ka ardhur edhe me dispozita të veçanta, të patrajtuara në Kuran. Shembull për këtë është ndalimi i konsumimit të mishit të gomarit, ndalimi i çdo kafshe grabitqare, ndalimi i bashkimit të hallës dhe mbesës së saj tek i njëjti burrë, dispozita rreth ditëve që gruaja duhet të mbajë zi për bashkëshortin e saj etj.

Të gjitha këto janë pjesë të Sunetit, zbatimi i të cilave është detyrë. Të këtij mendimi janë të gjithë dijetarët eminentë të botës islame.

Imam Shafiu (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Atë që i Dërguari i Allahut ka përcaktuar rreth dispozitave që nuk janë përmendur në Kuran, pa dyshim se e ka bërë me gjykimin e Allahut. Kjo, bazuar në atë që ka lajmëruar vetë Allahu, ku thotë: **"Ti, me të vërtetë, udhëzon në rrugën e drejtë, (në) rrugën e Allahut…"** (Esh Shura, 52-53)

Profeti ka vendosur disa dispozita të përbashkëta me Kuranin, siç ka vendosur disa dispozita të tjera që nuk janë përmendur në Kuran, por gjithë këto dispozita Allahu i ka bërë obligim. Madje, pasimin e Profetit e ka konsideruar si bindje të Tij, kurse refuzimin e pasimit të Profetit e ka konsideruar kundërshtim ndaj Tij, gjë për të cilën askush nuk është i justifikuar.

Shejhulislam Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Ajo që është pohuar nga i Dërguari i Allahut në Sunet, është detyrë që ne ta veprojmë, sido që të jetë, edhe nëse është përmendur në Kuran, e ne s'e kemi kuptuar, edhe nëse s'është përmendur në Kuran."

Në një vend tjetër ai thotë: "Profeti ka qenë në përputhje të plotë me Kuranin dhe se çdo gjë që ka ardhur në Sunet shohim se Kurani urdhëron që të ndiqet."

Po ashtu, diku tjetër thotë: "Jo domosdoshmërisht çdo gjë që ka ardhur në Sunet nënkupton se është komentues i Kuranit. Por, pa dyshim, Profeti është ndërmjetës mes Allahut dhe robërve të Tij në lidhje me urdhëresat dhe ndalesat, si dhe me hallallin dhe haramin që Ai ka vendosur."

## Kapitulli i tretë: Shtyllat e Islamit

### Hyrje

Shtyllat e Islamit janë bazat mbi të cilat ngrihet ai, të cilat janë pesë llojesh:

**1.** Dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut;

**2.** Falja e namazit;

**3.** Dhënia e zekatit;

**4.** Agjërimi i Ramazanit;

**5.** Haxhi, vizita e Xhamisë së Shenjtë në Mekë për atë që ka mundësi.

Këto shtylla janë përmendur në hadithin e Abdullah ibn Omerit, i cili përcjell se Profeti ka thënë: "Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla: mbi dëshminë se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, mbi faljen e namazit, dhënien e zekatit, agjërimin e Ramazanit dhe vajtjen në haxh."

Këto janë shtyllat e Islamit në mënyrë të përgjithshme, shtylla këto që i bëjnë muslimanët një popull të devotshëm, të cilët besojnë në fenë e vërtetë e që me krijesat sillen drejt dhe me besnikëri. Ndërkaq, dispozitat e tjera të Islamit janë të vlefshme dhe të rregullta për sa kohë që këto shtylla janë të vlefshme dhe të rregullta.

Po ashtu, gjendja e muslimanëve do të jetë e mirë për sa kohë që raportet e tyre me fenë e vet janë të mira. Kjo mirësi nuk humb e as pakësohet, përveç nëse lënë ose zbehin përkushtimin për fenë e tyre.

Më poshtë do të shtjellojmë gjerësisht secilën shtyllë.

## Shtylla e parë: Dy dëshmitë

Dy dëshmitë janë: dëshmia se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut dhe se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Allahut. Këto dy dëshmi janë shtylla e parë e Islamit.

Në vijim po japim një pasqyrim më të detajuar të kësaj shtylle madhështore të Islamit.

### Kuptimi i dëshmisë La Ilahe il-lallah

Kuptimi i drejtë i kësaj dëshmie është: nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut, sepse fjala ilah në arabisht vjen në kuptimin i adhuruar.

Ndërkaq, pjesa me të drejtë vendoset për faktin se njerëzit kanë adhuruar shumë zota, ndërkohë që Ai i Cili meriton adhurimin i vetëm dhe i pashoq është vetëm Allahu, askush tjetër.

Allahu i Madhëruar thotë: **"Kjo është kështu, sepse Allahu është e Vërteta (i vetmi që meriton të adhurohet), kurse gjithçka që adhurohet përveç Tij, është e pavërteta."** (El Haxh, 62)

### Shtyllat e fjalës La ilahe il-lallah

Dëshmia e besimit i ka dy shtylla:

1- Mohimin, në fjalën: Nuk ka të adhuruar.

2- Pohimin, në fjalën: përveç Allahut.

Me "nuk ka të adhuruar" mohohet çdo hyjni përveç Allahut, kurse "përveç Allahut" pohon se Allahu është Zoti i vetëm që meriton adhurimet, askush tjetër pos Tij.

Ky lloj formulimi ndryshe quhet kufizues, formulim ky i cili është i njohur në gjuhën arabe. Fjalia kufizuese e ka fuqinë e dy fjalive: njëra është fjali mohore, ndërsa tjetra pohore.

Kjo është një ndër mënyrat më të forta për t'u shprehur në gjuhën arabe, sepse asaj i jep fuqi shprehëse dhe e bën të depërtojë në mendje, në mënyrë që të largojë prej saj çdo refuzim a dyshim.

### Kushtet e fjalës La ilahe il-lallah

Kjo dëshmi i ka shtatë kushte:

1. Dituria, e kundërta e së cilës është injoranca;
2. Bindja, e kundërta e së cilës është dyshimi;
3. Sinqeriteti, e kundërta e të cilit është idhujtaria;
4. Vërtetësia, që është e kundërta e përgënjeshtrimit;
5. Dashuria, që është e kundërta e urrejtjes;
6. Dorëzimi, që është e kundërta e kundërshtimit; dhe
7. Pranimi, që është e kundërta e refuzimit.

A mjafton vetëm shqiptimi i dëshmisë La ilahe il-lallah?

Më sipër thamë se kuptimi i kësaj dëshmie është se nuk ka të adhuruar tjetër me të drejtë përveç Allahut. Pra, nuk adhurohet askush tjetër përveç Allahut dhe se nuk lejohet asnjë lloj adhurimi t'i drejtohet dikujt tjetër përveç Allahut.

Së këndejmi, çdokush që e thotë këtë fjalë, duke ia njohur kuptimin, duke punuar me atë që kërkohet nga kjo fjalë, qoftë të mohuarit e idhujtarisë, qoftë pohimi se Allahu është i vetmi Zot me meritë dhe duke qenë i bindur plotësisht në përmbajtjen e saj, atëherë i tilli është musliman i vërtetë. Ndërkaq, ai i cili punon me të pa e shoqëruar me besimin përkatës, atëherë i tilli është hipokrit, kurse ai që vepron të kundërtën e asaj që kërkon kjo dëshmi, është idhujtar, edhe nëse e thotë këtë fjalë.

Nga këtu na bëhet e qartë se vetëm shqiptimi i kësaj fjale madhështore nuk është i mjaftueshëm, por bashkë me të nevojitet që të njihet përmbajtja e kësaj fjale, njëherazi të punohet në përputhje me të.

## Kuptimi i dëshmisë: Muhamedi është i Dërguari i Allahut

Kuptimi i kësaj dëshmie është: t'i bindesh në atë që urdhëron, të largohesh nga ato që ndalon e qorton, ta adhurosh Allahun sipas asaj që ka ligjësuar, të madhërohen urdhrat e tij e kundrejt tyre të mos u jepet përparësi urdhrit të askujt tjetër, kushdo qoftë ai.

## Urtësia pse janë në bashkëvajtje këto dy dëshmi

Urtësia e bashkëvajtjes së dëshmisë "Muhamedi është i Dërguari i Allahut" me dëshminë "Nuk ka zot tjetër me të drejtë përveç Allahut" dhe të qenit e tyre një dëshmi e vetme është se këto dy dëshmi janë baza e pranimit të veprës, sepse feja islame, në tërësi, dhe veprat e saj, në veçanti, pranohen vetëm nëse bëhet me sinqeritet për Allahun dhe duke pasuar të Dërguarin e Allahut.

Kuptimi i kësaj është se askush tjetër nuk meriton të adhurohet përveç Allahut dhe se Ai duhet të adhurohet vetëm me atë që ka ligjësuar i dërguari Muhamed ﷺ.

Përmes sinqeritetit realizohet dëshmia se "nuk ka zot tjetër me të drejtë përveç Allahut", ndërsa me pasimin e Profetit realizohet dëshmia "Muhamedi është i Dërguari i Allahut". Rrjedhimisht, çdonjëra prej këtyre dy dëshmive plotëson tjetrën.

## Shtylla e dytë: Namazi

**1.** Kuptimi i termit falje (salah ose salat) në aspektin leksikor. Në arabisht fjala falje (salah) vjen me kuptimin: lutje, mëshirë, tespih, ruku e sexhde.

Kur falja i atribuohet Allahut, ka kuptimin mëshirë, e, kur u atribuohet melekëve, njerëzve dhe xhinëve, ka kuptimin lutje, sexhde dhe tespih.

Ndërkaq, falja e shpendëve dhe kafshëve vjen me kuptimin tespih.

Fjala (salat) vjen edhe në kuptimet madhërim dhe nderim.

**2.** Kuptimi i faljes në aspektin fetar: adhurim që përmban thënie dhe vepra të veçanta, që fillojnë me tekbir (të shqiptuarit Allahu ekber) dhe mbarojnë me selam.

**3.** Falja është përkufizuar në këtë mënyrë sepse në vetvete përmban lutje, ruku, sexhde, tespih, madhërim etj.

**4.** Kryerja e faljes është adhurim për Allahun, që kryhet në formë dhe kohë të caktuar.

Falja e namazit përbëhet nga shtylla, kushte, vepra obligative e plotësuese, më tej ka veprime që e prishin atë, të cilat, po të përmendeshin të gjitha, do të zgjatej diskutimi, por dijetarët i kanë përmendur në vendet përkatëse.

**5.** Ligjërimi i faljes. Falja e namazit është ligjëruar nëpërmjet Kuranit, Sunetit dhe konsensusit të muslimanëve. Pra, ajo është një ndër veprat që njihet në mënyrë të domosdoshme si pjesë e fesë.

### Pozita dhe vlera e namazit

Pa dyshim, falja e pesë kohëve të namazit ka pozitë të veçantë dhe rëndësi të madhe, madje vlera e saj, krahasuar me veprat e tjera, është e dukshme për disa arsye.

**1.** Pas dy dëshmive, falja është shtylla më e rëndësishme e Islamit.

**2.** Ajo është obliguar në qiell, kurse dispozitat e tjera janë obliguar në Tokë.

**3.** Allahu ia obligoi faljen Profetit drejtpërsëdrejti, pa ndërmjetës, ndërkohë që dispozitat e tjera janë obliguar nëpërmjet engjëjve.

**4.** Falja është shprehja maksimale e adhurimit, nënshtrimit dhe afrimit me Allahun e Lartësuar.

**5.** Falja e namazit përfshin në vetvete format më të larta, më të bukura dhe më të përkryera të adhurimit. Në të ka madhërim, lavdërim e lartësim të Allahut; ka lexim të Kuranit dhe dërgim të salavateve për Profetin, familjen dhe shokët e tij, si dhe lutje për të gjithë robërit e Tij të mirë.

Po ashtu, falja e namazit përbëhet nga qëndrimi në këmbë, rukuja, sexhdja, ulja dhe ngritja; çdo gjymtyrë e trupit, madje çdo nyjë, ka pjesën përkatëse në këtë adhurim, ndërsa kreu i të gjitha këtyre është zemra e vëmendshme.

**6.** Falja e namazit është kënaqësi dhe rehati për shpirtin. Profeti ka thënë: "Nga kjo botë më janë bërë të dashura dy gjëra: parfumi dhe gratë, ndërsa kënaqësinë time e gjej në namaz."

Ibn Kajimi (*Allahu e mëshiroftë!*), duke komentuar këtë hadith, ka thënë: "Profeti tregoi se nga kjo botë i janë bërë të dashura gratë dhe parfumi, pastaj tha: "... ndërsa kënaqësinë time e gjej në namaz."

Kënaqësia është mbi dashurinë, sepse jo çdo gjë ofron kënaqësi, por, kënaqësia arrihet me gjënë më të dashur, që duhet për vetë qenien e tij dhe kjo nuk është për askënd tjetër pos Allahut, të Vetmit, që s'ka shok.

Ai vazhdon më tej e thotë: "Ata që e duan Allahun, namazin e kanë kënaqësi të kësaj bote, sepse në të njeriu i flet Atij që vetëm tek Ai zemra gjen kënaqësi e shpirti rehati... Ata ndiejnë gëzim kur e kujtojnë Allahun, ndihen të lumtur kur i nënshtrohen dhe i binden Atij, sidomos kur e ndiejnë veten afër Tij, ndërsa robi është më së afërmi me Allahun kur është në sexhde. Pikërisht për këtë Profeti ﷺ i thoshte Bilalit: "O Bilal! Na qetëso me namaz."

Kjo tregon se ai kënaqësinë e gjente në namaz. Prandaj, krahasoje këtë gjendje me të atij i cili thotë: Të falemi, që ta heqim qafe (që ta kryejmë sa më shpejt)!!!

Të dashurit e Allahut rehatinë dhe qetësinë e tyre e gjejnë në namaz, ndërsa të shkujdesurit nuk e përjetojnë këtë ndjenjë, madje, për ta, namazi është i rëndë e i vështirë, rrjedhimisht u duket sikur qëndrojnë mbi prush, gjë për të cilën përpiqen ta kryejnë sa më shpejt.

Nëse njeriu do diçka dhe qetësohet në të, e ka të vështirë largimin prej saj, ndërkaq, për atë që zemrën e ka bosh nga dashuria për Allahun dhe botën tjetër e që është i dhënë pas kënaqësive të kësaj bote, pa dyshim, gjëja më e rëndë është namazi dhe gjëja që urren më së shumti është qëndrimi i gjatë në të.

## Shtylla e tretë: Zekati

Kuptimi dhe dispozita e zekatit

**1.** Kuptimi i termit zekat në aspektin leksikor. Fjala zekat në gjuhën arabe d.m.th. zhvillim, fitim, shtim, pastrim, bollëk, investim etj.

**2.** Kuptimi i zekatit në aspektin fetar nënkupton detyrim në pasuri të caktuar, për një grup të caktuar, pasi të ketë kaluar një kohë e caktuar.

**3.** Arsyeja e emërtimit kësisoj. Zekati ka marrë këtë emër sepse është pastrim, shtim dhe rritje e pasurisë.

**4.** Dispozita e dhënies së zekatit. Dhënia e zekatit është obligim fetar. Allahu i Lartësuar thotë në Kuran: **"Faleni namazin dhe jepeni zekatin."** (El Muzemil, 20)

Kushdo që mohon obligueshmërinë e zekatit, del nga feja. Ndërkohë, ata që nuk e japin, bien në një mëkat të madh.

### Rëndësia dhe dobitë e zekatit

Zekati është një ndër shtyllat e Islamit dhe një prej bazave kryesore të tij, gjë të cilën e shpalosin qartë argumentet e Kuranit dhe Sunetit.

Për shkak të vlerës së madhe që ka zekati, Allahu e ka shoqëruar me namazin në tetëdhjetë e dy ajete.

Në anën tjetër, zekati është një ndër vlerat që bart feja islame, e cila nxit për solidarizim, mëshirë, përkrahje, dhembshuri, mbyllje të çdo shtegu që cenon vlerat, si: sigurinë, mirëqenien, mirësitë e kësaj bote dhe lumturinë e botës tjetër.

Allahu, personit që e jep zekatin, ia ka bërë atë pastrim nga veset e ulëta, bie fjala, nga koprracia, njëherazi e ka bërë investim konkret dhe moral. Zekati është ndihmesë që pasanikët ua bëjnë vëllezërve të tyre varfanjakë. Ai është shkak për forcimin e unitetit, për afrimin e zemrave, për pastrimin e tyre nga smira e mendjemadhësia, nga smira që të varfrit ndiejnë kundrejt pasanikëve, si dhe nga mendjemadhësia që të pasurit ndiejnë kundrejt shtresës së varfër.

Nëpërmjet këtij obligimi fisnik shpaloset qartë se Islami është fe e solidaritetit shoqëror, të varfrit, që e ka të pamundur të përballojë jetesën, i siguron mundësinë për të jetuar. Në njërën anë, Islami është fe që i ka dhënë liri të plotë pasanikut në përdorimin e pasurisë së vet, për shkak të lodhjes dhe angazhimit, e, në anën tjetër, i ka obliguar zekatin si ngushëllim për vëllezërit e tij.

Në këtë mënyrë Islami është fe e mesatares. Ai nuk është si komunizmi, i cili është ndërtuar mbi sistemin e shtetëzimit dhe privimit (të individit) e që i jep përparësi bashkësisë në kurriz të individit. Islami nuk është as si kapitalizmi, i cili është ngritur mbi monopolizim e koprraci, i cili i jep përparësi individit në kurriz të bashkësisë.

### Përparësitë ekonomike të zekatit

Zekati është obligim dhe adhurim. Ai ka të mira ekonomike për individin dhe shoqërinë, disa prej të cilave i përmendëm në temën e mësipërme.

Ndër gjërat që e dallon zekatin nga taksat është dhe fakti se, ata të cilëve u obligohet ai, e japin të motivuar fetarisht, ndryshe nga taksat, që jepen nën trysninë e shtetit, gjë për të cilën shumë njerëz u bëjnë bisht dhe nuk i japin sa herë që ka neglizhencë nga zyrtarët përkatës.

**1.** Zekati është një ndër mënyrat e shpërndarjes së të ardhurave dhe pasurisë në shoqëri. Në këtë mënyrë zekati është ndihmë për të varfrit, njëherazi është praktikë e drejtë ekonomike, për të cilën bien dakord gjithë ekonomistët, edhe pse mund të ndajnë mendime të ndryshme rreth përkufizimit dhe praktikave të tij.

**2.** Zekati është nxitës për investime. Secili që ka në dispozicion mjete monetare, ka nevojë t'i investojë në mënyrë që t'i shtojë këto

mjete. Tashmë është e njohur se investimi në cilëndo fushë tërheq përfitime për ekonominë, gjë për të cilën nxisin të gjitha shtetet.

**3.** Zekati është një nga shkaqet që sjell siguri. Ai është shkak që siguron mjedis të përshtatshëm për zhvillim ekonomik. Kjo, se varfëria është një ndër shkaqet që çon drejt krimit, ndërsa zekati lufton varfërinë. Pra, zekati është një ndër shkaqet që parandalon krimin.

**4.** Zekati është faktor që përmirëson statusin social të të varfërve. Kështu, zekati kontribuon në përmirësimin e gjendjes financiare, shëndetësore, arsimore dhe ekonomike. Në këtë mënyrë, zekati kontribuon në shndërrimin e tyre në forcë për zhvillimin ekonomik.

**5.** Zekati kontribuon në zvogëlimin e barrës ekonomike që mban thesari shtetëror për shpenzimet e shtresave në nevojë si: jetimët, njerëzit me nevoja të veçanta ose ata që kanë nevojë për përkujdesje sociale.

## Pasuritë për të cilat jepet zekat

Zekati është obligim të nxirret nga katër gjëra, të cilat janë:

**1.** Paratë, ku hyjnë paratë prej ari e argjendi dhe gjithë paratë bashkëkohore, qofshin prej letre, qofshin prej metali.

**2.** Bagëtitë që kullosin në pjesën më të madhe të vitit, ku bëjnë pjesë: lopët, devetë dhe bagëtitë e imëta, dhentë e dhitë.

**3.** Prodhimi i tokës, ku hyjnë: drithërat, bie fjala, gruri; frutat, bie fjala, hurmat; dhe metalet, bie fjala, hekuri.

**4.** Mallrat tregtare, tek futet çdo mall që është destinuar për shitblerje, me qëllim fitimi.

Këto janë gjërat për të cilat është obligim të jepet zekati, ku për çdonjërin prej këtyre grupeve ka shtjellim të veçantë, që, po t'i

sillnim, do të zgjatej, porse janë shpjeguar qartë në librat e legjislacionit (fikhut) islam.

### Kategoritë përfituese të zekatit

Këtu kemi për qëllim kategoritë që përfitojnë nga dhënia e zekatit, të cilat janë përmendur në fjalën e Allahut të Lartësuar: **“Lëmosha e zekatit u takon vetëm të varfërve, nevojtarëve, atyre që janë ngarkuar në mbledhjen dhe administrimin e tij, atyre që duhet përfituar zemrat, atyre për lirimin e skllevërve, të rënduarve nga borxhet, (luftëtarëve) në rrugën e Allahut dhe udhëtarëve të mbetur rrugëve. Këto janë detyrat e vëna prej Allahut. Vërtet, Allahu është i Gjithëdijshëm dhe i Urtë.”** (Et Teube, 60)

Fjala “u takon” është shprehje kufizuese, që tregon se zekati duhet t’u jepet vetëm këtyre tetë kategorive të përmendura në këtë ajet.

## Shtylla e katërt: Agjërimi

Kuptimi dhe oligueshmëria e agjërimit

**1.** Kuptimi i agjërimit në aspektin leksikor. Në gjuhën arabe agjërimi (sijam) vjen në kuptimin: kufizimi nga të ushqyerit, nga të pirët e nga marrëdhëniet intime. Në arabisht, edhe kufizimi nga fjalët quhet agjërim.

**2.** Ndërkaq, në aspektin fetar agjërimi ka kuptimin: kufizimi nga gjëra të caktuara, me qëllim adhurimi, në një periudhë të caktuar kohore, nga persona të caktuar.

Me fjalët të tjera, themi: lënia e gjërave që prishin agjërimin, nga lindja e agimit deri në perëndimin e diellit, duke pasuar për qëllim adhurimin e Allahut.

Gjërat që prishin agjërimin janë: të ngrënët, të pirët, marrëdhëniet seksuale etj.

**3.** Obligueshmëria e agjërimit. Agjërimi është obliguar në muajin shaban, të vitit të dytë hixhri. Rrjedhimisht, Profeti ﷺ ka agjëruar nëntë herë muajin Ramazan.

Agjërimi i muajit Ramazan është një ndër shtyllat dhe obligimet madhështore të Islamit, për të cilin kanë ardhur argumente në Kuran e në Sunet, për obligueshmërinë e të cilit ka një konsensus mes muslimanëve. Allahu i Madhëruar thotë: **"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të arrini devotshmërinë."** (El Bekare, 183)

Profeti ﷺ ka thënë: "Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla...", dhe, në mes tjerash, përmendi: "agjërimin e Ramazanit".

Ndërkaq, muslimanët unanimisht kanë rënë dakord se, ai që mohon obligueshmërinë e tij, del nga feja.

## Vlerat e agjërimit të Ramazanit

Agjërimi i muajit Ramazan ka vlera të mëdha, si:

**1.** Është shkak për faljen e gjynaheve të mëparshme. Në dy librat e saktë është shënuar se Ebu Hurejra ka përcjellë nga Profeti ﷺ të ketë thënë: "Atij që agjëron Ramazanin me besim dhe duke shpresuar shpërblimin e Zotit, do t'i falen gabimet e mëparshme."

**2.** Është nga shkaqet më të mëdha për arritjen e devotshmërisë. Pikërisht, arritja e devotshmërisë është urtësia kryesore e agjërimit. Allahu i Madhëruar thotë: **"O besimtarë! Ju është urdhëruar agjërimi, ashtu si u ishte urdhëruar atyre para jush, që të mund të arrini devotshmërinë."** (El Bekare, 183)

Dijetari Abdurrahman Sadi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Agjërimi është një ndër shkaqet kryesore për arritjen e

devotshmërisë, sepse në të realizohet bindja në urdhrat e Allahut dhe largimi nga ndalesat e Tij. Pjesë e devotshmërisë është braktisja që agjëruesi i bën çdo gjëje që e ka ndaluar Allahu, përfshirë ushqimin, pijen, marrëdhëniet seksuale etj., të cilat ia do shpirti, porse ai i braktis në shenjë nënshtrimi ndaj Allahut, duke shpresuar shpërblimin e Tij. Kjo është devotshmëria.

Po ashtu, agjëruesi ushtron veten rreth mbikëqyrjes së Allahut. Kështu, ai braktis kënaqësitë e veta, edhe pse mund t'i kryejë, sepse e di që Allahu e vëzhgon.

Në anën tjetër, agjëruesi ia mbyll rrugët shejtanit, sepse shejtani qarkullon te njeriu siç qarkullon gjaku në vena. Prandaj, gjatë agjërimit ndikimi i tij dobësohet dhe në këtë mënyrë besimtari është më larg gjynaheve.

Në përgjithësi, agjëruesi i shton adhurimet, ndërkohë shtimi i adhurimeve është shenjë e devotshmërisë.

**3.** Agjërimi është ruajtje dhe mburojë nga Zjarri. Ebu Hurejra (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) përcjell se Profeti ﷺ ka thënë: "Agjërimi është mburojë."

Dijetari Ebu Bekër ibn el Arabiu (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Agjërimi është mburojë, sepse ai e pengon njeriun nga epshi e nga kënaqësitë dhe se zjarri është i rrethuar me epshe dhe kënaqësi. Kështu, nëse në dynja ai e përmban veten prej tyre, kjo do t'i bëhet pengesë mbrojtëse nga Zjarri në ahiret."

**4.** Era e agjëruesit tek Allahu është më e mirë se aroma e parfumit. Nga Ebu Hurejra është përcjellë se Profeti ﷺ ka thënë: "Era e gojës së agjëruesit është më e mirë tek Allahu se aroma e parfumit."

**5.** Allahu e ka dalluar agjërimin nga veprat e tjera. Ebu Hurejra përcjell se Profeti ﷺ ka thënë: "Çdo vepër e birit të Ademit është

për të, përveç agjërimit. Agjërimi është për Mua dhe Unë shpërblej për të: robi lë dëshirat, ushqimin dhe pijen për hir Timin.”

Kjo, se agjërimi është vepër e fshehtë mes robit dhe Zotit, të cilën nuk mund ta shohë askush tjetër përveç Allahut.

### Sekretet dhe urtësitë e agjërimit

**1.** Agjërimi është si një shkollë ku njeriu merr në dorë drejtimin e vetvetes, kontrollon dëshirat dhe pasionet duke qenë serioz dhe duke lënë anash lojërat e shfrenimet.

**2.** Agjërimi shton te besimtari kujdesin ndaj besnikërisë e sinqeritetit në punët që kryen, rrjedhimisht ai i vepron ato vetëm për hir të Zotit.

**3.** Agjërimi nxit besimtarin për morale të larta e vepra të mira, të cilat e shpijnë drejt mirësjelljes me prindërit, përkujdesjes ndaj familjes dhe sjelljen e mirë me të afërmit dhe fqinjët.

**4.** Agjërimi përmirëson shëndetin në të gjitha aspektet, përmirëson shëndetin trupor, shpirtëror e mendor.

Shëndeti trupor përmirësohet, sepse agjërimi mënjanon lëndët që depozitohen në trup, sidomos tek ata që nuk kanë aktivitet të madh fizik. Mjekët pohojnë se, agjërimi ruan lagështitë kalimtare, pastron aparatin tretës nga helmimet që i shkakton grykësia. Po ashtu, ai shërben për shkrirjen e dhjamërave që janë të dëmshme për zemrën. Kjo është sikurse atrofizmi (dobësimi) i kalit, të cilit i shton forcë dhe qëndresë.

Ndërkaq, përmirëson moralin e agjëruesit, sepse, siç e pohuam, agjërimi është faktor i rëndësishëm për përmirësimin e zemrës dhe pastrimin e shpirtit.

Edhe përmirësimi i shëndetit mendor është një tjetër dobi e agjërimit, sepse agjërimi ndikon në aftësinë e njeriut për të menduar.

Ai i mundëson të arsyetojë drejt dhe të mendojë për urdhëresat, ndalesat e urtësitë e Zotit.

Në këtë mënyrë, agjëruesi zhvillon të menduarit, ndriçohet nga drita e Zotit të tij, i përgjigjet thirrjes së Tij dhe përmbush nënshtrimin ndaj Tij.

I tilli del nga agjërimi me një personalitet të ri, me mendje të ndritur, duke qenë kështu larg cilësive shtazarake, duke u ngritur në gradat e lumturisë dhe pushtetit.

## Shtylla e pestë: Haxhi

Nocioni dhe dispozita e haxhit

**1.** Kuptimi i termit haxh në aspektin leksikor. Në gjuhën arabe, haxh do të thotë qëllim, synim.

**2.** Kuptimi i haxhit në aspektin fetar. Synimi i Xhamisë së Shenjtë (Qabesë), për të kryer rituale të caktuara, në kohë të caktuar.

Pra, të mësysh qytetin e Mekës në sezonin e haxhit, për t'i kryer ritualet e haxhit, të cilat janë: vendosja e qëllimit, rrotullimi shtatë herë rreth Qabesë, ecja midis kodrinave Safa dhe Merva shtatë herë, qëndrimi në Arafat etj.

**3.** Dispozita e haxhit. Haxhi është një ndër shtyllat dhe bazat kryesore të Islamit.

Për obligueshmërinë e haxhit ka pohuar Kurani, hadithi dhe konsensusi i muslimanëve.

Allahu thotë në Kuran: **"Dhe vizita (për haxh) e kësaj Faltoreje (është detyrë) për këdo që ka mundësi ta përballojë rrugën."** (Al Imran, 97)

Ndërkaq, në dy librat e saktë të hadithit, përcillet nga Ibn Omeri se Profeti ﷺ ka thënë: "Islami është ndërtuar mbi pesë shtylla..." dhe, mes tjerash, ka përmendur haxhin.

Haxhi obligohet vetëm një herë në jetë, për atë që ka mundësi. Ebu Davudi ka shënuar në Sunenin e tij, përcjellë nga Ibn Abasi, se Profeti ﷺ ka thënë: "Haxhi është një herë në jetë. E, atij që e kryen më tepër, do t'i shkruhet si vepër vullnetare."

## Përfitimet e haxhit

Pa dyshim, haxhi ka të mira të jashtëzakonshme, urtësi të mëdha e begati të panumërta. Përfitimet e haxhit janë të dukshme, qoftë në nivel individual, qoftë në atë shoqëror. Për të argumentuar këtë që thamë do të mjaftonte fjala e Allahut, i Cili thotë në Kuran: **"Thirri njerëzit për haxh: ata do të vijnë në këmbë dhe me deve prej të gjitha viseve të largëta, që të dëshmojnë dobitë e tyre dhe të përmendin Emrin e Allahut në ditët e caktuara mbi kafshët (për kurban), të cilat ua ka dhuruar Ai."** (El Haxh, 27-28)

Fjala e Allahut: "... që të dëshmojnë dobitë e tyre..." përmbledh mirësitë e kësaj bote dhe të botës tjetër.

Dijetari Abdurrahman es Sadi (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Në mënyrë që të përfitojnë në Faltoren e shenjtë dobi fetare, si adhurimet me vlerë dhe ato që kryhen ekskluzivisht në të, por edhe dobi të kësaj bote, si: përfitimet monetare përmes tregtisë, dëshmitarë për të cilën jemi të gjithë."

# Kapitulli i katërt: Shtyllat e besimit

## Hyrje

Feja islame është doktrinë dhe legjislacion (dispozita). Më lart përmendëm disa legjislacione të tij, ku folëm për shtyllat e Islamit, të cilat përbëjnë bazat e legjislacionit.

Ndërkaq, besimi islam përfshin çdo gjë që ka ardhur prej Allahut dhe Profetit të Tij, qoftë pohim, mohim a dispozitë, qoftë njoftim për çfarë ka në botën e përtejme.

Bazat e besimit (akides) janë gjashtë:

**1.** Besimi në Allahun;
**2.** Besimi në engjëjt;
**3.** Besimi në Librat e shenjtë.
**4.** Besimi në profetët;
**5.** Besimi në botën e përtejme;
**6.** Besimi në caktimin e Allahut, qoftë i mirë, qoftë keq.

Në temat e mëposhtme do të përpiqemi të japim një shpjegim më të detajuar rreth këtyre shtyllave.

## Shtylla e parë: Besimi në Allahun e Madhëruar

### Kuptimi i besimit në Allahun e Lartësuar

Besimi në Allahun është besim i palëkundur në ekzistencën e Allahut, në atë se Ai është Zoti dhe Sunduesi i universit, se Ai është Krijuesi i vetëm, i vetmi që meriton të adhurohet, pa i shoqëruar askënd në adhurim, si dhe të besosh se çdo gjë që adhurohet në vend

të Tij është e kotë dhe do të shkojë huq. Po ashtu, besimi se Ai posedon cilësi të përsosura e atribute madhështore dhe se Ai është i pastër nga çdo e metë a mangësi.

Nga sa thamë më sipër, bëhet e qartë se besimi në Allahun realizohet me katër gjëra:

**1.** Besimi në ekzistencën e Allahut, që arrihet duke besuar plotësisht se Allahu ekziston, ekzistencë kjo së cilës nuk i ka paraprirë mosekzistenca e as nuk do t'i vijë fundi.

**2.** Besimi në zotërimin e Allahut, duke qenë i bindur në zotërimin e Tij dhe se Ai nuk ka ortak në krijim, zotërim e përkujdesje, të cilat, që të gjitha, janë domosdoshmëri e zotërimit.

**3.** Besimi në emrat dhe cilësitë e Tij, duke besuar se Atij i përkasin emrat më të bukur dhe cilësitë më të përkryera, pa i mohuar, pa i ngjasuar a krahasuar me cilësitë e krijesave.

**4.** Besimi se vetëm Ai meriton të adhurohet, duke e njësuar Atë në adhurim. Pra, të gjitha adhurimet e robërve t'i dedikohen vetëm Atij e të mos i kushtohen ndokujt tjetër përveç Tij, asnjë lloj adhurimi.

### Frytet e besimit në Allahun

Besimi në Allahun jep fryte madhështore, të cilat i sjellin dobi i individit dhe shoqërisë islame njëherazi, mirësi këto që përfshijnë begatitë e kësaj bote dhe botës tjetër. Ndër frytet më të mëdha janë: siguria, udhëzimi, të qenët mëkëmbës në Tokë dhe ofrimi i fuqisë dhe krenarisë.

Ndër frytet e mëtejme të besimit janë: mirëqenia, begatia, udhëzimi drejt çdo të mbarësie, ruajtja nga dështimet dhe arritja e kënaqësisë dhe ndihmës së Allahut.

Pra, gjithë mirësia e dynjasë dhe ahiretit është një prej fryteve të besimit, njëherazi humbja dhe dështimi janë pasojë e humbjes a zbehjes së besimit.

## Argumentet logjike që mbështesin besimin në Allahun e Madhëruar

Argumentet për njëshmërinë e Allahut janë të shumta, madje si argument mes tyre do të mjaftonte dëshmia e Allahut për Veten e Tij, i Cili thotë: **“Allahu dëshmon, e po ashtu edhe engjëjt, edhe njerëzit e dijes, se nuk ka zot tjetër që meriton të adhurohet përveç Tij, duke mbajtur drejtësinë. S’ka zot tjetër përveç Tij, të Plotfuqishmit, të Urtit.”** (Al Imran, 18)

Rreth njëshmërisë së Allahut dhe veçimit të Tij me krijim, furnizim, e adhurim ka dëshmuar natyrshmëria, feja, logjika dhe shqisat.

Logjika e shëndoshë argumenton njëshmërinë e Allahut, duke na bërë të qartë se, të gjitha krijesat kanë nevojë për dikë që t’i krijojë dhe t’i sjellë në ekzistencë, sepse krijesat nuk mund të krijojnë vetveten, sikurse nuk mund të krijohen si rezultat i një rastësie. Pra, këto krijesa është e pamundur të vetekzistojnë, sepse diçka nuk mund të vetëkrijohet. Kjo, se ajo para se të ekzistonte, ishte asgjë. Atëherë, si mund të jetë krijuese?!

Edhe shqisat janë një argument për njëshmërinë e Allahut, përmes të cilave shohim shumëllojshmërinë e ngjyrave, shijeve, gjuhëve, aromave të bimëve etj.

Të gjitha këto dëshmi së bashku janë argument për ekzistencën e Allahut, njëherazi tregojnë për njësimin e të qenit të Tij Zot, i Adhuruar me meritë dhe i Cili veçohet me emrat dhe cilësitë e Tij,

si dhe që kush i shoqëron Atij dikë në njërën prej tyre, i ka shoqëruar në të gjitha.

## Shtylla e dytë: Besimi në engjëjt

**1.** Engjëjt janë botë që hyn tek e panjohura. Ata janë të krijuar prej dritës dhe adhurojnë Allahun e Lartësuar pa ndërprerë. Engjëjt nuk kanë cilësi hyjnore: nuk krijojnë e nuk furnizojnë, prandaj nuk lejohet të adhurohen krahas Allahut e as në vend të Tij.

Allahu i Lartësuar i ka bërë engjëjt t'i binden plotësisht urdhrave të Tij, si dhe u ka dhënë fuqi për t'i kryer ata. Engjëjt janë të shumtë në numër, numrin e të cilëve nuk e di askush pos Allahut.

**2.** Besimi në engjëjt përmbledh besimin në ekzistencën e tyre dhe çdo gjë që kemi mësuar prej emrave, cilësive dhe detyrave të tyre.

**3.** Besimi në engjëjt mundëson njohjen e madhështisë së Allahut, forcën e zotërimin e Tij, si dhe nxit për të falënderuar Zotin.

**4.** Tekstet fetare janë shprehur qartazi se engjëjt kanë trupa, (pra, nuk janë vetëm shpirtra).

**5.** Lidhja mes engjëjve dhe bijve të Ademit është e fortë. Një ndër format e kësaj lidhjeje është se engjëjt vendosen si kujdestarë (nga Allahu) gjatë krijimit të njeriut, ata janë ruajtës për të dhe i nxisin njerëzit që të bëjnë vepra të mira. Engjëjt regjistrojnë punët e tyre, u afrohen besimtarëve dhe i urrejnë jobesimtarët.

## Shtylla e tretë: Besimi në Librat e shenjtë

**1.** Fjala libër (kitab) në kuptimin gjuhësor. Kuptimi literal i kësaj fjale në gjuhën arabe është grumbullim, mbledhje.

**2.** Ndërkaq, në terminologjinë fetare me fjalën libra është për qëllim gjithë librat që Allahu i Lartësuar ua ka zbritur të dërguarve të Tij si mëshirë dhe udhëzim për krijesat, në mënyrë që të arrijnë lumturinë në këtë botë dhe në botën tjetër.

**3.** Besimi në Librat përfshin besimin se ata kanë zbritur nga Allahu. Ata të cilëve ua dimë emrat, duhet t'i besojmë të tillë, me emrat përkatës, kurse ata të cilëve nuk ua dimë, i besojmë në mënyrë të përgjithshme. Po ashtu, u besojmë të gjitha lajmeve të vërteta që përfshijnë ata, si lajmet e Kuranit dhe të gjitha lajmet e librave të tjerë qiellorë që nuk janë shtrembëruar ose tjetërsuar, si dhe punojmë në përputhje me ta. Kurani i ka anuluar gjithë librat dhe shpalljet e mëparshme.

**4.** Besimi në Librat ka vlerë tepër të madhe dhe jep fryte tejet të rëndësishme.

**5.** Librat qiellorë kanë zbritur për një qëllim të vetëm, që të adhurohet vetëm Allahu, pa i shoqëruar Atij asnjë krijesë dhe për të qenë program për njerëzit që jetojnë në tokë; që të jenë për ta udhëzim drejt çdo të mire dhe për të qenë dritë e jetë me të cilat ngjallen shpirtrat e tyre, largohen errësirat dhe u ndriçohen rrugët e jetës.

**6.** Librat qiellorë përputhen sa u përket burimit e qëllimit, çështjeve të doktrinës, parimeve universale, drejtësisë, barazisë, luftës kundër korrupsionit, thirrjeve për moralet e mira dhe shumë adhurimeve.

**7.** Librat qiellorë kanë një dallim të pjesshëm, ndonëse përputhen në çështjet themelore. Dallimi midis tyre është në numrin e namazeve, shtyllat dhe kushtet e tyre, masat për të cilat bëhet obligim zekati, vendet e pelegrinazhit, të cilat janë të ndryshme ndërmjet legjislacioneve.

Ka raste kur Allahu lejon diçka në një legjislacion, porse të njëjtën çështje e ndalon në legjislacionet e tjera. Tërë kjo për shkak të urtësive që i di Allahu, prandaj nuk është e domosdoshme t'i dimë edhe ne.

Në fund legjislacioni islam erdhi si përmbyllës, duke pasur si parim lejimin e të mirave dhe ndalimin e të këqijave.

Ndër cilësitë me të cilat dallohet legjislacioni përmbyllës (Islami) është gjithëpërfshirja e tij për të gjithë njerëzit deri në Ditën e Gjykimit, duke dalluar kështu nga legjislacionet e tjera, të cilat kanë qenë të kufizuara (të veçanta) për disa popuj e kohë të caktuara.

**8.** Libri më i madh qiellor është Kurani, pastaj Teurati dhe Ungjilli. Për Kuranin thamë dy fjalë më sipër.

Në parim, Teurati është një libër i madh, të cilin Allahu ia zbriti profetit Musa (*alejhi selam*), porse Teurati që kemi sot ka pësuar ndërhyrje duke u ndryshuar, devijuar, shtuar e hequr prej tij.

Edhe Ungjilli, parimisht, është një libër madhështor, të cilin Allahu ia zbriti profetit Isa (*alejhi selam*), ndërsa Ungjilli i ditëve tona ka pësuar të njëjtat gjëra sikurse Teurati.

## Shtylla e katër: Besimi në profetët

**1.** Profetësia, në aspektin fetar, është: veçori të cilën e përfiton një person pasi përzgjidhet nga Allahu, duke i zbritur shpallje dhe duke e urdhëruar që ta përcjellë atë te njerëzit.

**2.** Profetësia është ndër pretendimet më të mëdha, të cilën ose e pretendon gënjeshtari më i madh, ose njeriu më besnik. Profetësia vërtetohet me argumente të ndryshme, ku ndër më të mëdhatë janë: mrekullitë, veprat madhështore, moralet e larta dhe sjellja shembullore.

Cilido që pretendon profetësinë dhe ndihmohet nga Allahu me mrekulli, njihet për besnikëri dhe devotshmëri, morale të mira e sjellje shembullore, pa dyshim se i tilli është profet, të cilit i shpallet dhe gëzon ndihmën e Allahut.

Ndërkaq, ai i cili posedon cilësitë e përkundërta me të parin, pa dyshim që është gënjeshtar, mashtrues dhe pretendon profetësinë rrejshëm. Domosdoshmërisht Allahu i Lartësuar do ta demaskojë një person të këtillë.

**3.** Profetët janë njerëz si gjithë të tjerët, porse atyre u zbulohet shpallja dhe nuk zotërojnë asnjë cilësi zotërimi a hyjnie.

Profetët përjetojnë gjithë ato që përjetojnë njerëzit e tjerë si: sëmundjen, vdekjen, nevojën për ushqim e ujë etj.

Allahu i Lartësuar i ka cilësuar dhe vlerësuar profetët si njerëz që e adhurojnë Atë në formën më të lartë të adhurimit.

**4.** Profetësia është zgjedhje e Allahut dhe nuk vjen duke e përvetësuar e as duke u përpjekur. Profetët janë ajka dhe më të mirët e njerëzimit.

**5.** Muslimanët shprehen njëzëri se profetët janë të pagabueshëm në lidhje me përcjelljen e shpalljes dhe atë që kumtojnë nga Zoti i tyre. Ata nuk lënë mangët asgjë nga ajo të cilën ua shpall Allahu dhe nuk harrojnë asgjë prej saj, në përjashtim të asaj që shfuqizohet.

**6.** Besimi në profetët përfshin besimin se mesazhi që kanë sjellë është vërtet prej Zotit të Madhërishëm. Po ashtu, atyre që ua dimë emrat, duhet t'u besojmë me emrat e tyre, e atyre që nuk ua dimë, u besojmë përgjithësisht. Gjithashtu, duhet t'u besojmë lajmeve që janë vërtetuar se i kanë thënë ata dhe të punojmë sipas sheriatit të profetit që është dërguar te ne, në rastin tonë, Muhamedit, pas të cilit nuk ka profet tjetër.

**7.** Besimi në profetët ngërthen dobi të shumta. Ndër dobitë më të mëdha është se shihet mëshira e Allahut dhe përkujdesja e Tij për robërit, ashtu që u dërgoi profetë për t'i udhëzuar në rrugën e Zotit dhe për t'i mësuar si duhet ta adhurojnë Zotin, sepse mendja njerëzore nuk ka mundësi që ta njohë vetvetiu.

**8.** Me përfundim të shpalljes është për qëllim mbarimi i shpalljes nga ana e Allahut, ndërprerja e lajmeve qiellore. Domethënë, të besohet se dërgimi i profetëve ka mbaruar me profetin Muhamed dhe se shpallja prej qiellit ka mbaruar me vdekjen e tij, besim ky i cili është thelbësor në doktrinën e muslimanëve dhe se, ai që pretendon ndryshe nga kjo, është jobesimtar, që nuk i beson Allahut dhe përgënjeshtrues ndaj Profetit të Tij. Për këtë ka dëshmuar Kurani, Suneti dhe konsensusi i muslimanëve.

**9.** Mrekullia, çështje e jashtëzakonshme

Është ajo që ndodh ndryshe nga çka janë mësuar njerëzit, që është jashtë mundësisë së tyre.

## Shtylla e pestë: Besimi në Ditën e Fundit

**1.** Dita e Fundit është Dita e Kiametit, ditë kjo kur do të ringjallen njerëzit për t'u marrë në llogari dhe për t'u shpërblyer a ndëshkuar, varësisht nga veprat e tyre.

**2.** Besimi në këtë ditë nënkupton që të besohet prerazi se ajo do të vijë dhe të besohet çdo gjë që është thënë se do të ndodhë atë ditë dhe të punohet sipas asaj që motivon besimi në po këtë ditë.

**3.** Besimi në Ditën e Kiametit ka rëndësi të posaçme, sepse është një ndër shtyllat e besimit për shkak se është cekur shumë shpesh në tekstet fetare dhe për lidhjen që ka me besimin në Allahun, si dhe për lavdërimet e shumta që u janë bërë atyre që e besojnë dhe

nënçmimeve të shumta që u janë bërë atyre që e mohojnë. Po ashtu, ngase është quajtur me shumë emra dhe janë shkruar shumë vepra duke pasur atë si subjekt.

**4.** Besimi në Ditën e Kiametit sjell përfitime të mëdha, morale të larta, adhurime të larmishme e mirësi të çmuara, nga të cilat përfitojnë individi e shoqëria, si në këtë botë, ashtu dhe në botën tjetër.

**5.** Rënia e bririt është fryrja që bën engjëlli Israfil në bririn që i është besuar si detyrë për t'i rënë asaj kur vjen koha e Kiametit.

Sa herë i bihet bririt? Dy herë:

1) Rënia e vdekjes, përkatësisht rënia e cila bën që të vdesin të gjithë njerëzit. Kjo ndodh kur Allahu jep lejen e Tij për të marrë fund çështja e kësaj bote, urdhëron engjëllin Israfil (*paqja qoftë për të!*) për t'i rënë bririt, e në atë rast vdes çdo gjallesë që jeton në Tokë e në qiell, përveç atij që Zoti dëshiron të mos vdesë, ndërsa toka bëhet djerrinë, kodrat bëhen hi e pluhur, ndodhin të gjitha ngjarjet për të cilat Allahu ka treguar në Librin e Tij, veçanërisht përshkrimi që ka ardhur në kaptinat Infitar dhe Tekvir. Kjo e rënë ndryshe quhet "rënia e shtangies" (Sak), "rënia e tmerrit" (fez'un), dhe "tronditësja".

2) Rënia e ringjalljes, përkatësisht fryrja në bri nga e cila njerëzit ngrihen nga varret për të dalë përpara Zotit të botëve. Kjo e rënë ndryshe quhet "rënia e fundit" (ukhra) e edhe "rënia vijuese" (radifeh).

**6.** Besimi në ringjalljen. Për këtë dëshmon Kurani, Suneti, konsensusi, logjika, natyra e shëndoshë njerëzore, si dhe përkon me urtësinë që Zoti t'i ringjallë këto krijesa për t'i marrë në llogari për obligimet me të cilat i ka ngarkuar ata.

**7.** Kiameti (Ngritja) është një prej emrave të kësaj dite. Është quajtur kështu ngaqë krijesat ngrihen prej varreve të tyre, ose ngaqë do të qëndrojnë para Zotit të tyre.

**8.** Dita e Kiametit është një ditë e madhe dhe e frikshme. Njeriu s'do të përjetojë ditë të ngjashme me të, për shkak të frikës e tmerrit që përjetohet atë ditë. Atë ditë prishen marrëdhëniet ndërnjerëzore, Dielli u afrohet krijesave shumë.

**9.** Llogaridhënia është njoftimi që Allahu ua bën njerëzve me veprat e tyre, qofshin të mira, qofshin të këqija.

**10.** Mënyra e kësaj llogaridhënieje. Pa u zgjeruar në këtë çështje mund të thuhet se Zoti i Madhërishëm do t'i detyrojë njerëzit të qëndrojnë para Tij, duke i njoftuar për krimet që kanë kryer, për punët që i kanë bërë, për fjalët që i kanë thënë, si dhe ua shpalos gjendjen në të cilën kanë qenë në këtë botë, qoftë besim a mosbesim, sevap a gjynah, udhëzim a devijim, më pas shpërblimin a ndëshkimin përkatës që meritojnë për shkak të asaj që kanë vepruar.

**11.** Llogaridhënia e lehtë dhe llogaridhënia e vështirë. Këtu hyjnë llogaridhënia që bëhet për nderim, llogaridhënia për fajësim e qortim, ose llogaridhënia për falje e shpërblim. Ndërkohë, Ai i Cili do ta bëjë këtë është më Bujari i gjithë bujarëve, më i Mëshirshmi i mëshiruesve, më i Urti i të urtëve.

**12.** Parimet sipas të cilave njerëzit merren në llogari

Drejtësia absolute, askush nuk merret në përgjegjësi për fajin e tjetrit. Njerëzit do të kenë mundësi t'i shohin vetë veprat e tyre. Gjithashtu, parim tjetër është se shumëfishimi bëhet për veprat e mira, jo për të këqijat.

**13.** Populli i parë që merret në llogari është umeti i Muhamedit, ndërsa namazi është gjëja e parë për të cilin kërkohet llogaridhënie.

Ndërkaq, në lidhje me konfliktet që kanë pasur njerëzit mes vete, gjykimi i parë me të cilin fillohet janë vrasjet.

**14.** Peshorja është diç të cilën Allahu e vendos në Ditën e Kiametit për t'i peshuar veprat e robërve. Urtësia e kësaj është të shpaloset drejtësia e Zotit të Madhëruar.

**15.** Librat e veprave janë regjistrat e fletushkat në të cilat janë shënuar veprat, ndërsa kuptimi i shpërndarjes së fletushkave, siç përmendet në tekstet fetare, është se do të shfaqen në Ditën e Kiametit. Do të ketë të tillë që librin e veprave të tyre do ta marrin me dorën e djathtë, si dhe nga ata që do ta marrin me dorën e majtë, pas shpinës. Besimtari librin e vet e merr me dorën e djathtë, nga përpara, e në atë rast gëzohet e lumturohet, kurse jobesimtari e merr me dorën e majtë, nga mbrapa, e në atë rast mallkon vetën i dëshpëruar.

**16.** Pellgu është një pellg uji që zbret nga Keutheri, që gjendet në fushën ku do të qëndrojnë krijesat në Ditën e Kiametit.

**17.** Përshkrimi i këtij pellgu: Është një pellg i madh, një burim që vjen nga lumi Keuther që është në Xhenet. Uji i tij është më i bardhë se qumështi, më i ftohtë se bora, më i ëmbël se mjalti, më i këndshëm se aroma e parfumit. Enët e tij janë sa yjet në qiell. Ai është jashtëzakonisht i madh. Gjatësia e tij është një muaj distancë, po aq është edhe gjerësia e tij dhe anët e tjera. Sado që pihet prej tij, prapë ai mbetet i tillë, e, ai që pi në të, qoftë dhe një gllënjkë, pas saj kurrë më nuk ndien etje.

**18.** Besimtarët e sinqertë janë ata të cilëve do t'u mundësohet të arrijnë tek ai, kurse ata që do të refuzohen janë ithtarët e risive, ata që kanë ndryshuar fenë. I Dërguari i Allahut tregon: "Unë do t'ju paraprij te Pellgu dhe do të kërkoj me ngulm që disa personave t'u mundësohet të arrijnë, mirëpo nuk do të mundem. Atëherë do të

them: “O Zot , shokët e mi, shokët e mi!” Do të thuhet: “Ti nuk e di çfarë kanë shpikur pas vdekjes sate.” Shënojnë Buhariu dhe Muslimi. Në versionin e Muslimit qëndron: “Ti nuk e di çfarë kanë vepruar pas teje.” Atëherë do të them: “Le të dëbohet! Le të dëbohet ai që ka ndryshuar pas meje.” Gjithashtu, në një version tjetër të Muslimit qëndron: “Do të thotë: “Ti nuk e di çfarë kanë vepruar pas teje. Ata vazhdimisht dezertonin nga feja.”

**19.** Sirati (Ura) është një urë që shtrihet mbi Xhehenem, për të kaluar njerëzit sipër saj për të shkuar në Xhenet.

**20.** Përshkrimi i Siratit. Kanë ardhur disa hadithe. Ndër ta është hadithi i gjatë që transmeton Ebu Said Hudriu në të cilën thuhet: “I është thënë Profetit: “Ç’është ura? Vend ku këmbët rrëshqasin, në të ka kanxha, grepa dhe gjemba, si gjembaçi i Sadanit që gjendet në Nexhd.”

Ebu Saidi thotë: “Jam njoftuar se Ura është më e hollë se floku, më e mprehtë se shpata.” Kalimi i njerëzve mbi Sirat do të bëhet sipas veprave të tyre. Disa do të kalojnë sa hap e mbyll sytë, disa do të kalojnë si rrufeja, disa si era, disa si një kalorës i shpejtë, disa si udhëtimi me devenë, disa duke vrapuar, disa duke ecur, disa duke u zvarritur dhe do të ketë të atillë që do të kapen me kanxhë e do të hidhen në Zjarr. Ura e Sratit do të ketë grepa që do t’i kapin njerëzit në bazë të veprave që kanë kryer, ndërsa ai që do ta kalojë Siratin, do të hyjë në Xhenet.

**21.** Besimi në Xhenetin dhe Xhehenemin nënkupton besim të palëkundur në ekzistencën e tyre, se janë të krijuar dhe se Allahu do të bëjë që të ekzistojnë përjetësisht, nuk do të zhduken e nuk do të shuhen asnjëherë. Këtu hyn edhe besimi në çdo begati që gjendet në Xhenet, si dhe në dënimet që do të bëhen në Zjarr.

## Shtylla e gjashtë: Besimi në paracaktimin (kaderin)

**1.** Të besosh kaderin do të thotë të besosh në diturinë gjithëpërfshirëse të Zotit, se ka shkruar çdo gjë që do të ndodhë, se çdo gjë që ndodh është me vullnetin e Tij dhe se ka krijuar çdo gjë.

**2.** Të besuarit në caktimin e Zotit, në formën e duhur, sjell mirësi të çmuara për individin e shoqëritë, në të dyja jetët.

**3.** Për besimin në caktimin e Zotit dëshmon Kurani, tradita profetike, konsensusi, natyra e shëndoshë njerëzore, logjika dhe realiteti.

**4.** Besimi në kaderin bazohet në katër shtylla, të cilat, njëherazi, njihen si shkallët e kaderit. Ato janë: dituria, shkrimi, vullneti dhe krijimi.

**5.** Muslimani e ka obligim t'i besojë vendimit e përcaktimit të Zotit dhe të besojë në ligjin e Zotit, urdhëresat e ndalesat. Ai duhet t'i besojë lajmit të Tij dhe t'i bindet urdhrit të Tij. Po qe se bën ndonjë vepër të mirë, le ta falënderojë Allahun dhe le ta dijë se kjo ka qenë me caktimin e Tij; po qe se ka bërë ndonjë mëkat, le t'i kërkojë falje Allahut. Muslimani e ka obligim ta besojë, por nuk është obligim për çdonjërin që t'i dijë në detaje çështjet e kaderit.

**6.** Besimi në kaderin në asnjë mënyrë nuk mohon vullnetin e njeriut për të vepruar dhe mundësinë për të bërë zgjedhje. Përkundrazi, ai ka vullnet dhe mundësi për të vepruar, të cilat pasojnë vullnetin e fuqinë e Zotit dhe realizohen në saje të tyre.

**7.** Marrja e masave nuk bie ndesh me besimin në vendimin e caktimin e Zotit, madje në këtë mënyrë vetëm plotësohet ky besim.

**8.** Argumentimi me kaderin lejohet vetëm në fatkeqësi, assesi për vazhdimin në gjynahe.

## Kapitulli i pestë: Shembuj nga mrekullitë e të Dërguarit të Allahut, Muhamedit ﷺ

Allahu i Lartësuar bëri që të ndodhnin mrekulli madhështore përmes duarve të profetit Muhamed ﷺ, mrekulli të qarta që mahnitin kërkuesin e së vërtetës, i cili, kur i vështron ato, e kupton se janë prova të dërguara nga Allahu për të vërtetuar profetësinë e Profetit ﷺ.

Disa dijetarë i kanë numëruar këto mrekulli dhe janë munduar t'i përcaktojnë ato, të cilat rezultuan të jenë më shumë se një mijë sosh. Po ashtu, janë shkruar shumë libra nga dijetarët, të cilët i kushtuan kujdes të veçantë kësaj sfere duke i shpjeguar e duke i vënë në pah ato.

Pa asnjë fije dyshimi, mrekullia më e madhe që i është dhënë Profetit tonë, Muhamedit ﷺ, madje mrekullia më e madhe dhënë ndonjë profeti tjetër ndonjëherë, është Kurani fisnik. Ai, Kurani famëlartë, është mrekulli e përhershme deri në Ditën e Gjykimit, që nuk i kanoset as ndryshim e as tjetërsim, siç thotë Allahu i Lartësuar: **"Ai është vërtet një Libër i madhërueshëm. Atij nuk mund t'i afrohet gënjeshtra nga asnjëra anë. Kjo është shpallje prej një të Urti që meriton të gjitha lavdet."** (Fusilet, 41-42)

Përveç mrekullisë së Kuranit të madhërishëm, që i është dhënë profetit Muhamed ﷺ, Allahu bëri që edhe shumë mrekulli të tjera të ngjajnë përmes duarve të tij ﷺ. Por, meqenëse nuk kemi shumë hapësirë për t'u futur më në detaje, do të mjaftohemi duke i sqaruar kalimthi disa prej tyre, siç janë:

**1.** Mrekullia e ndarjes së Hënës. Kjo është nga mrekullitë më të mëdha fizike (që perceptohen me shqisa), që dëshmon vërtetësinë e profetësisë së tij ﷺ.

Kjo mrekulli ngjau atëherë kur jobesimtarët, paganët e Mekës, i kërkuan Profetit ﷺ t'u shfaqë atyre ndonjë mrekulli. Atëherë, ai ﷺ me lejen e Allahut ua tregoi Hënën të çarë në dy pjesë.

Për këtë mrekulli Allahu na tregon në Kuran kur thotë: **"Ora (e Kiametit) u afrua dhe Hëna u ça! E megjithatë, sa herë që shohin ndonjë mrekulli, ata kthejnë kurrizin dhe thonë: "Kjo është në vazhdën e magjive të tij!"** (Edh Dharijat, 1-2)

Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Përmendja e afrimit të Kiametit dhe çarjes së Hënës, si dhe specifikimi i Hënës me këtë mrekulli nga yjet ose planetët e tjerë, është bërë se Hëna është më afër Tokës sesa Dielli apo yjet e tjera. Çarja e saj dhe jo e planetëve të tjerë të kozmosit është bërë se fiziku i trupit të saj është i shndritshëm, rrjedhimisht vërehet pa asnjë mëdyshje nga çdokush që e shikon." Derisa thotë: "Profeti ﷺ e lexonte këtë sure - suren el Kamer, ku në fillim të saj përmendet kjo mrekulli - në vendtubimet e mëdha të njerëzve, bie fjala, për namazin e xhumasë ose të dy bajrameve, më qëllim që njerëzit të dëgjojnë për këto mrekulli që dëshmojnë profetësinë e tij ﷺ, për argumentet që ka në to dhe që pastaj të reflektojnë. Të gjithë njerëzit e pranuan këtë ndodhi dhe nuk e mohoi askush, absolutisht. Së këndejmi, çarja e Hënës ishte e njohur për të gjithë njerëzit."

Në koleksionin e haditheve të sakta të Muslimit është përcjellë se Omeri (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) e ka pyetur Ebu Vakid el Lejthiun: "Cilat sure i lexonte Profeti ﷺ në dy bajramet?" Ai iu

përgjigj: “Në namazin e dy bajrameve lexonte suren Kaf dhe el Kamer.”

Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*), duke e komentuar këtë, thotë: “Është më se e njohur se, sikur mos të kishte ndodhur çarja e Hënës, të parët që do ta përgënjeshtronin do të ishin besimtarët, e të mos flasim për armiqtë jobesimtarë e hipokritë. Po ashtu, dihet se Profeti ishte njeriu më vigjilent që njerëzit ta besojnë dhe ta pasojnë atë. Sikurse të mos çahej Hëna, nuk do t'i njoftonte ata e as do t'ua rikujtonte atyre vazhdimisht kështu, duke e bërë atë çarje provë të profetësisë dhe shenjë mrekullie të tij.”

Buhariu, në koleksionin e tij të haditheve të sakta, shënon një hadith nga Enesi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), që ka thënë: “Banorët e Mekës i kërkuan të Dërguarit të Allahut ﷺ që t'u shfaqë atyre ndonjë mrekulli. Kështu, ai ua tregoi Hënën e çarë në dy pjesë, derisa mes saj e shihnin kodrën Hira.”

Tirmidhiu shënon se Xhubejr ibn Mutimi ka thënë: “U nda Hëna teksa ishim në Mekë, saqë njëra pjesë e saj ishte mbi këtë kodër, kurse tjetra mbi kodrën tjetër. Pastaj njerëzit thanë: “Muhamedi na bëri magji.” Një person tha: “Sikur t'ju kishte bërë magji juve, atëherë nuk do të kishte mundësi t'u bëjë të gjithë njerëzve.”

Bejhekiu transmeton nga Ibn Mesudi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) se ka thënë: “Kur jobesimtarët e Mekës, paganët, e panë Hënën e çarë në dysh, thanë: “Kjo është magji! Le t'i pyesim udhëtarët! Nëse edhe ata e kanë parë atë që keni parë ju, atëherë kjo është e vërtetë, e, nëse ata e përgënjeshtrojnë këtë ndarje të Hënës, atëherë kjo është magji.” Kështu, i pyetën udhëtarët të cilët mbërritën në Mekë nga çdo anë, përgjigjja e të cilëve ishte: “Po, e kemi parë.”

Pasi Ibn Kethiri (*Allahu e mëshiroftë!*) solli shumë argumente mbi vërtetësinë e kësaj ndodhie, tha: “Ndarja e Hënës në dysh është

vërejtur në shumë vende të ndryshme të botës. Thuhet që u shkrua në histori në disa vende të Indisë dhe se një ndërtesë u ndërtua po atë natë dhe në histori u shënua si nata e ndarjes së Hënës."

Ndërkaq, për mosvërejtjen e kësaj ndodhie nga disa njerëz në pjesë të tjera të Tokës ai e arsyeton duke thënë: "Mbase kjo ndodhi ka rastisur në netët e dimrit, kur njerëzit zakonisht qëndrojnë brenda shtëpive ose ishte vranët në shumë vende të Tokës."

Kjo është përmbledhtazi diçka rreth mrekullisë së ndarjes së Hënës.

**2.** Mrekullia e Israsë dhe Miraxhit. Mrekullia që bëri Zoti duke bartur profetin Muhamed ﷺ nga Xhamia e Shenjtë (në Mekë) në Xhaminë e Largët (Aksaja në Kuds), si dhe duke i grumbulluar të gjithë profetët e tjerë aty, dhe më pas Profeti u priu atyre si imam në namaz.

Allahu, në Librin e tij famëlartë, për këtë ndodhi thotë: **"I lavdëruar qoftë Ai që e barti robin e Tij (Muhamedin) natën nga Xhamia e Shenjtë (në Mekë) në Xhaminë e Largët (të Jerusalemit), rrethinën e së cilës e kemi bekuar, për t'i treguar atij disa nga mrekullitë Tona."** (El Isra, 1)

E, prej aty nga Xhamia e Aksasë (në Kuds) u bart në qiejt e lartë, ku i pa mrekullitë e mëdha të Zotit të tij, pa engjëllin Xhibril në formën e tij reale siç është krijuar nga Allahu, derisa arriti te Sidretul Muntehaja. Kështu ai ﷺ i kaloi shtatë palë qiejt dhe Allahu i foli dhe e afroi.

Allahu i Lartësuar këtë të vërtetë e përshkroi kur thotë: **"Vallë, a do ta kundërshtonit atë për çfarë ka parë, ndërkohë që ai e ka parë atë edhe një herë tjetër, te Sidretul Muntehaja, ku ndodhet Xheneti i Strehimit. Kur Sidrën çfarë nuk e mbulonte?! Shikimi i tij nuk u shmang dhe as nuk e kaloi caku**

**, por ai pa disa nga mrekullitë më madhështore të Zotit të tij!"** (En Nexhm, 12-18)

Kurejshët, jobesimtarë atëbotë, e mohuan ketë shenjë mrekullie të Profetit besnik ﷺ të Israsë dhe Miraxhit. Atëkohë karvanëve iu duheshin javë të tëra ecjeje që të mbërrinin në Kuds dhe të ktheheshin prej tij. Vallë, si është e mundur për një njeri të udhëtojë vajtje-ardhje brenda një pjesë të natës! Vërtet e çuditshme! Po, me të vërtetë është e çuditshme. Mirëpo, kjo çudi tretet kur e kuptojmë se Ai që e barti është Allahu, që është i Gjithëfuqishëm për çdo gjë.

**3.** Shtimi i ushqimit nga duart e tij ﷺ. Nga rastet e shumta që ngjau kjo mrekulli është edhe ajo që rrëfen Enesi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), kur thotë: "Ebu Talhai i tha Umu Sulejmit: "E dëgjova zërin e Profetit ﷺ, ishte zë i dobësuar. E kuptova që e kishte nga uria. A ke ndonjë gjë nga ushqimi?"

"Po", - iu përgjigj Umu Sulejmi dhe nxori një kulaç nga elbi, pastaj një shami të saj. Kështu, e mbështolli bukën me të dhe këtë bukë të mbështjellë e vuri nën rrobën time dhe e lidhi pjesën tjetër të shamisë së mbetur për mua. Pastaj më tha të shkoja tek i Dërguari i Allahut ﷺ, kështu që shkova dhe e gjeta Profetin ﷺ të ulur në xhami me shokët e tij. U afrova dhe qëndrova afër tyre.

"Të dërgoi Ebu Talhai?" - më tha Profeti ﷺ. "Po", - i thashë. "Me ushqim të dërgoi?" - pyeti Profeti ﷺ. "Po", - iu përgjigja.

Pastaj i Dërguari i Allahut ﷺ u tha shokëve të tij: "Ngrihuni." Ata u ngritën dhe unë u nisa bashkë me ta derisa mbërritëm tek Ebu Talhai. U parapriva dhe e njoftova çfarë ngjau.

"O Umu Sulejm, ka ardhur Profeti me gjithë shokët e tij, ndërsa ne nuk kemi ushqim për të gjithë", - iu drejtua Ebu Talhai gruas së tij. Ajo tha: "Allahu dhe i Dërguari i tij e dinë më së miri."

Ebu Talhai doli që ta takojë Profetin. Më pas Ebu Talhai bashkë me Profetin hynë në shtëpi. Profeti ﷺ tha: "O Umu Sulejm, na sill përpara çfarëdo që ka nga ushqimi."

Kështu, Umu Sulejmi solli bukën, ku Profeti ﷺ urdhëroi që të copëtohet, pastaj Umu Sulejmi nxori nga një enë lëkure gjalpin, të cilin e shtypi dhe e përzjeu bukën me të. Pas kësaj Profeti ﷺ tha disa fjalë nga ato që Allahu deshi t'i thoshte (që ta begatojë ushqimin).

"Lejoni të hyjnë dhjetë persona", - urdhëroi Profeti ﷺ.

Iu dhanë leje, andaj hynë dhjetë persona e u ushqyen derisa u ngopën. Pastaj dolën ata dhe hynë dhjetë të tjerë. Kështu, u ngopën që të gjithë shokët e Profetit ﷺ, që numerikisht ishin shtatëdhjetë-tetëdhjetë burra."

Ndërkaq, në një version tjetër të ngjarjes, vazhdon rrëfimi: "Pastaj u ushqye Profeti ﷺ, Ebu Talhai, Umu Sulejmi dhe Enesi. Megjithëkëtë, teproi ushqim me bollëk, të cilin ua dhuruam komshinjve." (Ngjarjen e shënojnë Buhariu dhe Muslimi).

**4.** Shtimi i ujit dhe rrjedhja e tij ndërmjet gishtërinjve të tij të ndershëm. Këtë mrekulli e hasim shumë nga Profeti ﷺ. Mund të veçojmë atë që e transmeton Xhabir ibn Abdullahu (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), i cili thotë: "Në ditën e Hudejbijës njerëzit ndien etje të madhe, ndërsa para Profetit ﷺ ishte një kovë e vogël me ujë, ku, pasi mori abdes, njerëzit nxituan drejt tij dhe i thanë se nuk kishin ujë për të marrë abdes a për të pirë, përveç nga uji që ishte në kovën e tij. Më pas, Profeti ﷺ e vuri dorën e tij në kovë, sakaq uji gurgulloi nga gishtat e tij sikur të ishte nga kroi. Pastaj pimë dhe morëm abdes të gjithë."

"Sa ishit në numër?" - u pyet Xhabiri. "Sikur të ishim njëqind mijë, do të na mjaftonte, mirëpo ishim një mijë e pesëqind", iu përgjigj ai. (Hadithin e shënon Buhariu).

**5.** Mjekimi që u bëri të sëmurëve dhe shërimi i tyre me lejen e Allahut. Ndër këto raste është mjekimi që ai ﷺ i bëri atij të cilit i ishte thyer këmba, siç shënon Buhariu, përcjellë nga Bera ibn Azibi, i cili thotë: "Profeti ﷺ dërgoi një grup tek Ebu Rafi. Abdullah ibn Utejku hyri në shtëpinë e tij, natën. Ai ishte në gjumë, kështu që e mbyti atë. "E shpova me shpatën time, saqë i doli nga shpina dhe u binda që e mbyta atë", - tregon Abdullah ibn Utejku dhe vazhdon rrëfimin: "Pastaj u ktheva që t'i hapja dyert, derisa mbërrita te shkallët. Kështu, vendosa këmbën, e cila m'u thye. Nata shndriste nga drita e Hënës. Më pas e mbështolla atë me pëlhurën e çallmës dhe shkova te shokët e pastaj te Profeti ﷺ, e në atë rast ia tregova ngjarjen. Ai më tha: "Shtrije këmben." E shtriva e ai e preku, pastaj m'u shërua, saqë pothuajse nuk më kishte ndodhur asgjë.

Gjithashtu, shërimi i syrit të Aliut (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*,) me lejen e Allahut, siç shënojnë Buhariu dhe Muslimi se Sehël ibn Sadi transmeton e thotë: Në ditën e Hajberit Profeti ﷺ tha: "Këtë flamur nesër do t'i dhuroj një njeriu që Allahu do ta sjellë fitoren përmes duarve të tij. Ai e do Allahun dhe të Dërguarin e tij, e edhe Allahu dhe Profeti e duan atë." Kur të nesërmen njerëzit gdhinë, shkuan te Profeti ﷺ, secili duke shpresuar për veten e tij se do t'ia dhurojë flamurin. Më pas, Profeti ﷺ pyeti: "Ku është Ali ibn Ebu Talibi?" Iu përgjigjën: "Ai ka të sëmurë sytë e tij." Profeti ﷺ tha: "Shkoni tek ai." Më pas e sollën Aliun (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) dhe Profeti ﷺ pështyu në syrin e tij, sakaq u shërua thua se më herët nuk kishte fare dhimbje. Kështu, ia dha flamurin e pastaj Aliu (*Allahu qoftë i*

*kënaqur me të!*) tha: “O i Dërguari i Allahut, a t’i luftoj ata derisa të bëhen sikurse ne?!” Atëherë Profeti ﷺ e porositi: “Afrohu tek ata me qetësi e ngadalë, derisa të arrish afër fushës së tyre, pastaj thirri ata që ta pranojnë Islamin dhe tregoju çfarë obligimesh kanë ndaj Allahut. Betohem në Allahun se, po të udhëzojë Allahu një njeri nëpërmjet teje, do të jetë më mirë për ty sesa të kesh deve të kuqe.” Ndërkohë devetë e kuqe janë ndër devetë e rralla, pasuri kjo me të cilën atë kohë krenoheshin arabët.

**6.** Përshëndetja e gurit dhe dhënia selam Profetit ﷺ. Muslimi, përcjellë nga Xhabir ibn Semure, shënon se Profeti ﷺ ka thënë: “Unë njoh një gur në Mekë që më përshëndeste me selam para se të më vinte shpallja. Edhe sot e njoh atë.”

**7.** Përshëndetja e pemëve e kodrave dhe dhënia selam Profetit ﷺ. Tirmidhiu shënon se Ali ibn Ebu Talibi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) ka thënë: “Isha me Profetin ﷺ në Mekë dhe dolëm në periferi të saj. Pranë çdo peme e kodre që kalonim, e përshëndesnin Profetin ﷺ duke i thënë: “Esselamu alejke, o i Dërguari i Allahut!.”

Këta janë ca shembuj mrekullish të Profetit ﷺ. Ai që dëshiron të shfletojë më shumë shembuj të këtillë, le t’u referohet librave që flasin enkas për këto mrekulli, siç janë librat “Dela’il en-nubuveh” (Mrekullitë e profetësisë), me autorë Ebu Naim el Asbahanin, el Bejhekiun dhe Ibn Ebu Dunjanë, ose libra të tjerë të shumtë, pa përjashtuar librat biografikë ose librat e haditheve me gjithë llojet e tyre që i trajtojnë këto mrekulli të Profetit ﷺ brenda kaptinave të biografisë së të Dërguarit të Allahut ﷺ.

## Kapitulli i gjashtë: Çështje mbi diturinë e së fshehtës (gajbi)

Besimi në të fshehtën është ndër cilësitë më të veçanta të besimtarëve, ngase ata u besojnë të gjitha kumtesave, të cilat i sollën e i përcollën profetët nga Allahu i Lartëmadhëruar.

Çështjet e perceptuara nuk kufizohen vetëm me materien, ngase, kur ateistët i besuan vetëm materies, çështjet e perceptuara i vunë brenda një rrethi shumë të ngushtë. Si rrjedhojë, atë që e perceptuan me shqisat dhe provat e tyre, e pranuan, e çdo gjë jashtë këtyre dy rrugëve e refuzuan.

Si pasojë e këtij besimi, ata i mohuan dituritë e së fshehtës, metafizikën, atë që kumtuan profetët dhe çfarë u shpall nga librat hyjnorë.

Pa dyshim, ky pretendim i tyre është i kotë dhe bie ndesh fetarisht, e refuzon logjika e shëndoshë dhe provat e qarta. Pra, çështjet e perceptuara assesi nuk kufizohen vetëm përmes shqisash, ngase kemi rrugë të tjera njohjeje, bie fjala, për lajmet e besueshme, pa dyshim, lajmet më të besueshme dhe të vërteta janë shpallja e Allahut, ku ka shpjegim dhe shtjellim për çdo gjë. Sikur t'i krahasojmë dituritë e perceptuara përmes shqisave me ato të atyre me të cilat erdhën profetët, do të ishin si ca pika nga oqeanet e pafundme.

Si guxon njeriu t'i kufizojë rrugët e njohjes vetëm në shqisa, kur ka gjëra që njerëzit i besojnë, edhe pse nuk i shohin ato. Për shembull, shpirti, edhe pse nuk shihet, me të dalë nga njeriu, trupi i tij mbetet thjesht një kufomë. Vallë, a ka dikush që e mohon shpirtin

duke argumentuar se ai nuk bëka pjesë në gjërat e perceptuara përmes shqisave?!

Po ashtu, rrymën, e ka parë ndokush? Jo, por njerëzit i shohin vetëm reflektimet dhe ndikimet e saj. Atëherë, a duhet të jetë më e lehtë që t'i besojmë rrymës dhe më afër konfirmimit të saj sesa t'i besojmë Allahut, Krijuesit të saj dhe të shumë sekreteve të tjera të këtij kozmosi?

## Tema e parë: Bota e xhinëve dhe shejtanëve

**1.** Bota e xhinëve dallon nga bota njerëzore dhe ajo e engjëjve, ndonëse me botën njerëzore ka gjëra të përbashkëta, siç është aftësia e njohjes, e të menduarit ose logjikës dhe e zgjedhjes së rrugës, së mirës ose së keqes. Megjithatë, natyra e xhinëve bie ndesh me bërthamën dhe lëndën kryesorë të krijimit të njeriut.

**2.** Kuptimi gjuhësor i emërtimit të xhinëve nënkupton diçka të fshehtë dhe të mbuluar nga sytë tanë.

**3.** Lënda prej së cilës janë krijuar xhinët është zjarri, ashtu siç na njofton Allahu i Lartësuar në Librin e Tij fisnik: **"Kurse para tij kemi krijuar xhinët nga zjarri pa tym."** (El Hixhr, 27) **"Ndërsa xhinët i krijoi prej flakës së zjarrit."** (Er Rrahman, 15)

**4.** Shejtani, i cili përmendet dendur në Kuran, është nga bota e xhinëve. Në fillim, ai e adhuronte vetëm Allahun dhe banonte me engjëjt në qiell, saqë hyri në Xhenet, por pastaj u rebelua e nuk iu bind Allahut që t'i bjerë në sexhde Ademit (*alejhi selam*), refuzoi nga kryelartësia e mendjemadhësia. Rrjedhimisht, Allahu e largoi dhe e shporri nga mëshira e Tij.

**5.** Shejtani është krijesë. Ai që vështron me vëmendje atë çfarë na flet Kurani dhe hadithet në lidhje me të, e kupton se shejtani

është një krijesë që logjikon, kupton dhe lëviz. Pra, nuk është ashtu siç pretendojnë disa naivë, se gjoja shejtani është shpirti i keq i përfaqësuar në instinktin e natyrës njerëzore, që e merr pushtetin e tij - kur merr drejtimin e zemrës së tij - nga shpirti i lartë shembullor.

**6.** Pa dyshim, xhinët, përfshirë edhe ata shejtanë, do të vdesin. Argument për këtë kemi fjalën gjithëpërfshirëse të Allahut: **"Çdo gjë që është në Tokë, do të zhduket, e do të mbetet vetëm Fytyra (Qenia) e Zotit Tënd, plot Madhëri dhe Nderim."** (Er Rrahman, 26-27)

Ndërkaq, sa i përket moshës së jetesës së tyre, nuk e dimë, përveçse Allahu na ka treguar se Iblisi i mallkuar do të jetojë derisa të bëhet Kiameti, duke thënë: "Iblisi tha: **"Zoti im, më jep afat deri në ditën kur ata do të ringjallen!" Zoti tha: "Sigurisht që do të të jepet afat deri në një ditë të caktuar."** (El Hixhr, 36-38)

**7.** Xhinët jetojnë në këtë tokë sikurse ne. Më së shumti grumbullohen në gërmadha dhe shkretëtira e fusha të pabanuara, në vende të ndyta siç janë vendet ku kryhen nevojat fiziologjike, tualetet, grumbujt e mbeturinave, varrezat dhe të ngjashme, të cilat janë strehimore të shejtanëve.

Pikërisht për këtë, ka ardhur ndalesa për faljen e namazit në tualet, ngase është vend që përmban papastërti, si dhe ndalesa e faljes së namazit në varreza, si parandalim nga shirku.

**8.** Allahu i ka krijuar xhinët për po të njëjtën arsye që i ka krijuar njerëzit: **"Xhinët dhe njerëzit i kam krijuar vetëm që të Më adhurojnë."** (Edh Dharijat, 56)

Rrjedhimisht, xhinët janë të ngarkuar me urdhra e ndalesa. Ai që nga radhët e tyre i bindet Allahut, do të hyjë në Xhenet, e, kush rebelohet e nuk i bindet Allahut, do të hyjë në Xhehenem, siç vërtetohet nga argumente të shumta.

## Tema e dytë: Shejtani dhe i biri i Ademit

Shejtani ka pushtet mbi njerëzit, sidomos ka lidhje me ata të cilët i nënshtrohen dhe i binden atij duke i bërë gjynahe Allahut të Lartësuar.

Në mes shejtanit dhe njeriut ka luftë dhe beteja të njëpasnjëshme. Në vijim do të cekim disa çështje që shtjellojnë lidhjen mes shejtanit dhe njeriut.

**1.** Shejtani lëviz në trupin e njeriut ashtu siç lëviz gjaku.

**2.** Shejtanët e marrin pushtetin e njeriut që ta devijojnë atë nga rruga e drejtë. Allahu, me urtësinë dhe fuqinë e Tij, ua ka mundësuar atyre këtë pushtet, ndonëse pushteti i tyre herë forcohet, herë dobësohet, varësisht nga fuqia e besimit të besimtarit. Kështu, kur besimtari e ka besimin e lartë e të fuqishëm, pushteti i shejtanit dobësohet, dhe anasjelltas. Shejtanët i kanë përparësitë e tyre dhe pikët e dobëta. **"... dinakëria e djallit është e dobët!"** (En Nisa, 76)

**3.** Kur robi i Allahut forcohet në Islam, ashtu që besimi i skalitet në zemrën e tij dhe i respekton kufijtë e Allahut me përpikëri, atëherë shejtani frikësohet nga ai dhe ia mbath me të katra.

**4.** Caku final që shejtani synon nga njeriu është që ta shpjerë në Zjarr të Xhehenemit e ta pengojë që të hyjë në Xhenet. E, nëse nuk e arrin këtë, atëherë mundohet gjithqysh që ai të mos arrijë grada të larta në Xhenet.

**5.** Shejtani përdor lloj-lloj mënyra për t'i devijuar njerëzit, prej të cilave po veçojmë: zbukurimi i së kotës, emërtimi i gjërave me emra joshës, shmangia e përshkallëzuar nga udha e drejtë, futja te njeriu përmes gjërave që i pëlqen, ose depërtimi te njeriu nëpërmjet pikave të fshehura të dobësisë së tij.

**6.** Shejtani mbërrin te zemra e njeriut përmes rrugës së pëshpëritjeve. Pra, shejtani ka mundësi të arrijë te mendimet e njeriut në një mënyrë që ne nuk e perceptojmë e as e dimë natyrën e saj.

**7.** Kur njeriu t'i ndërmarrë masat që e mbrojnë atë nga shejtani i mallkuar, me gjithë armiqësinë e tij të ashpër, kurthet e tij të mëdha dinake dhe këmbënguljen e tij që ta shmangë njeriun nga udha e drejtë, ai dëbohet e ikën kokulur e i poshtëruar. Ndër këto masa, veçojmë përmbledhtas: të pasurit kujdes dhe të qëndruarit në gatishmëri, ndjekja dhe kapja për Librin e Allahut dhe Sunetin profetik, kërkimi i mbrojtjes së Allahut të Lartësuar me sinqeritet të plotë kundër dëmit të shejtanit të mallkuar, vigjilenca në përmendjen e Allahut, njohja e rrugëve djallëzore për të mos rënë në to, nxënia e diturisë së dobishme, kërkimi i shpeshtë i faljes nga Allahu dhe pendimi prej gjynaheve e shumë shkaqe të tjera që të ndihmojnë ta përzësh shejtanin e mallkuar.

**8.** Prej krijimit të shejtanit ka shumë urtësi, disa prej të cilave janë përmendur në këtë libër. Ndër urtësitë më të mëdha mund të cekim se është sprovimi i besimtarëve dhe vënia në pah e fuqisë së Allahut për t'i krijuar gjërat e kundërta.

## Tema e tretë: Vdekja, jeta e varrit dhe varri

**1.** Vdekja e kundërta dhe antonimi i jetës. Ajo përkufizohet si ndarje dhe shkëputje e shpirtit, që në atë rast arrihet një ndërrim gjendjeje dhe kalim në botën tjetër.

**2.** Jeta e varrit është jeta që vjen pas vdekjes deri në ringjallje.

**3.** Varri është vendi ose gropa e gërmuar në tokë, ku varroset njeriu. Ndërkaq, sprova e varrit është pyetjet që i parashtrohen

njeriut nga engjëjt (melekët) pasi të varroset, pyetet për Zotin e tij, fenë dhe Profetin.

**4.** Sprova e varrit ngjan kur i vdekuri të varroset në varr, të cilit i kthehet shpirti dhe pyetet kështu: kush është Zoti yt?, cila është feja jote?, kush është Profeti yt?

Besimtari përgjigjet: Zoti im është Allahu, feja ime është Islami dhe Profeti im është Muhamedi ﷺ. Jobesimtari përgjigjet: Hë, hë..., nuk e di! Ndërkaq, hipokriti përgjigjet: Nuk e di, dëgjoja njerëzit tek thoshin diç dhe unë thosha si ata.

**5.** Begatimi dhe dënimi në varr. Fjala është për mirësitë, begatitë ose dënimin në varr, që bëhet si rezultat i sprovës së varrit, pra, përgjigjeve në pyetjet në fjalë. Kështu, besimtarët e vërtetë kanë begati e mirësi në varr, kurse jobesimtarët bashkë me hipokritët aty e përjetojnë dënimin.

**6.** Jeta e varrit është botë e fshehtë për njeriun dhe besohet asisoj, pa u futur në detajet a natyrën se si bëhet ajo.

**7.** Begatimi a dënimi në jetën e varrit përfshin çdokënd që vdes, qoftë i varrosur, qoftë i pavarrosur, ndërsa emërtimi i kësaj jete me përcaktorin "e varrit" është se, në parim, shumica e të vdekurve varrosen.

**8.** Begatimin a dënimin në jetën e varrit e përjetojnë trupi së bashku më shpirtin.

**9.** Dënimi i varrit është dy llojesh: njëri është përgjithmonë, kurse tjetri është për një kohë të caktuar për gjynahqarët muslimanë, e më pas ndërpritet.

**10.** Shkaqet e dënimit në varr mund t'i përmbledhim në: padituria për Allahun, duke mos i respektuar urdhrat e Tij dhe duke i shkelur kufijtë që ka vënë Ai.

**11.** Ndërkaq, shkaqet e begatimit në jetën e varrit janë të kundërtat e mësipërme, pra, dituria për Allahun duke i respektuar urdhrat e Tij dhe duke i përfillur kufijtë që ka vënë Ai.

## Tema e katërt: Shenjat e Kiametit

**1.** Ndodhia e Kiametit është afër dhe do të ndodhë pa dyshim, ndërsa kohën e saj e di vetëm Allahu.

**2.** Qëndrimi i duhur karshi shenjave të Kiametit bëhet duke i besuar ashtu siç janë kumtuar përmes shpalljes, pa u sforcuar në gjurmimin apo analizimin e tyre duke i zbritur në rrafshin e jetës së përditshme. Mirëpo, shpjegimin e tyre ia lëmë kohës, që të mos ngutemi e të mos flasim për to pa dituri e të na hidhen fytyrës kur të shpaloset e fshehta, duke i pasuar kështu paraardhësit tanë të mirë (selefët), të cilët i besuan tekstet hyjnore dhe na i përcollën ato me plot besueshmëri e përpikëri. Ndërkaq, ata nuk morën turr që t'i specifikojnë shenjat e Kiametit sipas mendimeve të tyre ose të bëjnë me hamendje renditjen e disave para të tjerave. Në këtë mënyrë, shpëtojmë nga tekat e disa njerëzve, të cilët luajnë rolin e analistit, duke lidhur disa çështje e ndodhi të paralajmëruara para fundit të kësaj bote me shenjat e Kiametit dhe ngjarjet e tanishme. Kështu, radhitën ndodhitë njëra pas tjetrës, aq sa sollën përfundime që shkaktuan shumë çrregullime e cenime të shenjtërive.

**3.** Si epilog i kësaj çështjeje, ne i besojmë shenjat e Kiametit, porse zbërthimin e tyre ia lëmë kohës, ajo i shpalos.

**4.** Ndodhitë e Kiametit janë shenjat e tij, të cilat i paraprijnë Kiametit. Ato tregojnë se ai është afër dhe se pas këtyre shenjave bëhet Kiameti dhe përfundon dynjaja e shkatërrohet.

**5.** Shenjat e Kiametit ndahen në dy lloje: në të vogla dhe në të mëdha. Të voglat janë ndodhitë e zakonshme, që zhvillohen për kohë të gjatë, kurse të mëdhatë janë ndodhitë e jashtëzakonshme dhe zhvillohen në kohë të shkurtër, njëpasnjëshëm, pothuajse nuk ka ndërprerje prej njëra-tjetrës, siç janë: dalja e Dexhalit, zbritja e profetit Isa (*alejhi selam*), shfaqja e jexhuxhëve dhe mexhuxhëve, lindja e diellit në perëndim dhe perëndimi i tij në lindje.

# Kapitulli i shtatë: Çështje në lidhje me gjynahet, pendimin dhe lutjen

Duke u nisur nga natyra njerëzore, sheriati islam mori parasysh se njeriun e kaplon shkujdesja, mangësia e, në përgjithësi, dobësia njerëzore, dhe kështu bie në gjynahe, të cilat janë shkaku më i madh për sprovat dhe dënimin në dynja e ahiret.

Nga kjo pikënisje, sheriati i pastër erdhi me sqarimin e botëkuptimit të gjynaheve, llojit të tyre, dëmit dhe pasojave të tyre, në mënyrë që robërit e Allahut të kenë kujdes dhe të shpëtojnë nga ligësitë e tyre.

Gjithashtu, sheriati përshkroi ilaçin për shërimin dhe shpëtimin nga pasojat shkatërruese, qofshin gjynahe të mëdha, qofshin të vogla. Pa asnjë fije dyshimi, ilaçi më i madh për gjynahet është pendimi dhe kthimi tek Allahu i Madhëruar.

Në anën tjetër, domosdoshmëria e robit që t'i lutet Zotit të tij është jashtëzakonisht e madhe, thelbësore. Lutja është vetë adhurimi, është rruga drejt lumturisë. Rrjedhimisht, kush këmbëngul për t'iu lutur Zotit të tij, atij do t'i hapen dyert e mirësisë e do të shpëtojë nga goditja e ligësive dhe fatkeqësive.

Në vijim do të sqarojmë shkurtimit tematikat në fjalë:

## Tema e parë: Çështje rreth gjynaheve

Gjynahet janë mëkatet, mosbindjet ndaj Allahut, përkatësisht kalim i kufijve të Tij. Ato, në përgjithësi, ndahen në të vogla dhe në të mëdha.

Gjynahet kanë rezultate të dëmshme, pasoja të mëdha shkatërruese mbi individët a bashkësitë, xhematet.

## Tema e dytë: Çështje rreth pendimit

**1.** Pendimi është braktisja e gjynahut, duke ditur shëmtinë dhe neverinë e tij, duke ndier keqardhje për kryerjen e tij, me vendosmëri që të mos kthehet përsëri në të nëse i jepet mundësia ta veprojë, duke u munduar të kompensojë aq sa ka mundësi nga veprat, ose të zëvendësojë nga ajo që i ka ikur nga të obliguarat. Tërë këto, nën hijen e sinqeritetit dhe vërtetësisë vetëm e vetëm për Allahun, duke shpresuar në shpërblimin e Tij, njëherazi duke u frikësuar nga dënimi i Tij.

Në mënyrë që pendimi të jetë i vlefshëm, duhet të bëhet para se njeriut t'i vijnë çastet e fundit të vdekjes, ose para se të lindë Dielli në perëndim, kur dhe mbyllen portat e pranimit të pendimit.

**2.** Porta e pendimit është e hapur për të gjithë. Allahu e ka lënë hapur dhe ka urdhëruar e ka nxitur për pendim. Po ashtu, ka premtuar se do ta pranojë pendimin, qoftë nga jobesimtarët, hipokritët, renegatët, zullumqarët, ateistët a tepruesit në gjynahe, nga të gjithë.

**3.** Pendimi ka mirësi të shumta, sekrete të mrekullueshme dhe dobi madhështore, një prej të cilave është falja e gjynaheve, madje shndërrimi i tyre në vepra të mira për atë që pas pendimit qëndron i paepur në rrugën e drejtë. Po ashtu, qetësia e rehatia shpirtërore dhe çlirimi nga poshtërsia e gjynaheve.

## Tema e tretë: Çështje rreth lutjes

**1.** Lutja është të bërët dua Allahut në kërkim të mirësive që gjenden tek Ai, i përulur para Tij, duke iu përgjëruar që të ta përmbushë kërkesën e të të shpëtojë nga më e frikshmja.

**2.** Ta lutësh Allahun ka një mori dobish madhështore dhe fryte të shkëlqyeshme, prej të cilave është se lutja konsiderohet adhurim më vete, është ndër gjërat më të vlefshme e më të veçanta tek Allahu, është nga shkaqet e zgjerimit të gjoksit dhe lumturisë. Gjithashtu, lutja ndikon në parandalimin e fatkeqësive ose largimin e tyre pasi të zbresin.

**3.** Ndër shkaqet që të të përgjigjet lutja janë: sinqeriteti gjatë lutjes, dëshira e flaktë që të të pranohet lutja, këmbëngulja, mendimi i mirë për Allahun e mosnxitimi, si dhe largimi nga lutja e ndaluar.

# Kapitulli i tetë: Sistemi politik në Islam

## Tema e parë: Koncepti i sistemit politik

**1.** Sistemi politik përbën një pjesë të njohjes së politikës fetare. Ai është njohje e sistemit të qeverisjes dhe mënyrës së zgjidhjes së udhëheqësit, njohja e të drejtave dhe obligimeve të tij, si dhe marrëdhënies që ekziston midis udhëheqësit e popullit dhe marrëdhëniet midis shteteve në luftë e në paqe sipas sheriatit.

**2.** Sistemi politik në Islam shquhet me disa veçori, disa prej të cilave janë: është sistem hyjnor, gjithëpërfshirës, botëror, mesatar, real, është në harmoni me natyrën e pastër njerëzore.

## Tema e dytë: Gjyqësori në Islam

**1.** Gjyqësori në sheriat; sqarimi i dispozitave fetare, vënia e tyre në zbatim dhe gjykimi në mosmarrëveshje.

**2.** Gjyqësori në Islam gëzon pozitë të lartë dhe rëndësi të madhe. Ai është ndër gjërat themelore të qeverisjes dhe prej bazave e fondamenteve më të rëndësishme mbi të cilat ngrihet çdo shtet. Është në interesin e umetit që ai të ekzistojë e t'i kushtohet rëndësi. Në rast se nuk ka gjyqësor, do të çrregullohej shoqëria, do të përmbyseshin çështjet, do të humbnin të drejtat e do të mbizotëronte kaosi.

**3.** Gjyqësori ka objektivat e tij. Në studim janë cekur dhjetë sosh.

**4.** Gjykimi ka disa kushte, ndër më të rëndësishmet janë: pushteti, besueshmëria etj. Në këtë studim janë sqaruar disa nga këto kushte.

**5.** Gjyqtarët duhet të stolisen me kodin e etikës, në mënyrë që gjykimi i tyre të jetë i plotë e të arrijë qëllimin pa shkaktuar ndonjë dëm. Në këtë studim janë cekur katërmbëdhjetë morale.

**6.** Sheriati islam e ka theksuar çështjen e pavarësisë së gjyqësorit e gjyqtarëve. Me këtë kihet për qëllim mbrojtja e gjyqësorit dhe gjyqtarëve, liria në marrjen e vendimeve e në sqarimin e së vërtetës, si dhe pengimi që të ndërhyhet në vendimet e tij dhe të qëndruarit larg nga ndikimet e jashtme, nga ndikimet politike a personale.

## Tema e tretë: Këshilli konsultativ në Islam (esh shura)

**1.** Këshilli konsultativ ka për detyrë të nxjerrë një sugjerim nga anëtarët e këtij këshilli nëpërmjet debatit me njëri-tjetrin, me dëshirën për të arritur tek e drejta, në çfarëdo çështjeje.

**2.** Konsultimi, në kuptimin e tij të përgjithshëm që ndërlidhet me sistemin e qeverisjes në Islam, është cekur në dy ajete kuranore, në suret "Konsultimi" (esh Shura) dhe "Familja e Imranit" (Al Imran)

**3.** Në Kuranin famëlartë dhe në traditën profetike nuk ka ardhur asnjë tekst që do të na definonte mënyrën e ushtrimit të këtij këshilli konsultativ, përbërjen a formën e funksionimit të tij. Njëherazi, nuk ka ardhur asnjë tekst që umetit do t'i impononte një numër të caktuar anëtarësh të këshillit, as si njihen ata, as si konsultohen.

Dhe, gjithë kjo është dëshmi për fleksibilitetin me të cilin cilësohet Islami. Kjo bën që këshilli konsultativ t'i përshtatet interesit kohor e vendor, në varësi të rrethanave e të shoqërive. Me këtë bëhet e ditur se realisht është e rëndësishme të ekzistojë këshilli konsultativ në shoqërinë islame në çfarëdo mënyrë që nuk ndeshet me sheriatin.

**4.** Këshilli konsultativ pajtohet me demokracinë në disa çështje dhe dallon nga kjo në disa çështje të tjera, gjë që është shtjelluar në studim.

**5.** Tradita profetike është shumë e pasur me raste të shumta ku janë konsultuar e më pas vendimet që kanë dalë prej konsultimit janë reflektuar në praktikë.

## Kapitulli i nëntë: Sistemi ekonomik në Islam

**1.** Përkufizimi: Sistemit ekonomik në Islam është një tërësi vendimesh e politikash legjislative, mbi të cilat bazohet pasuria dhe menaxhimi i saj nga njeriu.

**2.** Referencat e sistemit ekonomik në Islam janë: Kurani, tradita profetike, konsensusi, analogjia, parandalimi i dëmeve dhe zakoni.

**3.** Besimi përfaqëson pikënisjen thelbësore dhe boshtin kryesor për të gjitha aspektet dhe fushat e ekonomisë islame. Në thelb, ajo është një nga degët e doktrinës së besimit, qëllimi i së cilës është ta mbrojë këtë besim dhe t'i thellojë rrënjët e tij, ta përhapë dritën e tij e të vendosë imazhe praktike që e shprehin atë dhe t'i realizojë synimet në jetën praktike.

**4.** Sistemi ekonomik islam përpiqet të realizojë disa objektiva, ndër më të spikaturit janë: arritja e kufirit të mjaftueshëm e mjeteve të jetesës, futja në punë e të gjitha resurseve ekonomike, arritja e drejtësisë në shpërndarjen e resurseve dhe të hyrave, arritja e fuqisë materiale dhe ushtarake për mbrojtjen e umetit islam.

**5.** Ekonomia islame ka veçori që e dallojnë nga sistemet e tjera ekonomike, si: njeh të drejtën e pronës së individit, ngrihet në baza të lirisë ekonomike, përqendrohet në bazë solidariteti, veçohet nga të qenët me natyrë religjioze, objektiv i lartë që bashkon botën tjetër me këtë botë, si dhe mban ekuilibrin midis interesit të individit dhe shoqërisë.

**6.** Kamata, sipas sheriatit, është: shtim në disa gjëra dhe vonim në disa të tjera, gjëra për të cilat ka ndaluar sheriati.

**7.** Kamata klasifikohet në dy lloje: a) Kamata e borxhit, e cila ka disa forma, bie fjala, rritja e borxhit kundrejt shtesës në afatin e kthimit, rritje kjo e cila është e kushtëzuar; b) Kamata në shitblerje, që është këmbim me kamatë i llojit të njëjtë, por me ndryshim të sasisë, qoftë ky ndërrim i menjëhershëm, qoftë pas një periudhe të mëvonshme.

**8.** Llojet në të cilat hyn kamata. Profeti, në fjalën e tij, i ka cekur me emër gjërat në të cilat mund të hyjë kamata: "(Këmbimi sh. p.) i arit me ar, i argjendit me argjend, i grurit me grurë, i elbit me elb, i hurmës me hurmë dhe i kripës me kripë: (duhet të bëhet sh. p.) sasi e njëjtë me sasi të njëjtë, barabartë, dorë më dorë. Ai që shton a kërkon më tepër, ka hyrë në kamatë, e, nëse dallojnë mallrat, këmbeni si të dëshironi, për sa kohë që kjo bëhet dorë më dorë (atypëratyshëm sh. p.)."

**9.** Shkaku i kamatës. Profeti i ka përmendur me emër gjashtë llojet e lartcekura në të cilat hyn kamata, ndërsa analogji bëhet edhe me të tjera, të cilat kanë të njëjtin shkak. Ndërkohë, shkaku tek ato është si më poshtë: tek ari dhe argjendi shkaku është se ato janë valuta e me to vlerësohen mallrat. Kështu, të ngjashme me to janë edhe kartëmonedhat prej letrës. Pra, edhe në to hyn kamata, sepse ato janë vlera monetare, duke krahasuar kështu me arin dhe argjendin. Ndërkaq, te katër llojet e tjera, sipas mendimit më të drejtë, shkaku është të qenët e tyre ushqime dhe të matshme me vëllim ose me peshë. Pra, në ushqimet që maten me vëllim ose që peshohen, hyn kamata duke bërë analogji me katër llojet që janë cekur në hadithin e Ubade Ibn Samitit: "... gruri, elbi, hurma, kripa."

**10.** Kamata është e ndaluar dhe konsiderohet një prej mëkateve të mëdha, për ndalimin e së cilës ka argumente nga Kurani, Suneti dhe konsensusi.

**11.** Për ndalimin e kamatës ka shumë urtësi, si: distancimi nga padrejtësia, nga ngrënia e pasurisë së njerëzve padrejtësisht, kamata shpie në përtaci e në papunësi. Po ashtu, nxit pangopësinë, rrënon moralet e larta, siç ka edhe pasoja të këqija psikike dhe shëndetësore.

**12.** Monopolizimi në terminologjinë e juristëve muslimanë është deponimi i ushqimit a produkteve të tjera për të cilat njerëzit kanë nevojë, me synim të ngritjes së çmimit të tyre. Kjo, në ekonominë laike, njihet si vënia në dorë e ofertës a kërkesës së produktit, me qëllim që të realizohet fitimi më i lartë i mundshëm, ose duke kontrolluar këtë produkt për qëllime jonjerëzore.

**13.** Monopolizimi ka shumë të këqija, si:

1) Ngritja e çmimeve të produkteve dhe shërbimeve.
2) Diktimi, qoftë edhe në masë të vogël, i çmimeve të lëndëve të para dhe të produkteve të prodhuara.
3) Ngecja e aspekteve teknike në gjendje konstante si rezultat i moskonkurrencës së drejtë.
4) Kufizimi i prodhimit e zvogëlimi i sasisë së tij në shumë raste.
5) Nuk përmbushen nevojat e individëve në masë të kërkuar.
6) Aplikimi i tij për poshtërimin e popujve.

**14.** Ka shumë thënie profetike që sqarojnë ndalimin e monopolizimit.

**15.** Monopolizim i lejuar konsiderohen këto që vijojnë:

1) Ushqimi që njeriu deponon për nevoja të veta dhe të familjes, përveç nëse kjo bëhet në kohë krizash, meqenëse njerëzit e teprojnë në deponimin e artikujve të domosdoshëm, kjo bën që të konsiderohet monopolizim.

2) Gjërat që deponon për t'i shfrytëzuar pas njëfarë kohe, sepse prodhimi i tyre mbase është sezonal, ndërsa nevoja për shfrytëzimin e tyre ndihet gjatë gjithë vitit siç janë drithërat, hurmat etj.
3) Produktet që deponohen në rezervat e shtetit si masë sigurie për të menaxhuar në raste emergjente për t'i mbrojtur prodhuesit dhe shfrytëzuesit, siç është rezerva strategjike e lëndëve djegëse dhe drithërave.

# Kapitulli i dhjetë: Sistemi shoqëror në Islam

## Pika e parë: Koncepti i shoqërisë dhe jetës shoqërore në Islam.

**1.** Shoqëria njerëzore është një grup njerëzish që përbëhet nga individët.

**2.** Shoqëria islame formohet nga muslimanët që jetojnë në tokën e tyre, të cilët i bashkon lidhja e Islamit, që çështjet e tyre menaxhohen nën dritën e ligjeve e të dispozitave të tij dhe që çështjet e tyre i drejton një udhëheqës nga gjiri i tyre.

**3.** Umetin (komunitetin) islam e përbëjnë shoqëri të ndryshme njerëzore, të cilët i bashkon feja islame, pa marrë për bazë asnjë orientim tjetër.

## Pika e dytë: Pozita e fqinjit në Islam.

**1.** Në terminologjinë islame, fqinj konsiderohet personi që legalisht jeton afër teje, pavarësisht a është musliman a jomusliman, i devotshëm a mëkatar, mik a armik, bamirës a keqbërës, i dobishëm a i padobishëm, i farefisit a i largët, vendas a i huaj.

Fqinjësia është në nivele të ndryshme. Disa nivele janë më të larta sesa disa të tjera, ngritja ose rënia e tyre bëhet varësisht nga lidhja farefisnore, afërsisë me të, fesë që ka, fetarisë e aspekte të tjera si këto. Pra, pozita i jepet paralelisht me gjendjen dhe meritën që ka.

**2.** Koncepti i fqinjit zgjerohet duke përfshirë edhe fqinjin në treg, në fushat bujqësore. Po ashtu, përfshin bashkudhëtarin dhe fqinjësinë ndërmjet kateve të bllokut banesor.

**3.** Vërtet Islami ka porositur për fqinjësi të mirë dhe e ka vlerësuar shumë pozitën e saj. Në Islam fqinji gëzon pozitë të pacenueshme dhe të drejta të shumta, të cilat nuk ia njohin kanunet e ndryshme të etikës e as ligjet njerëzore. E drejta e fqinjit ka arritur në nivel aq të lartë, saqë Allahu e ka bashkërenduar me të drejtën e adhurimit e njëshmërinë e Vet dhe me urdhrin për mirësjellje me prindërit, me jetimët e me të afërmit.

**4.** Të drejtat e fqinjit, në mënyrë të detajuar, janë të shumta, porse baza e tyre, pothuajse, kthehet te katër të drejta, që janë: mosdëmtimi i fqinjit në asnjë mënyrë, mbrojtja e tij, bamirësia ndaj tij dhe durimi ndaj lëndimeve që mund të vijnë prej tij.

## Pika e tretë: Mbajtja e lidhjeve farefisnore.

**1.** Me mbajtje të lidhjeve farefisnore është për qëllim bamirësia ndaj të afërmve me të cilët ka lidhje gjaku, të qenët i butë e i mëshirshëm me ta dhe kujdesi për gjendjen e tyre. Kjo duhet të vlejë edhe nëse ata janë larg e nuk janë njerëz të mirë, kurse shkëputja e lidhjeve farefisnore është në kundërshtim me tërë këtë.

**2.** Lidhja farefisnore realizohet me shumë gjëra.

**3.** Legjislacioni islam ka sqaruar vlerën e lidhjeve farefisnore. Tekstet kuranore e profetike në lidhje me këtë janë të qarta e të shumta.

## Pika e katërt: Dinjiteti i njeriut dhe kriteri i drejtësisë e nderimit në Islam.

**1.** Vërtet Islami e ka konfirmuar dinjitetin e njeriut, ashtu siç nuk e ka bërë asnjë sistem në botë. Argumentet e Kuranit dhe thëniet

profetike dëshmojnë e flasin më së miri për këtë. Për të treguar këtë mjafton fjala e Allahut të Lartësuar, në suren Isra, ajeti 70: **“Në të vërtetë, Ne i kemi nderuar bijtë e Ademit: ua kemi bërë të mundur që të udhëtojnë në tokë dhe në det, u kemi dhënë ushqime të mira e të lejuara dhe i kemi ngritur lart mbi shumë prej atyre që kemi krijuar.”**

Ky është nderimi i Zotit të Madhëruar dhe bamirësia e Tij e pakufishme, ashtu që e nderoi njeriun me të gjitha aspektet e nderimit, e nderoi me dituri, me aftësi për t'i dalluar gjërat, me të menduar, me fizionomi, me dërgimin e profetëve, me zbritjen e librave dhe me nënshtrimin e çdo gjëje në Tokë për t'i sjellë dobi atij.

**2.** Drejtësia është dhënia e së drejtës që i takon pronarit të saj, në atë mënyrë që atij i mundëson ta posedojë me dorën e vet ose t'i dorëzohet zëvendësit të tij dhe që ajo e drejtë t'i përcaktohet me fjalë ose me vepër. Drejtësia është bazamenti i të gjitha të drejtave dhe bën pjesë në ato gjëra për të cilat kanë rënë dakord gjithë legjislacionet hyjnore dhe njerëzit e mençur, e janë lavdëruar me të të mëdhenjtë e popujve, me pretendimin se e kanë realizuar atë.

**3.** Drejtësia në fenë islame ka pozitë qiellore. Ajo është një prej bazamenteve të sistemit të tij shoqëror. Ka shumë tekste kuranore e profetike që sqarojnë vlerën e drejtësisë, që shtjellojnë çështjet e saj dhe që tërheqin vërejtjen nga e kundërta e saj, përkatësisht nga padrejtësia dhe pasimi i tekave.

Referenca tek e cila duhet referuar për të shtjelluar drejtësinë janë tekstet e sheriatit, ngaqë nocioni drejtësi është një term i përgjithshëm e përmbledhës.

**4.** Disa nga pasqyrimet e drejtësisë në sheriatin islam janë këto:

- Allahu i Lartësuar ka urdhëruar drejtësinë në formë të prerë.

- Allahu ka bashkërenduar urdhrin për drejtësi me vërejtjen për të mos bërë padrejtësi.
- Urdhri për drejtësi ka ardhur në forma të ndryshme dhe në mënyrë të përgjithësuar.
- Ka paralajmërime për të mos neglizhuar mbajtjen e drejtësisë.
- Sheriati ka sqaruar format e dispozitave në vepra.
- Legjislacioni islam ka miratuar vendosjen e gjyqtarëve.
- Urdhri për drejtësi është tërësor, që përfshin të gjithë individët e umetit.

## Pika e pestë: Nderimi në Islam mbështetet në drejtësi dhe në dhënien e së drejtës së vet kujtdo që i takon, pa e tepruar a neglizhuar.

Në Islam nuk ekzistojnë klasat, as racizmi, as vlerësimi në bazë të racës, kombit, ngjyrës a ndonjë vendi kundrejt tjetrit. Pra, këto gjëra në Islam nuk janë kriter për vlerësim e nderim. I vetmi kriter është devotshmëria dhe virtytet me të cilat dallohet njeriu.

## Pika e gjashtë: Moralet themelore dhe roli i tyre në ndërtimin e shoqërisë.

**1.** Nuk ka mundësi të rregullohet ashtu si duhet çështja e shoqërisë përderisa moralet e larta nuk mbizotërojnë në shumicën e shoqërisë dhe përderisa nuk udhëheqin në shumicën e veprimeve dhe çështjeve që kanë të bëjnë me të. Kjo, se baza e moraleve të larta është dëlirësia e shpirtit njerëzor, ushtrimi i mendjes për t'i kuptuar virtytet, aftësia e saj për t'i dalluar veset dhe mësimi i saj për t'u stolisur me këto virtyte e për t'u larguar nga veset.

**2.** Ndër pikat më kryesore që Islami e bazon ftesën e vet drejt moraleve të larta është kujdesi për edukimin, përsosjen dhe ushtrimin e egos për të ndjekur udhëzimin dhe të mbarën, gjëra këto për të cilat mendja e shëndoshë dëshmon vërtetësinë e dobinë e vet.

**3.** Vështrimi në urdhëresat e ndalesat e Islamit tregon qartazi peshën e madhe që kanë moralet fisnike në fenë islame, se ajo është fe e lumturisë dhe shpëtimit, se ajo, në raport me vetveten, familjen, fqinjin, besimtarët e fesë së tij dhe me njerëzit në përgjithësi vetëm se do t'ia mësojë etikën deri në detajet e saj e mirësjelljen në marrëdhëniet ndërnjerëzore, gjë që e lartësojnë jetën e tij dhe e lumturojnë. Dhe, për këtë, assesi të të mos vërë në mëdyshje gjendja e keqe në të cilën janë shumë muslimanë, ngase kjo është për shkak të tekave të tyre, e jo për shkak të fesë së tyre.

**4.** Mirësitë e fesë shfaqen qartë nëpërmjet analizimit të urdhëresave dhe ndalesave të Islamit.

**5.** Ky libër (në versionin e zgjeruar) i është qasur studimit të një sërë virtytesh bazike dhe moraleve kryesore, siç janë: durimi, dëlirësia morale, krenaria, bujaria, trimëria dhe mbajtja e fjalës së dhënë.

## Shoqëria në Islam dhe marrëdhëniet e muslimanëve me të tjerët

**1.** Islami me universalitetin e vet, me gjithëpërfshirjen e vet, me ligjet e veta plot urtësi aspak nuk ka lënë pas dore aspektin e shoqërisë e shoqërimit. Përkundrazi, shoqërisë së vërtetë i ka dhënë rëndësi, ka inkurajuar për të dhe asaj i ka vendosur baza të përgjithshme, të cilat ia garantojnë vazhdimësinë dhe japin frytet e saj të dobishme.

**2.** Kujdesi që Islami i ka kushtuar shoqërisë shfaqet në atë se muslimanin e ka urdhëruar të dojë për vëllanë e vet atë që e do për vetveten dhe e ka këshilluar atë që t'i japë përparësi vëllait të tij musliman kundrejt ndonjë nevoje, edhe nëse vetë ai është nevojtar për të. Po ashtu, Islami ka këshilluar për t'u shoqëruar me shokë të mirë dhe ka deklaruar se shoqëri e vërtetë është ajo e cila vazhdon edhe pas vdekjes dhe tërheq shpërblim të mirë në botën tjetër.

**3.** Në parim, marrëdhënia e muslimanit me muslimanin ndërtohet në bamirësi, në mirësi, në lidhje reciproke, në drejtësi, në të dëshiruarit e mirësisë dhe udhëzimit ndaj tyre.

**4.** Nën hijen e këtij udhëzimi kuranor hebrenjtë dhe të krishterët kanë jetuar në fqinjësi me muslimanët, duke shijuar rehati e siguri për vetveten, për nderin e për pasurinë e tyre. Madje, kanë gjetur mirësjellje të vërtetë, të cilën nuk e kanë gjetur as te vetë familjet e tyre a te komuniteti i tyre fetar a kombëtar. Dhe, kur ata e panë këtë sjellje të mirë, këtë drejtësi e moral te muslimanët, e pëlqyen fenë islame dhe shpejtuan ta pranojnë atë me vetëzgjedhje e me bindje.

# Kapitulli i njëmbëdhjetë: Gruaja në Islam

## Pika e parë: Pozita e gruas në Islam

Vërtet Islami e ka nderuar gruan dhe e ka ngritur lart pozitën e saj deri në atë nivel që nuk e ka nderuar asnjë religjion tjetër. Në Islam gratë janë kolege me burrat dhe burrat më të mirë konsiderohen ata që janë më të sjellshëm me gratë e tyre. Që në fëmijëri muslimania ka të drejtën e saj për t'u ushqyer nga nëna e vet, ka të drejtën për përkujdesje, për edukim të mirë. Në këtë fazë ajo është burim i gëzimit, loçka e zemrës së prindërve e vëllezërve të saj. E, kur të rritet, ajo është fisnike e krenare, për të xhelozon kujdestari i vet, andaj e rrethon me kujdes të veçantë dhe nuk ka dëshirë që atë ta mësyjnë duart e liga, e as që dikush ta lëndojë me fjalë e shikime tinëzare. Kur të martohet, kjo bëhet me fjalën e Zotit dhe me kontratën e Tij të fortë. Kështu, në shtëpinë e burrit të saj ajo është më e afërta dhe më meritorja për ta mbrojtur. Është obligim për burrin ta nderojë, të jetë i sjellshëm me të dhe të (para)ndalojë çfarëdo dëmi që i kanoset asaj. Ndërkaq, kur të bëhet nënë, në atë rast mirësjellja me të bashkërendohet me të drejtën e Zotit të Madhëruar, kurse mosbindja ndaj saj ose shkaktimi i ndonjë dëmi asaj, i bashkëngjitet mëkatit të idhujtarisë dhe çrregullimit në tokë.

Si motër, Islami ka urdhëruar për t'i mbajtur lidhjet me të, për ta nderuar e për të xhelozuar për të.

Si teze, konsiderohet në rangun e nënës nga këndvështrimi i bamirësisë ndaj saj e i mbajtjes së lidhjes me të.

Si gjyshe ose si e moshuar, i shtohet vlera te fëmijët, te nipat e mbesat e saj, e te të gjithë të afërmit e saj, gati sa nuk i refuzohet asnjë kërkesë që bën e nuk i nënvlerësohet mendimi i saj.

Ndërkaq, nëse është e largët për njeriun, që nuk e lidh me të ndonjë lidhje e gjakut a e fqinjësisë, ajo ka të drejtën e përgjithshme të Islamit: moslëndimi i saj, ulja e shikimit, e të ngjashme.

Shoqëritë islame akoma vazhdojnë t'i marrin në konsideratë këto të drejta të saj, gjë që e bën gruan të ndihet me vlerë. Këto nuk i gjen te shoqëritë joislame.

Më tej, në Islam gruas i garantohet e drejta e pronës, e drejta për të bërë biznes, e drejta për të lidhur kontrata të ndryshme. Po ashtu, ajo ka të drejtë për shkollim, për mësimdhënie, çka nuk bie ndesh me fenë e saj. Madje, ka gjëra, mësimi i të cilave është obligim individual, që, kush nuk i mëson, bie në mëkat, qoftë mashkull, qoftë femër.

Ajo është e njëjtë me mashkullin, përveç në disa dispozita e të drejta me të cilat veçohet ajo, të cilat shkojnë në ujdi me natyrën e çdonjërit prej tyre. Këto janë sqaruar gjetkë.

Prej nderimit që Islami i ka bërë gruas është se ia ka obliguar atë që është në shërbim të mbrojtjes së saj, në shërbim të ruajtjes së dinjitetit të saj, që e mbron atë nga gjuhët e pista, nga sytë tinëzarë, nga duart vulgare. E ka obliguar të vërë shaminë e mbulesën, të jetë larg lakuriqësisë, e ka ndaluar nga përzierja me meshkujt e huaj e nga çdo gjë që mund të jetë shkak për ta vënë në sprovë.

Prej nderimit të Islamit ndaj saj është se, burrin e ka obliguar të shpenzojë për të, të çojë jetë të mirë me të, ka tërhequr vërejtjen për të mos i bërë padrejtësi e për të mos e lënduar.

Gjithashtu, nga të mirat e ligjit islam është se, bashkëshortëve ua ka lejuar të ndahen në rast se s'ka mirëkuptim midis tyre, në rast se

nuk arrijnë të bëjnë jetë të lumtur. Kështu, burrit ia ka lejuar shkurorëzimin e saj pasi të kenë dështuar të gjitha përpjekjet për pajtim ndërmjet tyre, në rast se jeta e tyre kthehet në mjerim që nuk durohet dot.

Gruas ia ka lejuar të ndahet nga burri i saj në rast se i bën padrejtësi asaj, ose tregohet i keq me të. Në këtë rast ajo ka të drejtë të ndahet prej tij kundrejt një kompensimi, për të cilin bien në ujdi vetë ata dy, duke i dhënë atij ndonjë të mirë materiale, ose merren vesh për ndonjë gjë të caktuar, pastaj ndahet prej tij.

## Pika e dytë: Një vështrim rreth pozitës së gruas në sistemet e tjera.

Në paragrafin paraprak u diskutua diç rreth pozitës së gruas në fenë islame. Por, si qëndrojnë sistemet tokësore kundrejt sistemit të drejtë qiellor të Islamit?! Sistemet tokësore gruas nuk i vlerësojnë dinjitetin e saj, prindi distancohet nga bija e vet kur ajo mbush tetëmbëdhjetë vjet, madje edhe nën këtë moshë. Kështu, e lë atë të dalë si një e humbur që kërkon për të strehuar kokën e saj, që kërkon një kafshatë që ta shuajë urinë, e ndoshta kjo arrihet në llogari të nderit e të moralit të saj. Ku krahasohet nderimi që Islami i bën gruas, që e bën njeri me dinjitet, përballë sistemeve të cilat e konsiderojnë burim mëkati, që ia rrëmbejnë të drejtën e pronës e të drejtën për administrim dhe e bëjnë të jetojë e nënçmuar, e pavlerë, e që e konsiderojnë atë si një krijesë të ndytë?!

Ku krahasohet nderimi që Islami i bën gruas kundrejt atyre të cilët e bëjnë gruan artikull me trupin e së cilës bëjnë biznes në reklama e në fushata? Ku krahasohet nderimi që Islami i bën gruas me sistemet që gruan e konsiderojnë një shtrëngim duarsh pazari, ku gruaja

transferohet te burri për të qenë një nga pronat e tij?! Madje, një kongres i tyri është mbajtur për të analizuar realitetin e qenies së gruas e për shpirtin e saj, nëse ajo është njeri apo diç tjetër!

Dhe ja, kështu e vërejmë se si gruaja muslimane jeton e lumtur me familjen e saj në kraharorin e prindërve të vet, në kujdesin e burrit, në respektimin e fëmijëve, qoftë në fëmijërinë, vajzërinë e pleqërinë e saj, qoftë në gjendje të mirë financiare, qoftë e varfër, qoftë e sëmurë, qoftë e shëndoshë. E, në qoftë se ka mangësi në përmbushjen e të drejtave të saj në disa vende islame, ose nga ana e disa njerëzve, përkatësia e të cilëve është islame, kjo është vetëm për shkak të neglizhencës e injorancës së tyre dhe për shkak të largimit nga kryerja e ligjeve të fesë. Në këtë rast, qortimi u takon atyre që kanë gabuar, ndërkohë feja është e pastër nga pasojat e këtyre lëshimeve. Zgjidhja për këtë gabim bëhet vetëm duke iu kthyer udhëzimit e mësimeve të Islamit, ashtu që të përmirësohet gabimi. Thënë ndryshe, në formë të përgjithshme, kjo është pozita e gruas në Islam: e ndershme, e mbrojtur, e dashur, e mëshiruar, në përkujdesje, e në vlera të tjera të larta e të bukura. Ndërkaq, civilizimi bashkëkohor pothuajse nuk njeh asnjë nga këto vlera. Në të vërtetë, për femrën ka thjesht një vështrim të kulluar materialist. Nderin e mbulesën e saj i sheh si prapambeturi e regres dhe se ajo patjetër duhet të jetë lodër me të cilën luan çdo i poshtër. Ky është sekreti i lumturisë sipas tyre!

Nuk e dinë se zhveshja e lakuriqësia e femrës janë arsyet pse ajo jeton në mjerim e dënim. Përndryshe, ç'lidhje ka përparimi e shkollimi me lakuriqësinë, me përzierjen mes gjinive, e me ekspozimin e organeve të saj, me shfaqjen e stolive, me zbulimin e gjoksit e të kofshëve e të pjesëve edhe më të turpshme?!

Mos vallë, metodë shkollimi e kulture na qenka veshja e rrobave të ngushta, të tejdukshme e të shkurtra?!

Pastaj, çfarë nderi na qenka vënia e fotografive të femrave të bukura në reklama e në marketing?! Përse tek ata qarkullojnë vetëm femrat e bukura? E, kur koha të ketë konsumuar bukurinë e tyre, i zhvlerësojnë dhe i hedhin si çdo aparaturë me afat të skaduar! Dhe, sa kanë hise në këtë civilizim femrat me pak bukuri?! Sa është hiseja e nënës së moshuar, e gjyshes, e plakës?! Hiseja e tyre, në rastin më të favorshëm, është në strehimore, në shtëpi pleqsh, në të cilat as vizitohen, as interesohet kush për to. Mund të marrë një pension pleqërie, me të cilin mbahet derisa të vdesë, pa të afërm, pa farefis, pa miq. Ndërkaq, gruaja në Islam, sa më shumë të shtyhet në moshë, aq më shumë i shtohet respekti, i garantohen të drejtat, garojnë fëmijët e të afërmit e vet në bamirësi ndaj saj, siç u tha, sepse ajo ka dhënë kontributin që kishte, ndërsa fëmijëve, nipave, familjes e shoqërisë së saj u ka mbetur ajo që ka. Ndërkaq, pretendimi se dëlirësia morale e mbulesa është prapambeturi, është pretendim i kotë. Përkundrazi, lakuriqësia e zbulimi janë pikërisht mjerimi e vuajtja, madje prapambeturia. Po deshe argument se lakuriqësia është prapambeturi, atëherë hidh shikimin në degradimin e llojit njerëzor, në barbarianët e zhveshur, të cilët jetojnë në xhungël në një gjendje që afron me kafshët. Mënyra e jetesës së tyre fillon të ngrihet në shkallët e civilizimit vetëm pasi të fillojnë të vishen.

Ai që e përcjell gjendjen e zhvillimit të tyre, mund të vërejë se ata, sa më shumë që përparojnë, aq më shumë shtohet masa e veshjes në trupat e tyre, siç vërehet se civilizimi perëndimor në regresin e tij kthehet në këtë rrugë me tërheqje hap pas hapi, derisa përfundon në zhveshje të plotë në qytetet nude, të cilat filluan të përhapen pas Luftës së Parë Botërore, sëmundja e të cilave u shtua edhe më shumë

në vitet e mëvonshme. Së këndejmi, del në shesh pozita madhore që femra ka në Islam dhe devijimi e rrugaçëria e saj kur largohet nga Islami. Kjo qe një përmbledhje e thjeshtë dhe një pasqyrë e shkurtër e nderimit të gruas në Islam.

## Kapitulli i dymbëdhjetë: Martesa në Islam

Martesa në Islam është një lidhje e shenjtë e një kontratë e forte. Natyra e shëndoshë njerëzore dhe ligjet që i përshkon urtësia ftojnë dhe thërrasin drejt saj.

Uni njerëzor vazhdon të jetë në harmoni me natyrën e shëndoshë në këtë çështje. Në martesë ka prehje, dashuri e mëshirë. Me martesë mblidhet mendja e zemra dhe krijohen pasardhësit. Më tej, jeta e mirë dhe e lumtur realizohen në martesë të lumtur. Lumturia bashkëshortore arrihet kur bashkëshortët janë në fenë e drejtë e në moral të çiltër dhe kur ata t'i bashkojë dashuria e pastër dhe kur t'i kryejnë obligimet karshi njëri-tjetrit, si dhe kur midis tyre ka këshillim të ndërsjellë. Në qoftë se secili bashkëshort e kryen obligimin e tij në tërësi, në formën më të mirë, do të vërshonin gëzimet e kënaqësitë dhe do të mbaronin ose do të pakësoheshin problemet, gjë e cila do të kishte ndikim të fortë në përmirësimin e familjes dhe në forcimin e umetit. Kjo, se, kur shtëpia është si duhet, atëherë edhe shoqëria do të jetë si duhet, e, kur shoqëria është si duhet, atëherë ka predispozitën më të madhe që ky popull të ketë krenari, dinjitet e lumturi.

Për këtë arsye Islami i ka kushtuar rëndësi lidhjes, rregullimit e stabilitetit bashkëshortor, duke e rrethuar atë me gjithë çfarë i garanton vazhdimësinë dhe ia lartëson vlerën.

Këtu diskutimi do t'i qaset legjitimitetit të martesës në Islam, urtësive e dispozitave të saj.

## Trajtesa e parë: Legjitimiteti i martesës në Islam

Martesa është e ligjshme në fenë islame dhe dispozita më e ulët që ajo ka është "e lejuar".

Madje, nëse analizohen me kujdes argumentet fetare, do të vërehet se ato nuk tregojnë vetëm lejueshmëri, por tregojnë se është e pëlqyer ose e obliguar. Ata që thonë se është e detyruar si obligim individual ose si obligim i komunitetit, janë argumentuar me tekste që urdhërojnë martesën, siç është fjala e të Lartësuarit: **"... martohuni me ato gra që ju pëlqejnë..."** (En Nisa, 3) Dhe fjala e Tij: **"I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju..."** (Nur, 32) Si dhe me fjalën e Profetit: "O ju të rinj, kush prej jush është në gjendje të martohet, le të martohet, sepse ajo mbron shikimin dhe organin nga e ndaluara. Ndërkaq, ai që nuk është në gjendje të martohet, le të agjërojë, sepse agjërimi e dobëson epshin." Në këto tekste urdhërohet martesa, ndërkohë urdhri nënkupton obligueshmëri përderisa nuk e nxjerr nga kjo ndonjë argument tjetër. Obligueshmëria për të është theksuar më shumë në njoftimin që bën Profeti se martesa është pjesë e traditës së tij si dhe në refuzimin që ua ka bërë atyre që lënë martesën dhe kanë vendosur për murgëri. Në anën tjetër, shumica e dijetarëve mendojnë se martesa është e pëlqyer për atë që është i aftë dhe që nuk ka frikë për veten se mund të bjerë në amoralitet, por, nëse ka epsh të fortë dhe ka frikë se mund të bjerë në amoralitet, atëherë i tilli e ka obligim në momentin që ka mundësi për të.

## Trajtesa e dytë: Urtësitë e martesës në Islam

Martesa në Islam ka urtësi të shumta, disa prej të cilave po i veçojmë në vijim:

**1.** Me martesë i përgjigjemi urdhrit të Allahut dhe Profetit të Tij. Allahu i Lartësuar thotë: **"I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju, si dhe skllevërit dhe skllavet tuaja që janë besimtarë të ndershëm!"** (En Nur, 32) Dhe thotë: **"… martohuni me ato gra që ju pëlqejnë…"** (En Nisa, 3) dhe Profeti thotë: "O ju të rinj, kush prej jush është në gjendje të martohet, le të martohet, sepse ajo mbron shikimin dhe organin nga e ndaluara. Ndërkaq, ai që nuk është në gjendje të martohet, le të agjërojë, sepse agjërimi e dobëson epshin."

**2.** Arrihet shpërblimi përkatës. Profeti ka thënë: "Edhe në marrëdhëniet intime keni shpërblim."

Shumë dijetarë kanë deklaruar se më mirë është që muslimani të jetë i zënë me obligimet që dalin nga martesa sesa të veçohet për të kryer adhurime vullnetare. Kjo, për shkak të dobive të shumta që ngërthen martesa.

**3.** Arrihet dëlirësia morale. Në qoftë se mendon se ekziston diçka që quhet dëlirësi morale, atëherë dije se martesa është ndihmëtari më i madh për t'u stolisur me të. Martesa është mjet për arritjen e vlerave dhe shumë herë mjetet marrin dispozitat e qëllimeve në këndvështrimin e sheriatit e në zakonin e njerëzve.

**4.** Vazhdimësia e pasardhësve dhe ruajtja e gjinisë njerëzore. Kur të mendosh se urtësia e Zotit ka bërë që të ketë pasardhës për të zbatuar sheriatin, për të ndërtuar e për të vënë rregull në tokë dhe se pasardhësit e mirë lindin vetëm përmes martesës, do të kuptosh

se si martesa është mjet për të realizuar gjëra madhore, që Zoti ka dashur të ekzistojnë dhe ua ka bërë njerëzve të dashur t'i bëjnë ato.

**5.** Arritja e qetësisë, dashurisë dhe mëshirës. A nuk i sjell martesa burrit një bashkudhëtare të jetës, e cila e dashuron atë sinqerisht dhe kujdeset për shtëpinë e tij, një bashkëshorte e tillë, që ushqen dashuri të pastër dhe që punon për të rregulluar shtëpinë e tij pa kurrfarë kompensimi e pa përtesë? E, kjo mund të jetësohet vetëm ndërmjet atyre që i bashkon lidhja martesore. I Lartësuari thotë: **"Dhe një prej shenjave të Tij është që prej jush krijoi për ju bashkëshortet tuaja, që të qetësoheni pranë tyre, duke vënë ndërmjet jush dashuri dhe mëshirë. Me të vërtetë, në këtë ka shenja, për njerëzit që mendojnë."** (Rrum, 21)

**6.** Krijohet afërsia dhe miqësia midis njerëzve. Martesa nuk formon lidhje që kufizohet vetëm brenda rrethit të bashkëshortëve, por ky rreth tejkalon bashkëshortët e përfshin familjet e tyre derisa bëhet një rreth i gjerë në lidhjen e umetit. Ndërkohë, lidhjet e veçanta, siç janë afërsia familjare e miqësore, kanë ndikim të madh në ndihmë të ndërsjellë.

**7.** Arrihet mirësia e të pasurit fëmijë. Martesa u sjell prindërve fëmijë, që, nëse i edukojnë mirë, do t'u jenë kënaqësi në jetë dhe do të përmenden për mirë pas vdekjes.

**8.** Mbrohet shoqëria nga shthurja morale, sëmundjet vdekjeprurëse të cilat paraqiten nga kaosi moral.

**9.** Arrihet pasuria dhe eliminohet varfëria. Martesa është shkak për të arritur pasurinë dhe për të larguar varfërinë.

Këto qenë disa nga urtësitë e sekretet e martesës, të cilat u fshihen shumë njerëzve, posaçërisht atyre që i shmangen martesës me pretekstin e varfërisë. Për këtë dëshmon fjala e Tij e lartësuar: **"I martoni të pamartuarit dhe të pamartuarat ndër ju, si dhe**

**skllevërit dhe skllavet tuaja që janë besimtarë të ndershëm! Nëse janë të varfër, Allahu, do t'i begatojë ata me dhuntinë e Tij; Allahu është i Gjerë në mirësi dhe i Gjithëdijshëm."** (En Nur, 32) Dhe fjala e Profetit: "Tre persona Allahu do t'i ndihmojë: atë që martohet duke synuar ruajtjen e nderit, robin që dëshiron lirimin nga skllavëria dhe luftëtarin në rrugën e Allahut." Andaj, martesa ka dobi të shumta, të cilat shtohen me poligami, pakësohen në monogami dhe zhduken nëse s'ka fare martesë. Kështu vihet në pah vlera e këtyre dobive dhe ndikimi që kanë në ngritjen e fesë, në mëkëmbjen e tokës e në zvogëlimin e heqjeve të jetës.

### Trajtesa e tretë: Dispozitat e martesës, të drejtat e obligimet

Në Islam martesa bazohet në të drejta e obligime ndërmjet burrit dhe gruas. Secili ka të drejtat dhe përgjegjësitë e tij. Po ashtu, ka disa dispozita të cilat domosdoshmërisht duhet të merren në konsideratë në çështjen e martesës, qoftë para martesës, qoftë pas saj, si:

**1.** Nuk lejohet që gruaja të detyrohet të martohet me atë që nuk e pëlqen.

Dijetarët kanë treguar se nuk lejohet që gruaja të imponohet për t'u martuar me atë që kërkon dorën e saj, por, domosdoshmërisht, duhet të merret miratimi i saj, qoftë beqare, qoftë ish e martuar. Kujdestarit të saj nuk i takon ta detyrojë të martohet me atë që ajo nuk do. Dijetarët, për mosvlefshmërinë e martesës së detyruar nga kujdestari i gruas ish të martuar, kanë argumentuar me hadithin që shënojnë Buhariu dhe Muslimi, përcjellë nga Hanse, e bija e Hadham ensariut: "Babai i saj e martoi atë duke qenë ish e martuar, ndërsa ajo nuk e pëlqente këtë. Kështu, u ankua te Profeti, i cili e shfuqizoi martesën e saj." Si dhe me hadithin që shënon Buhariu,

përcjellë nga Ebu Hurejra (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) se Profeti ka thënë: "Vejusha nuk lejohet të martohet pa aprovimin e saj dhe virgjëresha nuk lejohet të martohet pa lejen e saj!" Sahabët e pyetën: "O i Dërguari i Allahut, si është leja e saj?" Tha: "Duke heshtur."

**2.** Nuk lejohet që burri të kërkojë dorën e ndonjërës që është duke e kërkuar atë ndonjë musliman tjetër.

Profeti thotë: "Mos ndërhyni në tregti të njëri-tjetrit, mos kërkoni dorën e një femre që është duke e kërkuar dikush tjetër." Nga Ebu Hurejra përcillet se Profeti ka thënë: "Burri nuk duhet të ndërhyjë në propozimin e vëllait të tij për fejesë." Buhariu shton: "Derisa ta martojë ose të heqë dorë." Në një version të Muslimit qëndron: "Derisa ta lërë." Urtësia për një ndalesë të tillë është se ky veprim ndez urrejtje e armiqësi midis tyre, si dhe bën që njeriu ta lavdërojë veten e ta përqeshë tjetrin, gjë që paraqet padrejtësi e armiqësi. Propozimi i dy personave është sikurse ndërhyrja në shitblerje, gjë që shkakton urrejtje dhe rrënon urat e miqësisë. Propozimi për martesën e një vajze, të cilën është duke e kërkuar një person tjetër, pavarësisht a e di a s'e di përgjigjen e saj ndaj propozuesit të parë, shkakton sherr midis muslimanëve. E, në qoftë se propozuesi i parë jep leje ose tanimë nuk është i interesuar për t'u fejuar me të, ose i ka kthyer përgjigje vajza, atëherë nuk ka problem. Mirëpo, nëse i është përgjigjur pozitivisht propozuesit të parë, ose nëse është në një periudhë hamendësimi, atëherë kjo nuk lejohet, ngase propozimi i dytë mund të bëjë që ajo të mos ketë interesim për të parin.

**3.** Shtyllat e aktit të martesës janë kërkesa dhe pranimi. Me kërkesë dhe pranim janë për qëllim shprehjet që dalin nga të dyja palët për të treguar pëlqimin e tyre në raport me palën tjetër dhe me këto dyja lidhet kontrata martesore, nëse dalin nga palët që janë

kompetentë për të lidhur kontratën martesore. Gjithashtu, lejohet që ato të dalin nga persona të autorizuar nga nusja a dhëndri.

**4.** Dhurtata e martesës (mehri) është një pasuri të cilën burri obligohet t'ia japë gruas me rastin e lidhjes së aktit të martesës. Allahu, në Librin e Tij, e ka quajtur atë "dhuratë" (sadaka), "shpërblim" (exhrun) dhe "detyrë" (feridatun) E, pse është obligim, tregon fjala e Allahut të Lartësuar: **"Dhe jepuni me gjithë zemër grave tuaja dhuratën e kurorëzimit…"** (En Nisa, 4) "Nihle", përmendur në ajet, është ajo që jepet me dëshirë nga dhuruesi, ndërkaq, se është obligim, më shumë se ajeti i mëparshëm, tregon ky ajet: **"Grave, me të cilat kaloni jetë bashkëshortore, jepuni dhuratat e detyrueshme…"** (En Nisa, 24) Ajeti urdhëron që grave t'u jepen shpërblimet e tyre. Ndërkohë, shpërblimet janë dhurata e martesës, paja.

**5.** Burri obligohet të shpenzojë për gruan: gruaja ka të drejtën e saj te burri për të shpenzuar për të sipas zakonit. Shpenzimet përfshijnë shpenzimet që burri ka detyrë për gruan e vet, siç janë: shpenzimi për banim, ushqim, shpenzimet e fëmijëve, për veshmbathje etj., të cilat ruajnë krenarinë, dinjitetin e shëndetin e gruas, të gjitha këto në kufijtë e mundësisë. Në qoftes e burri është i varfër, saqë nuk arrin të mbajë gruan, shumica e dijetarëve mendojnë se duhet të divorcohen, kurse disa të tjerë nuk pajtohen me këtë. Por, bazat e sheriatit vënë në dukje se ajo ka të drejtë të ndahet prej tij për shkak të domosdoshmërisë.

**6.** Të sillet mirë me gruan. Është e drejtë e gruas që i shoqi të sillet mirë me të, të tregohet i butë kur ta takojë, të lozë e të bëjë shaka me të për t'ia qetësuar zemrën dhe për t'ia thyer monotoninë, për t'ia treguar pozitën që ajo gëzon tek ai dhe afërsinë që ka në zemër. Pjesë e sjelljes së mirë ndërmjet bashkëshortëve është që

burri t'i kushtojë rëndësi bashkëbisedimit me gruan e vet, të dëgjojë atë me vëmendje kur flet dhe të tregojë interesim për bisedën e saj. Kështu, ai nuk duhet të angazhohet me diçka tjetër, nuk duhet të ngrihet përderisa ajo nuk e mbaron bisedën, përveç duke i kërkuar leje, gjëra të cilat përbëjnë moralin e lartë në raport me të tjerët. Po me gruan, që meriton më shumë se të tjerët? Në sjelljen e mirë me bashkëshorten hyn edhe ajo që burri të zbukurohet për gruan e tij. Këto janë disa të drejta të saj. Allahu i Lartësuar thotë: **"Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra."** (El Bekare, 228) Ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), duke komentuar këtë ajet, thotë: "Unë dëshiroj të zbukurohem për gruan ashtu siç dëshiroj që ajo të zbukurohet për mua, sepse Allahu i Lartësuar thotë: "Gratë kanë aq të drejta sa kanë edhe detyra." Pjesë e mirësjelljes me bashkëshorten, njëherazi e drejtë e saj, është që burri të ruajë fshehtësitë e shtratit. Muslimi, përcjellë nga Ebu Said el Hudriu, shënon: "Nga njerëzit që do të kenë pozitë më të ulët në Ditën e Kiametit është burri i cili bën marrëdhënie me gruan e tij dhe gruaja e cila bën marrëdhënie me burrin e saj e më pas publikojnë intimitetin e tyre." Por, tolerohet të tregohet ndonjë sekret bashkëshortor kur njeriu ka nevojë të marrë përgjigje fetare që lidhet me të ose për mjekim e qëllime të arsyeshme si këto. Në raste të këtilla ka të drejtë të flasë diçka që lidhet me marrëdhëniet intime, aq sa është e nevojshme.

**7.** Sjellja e mirë e gruas me burrin e saj. Është e drejtë e burrit që gruaja e tij t'ia njohë të mirat që ia ofron asaj dhe t'i jetë mirënjohëse për ushqimin, rrobat, dhuratat që ia jep etj., të cilat janë brenda mundësisë së tij, si dhe të lutet për të për begati në vazhdimësi dhe të shprehë gëzim nga ajo që i sjell, sepse kjo e gëzon atë dhe e motivon që të jetë akoma më bamirës. Po ashtu, do të ishte mirë që gruaja të përsiatë se burri është shkak që ajo të ketë fëmijë.

Ndërkohë, fëmija është ndër begatitë më të mëdha. Gruaja e ka obligim t'i shërbejë burrit të vet, t'ia përgatitë ushqimin, t'ia lajë rrobat, të pastrojë shtëpinë, e gjëra të këtilla, që janë obligim për gruan. Këto janë obligim sipas mendimit më të saktë. Argument për këtë është hadithi i tezes së Husajn ibn Mihsanit kur Profeti e pyeti atë: "A ke burrë?" Ajo iu përgjigj: "Po." Ai e pyeti: "Si je ti për të?!" Ajo i tha: "Asgjë nuk i lë mangët atij, përveç gjërave që s'kam mundësi t'i bëj." Ai i tha: "Shiko si je ti për të, sepse ai është ose Xheneti yt, ose Zjarri yt!" Kjo që u tha, se gruaja duhet t'i shërbejë burrit aq sa ka mundësi, nuk e bën burrin që ta ngarkojë përtej mundësive të saj. Ai duhet të jetë i butë me të dhe ta ndihmojë në punët e shtëpisë, siç bënte vetë i Dërguari i Allahut. Kështu u përgjigj nëna e besimtarëve, Aishja, kur u pyet: "Çfarë bënte Profeti në shtëpinë e tij?!" Ajo tha: "Ishte në shërbim të familjes së tij, e, kur hynte koha e namazit, dilte në namaz." Ndërkaq, në një version tjetër qëndron se ajo u pyet: "Çfarë bënte i Dërguari i Allahut në shtëpi?! Ajo u përgjigj: "Ka qenë njeri i zakonshëm, arnonte rrobën e vet, milte delen e vet." Nëse burri nuk i bën këto, atëherë, së paku, le të dëgjojë gruaja prej tij fjalë lavdërimi dhe t'i shfaqë një buzëqeshje që tregon se është i kënaqur me punën e saj.

## Kapitulli i trembëdhjetë: Fëmijët në Islam

Fëmijët në Islam kanë një pozitë të lartë. Sheriati atyre u ka dhënë mbikëqyrje të plotë, duke i rrethuar me të drejta të cilat atyre ua garantojnë lumturinë, jetën fisnike, që i largojnë ata nga mjerimi e humbja. Në vijim do të sqarohet diç nga kjo, aq sa na lejon mundësia.

**1.** Disa zakoneve paraislame, të cilat disa arabë i ushtronin para ardhjes së Islamit, u është bërë vërejtje e ashpër, siç është vrasja e fëmijëve nga frika prej varfërisë. Allahu i Madhëruar thotë: **"Mos i vritni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë! Ne u sigurojmë ushqim atyre dhe juve. Vërtet, vrasja e tyre është gjynah i madh."** (Isra, 31) Ibn Kethiri (*Allahu e mëshiroftë!*), në komentimin e këtij ajeti, thotë: "Ky ajet fisnik tregon se Allahu i Lartësuar është më i mëshirshëm me robërit e vet sesa vetë prindi me fëmijën e tij, sepse ka ndaluar vrasjen e fëmijëve, siç i ka porositur edhe prindërit për t'u dhënë hise fëmijëve në trashëgimi. Njerëzit që jetonin në kohën paraislame nuk u jepnin hise në trashëgimi vajzave, madje ndonjëri prej tyre edhe e vriste bijën e vet, për të mos u varfëruar, e Allahu e ndaloi këtë veprim duke thënë: "Mos i vritni fëmijët tuaj nga frika e varfërisë!" Domethënë, nga frika se po varfëroheni, prandaj i dha rëndësi përmendjes së furnizimit të tyre duke thënë: "Ne u sigurojmë ushqim atyre dhe juve." Ndërkaq, në kaptinën el Enam, 151: **"… që të mos vrisni fëmijët tuaj për shkak të skamjes..."** Domethënë, për shkak të varfërisë: "… sepse Ne ju ushqejmë ju dhe ata..." dhe fjala e Tij: "Vërtet, vrasja e tyre është gjynah i madh." Domethënë, mëkat i rëndë." Në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit shënohet: "Abdullah ibn Mesudi (*Allahu qoftë i kënaqur me ta!*)

transmeton se ka thënë: "Thashë: "O i Dërguari i Allahut, cili gjynah është më i madhi?" U përgjigj: "T'i bësh Allahut ortak, ndërkohë Ai të ka krijuar." Thashë: "Po pastaj?" Tha: "Të vrasësh fëmijën nga frika se do të ushqehet bashkë me ty." Thashë: "Po pastaj?" Tha: "Të bësh amoralitet me të shoqen e fqinjit tënd."

**2.** Lavdërimi që ka ardhur në sheriat për lindjen e fëmijëve. Allahu i Lartësuar thotë: **"... ju lejohet bashkimi me bashkëshortet tuaja dhe tani kërkoni atë që ka caktuar Allahu për ju."** (El Bekare, 187) Nga Ibn Abasi transmetohet se në lidhje me shpjegimin e fjalës së të Lartësuarit "... kërkoni atë që ka caktuar Allahu për ju" ka thënë: "Është për qëllim fëmija." Profeti ﷺ ka thënë: "Martohuni me femrën që lind shumë, që është shumë e dashur, sepse Ditën e Kiametit unë do të mburrem me numrin tuaj para popujve." (Shënon Ebu Davudi)

**3.** Në sheriat është e ndaluar që njeriu të hidhërohet kur i lindin vajza. Allahu i Madhëruar në Librin e Vet sqaron se hidhërimi për shkak të lindjes së vajzave është prej veseve të ulëta të njerëzve para ardhjes së Islamit, të cilët Allahu i kritikoi me fjalën e Vet: **"Dhe, kur ndonjëri prej tyre merr lajmin se i lindi një vajzë, fytyra i nxihet dhe i mbushet me mjerim."** (En Nahl, 58)

**4.** Sheriati ia ka bërë detyrim nënës për ta mëkuar fëmijën e saj, njëherazi e ka obliguar babën për të shpenzuar për këtë grua, që ajo të ketë mundësi për ta ushqyer fëmijën edhe në rastin kur ai e shkurorëzon gjatë kohës kur fëmija është në fazën e gjidhënies. Allahu i Madhërishëm thotë: **"Nënat le t'u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet, për ata që duan t'ia plotësojnë dhënien e gjirit. Babai i fëmijës ka për detyrë, sipas mundësisë së tij, që t'i sigurojë si duhet ushqim dhe veshmbathje."** (El Bekare, 233)

**5.** Ka vendosur shpërblim të madh për edukimin e mirëfilltë të fëmijëve derisa të rriten. Profeti ﷺ ka thënë: "Ai që merr përsipër përkujdesjen për dy vajza derisa të hyjnë në moshën madhore, Ditën e Kiametit do të vijë duke qenë unë dhe ai kështu" - dhe i mblodhi gishtërinjtë. (Shënon Muslimi) Domethënia e pjesës: "Ai që merr përsipër përkujdesjen për dy vajza duke i ushqyer, edukuar dhe përmirësuar" është kush shpenzon për to, i edukon ato në frymën islame. Po ashtu, ai ka thënë: "Atij që i ka tri vajza, tregohet i durueshëm me to, u siguron ushqimin, pijen e veshmbathjen nga ajo që posedon, Ditën e Gjykimit ato do t'i bëhen pengesë kundrejt Zjarrit." (Shënon Ibn Maxhe)

Kuptimi i pjesës: "... nga ajo që posedon..." nga pasuria e tij.

Madje, Profeti ﷺ ka treguar se shpenzimi për familjen ka shpërblim më shumë sesa shpërblimi për çdo shpenzim tjetër. Ai ﷺ ka thënë: "Monedha më e mirë është ajo të cilin burri e shpenzon për pasardhësit e vet." (Shënon Muslimi) Ebu Kilabe, njëri prej transmetuesve të këtij hadithi, thotë: "Kush mund të ketë shpërblim më të madh sesa një person që shpenzon për të vegjlit e vet në mënyrë që ata të mos kenë nevojë të lypin, ose Allahu u bën dobi atyre dhe i pasuron për shkak të tij." Ai ﷺ, ka thënë: "Nga një monedhë që e shpenzove në rrugë të Allahut, një monedhë që e shpenzove për lirimin e një robi, një monedhë që ia dhe lëmoshë një nevojtari dhe një monedhë që e shpenzove për familjen tënde, shpërblim më të madh ka ajo që e shpenzove për familjen tënde!" (Shënon Muslimi)

**6.** Përkujdesja për fëmijët është amanet, për të cilin njeriu do të merret në përgjegjësi Ditën e Kiametit. Nëse ai e kryen si duhet këtë përgjegjësi, do të ketë shpërblim të madh, e, nëse e lë pas dore, ka

drojë se do ta kapë ndëshkimi. Profeti ﷺ ka thënë: "Çdonjëri prej jush është kujdestar dhe çdonjëri prej jush ka përgjegjësi për atë që ka nën kujdesin e vet... Burri është kujdestar për familjen e vet dhe ka përgjegjësi për të. Gruaja është kujdestare në shtëpinë e burrit të saj dhe ka përgjegjësi për kujdestarinë e saj." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

**7.** Islami i ka kushtuar vëmendje të veçantë jetimit, duke e vlerësuar lart çështjen e përkujdesjes për të, duke inkurajuar për bamirësi ndaj tij, duke kërcënuar atë që i bën keq atij ose që sillet vrazhdë me të. Tekstet fetare nga Kurani dhe Suneti në këtë kontekst pothuajse nuk mund të numërohen, për shkak të numrit të madh të tyre.

Ndër këto tekste është se Allahu i Lartësuar, gjatë shtjellimit të cilësive të banorëve të Xhenetit, ka thënë: **"Ata i ushqejnë të varfrit, jetimët dhe të zënët rob edhe pse vetë janë nevojtarë!"** (Insan, 8) Po ashtu, i Lartësuari, duke vënë theksin mbi atë se duhet pasur kujdes të shtuar për jetimin, ka thënë: **"Prandaj, mos e shtyp jetimin!"** (Ed Duha, 9) Dhe, duke kërcënuar për ngrënien e pasurisë së jetimit, ka thënë: **"Vërtet, ata që shpenzojnë pasurinë e jetimit pa të drejtë, vetëm mbushin barkun e tyre me zjarr dhe ata do të digjen në zjarrin flakërues."** (En Nisa, 10) Po ashtu, duke kritikuar atë që nuk e nderon jetimin, thotë: **"Nuk është kështu! Por ju nuk silleni mirë me jetimët."** (El Fexhr, 17) Në lidhje me atë që e poshtëron jetimin, ka thënë: **"A e ke parë atë që mohon Ditën e Llogarisë? Ky është ai që i dëbon ashpër jetimët."** (El Maun, 1-2) Profeti ﷺ, duke treguar gradën madhore që gëzon kujdestari i jetimit, shprehet: "Unë dhe kujdestari i jetimit në Xhenet do të jemi kështu" - duke dëftuar me dy gishtërinjtë e tij: gishtin

tregues dhe gishtin e mesëm, midis të cilëve la një hapësirë të vogël. (Shënon Buhari)

**8.** Islami ka ndaluar të vriten fëmijët në luftë: "Luftoni në emër të Zotit, në rrugën e Zotit, luftoni ata që mohuan Zotin! Luftoni, mos mashtroni në plaçkë të luftës, mos tradhtoni, mos sakatoni (kufomat), mos vritni fëmijë!" (Shënon Muslimi) Ka mjaft porosi të tjera në këtë temë, për disa nga të cilat do të flitet kur të bëjmë fjalë për xhihadin.

**9.** Po ashtu, Islami ka ndaluar t'u bëhet padrejtësi fëmijëve përbrenda vetë gjirit familjar, duke bërë që trajtimi i fëmijëve, qofshin të vegjël, qofshin të rritur, të bëhet në përputhje me drejtësinë, pa e mbivlerësuar njërin kundrejt tjetrit. Sahabiu i nderuar, Numan ibn Beshiri (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) tregon: "Babai më dhuroi diç prej pasurisë së vet, kurse nëna ime tha: "Nuk pajtohem përderisa ta marrësh dëshmitar të Dërguarin e Allahut ﷺ. Atëherë, babai im shkoi te Profeti ﷺ për të qenë dëshmitar për këtë dhurim që më bëri. Profeti ﷺ e pyeti: "A ke vepruar pikërisht kështu me të gjithë fëmijët e tu?!" Ai iu përgjigj: "Jo." Atëherë ai tha: "Kini drojë Zotin, mbani drejtësi me fëmijët tuaj!" Rrjedhimisht, prindi im e anuloi dhurimin në fjalë. Ndërkaq, në një version tjetër qëndron: "Mos më merr mua për dëshmitar, sepse unë nuk dëshmoj për padrejtësi!" Drejtësia këtu nuk kufizohet vetëm në pasuri, por i përfshin edhe gjërat abstrakte, siç janë: butësia, dhembshuria, afërsia etj.

Thënë në përgjithësi, në legjislacionin islam, vërtet dispozitat për fëmijët janë të shumta. Ato përfshijnë fëmijën para se të lindë derisa të bëhet i zoti i vetes dhe të bëhet person juridik përballë normave të sheriatit, të cilat veprojnë mbi personat e rritur, që mbajnë përgjegjësi para sheriatit. Fëmijët kanë të drejta të shumta, siç janë:

e drejta e emërtimit me emra të përshtatshëm, e drejta për arsimimin e tyre në çështje që u nevojiten prej çështjeve të fesë ose të jetës, largimi i tyre nga çfarëdo që i dëmton, e shumë të drejta të tjera, të cilat nuk mund të rreshtohen të gjitha këtu.

# Kapitulli i katërmbëdhjetë: Bamirësia ndaj prindërve

## Së pari: E drejta e prindërve dhe pozita e tyre.

E drejta e prindërve është tejet e madhe. Pozita që ata gëzojnë në fe është shumë e lartë. Bamirësia ndaj tyre vihet pranë besimit, falënderimi i tyre është shoqëruar me falënderimin e Zotit të Madhërishëm, të treguarit mirësjellje ndaj tyre është ndër veprat më të vlefshme dhe më të dashura tek i Madhërishmi. Allahu i madhëruar thotë: **"Adhuroni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim)."** (En Nisa, 36) Po ashtu, i Lartësuari ka thënë: **"Zoti yt ka urdhëruar, që të mos adhuroni askënd tjetër përveç Atij dhe, që të silleni mirë me prindërit. Nëse njëri prej tyre ose të dy arrijnë pleqërinë te ti, mos u thuaj atyre as "uh!", mos i kundërshto, por drejtoju atyre me fjalë respekti. Lësho para tyre krahët e përuljes prej mëshirës dhe thuaj: "O Zoti im, mëshiroji ata, ashtu siç më kanë rritur, kur unë isha i vogël!"** (El Isra, 23-24) Pastaj, thëniet profetike në lidhje me këtë temë janë të shumta; ndër to është edhe kjo që transmeton Abdullah ibn Mesudi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), i cili thotë: "E pyeta të Dërguarin e Allahut ﷺ: "Cila është vepra më e dashur për Allahun?!" U përgjigj: "Namazi në kohën e vet!" Thashë: "Po pastaj?" Ai tha: "Mirësjellja me prindërit." Thashë: "Po pastaj?!" Tha: "Lufta në rrugën e Allahut." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Më tej, sjelljen e mirë me prindërit e miraton edhe ndërgjegjja e pastër njerëzore. Në ujdi për të janë edhe legjislacionet qiellore. Ajo është moral i profetëve e virtyt i njerëzve të mirë. Njëkohësisht,

sjellja e mirë me prindërit është shenjë e besimit të sinqertë, është tregues i fisnikërisë së shpirtit e i mbajtjes së amanetit.

Urdhri për mirësjellje me prindërit është ndër mirësitë e fesë islame. Kjo, se tregon që ka pranim nga ana e fëmijëve për të mirat që ua kanë bërë prindërit dhe tregon se nuk duhet të lihet në harresë mirësia e bërë. Po ashtu, ajo është dëshmi për përsosurinë e universalitetin e sheriatit, që i përfshin në gjirin e vet të gjitha të drejtat. Ndryshe nga legjislacionet tokësore, të cilat nuk u njohin prindërve ndonjë vlerë të veçantë, as ndonjë të drejtë, madje ua mohojnë dhe ua ulin vlerën atyre. Ja, bota perëndimore, me gjithë përparimin e vet në teknologji, është dëshmi e gjallë për këtë. Në këto sisteme nëna është sikurse një aparaturë, që hidhet në tokë sapo t'i kalojë afati i vlefshmërisë. Gjëja më e madhe që rrodhi nga mendjet e tyre për të shprehur mirësjellje ndaj prindërve është shpikja e një feste vjetore, të cilën e quajtën "Dita e Nënës". Në këtë ditë bijtë e bijat u ofrojnë nënave të tyre buqeta me trëndafila, duke u shprehur atyre dashuri e respekt. Ky është caku më i skajshëm i mirësjelljes me prindërit, tek i cili arritën ata: një ditë në vit. Kaq! Ku është kujdesi?! Ku është mëshira? Ku është mbajtja e amanetit?! Këto kuptime të larta fisnike ata i kanë të huaja, ata nuk kanë asnjë hise në to. Ndërkaq, për të drejtat që prindërit kanë në Islam tanimë je njoftuar më lart për diç prej tyre. Por, jo vetëm kaq. Islami ka ndaluar mosbindjen ndaj prindërve, duke kërcënuar ashpër atë që vepron ashtu. Mosbindjen ndaj tyre Islami e ka konsideruar ndër mëkatet më të rënda. Ajo është shoqëruar me mëkatin e idhujtarisë. Për të treguar këtë, mjafton fjala e të Lartësuarit: **"... mos u thuaj atyre as "uh!"** (El Isra, 23) E si mendon se qëndron puna për diç më të rëndë sesa shprehja "uh"?! Po ashtu, thëniet profetike për këtë çështje janë të shumta; ndër to është edhe kjo që është transmetuar

në hadithin e Amër ibn Asit (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), se Profeti ﷺ ka thënë: "Mëkatet e mëdha janë: t'i bëhet ortak Allahut në adhurim, mosbindja ndaj prindërve, vrasja dhe betimi i rremë." (Shënon Buhariu)

## Së dyti: Moralet që duhen marrë në konsideratë në sjellje me prindërit.

Sheriati islam ka sjellë morale të shumta, me të cilat duhet pajisur gjatë sjelljes me prindërit. Dijetarët, këto morale, të cilat i kanë përfituar nga Kurani dhe Suneti, i kanë shtjelluar hollësisht. Për këtë mjafton fjala e Zotit të Madhërishëm: **"... shoqëroji ata me mirësi në këtë jetë..."** (Lukman, 15) Fjala e të Lartësuarit: "Shoqëroji ata..." përmban një domethënie tejet të thukët në lidhje me inkurajimin për sjellje të mirë me prindërit. Kjo, se shoqërimi i përmendur në ajet nënkupton të qenët në vazhdimësi me ta në gjendje të ndryshme. Dihet se shoqërimi i gjatë shkakton monotoni e bezdisje, por, nëse fëmija e kujton këtë udhëzim hyjnor, do ta dijë se vërtet obligimi ndaj prindërve është i madh, kështu që i përmbahet shoqërimit të tyre sipas asaj që është e drejtë. Ata janë më meritorë për këtë gjë. Kjo përfshin përkëdheljen, konsultimin e përqafimin. Po ashtu, përfshin etikën e bashkëbisedimit me prindërit, ngase shoqërimi i gjatë me ta shpie në monotoni si shkak i përsëritjes së bisedave e ngjarjeve të njëjta. Rrjedhimisht, fëmijët dëgjojnë versione të shumta të tyre e të llojllojshme, gjë që shkakton një lloj bezdisjeje tek ata. Ndërkaq, nëse ata i përmbahen shoqërimit të mirë, nuk shfaqin plogështi. Kjo vlen qoftë kur prindi u drejtohet atyre, qoftë kur janë në prani të njerëzve të tjerë, me të cilët prindi bashkëbisedon, edhe nëse biseda është e njohur për fëmijët, ose e

dëgjuar për të satën herë. Gjithashtu, në bamirësi hyn edhe dhënia nga pasuria për ta, veçanërisht kur prindi ka nevojë për të. Sa të shumtë janë ata fëmijë të cilët e lënë pas dore këtë obligim, qoftë nga përtacia, qoftë nga pakujdesia, qoftë nga koprracia! Sa të tillë ka që thonë se prindërit e mi nuk kanë nevojë për asgjë! Kështu, e privojnë veten nga begatia që tërheq shpenzimi për prindërit. E sa të tjerë thonë: Vëllezërit e motrat e mia u sjellin prindërve çfarëdo që ata kanë nevojë, kështu që ata s'kanë nevojë për mua. Mbase, ndodh të thonë kështu të gjithë fëmijët, secili mbështet te tjetri. Rrjedhimisht, duart e prindërve mbesin bosh, pa asnjë ndihmë nga fëmijët. Fëmijëve u takon të mos e harrojnë hisen e tyre të ndihmës karshi prindërve, edhe nëse nuk kanë nevojë, e, në asnjë mënyrë, kur vërtet ata kanë nevojë. Është tejet e kërkuar të nxitojnë, edhe nëse vëllezërit e tyre e bëjnë këtë: **"Për këtë, le të përpiqen ata që përpiqen."** (El Mutafifin, 26) Po ashtu, sjellje e mirë konsiderohet kur të ndihmohet prindi për të bërë punë të mira, për të dhënë lëmoshë e për të bërë bamirësi. Ka raste kur prindi qëllon pasanik zemërmirë, mirëpo ja që nuk i ka fëmijët të atillë që do ta ndihmonin për bamirësi e vepra të mira. Madje, ka raste kur e pengojnë, e privojnë prej mirësisë. Nëse ai bën mend për ndonjë bamirësi, i thonë: "Me avash!" Këtë e bëjnë ose nga frika se po i humbet pasuria e prindit të tyre, siç pretendojnë, ose me synimin që të marrin hise sa më të madhe në trashëgimi, ose nga koprracia, ose për arsye të tjera. Fëmijët e kanë obligim që të mos i bëhen pengesë si shkëmb në rrugën e prindit. Përtej kësaj, ata duhet ta ndihmojnë atë për mirësi.

Prej shoqërimit të mirë me prindërit është edhe udhëtimi së bashku me ta.

Prej shoqërimit të mirë është edhe nderimi i mysafirit të prindit, përkushtimi për ta akomoduar kur të vijë mysafiri. Nga shoqërimi i mirë i prindit është edhe shoqërimi i tij në çdo vend a me çdo person kur ai e kërkon këtë, përderisa kjo nuk përbën mëkat. Në këtë bën pjesë edhe prezantimi i shokëve të tu me prindërit, në mënyrë që të ndihet i qetë me ata që shoqërohesh dhe të mos ndihet i shtrënguar me shokët e tu kur të vijnë në vizitë.

Këtu hyn edhe kryerja e nevojave të prindit, babës e nënës, pa kurrfarë ngurrimi, por me dashuri e gjallëri të plotë.

Këtu hyn edhe kujdesi për ta në çështjen e mjekimit, kontrolleve, dërgimi i tyre në spital kur të jetë e nevojshme.

Po ashtu, këtu hyn edhe që fëmija s'duhet të psherëtijë nëse prindi e urdhëron atë e jo ndonjë vëlla tjetër të tijin. Përkundrazi, atij i takon të gëzohet me këtë. Akoma më bukur për të do të kishte qenë sikur ai të shpejtojë ta kryejë edhe pa ia kërkuar fare atij. Sa mirë do të ishte për të sikur ai ta duronte prindin kur tregohet i ftohtë ose i vrazhdët, ose kur nuk është me të mira.

Ajo që e përmbledh tërë sjelljen e mirë me prindërit është që fëmija të përpiqet për t'i bërë të lumtur ata e të distancohet nga çdo gjë që ua turbullon ndjenjat. Këto janë vetëm disa nga kuptimet për të cilat aludon ajeti fisnik. E, për t'u thelluar në detaje të diskutimit për respektimin e prindërve, këtu nuk ka hapësirë të mjaftueshme.

# Kapitulli i pesëmbëdhjetë: Qëndrimi i Islamit kundrejt mendjes (intelektit)

**1.** Intelekti është dritë shpirtërore, përmes së cilës njeriu arrin t'i perceptojë njohuritë themelore dhe teorike.

**2.** Ndonjëherë me intelekt (arsye) është për qëllim dituria ose dallimi i gjërave të bukura e të drejta nga të shëmtuarat e të gabuarat, ose dallimi i gjërave të përsosura nga ato me mangësi.

**3.** Pozita e mendjes në Islam. Pa dyshim, Islami i ka dhënë pozitë të veçantë dhe e ka ngritur lart mendjen. Në Islam ajo është bazë mbi të cilën qëndron përgjegjësia juridike e individit; është nyjë në të cilën lidhet aftësia juridike e individit. Kurani është i stërmbushur me urdhëresa për të logjikuar, për të analizuar e për ta shfrytëzuar dhe është përplot me lavdërime për ata të cilët janë të pajisur me të.

Në anën tjetër, është i stërmbushur me qortime ndaj atyre që nuk e vënë në funksion logjikën e tyre, të cilët kapen pas imitimit të verbër e që ndjekin atë që e sajuan prindërit e tyre pa kurrfarë argumenti e pa kurrfarë fakti shkencor.

**4.** Funksioni i mendjes: Mendja është dritë që Allahu ia ka dhënë njeriut, që të ketë mundësi t'i zbulojë gjërat e faktet reale dhe përmes saj të kuptojë gjërat në lidhje me Zotin e Profetin e Tij, njëherazi përmes saj të analizojë mbretëritë e qiejve e të Tokës, që me të të njohë sekretet e gjithësisë, të meditojë për vetveten e për argumentet e Allahut që e rrethojnë në të katër anët, që ajo të jetë një mjet që e shpie drejt njohjes së shumë çështjeve të besimit, të cilat janë brenda rrethit të mundësisë së tij, si dhe që me të të arrijë të vjelë çdo gjë që atij i sjell dobi, qoftë në fenë, qoftë në jetën e tij. Shkurtimisht, ky është funksioni i mendjes.

**5.** Kufijtë e mendjes. Është fakt se Islami e sheh mendjen në këtë këndvështrim madhështor dhe se, siç u tha, qëllimi i saj është sublim. Megjithatë, Islami e vë në kornizë fushën e mendjes, në mënyrë që ta mbrojë aftësinë e logjikës për të mos u shpërqendruar e për të mos rrëshqitur pas realiteteve metafizike, të cilat mendja nuk arrin t'i njohë e të përkapë realitetin e tyre, siç janë: Qenia e Zotit, shpirti, Xheneti e Xhehenemi, realiteti i atributeve të Zotit të Madhërishëm etj. Kjo, se logjika njerëzore ka fushën e vet të veprimit, e, nëse ai orvatet për ta kaluar këtë fushë, do të lajthitë e do të sorollatet i përhumbur në labirintet që s'mund të orientohen. Prandaj, themi se fusha e mendjes është çdo gjë që është e kapshme. Ndërkaq, sa u takon çështjeve metafizike, të cilat janë jashtë perceptimit të shqisave të tij, në çështjet e tyre mendja nuk ka shteg për të kaluar e për t'u thelluar. Së këndejmi, nuk duhet shmangur nga kuptimet që tekstet fetare përmbajnë në lidhje me to.

**6.** Islami e mbron dhe e lartëson mendjen. Mu për këtë Islami e ka ndaluar konsumimin e alkoolit e të drogave, pa kompromis, si dhe ka ndaluar konsumimin e çdo gjëje që shpie në çorientimin e mendjes.

Po ashtu, Islami e ka ngritur lart mendjen dhe e ka distancuar nga kundërthënia, ndërsa mendarët i ka mbrojtur nga kaosi ideologjik, nga lajthitja e nga shkarja. Me të vërtetë, Islami është fe e qartë, e lehtë, e thjeshtë dhe e hapur për gjithsecilin.

# Kapitulli i gjashtëmbëdhjetë: Islami dhe dituria

Islami është fe e diturisë, fe e së vërtetës. Përtej kësaj, Islami është armik i injorancës e i mitit. Kurani fisnik dhe tradita profetike bazohen në dituri të vërtetë. Në vijim do të sqarohen disa fakte, ku shpaloset harmonia midis Islamit dhe shkencës, diturisë.

**1.** Islami e ka bërë të detyrueshme nxënien e diturisë. Profeti ﷺ thotë: "Përvetësimi i diturisë është detyrë për çdo musliman." (Shënon Ibn Maxhe)

Pa dyshim, njerëzit dallojnë shumë në aftësinë për mësimnxënie. Për disa muslimanë një dituri e caktuar është obligim, kurse për disa të tjerë nuk është e obliguar, porse obligimi, për lënien e së cilës nuk arsyetohet askush është ajo pa të cilën nuk qëndron baza e fesë dhe ato të cilat ia ka obliguar Allahu.

**2.** Fjala e parë e zbritur në Kuran është urdhri për të mësuar. Është e njohur se kaptina e parë që ka zbritur është kaptina el Alak dhe fjala e parë prej saj është fjala e të Lartësuarit: **"Lexo me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (gjithçka)."** (El Alak, 1) Kjo aludon se umeti i Muhamedit do të përvetësojë mësimin e leximit, shkrimit e shkencës.

**3.** Allahu i Madhërishëm e vuri në dukje diturinë dhe dijetarët. I Madhërishmi thotë: **"Vallë, ai që di se ajo që të është shpallur ty (Muhamed) nga Zoti yt është e vërteta, a është njësoj me atë që është i verbër (ndaj këtij fakti)? Vetëm njerëzit që kuptojnë ia vënë veshin kësaj."** (Er Rrad, 19) Shiko si e ka bashkëshoqëruar injorancën me verbërinë? Gjithashtu, ka thënë: **"Allahu do t'i ngrejë në shkallë të lartë ata midis jush që besojnë dhe që u**

**është dhënë dija. Allahu di çdo gjë që punoni.”** (El Muxhadele, 11) Abdullah ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) ka thënë: “Dijetarët janë njëqind gradë mbi besimtarët, ndërsa ndërmjet dy gradave ka njëqind vjet largësi.”

S’ka dyshim se në tekstet fetare gjëja e parë që hyn në konceptin e diturisë është dituria fetare, porse në këtë hyn edhe çdo dituri e dobishme. Dituria e dobishme për të cilën tregon Kurani dhe Suneti është çdo dituri që jep fryte të dobishme dhe që shpie në kërkesa të larta. Pra, çdo gjë që bëhet shkak për përmirësimin e veprave, për lartësimin e shpirtrave e për udhëzim nga e mbara, konsiderohet dituri e dobishme. Këtu s’ka dallim mes asaj që ndërlidhet me çështjen e kësaj bote a me çështjen e botës tjetër, sepse fisnikëria e fesë e fisnikëron edhe jetën, lumturia e kësaj jete shoqërohet me lumturinë e jetës tjetër. Sheriati islam, të cilin e cilëson përsosuria e universaliteti, ka urdhëruar që të përvetësohen të gjitha dituritë e dobishme, duke filluar nga dituria që flet për njësimin e Zotit, teuhidin e për bazat e fesë, dituria e ligjeve e dispozitave të sheriatit, shkencat e gjuhës arabe, shkencat shoqërore, shkencat e ekonomisë, shkencat politike, luftarake, mjekësore, e shkenca të tjera, të cilat i shërbejnë umetit, rregullimit të individit e shoqërisë.

**4.** Islami përputhet me faktet e vërteta shkencore. Faktet shkencore dëshmojnë saktësinë e Kuranit dhe Sunetit. Përkundër këtij zhvillimi të madh të shkencave natyrore e shkencave të reja bashkëkohore, nuk ka ardhur ndonjë fakt shkencor që kundërshton diç që përmendet në Kuran ose në hadithe të sakta, ndonëse ai i cili i solli këto të vërteta është profeti ynë Muhamed ﷺ, i cili nuk dinte shkrim e lexim. Pra, shkenca e saktë nuk e kundërshton tekstin e vërtetë fetar, përkundrazi, ajo përputhet me të plotësisht. Në anën tjetër, nuk ka mundësi të ketë kundërthënie midis teksteve të qarta

kuranore dhe realitetit. Në qoftë se ndodh diç, që, nga ana e jashtme, duket se ka konflikt midis tyre, ose ajo që thuhet është fakt, është thjesht një pretendim i rremë, ose teksti kuranor nuk është i qartë. Së këndejmi, mund të duket se ka kundërthënie midis tyre, sepse teksti i qartë kuranor dhe fakti real, që të dyja, janë të vërteta të padiskutueshme, rrjedhimisht s'mund të ketë kundërthënie midis dy fakteve të tilla. Kjo është diç të cilën e kanë konfirmuar dijetarët në të kaluarën e do të konfirmojnë në të ardhmen. Kolosi i madh i Islamit, Ibn Tejmije, mbi këtë rregull e ka mbështetur traktatin e tij madhështor "Eliminimi i kundërthënshmërisë ndërmjet logjikës dhe fesë". Madje, shumë autorë perëndimorë kanë deklaruar një gjë të tillë, njëri prej të cilëve është autori francez Muris Bukaj, në librin e tij "Teurati, Ungjilli, Kurani dhe shkenca", ku konstaton se Teurati dhe Ungjilli i sotëm janë të shtrembëruar dhe bien në kundërshtim me të vërtetat shkencore. Ndërkohë që ky libër sjell dëshmi që tregojnë superioritetin e Kuranit fisnik, me të cilat Kurani i ka paraprirë shkencës bashkëkohore. Nëpërmjet kësaj ai vërtetoi se Kurani nuk kundërshton asnjëherë të vërtetat shkencore, madje përputhet me to plotësisht.

**5.** Argumentet e shumta të arritshme me shqisa, argumentet shkencore e argumentet eksperimentale dëshmojnë saktësinë e Islamit, madje kjo edhe në çështjet më të paarritshme me shqisa, të cilat janë mohuar me ngulm në shekujt e kaluar. Për shembull, merre thënien e Profetit ﷺ: "Kur qeni pi në enën e ndonjërit, le ta lajë shtatë herë, të parën me dhé!" (Shënon Muslimi) Sot, mjekësia, përmes zbulimeve me mjete mikroskopike, ka vërtetuar se në jargët e qenit jetojnë mikrobe e sëmundje shkatërruese, të cilat nuk mund të mënjanohen vetëm me ujë. Hulumtimet më të reja shkencore

konstatojnë se forma e pastrimit që bëhet me dhé e kësaj papastërtie nuk mund të bëhet me diç tjetër.

Gjithashtu, kanë konstatuar se pirja e qenit në enë është shkaktar për përhapjen e shumë sëmundjeve të rrezikshme. Qeni bart shumë krimba të llojeve të ndryshme, siç është shiriti (parazitët e zorrëve), të cilët janë tepër të vegjël nëse qeni pi në një enë ose nëse njeriu e prek trupin e qenit me dorë a me rroba, në atë rast vezët e këtyre parazitëve kalojnë tek ai dhe arrijnë deri në lukth nëpërmjet ushqimit a pijes. Më pas, e çajnë murin derisa kalojnë në enët e gjakut dhe arrijnë në pjesët kryesore, e sulmojnë mëlçinë, trurin e në atë rast shkaktojnë kokëdhimbje të fortë, vjellje të vazhdueshme, alivanosje, dhembje barku, paralizë të disa organeve, e sulmojnë edhe zemrën, duke i shkaktuar atak, nga i cili i sëmuri mund të vdesë në moment. Madje, është vërtetuar se asnjë lloj i qenve nuk është imun nga këta parazitë të zorrëve, prandaj qentë duhen shmangur nga çdo gjë që ka lidhje me ushqimin a pijen e njeriut. Në pjesën e dytë të këtij kapitulli do të sqarohen disa shembuj që kanë të bëjnë me këtë.

**6.** Shkencat natyrore e përkrahin Islamin dhe e përforcojnë vërtetësinë e tij, ndërsa shkencëtarët e bëjnë pavetëdijshëm një gjë të tillë (se çfarë thotë Islami për këto fakte sh. p.).

Shembull për këtë është pllenimi (mbarësimi) i bimëve, i cili është zbuluar vetëm në kohët e vonshme, për të cilin Kurani, që i është shpallur një Profeti të pashkolluar para më se katërmbëdhjetë shekujsh, tekstualisht deklaron në vargun kuranor: **“Ne i dërgojmë erërat për pllenim.”** (El Hixhr, 22) Gjithashtu, fjala e Tij: **“... dhe kemi bërë, që nga ajo, të mbijnë gjithfarëlloj bimësh të bukura.”** (Kaf, 7) Po ashtu, vargu: **“Dhe nga çdo gjë, Ne kemi krijuar dy palë.”** (Edh Dharijat, 49) Dhe: **“Qoftë lavdëruar Ai që i ka krijuar çift të gjitha llojet...”** (Ja Sin, 36) Ja, kjo është fjala e

Zotit të botëve në Kuran, para se këtë të na thonë shkenca natyrore se bimët kanë gjini.

Disa evropianë patën pranuar Islamin pasi u njohën me përshkrimin e kompletuar që Kurani i bën detit, pa harruar faktin se Profeti ﷺ gjatë gjithë jetës së tij nuk ka udhëtuar në det asnjëherë. Ja fjala e Allahut të Lartësuar: **“Ose janë si errësirat në detin e thellë, të cilat mbulohen nga dallgët që ngrihen njëra mbi tjetrën, duke pasur sipër tyre retë: shtresa errësire njëra mbi tjetrën, aq sa kur e nxjerr dorën e vet, njeriu pothuajse nuk e sheh fare atë.”** (En Nur, 40) Kjo e konfirmon edhe një herë faktin se Islami është fe e shkencës. Për këtë do të flitet më shumë në vijim të librit.

# Kapitulli i shtatëmbëdhjetë: Islami dhe puna

Islami është fe e krenarisë dhe dinjitetit, fe e karakterit të lartë, fe e seriozitetit dhe angazhimit e nuk është fe e përuljes dhe mjerimit, as fe e përtacisë, plogështisë a pasivitetit.

Puna përbën një vlerë të lartë civilizuese e një pikëpamje të veçantë në fenë islame. Për të Islami ka skicuar një program të kompletuar e mahnitës, i cili merr në konsideratë barazinë ndërmjet të drejtave të punëtorëve dhe punëdhënësve, me drejtësi.

Islami vë në spikamë thirrjen për t'u marrë në konsideratë të drejtat e njeriut dhe dinjiteti i tij, për të qenë anëtarë aktivë në këtë jetë. Sistemi i punës ka qenë ndër çështjet të cilave civilizimi islam u ka kushtuar rëndësi e kujdes të veçantë. Kjo, duke i ndjekur me vëmendje gjërat e reja që kanë dalë rreth këtij sistemi e duke i vënë ato nën dispozita e rregulla, si dhe duke marrë parasysh nevojat e punëtorit e punëdhënësit. Ndër treguesit e organizimit të punës në Islam është ideja e dekorimit të punëtorëve, nxitja e theksuar për punë profesionale, duke e vlerësuar atë si një mjet të lartë e të ndershëm për çdonjërin që ka mundësi për një gjë të tillë, si dhe një prej veçorive të muslimanëve për të çuar një jetë me dinjitet.

Islami ka bërë thirrje për të punuar qartë dhe fuqishëm, të cilën e ka bërë nëpërmjet shumë vargjeve kuranore e thënieve profetike. Një gjë e tillë do të sqarohet më mirë, gjë që do të vijë më poshtë.

## Së pari: Thirrja e Kuranit fisnik për punë

Ajetet kuranore që e theksojnë legjitimitetin, rëndësinë e nevojën e domosdoshme për të punuar janë të shumta. Forma se si shprehet

kjo në ajetet kuranore është mjaft e larmishme, gjë që e tregon pozitën e punës në Islam. Në vijim do të flitet për një pjesë të ajeteve kuranore që flasin për çështjen e punës.

**1.** Thirrja për të punuar ka ardhur në trajtën e inkurajimit për të ecur nëpër tokë, për t'u shpërndarë, për të kërkuar mjetet e jetesës në hallall. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai jua ka bërë Tokën të përdorshme, andaj ecni nëpër viset e saj dhe ushqehuni me atë, që ju ka dhënë Ai."** (El Mulk, 15)

Po ashtu, ka thënë: **"O besimtarë, kur të thirreni për (të falur) namazin (e xhumasë) në ditën e premte, nxitoni për ta përmendur Allahun dhe pezulloni tregtinë! Kjo, që ta dini, është më mirë për ju! Dhe, kur të përfundojë namazi, atëherë shpërndahuni nëpër tokë, kërkoni nga mirësitë e Allahut dhe përmendeni shumë Allahun, në mënyrë që të shpëtoni."** (El Xhumua, 9-10) Dhe ka thënë: **"Ne ju kemi vendosur në tokë dhe aty ju kemi dhënë çfarë ju nevojitet për jetesë. Eh, sa pak mirënjohës që jeni!"** (El Araf, 10) Gjithashtu ka thënë: **"... ndërsa ditën e kemi caktuar për të punuar."** (En Nebe, 11)

**2.** Kurani e ka ngritur punën dhe daljen për të kërkuar furnizim në rangun e adhurimeve më të mëdha, duke e shoqëruar me luftën në rrugën e Allahut. Përgjatë paraqitjes së lavdërimit që ua bën besimtarëve, i Lartësuari thotë: **"... disa do të udhëtojnë nëpër botë, duke kërkuar mirësitë e Tij (për jetesë) dhe disa të tjerë do të jenë duke luftuar në rrugën e Tij."** (El Muzemil, 20)

**3.** Kurani e ka lavdëruar punën e dorës dhe e ka konsideruar begati për të cilën duhet falënderuar. I Lartësuari thotë: **"... që ata të hanë nga frutat e tyre dhe nga ato që i bëjnë duart e tyre; ndaj, përse ata nuk duan të jenë mirënjohës?!"** (Ja Sin, 35)

**4.** Kurani e ka ngritur lart çështjen e shumë prodhimeve të cilat janë të domosdoshme për të jetuar, siç është fjala e Zotit të Madhërishëm: **"Ne e zbritëm hekurin, në të cilin ka (material për) luftë të fuqishme dhe dobi (të tjera) për njerëzit"**, (El Hadid, 25) si dhe duke përmendur mirësinë ndaj Davudit, profetit të tij (*paqja qoftë për të!*), thotë: "Ne ia zbutëm atij hekurin, (dhe i thamë): **"Puno parzmore të gjera! Thuri ato me maja të baraspeshuara."** (Es Sebe, 10-11) "sabigat", cekur në ajet, janë parzmoret, siç qëndron në fjalën e të Lartësuarit, kur flet për Davudin (*paqja qoftë për të!*): **"Ne i mësuam atij (Davudit) punimin e parzmoreve prej hekuri për ju, për t'ju mbrojtur në luftë me armikun, andaj, a jeni mirënjohës?"** (El Enbija, 80) I Madhëruari, për përpunimin e lëkurave, thotë: **"Allahu ju ka dhënë shtëpi për të banuar dhe lëkurë kafshësh, që t'i përdorni si tenda, në mënyrë që t'i mbartni lehtë, kur të udhëtoni dhe të zini vend."** (En Nahl, 80) Si dhe për prodhimin e veshjeve: **"Ai ju ka dhënë edhe leshin, gëzofin e fijet që t'i përdorni për veshje dhe për shtrojë, deri në një kohë."** (En Nahl, 80) Domethënë, nga leshi që merret nga lëkurat e kafshëve. Kurani bën me dije edhe mirësinë e dhënë me ndërtimin e shtëpive si strehim, siç thuhet në fjalën e të Lartësuarit: **"Allahu ju ka dhënë shtëpi për të banuar."** (En Nahl, 80) Ndërkaq, në lidhje me ndërtimin e pallateve, i Madhëruari thotë: **"... dhe ju dhuroi vendbanime në Tokë; në rrafshinat e saj po ngrini pallate e në kodrina po gdhendni shtëpi!"** (El Araf, 74) Duke treguar se si e ka urdhëruar Nuhun (*paqja qoftë për të!*) për ndërtimin e anijes, ka thënë: **"Ndërto anijen nën Sytë (mbikëqyrjen) dhe udhëzimin Tonë..."** (Hud, 37) Dhe, duke përlavdëruar elitën e besimtarëve, ka thënë: **"... njerëz, të cilët shitblerja nuk i pengon për të përmendur Allahut dhe të cilët**

**falin namazin..."** (En Nur, 37) Pra, nuk ka thënë se ata nuk bëjnë tregti, porse tregtia nuk i ka larguar ata nga përmendja e Allahut e nga falja e namazit. Këto ajete, e shumë të tjera, llogariten thirrje e inkurajim për të punuar dhe në mënyrë të përforcuar dëshmojnë legjitimitetin e marrjes së shkaqeve të fitimit të lejuar përmes punës, që është e shumëllojshme.

## Së dyti: Thirrja e traditës profetike për të punuar

Tradita profetike, në mënyrë teorike e praktike, ka ftuar drejt punës, për të ndryshuar konceptin e gabuar te disa arabë para Islamit, qoftë duke u dhënë udhëzime drejtpërdrejt nga ana e Profetit ﷺ, qoftë duke praktikuar disa gjëra me të cilat kundërshtonte një perceptim të gabuar që ishte i përhapur te njerëzit, në mënyrë që shokët e tij ta shihnin atë, të cilët, më pas, e ndiqnin në atë veprim dhe e përhapnin në mesin e njerëzve.

Shumica e librave që kanë regjistruar traditën profetike kanë veçuar disa kaptina ku flitet për të fituar e për të punuar. Imam Buhariu, në librin e tij, do të veçonte një kapitull, që do ta titullonte "Kapitulli: Puna e njeriut dhe fitimi me dorën e vet" siç do të vepronte edhe Ibn Maxhe në Sunenin e tij duke veçuar një kapitull me titull "Nxitja për të fituar" dhe një tjetër "Në lidhje me mjeshtëritë". Edhe Darimiu në Sunenin e tij vuri një kapitull që e titulloi "Kapitull që flet për fitimin dhe punën e njeriut me dorën e vet", si dhe shumë autorë të tjerë, të cilët kanë regjistruar traditën profetike. Ata, në këto tema, kanë sjellë thënie profetike, të cilat i nxisin muslimanët për të punuar dhe për të fituar pasurinë përmes profesioneve e zanateve të ndryshme. Një thënie që është përcjellë në lidhje me këtë temë është hadithi të cilin e përcjell nëna e

besimtarëve, Aishja (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), se shokët e Profetit ﷺ vetë kanë qenë punëtorë dhe se kundërmonin (për shkak të djersës), andaj u thuhej atyre: Sikur të laheshit!" (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

Profeti ﷺ ka thënë: "Njeriu nuk ka fituar gjë më të mirë sesa atë që e fiton nga puna e dorës së vet. Dhe, atë që burri e shpenzon për veten, për familjen, për fëmijët a për shërbëtorin e vet, ajo është lëmoshë." (Shënon Ibn Maxhe) Në shumë raste profeti Muhamed ﷺ sqaron se puna është ndër metodat më fisnike për të fituar furnizimin. Në këtë kontekst shprehet: "Vërtet, fitimi më i mirë është fitimi i dy duarve të punëtorit, kur e bën pa hile." (Shënon Ahmedi) Gjithashtu, Profeti ﷺ kishte bërë zakon që shpesh t'u thoshte shokëve të vet fjalë me të cilat ua bënte të dashur punën e i motivonte për të. Shokëve të tij ua rikujtonte se kishte punuar si bari dhensh dhe se profetët (paqja qoftë për ta!) kishin ndonjë zanat me të cilin fitonin për veten e tyre, në mënyrë që të mos kishin nevojë për pasurinë e njerëzve, ashtu që çdonjëri prej tyre kishte një profesion prej të cilit jetonte. Ademi merrej me mbjelljen e tokës dhe endjen e pëlhurave, Idrisi merrej me rrobaqepësi, Nuhu e Zekerijai ishin zdrukthëtarë, Ejubi ishte bujk, ndërsa Junusi, Shuajbi e Muhamedi ishin bari dhensh. Madje, Profeti ﷺ thekson se çdo profet ka qenë bari dhensh. Sahabët e pyetën: "Edhe ti, o i Dërguari i Allahut?" Ai u përgjigj: "Edhe unë i ruaja dhentë e mekasve kundrejt ca dinarësh." (Shënon Buhariu) Nga biografia e tij tregohet se ishte në shërbim të familjes, i lante e i qepte rrobat e veta, milte delen, i ndreqte sandalet, ishte në shërbim të vetes, fshinte shtëpinë, ushqente devenë e tij, bluante së bashku me familjen e vet, i bartte gjësendet nga tregu, i therte kafshët, e punë të tjera, të cilat Profeti

ﷺ i kryente nga modestia e duke i nxitur sahabët e ithtarët e tij për të punuar, si dhe për të sqaruar vlerën e punës. Thënë shkurtimisht, thëniet profetike të cilat nxisin për të punuar dhe që e ngrenë lart punën e punëtorët, janë të shumta, që të gjitha me qëllim që umetin ta udhëzojë nga puna e fitimi hallall. Rrjedhimisht, ky udhëzim ushtroi ndikim tepër të madh te shokët e Profetit ﷺ, shumica e të cilëve ia mësynë ndonjë pune, të cilën e punonin e nga e cila fitonin.

Islami nuk është mjaftuar vetëm me thirrjen e inkurajimin për të punuar, vetëm duke treguar vlerën e saj, porse ka tërhequr vërejtjen tejet ashpër nga papunësia, përtacia, ndeja e nga të mbështeturit e dorëzimi përballë varfërisë, nga lypja prej njerëzve. Çdonjëri që ka mundësi të punojë, në sheriatin islam, është i obliguar të punojë, të japë mundin e vet për të siguruar mjetet e jetesës. Pa dyshim, kjo e ngre çështjen e muslimanit e i mbjell në shpirt krenari e dinjitet dhe e shkul nga rrënjët e nënçmimit e përuljes.

Profeti ﷺ thotë: "Që ndonjëri prej jush të marrë disa litarë e me ta të bartë një krah me dru e Allahu me të t'ia ruajë fytyrën është shumë më mirë sesa t'u lypë njerëzve, të cilët mund ti japin ose jo." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Po ashtu, ai thotë: "Atë pasuri që të vjen pa e lakmuar a pa e lypur, merre, e, çfarë nuk të vjen, mos e tërhiq nga vetja." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Gjithashtu, thotë: "Atë që tregohet i panevojë (për njerëzit), Allahu do ta pasurojë, ndërsa atë që e fsheh varfërinë, Allahu do ta bëjë të mos ketë nevojë. Atë që mundohet të tregohet durimtar, Allahu do ta bëjë durimtar. Askujt nuk i është dhënë diç më me vlerë e më e madhe sesa durimi." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Dhe thotë: "Kush kërkon nga pasuria e njerëzve, me qëllim që ta rritë pasurinë e vet, në të vërtetë ai ka kërkuar një gacë. Andaj, po deshi, le ta zvogëlojë, po deshi, le ta zmadhojë!" (Shënon Muslimi) Prej Kubejsa ibn Meharik el Hilalit

transmetohet se ka thënë: "Mora përsipër një obligim material (tehammeltu hamale) dhe vajta tek i Dërguari i Allahut ﷺ për t'i kërkuar ndihmë në lidhje me këtë. Ai më tha: "Prit, derisa të na vijë ndonjë lëmoshë dhe do të të ndihmojmë." Pastaj tha: "O Kubejsa! Lypja lejohet vetëm për tre vetë: personit që ka marrë përsipër borxhe, të cilit i lejohet të lypë nga lëmosha për t'i plotësuar obligimet, pastaj duhet të ndalet; personit që është goditur nga ndonjë fatkeqësi në pasuri, të cilit i lejohet të lypë sa për t'i përmbushur nevojat jetësore; si dhe të pasurit që është goditur nga skamja (ka falimentuar), për të cilin duhet të dëshmojnë tre persona të mençur prej fisit të tij se filanin e ka goditur skamja, të cilit i lejohet të lypë sa për t'i plotësuar nevojat e tij jetësore. Përveç këtyre tri rasteve, o Kubejsa, ai që lyp, ka ngrënë pasuri të pistë." (Shënon Muslimi) Pastaj, Islami ka vendosur parime që vënë nën rregull punën, ka rregulluar marrëdhënien ndërmjet punëtorit dhe punëdhënësit, ka sistemuar këtë marrëdhënie me atë që në jurisprudencën islame njihet si kontratë (akd), e ka ngritur atë në parime shumë të qarta dhe në garantim të plotë të të drejtave të çdonjërit. Në anën tjetër, ka theksuar rëndësinë për t'iu përmbajtur një sërë obligimesh të cilat punëdhënësit ia garantojnë të drejtat e tij. Islami ia ka lënë njeriut lirinë e plotë për të zgjedhur profesionin që i përshtatet në kufijtë e asaj që e lejon sheriati islam dhe që i kthehet punëtorit dhe shoqërisë së tij me dobi të përgjithshme. Më poshtë do të ceken disa rregulla, sipas Islamit, që rregullojnë punën, në mënyrë të përgjithësuar, sepse nuk ka hapësirë për t'u futur në detaje.

**Së pari:** Kontrata e punës. Kjo kontratë përfshin katër shtylla: punëtorin, punëdhënësin, punën për të cilën është bërë marrëveshja

dhe pagën e punëtorit. Këtu mund të përmblidhen çështjet më të rëndësishme që duhet t'i përfshijë kontrata e punës, të cilat janë:

1. Të sqarohet lloji i punës. Kjo është një gjë substanciale për plotësimin e kontratës, sepse marrja me qira e punëtorit për një punë a shërbim të papërcaktuar është e pavlefshme.

2. Të sqarohet periudha e kushtëzuar kohore për realizimin e punës. Kjo është tejet e rëndësishme për plotësimin e kontratës. Zakonisht mungesa e saj shkakton zënka e ngatërresa.

3. Të sqarohet pagesa. Kjo është ndër çështjet më të rëndësishme që e synon punëtori kur ia mësyn punës dhe është e drejtë e tij legjitime, prandaj është e domosdoshme që kontrata ta përfshijë pagesën për të cilën bien dakord.

**Së dyti**, të drejtat e punëtorëve dhe obligimet e tyre

**Të drejtat e punëtorëve.** Përmbledhja e të drejtave më të rëndësishme mund të bëhet si më poshtë:

1. Dhënia e pagesës; kjo nënkupton që çdonjërit t'i jepet e drejta që i takon pasi të ketë kryer atë me të cilën ka qenë i ngarkuar.

2. Të merret në konsideratë dinjiteti i punëtorit dhe të mos mbingarkohet përtej mundësive.

3. Të sigurohet nga lëndimet që mund t'i kanosen gjatë punës dhe t'i kompensohet dëmi i shkaktuar; kësaj mund t'i bashkëngjitet edhe kujdesi për shëndetin e punëtorit, për ushqimin e vendbanimin e tij.

S'ka dyshim se këto të drejta, të cilat Islami ua ka njohur punëtorëve, janë siguri për ta dhe nxitje për të qenë më produktivë e më seriozë.

**Detyrat e punëtorëve.** Krahas të drejtave, të cilat Islami ua ka garantuar punëtorëve, ka theksuar rëndësinë që ata t'u përmbahen

një sërë obligimesh nga të cilat ndër më të rëndësishmet janë këto që vijojnë:

1. Transparenca dhe besnikëria në punë; të kihet parasysh se Allahu i përcjell. Nëse punëdhënësi është përgjegjës, atëherë edhe punëtori duhet të jetë besnik, ngase ka përgjegjësi para Zotit, i Cili thotë: **"Allahu ju urdhëron t'i realizoni përgjegjësitë e marra"**, (En Nisa, 58) dhe i Cili thotë: **"O besimtarë! Mos e tradhtoni Allahun dhe të Dërguarin e mos i tradhtoni amanetet me vetëdije."** (El Enfal, 27)

2. Profesionalizmi dhe kryerja e punës sipas marrëveshjes. Kjo bëhet duke e përsosur punën e duke e bërë me profesionalizëm, pa neglizhuar e pa e bërë shkel e shko. Profeti ﷺ ka thënë: "Vërtet Allahu dëshiron që, kur ndonjëri të bëjë një punë, ta përsosë atë." (Shënojnë Bejhekiu, Taberaniu dhe Ebu Jala). Profesionalizëm në punë konsiderohet edhe kujdesi që ajo të bëhet sa më mirë dhe ndjenja e përgjegjësisë kundrejt punës që i është besuar atij.

3. Ruajtja e fshehtësive të punës dhe përkushtimi për ruajtjen e fshehtësive që i janë besuar, si dhe kujdesi për të mos përhapur asnjë sekret.

4. Të jetë i kënaqur me pagesën për të cilën kanë rënë në ujdi me punëdhënësin, pa prekur në pasurinë e këtij të fundit. Profeti ﷺ ka thënë: "Atij që e kemi punësuar për një punë dhe e kemi paguar, atë që e merr mbi këtë i llogaritet mashtrim." (Shënon Ebu Davudi)

**Së treti,** ndalimi për të punuar punë të paligjshme. Ky është njëri ndër parimet e punës që ka Islami. Kur ai nxit për të punuar dhe i shtyn njerëzit drejt saj, në mënyrë që të jetojnë me dinjitet e me nder, sigurisht, ai i ndalon nga punët e ndaluara. Allahu i Madhërishëm thotë:

**"O besimtarë! Hani nga ushqimet e lejuara që ju kemi dhënë dhe, nëse jeni adhurues të Allahut, falënderojeni Atë!"** (El Bekare, 172) Kjo do të thotë se, muslimanit nuk i lejohet të bëjë asnjë vepër që sheriati e vlerëson si mëkat. Po ashtu, Islami ka ndaluar çdo punë që i shkakton dëm individit a shoqërisë.

Kjo qe diç nga qëndrimi që Islami ka për punën.

## Kapitulli i tetëmbëdhjetë: Islami dhe shëndeti i përgjithshëm

Për pikëpamjen që Islami ka për shëndetin, rëndësinë që i kushton atij dhe qasjen e tij si ruhet shëndeti është folur kur kemi diskutuar për ndikimin që ka besimi në gjashtë shtyllat dhe te diskutimi për pesë shtyllat e Islamit, si dhe për ndikimin e mirë që e shkakton kjo në ruajtjen e shëndetit trupor e psikik. Gjithashtu, për këtë është folur kur kemi diskutuar për dëmet e mëkateve dhe ndikimin e tyre shkatërrimtar për shëndetin dhe psikologjinë e njeriut dhe se largimi prej tyre shkakton ndikim të mirë në shëndetin e njeriut, në paqen shpirtërore e të tjera, të cilat janë përmendur në kapitujt e mësipërm.

Këtu diskutimi është plotësim i asaj që është paraprirë dhe për të hedhur dritë edhe më tej në këtë temë. Për ruajtjen e shëndetit në Kuranin famëlartë e në traditën profetike kanë ardhur disa udhëzime e këshilla, disa prej të cilave janë këto në vijim:

**Së pari,** Islami ka udhëzuar për t'u treguar të matur në haje e pije. Se një gjë e tillë është faktor i rëndësishëm në ruajtjen e shëndetit e në shmangien e mjaft sëmundjeve, nuk është gjë e panjohur.

Lënia në tërësi e ushqimit dhe pijes, ose lënia mangët e asaj për të cilën ka nevojë trupi, është shkaktare për shkatërrim e sëmundje, njëherazi, teprimi në haje e pije është ndër shkaktarët kryesorë të shumë sëmundjeve të ndryshme. Prandaj, me lejen e Zotit të Madhërishëm, në maturi është shëndeti dhe mbrojtja. Në lidhje me këtë aludon fjala e Zotit të Lartësuar: **"Hani e pini, por mos e teproni!"** (El Araf, 31) Disa dijetarë kanë deklaruar: "Në këtë varg Zoti ka përmbledhur tërë mjekësinë!" E afërt me këtë që ka ardhur ajeti është edhe kjo që ka ardhur në thënien e Profetit ﷺ, ku tërheq

vërejtjen nga makutëria: "Njeriu nuk mbush enë më të keqe sesa barkun. I mjaftojnë njeriut ca kafshata për të shuar urinë. E, nëse patjetër duhet të hajë më shumë, atëherë një të tretën për ushqim, një të tretën për pije, një të tretën për frymëmarrje." (Shënojnë Ahmedi dhe Hakimi)

**Së dyti,** ardhja e shumë udhëzimeve për ruajtjen e shëndetit: ndër to është se Islami ka ndaluar konsumimin e alkoolit, dëmet e shumta shëndetësore të të cilit nuk janë të panjohura: dobëson zemrën, dëmton veshkat, prish mëlçinë e dëme të tjera të shumta. Në këtë rrafsh hyn edhe ndalimi që Islami ua ka bërë dukurive negative, siç janë amoraliteti e homoseksualizmi, kurse dëmet e shumta që i sjellin këto janë më se të njohura, ku hyjnë edhe dëmet shëndetësore, të cilat më së shumti janë përhapur në këtë kohë, siç janë: sifilizi, gonorrhea, herpesi gjenital, sida etj. Islami e ka ruajtur shëndetin edhe kur ka ndaluar mishin e derrit, i cili tani njihet se është shkaktar për shumë sëmundje, më karakteristikja e të cilave është shiriti i derrit (tania solium), tricinella (trichinella), dëmi i të cilave në trupin e njeriut është i madh. Madje, shpeshherë shkaktojnë edhe vdekjen e tij. Në këtë kontekst vlen të përmenden fshehtësitë e abdesit, të cilat kanë dalë në shesh: ndalon shumë sëmundje të dhëmbëve, të hundës, madje është preventiva më e fortë kundër sëmundjes së tuberkulozit, siç deklarojnë disa mjekë se kanali kryesor që depërton kjo sëmundje vrastare është hunda, ndërkaq, në një hundë që lahet pesëmbëdhjetë herë së brendshmi, nuk ka gjasa të mbeten viruse të kësaj sëmundjeje vrastare. Për këtë arsye kjo sëmundje në mesin e muslimanëve është më e rrallë, ndërsa në Gjermani është më e shpeshtë. Arsyeja e kësaj është se muslimanët marrin abdes pesë herë në ditë dhe për çdo abdes muslimani e pastron hundën një, dy

ose tri herë. Më vonë do të sqarohen disa fshehtësi dhe dobi të abdesit.

**Së treti,** shumë tekste fetare kanë treguar për legjitimitetin e mjekimit.

Në lidhje me këtë temë është cekur diçka më sipër. Një ndër këto tekste është fjala e Allahut të Lartësuar: **"Prandaj Ne i urdhëruam bijtë e Izraelit se kush vret ndokënd, që s'ka vrarë njeri ose që nuk ka bërë çrregullime në Tokë, është sikur të ketë vrarë të gjithë njerëzit. Dhe, nëse dikush shpëton një jetë, është sikur të ketë shpëtuar jetën e krejt njerëzve."** (El Maide, 32) Forma si argumentohet me këtë ajet për këtë çështje është se Allahu i Lartësuar ka lavdëruar këdo që bëhet shkaktar për të jetuar njeriu, duke e shpëtuar atë nga shkatërrimi. Dihet që mjekësia në shumë forma bëhet shkak për të parandaluar shkatërrimin e jetës së individit. Shumë sëmundje që kanë nevojë për trajtim, a për imunizim ose ndërhyrje kirurgjike, ndodh që pacienti të jetë në rrezik për jetën nëse nuk mjekohet. Kur mjekësia vepron ose jep udhëzime për shërim dhe, me lejen e Zotit, shërohet, atëherë kjo konsiderohet shpëtim i jetës së shenjtë dhe hyn në mesin e atyre të cilët Allahu i Lartësuar i ka lavdëruar në ajetin e sipërpërmendur. Dhe, kjo është nxitje për përvetësimin e mjekësisë dhe tregues për vlerën e saj.

**Së katërti,** kanë ardhur aludime që tregojnë legjitimitetin e operacioneve mjekësore. Tradita profetike ka treguar se operacionet mjekësore janë të lejuara dhe legjitime, gjë e cila shfaqet në një sërë thëniesh profetike. Në këtë bëjnë pjesë argumentet që kanë ardhur në lidhje me hixhamen, siç ka ardhur në hadithin që e përcjell Abdullah ibn Abasi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) se Profeti ﷺ ka bërë hixhamen në kokë. (Shënon Buhariu) Është përcjellë ngjarja e

Xhabir ibn Abdullahut, që kishte vizituar një të sëmurë, të cilit i kishte thënë: "Përse nuk bën hixhame?! Sepse vërtet e kam dëgjuar të Dërguarin e Allahut të thotë: "Në të ka shërim." (Shënon Buhariu) Forma e argumentimit që nxjerrim nga këto dy thënie është se në të përmendet tekstualisht se kurimi përmes hixhames është i lejuar. Hixhamja bëhet duke bërë një prerje në një vend të caktuar në trup, pastaj duke përthithur e nxjerrë gjakun e keq. Pra, këto dy thënie janë bazë me të cilat argumentohet lejueshmëria e prerjes së trupit e legjitimiteti i nxjerrjes së ndonjë pjese të prishur që është brenda trupit, qoftë ajo organ, dhjamth (bruhi-hernia), tumor etj. Në kohën bashkëkohore hixhamja llogaritet si një ndërhyrje e vogël kirurgjike, përdorimi i së cilës hyn në punë në trajtimin e një sërë sëmundjesh e pezmatimesh.

Për legjitimitetin e ndërhyrjeve kirurgjike tregon edhe hadithi të cilin e përcjell Xhabir ibn Abdullahu, i cili thotë: "Profeti ﷺ dërgoi tek Ubej ibn Kabi një mjek, i cili i preu një damar, pastaj e trajtoi me djegie." (Shënon Muslimi) Forma e argumentimit që nxjerrim nga kjo është miratimi që Profeti ﷺ i bëri mjekut për prerjen e damarit e për djegien. Këputja e damarit është një metodë që bën pjesë te trajtimi përmes operacionit, i cili, në këtë kohë, shfrytëzohet rëndom në operacionet mjekësore. Në rastin kur ndodh mbyllja e damarit, bëhet prerja e damarit në vende të ndryshme, ose, në rast kur ekziston një e metë, që kërkon intervenim të tillë.

**Së pesti,** Profeti ﷺ i ka hapur mendjet për ta njohur e zhvilluar më shumë mjekësinë. Argument i qartë për këtë është thënia e tij ﷺ: "Allahu nuk ka zbritur sëmundje veçse ka edhe shërim për të." (Shënon Buhariu) Folja "ka zbritur" ka kuptimin ka caktuar. Dijetari Abdurrahman ibn Sadi (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), në shpjegimin e këtij hadithi, shprehet: "Forma e përgjithësuar që jep ky hadith

tregon se gjithë sëmundjet e brendshme kanë kurim: ose i parandalojnë para se të ndodhin, ose i heqin pas infektimit, ose dobësojnë ndikimin e tyre. Kjo është nxitje për përvetësimin e mjekësisë me të cilën mjekohen trupat, siç duhet të mësohet edhe mjekësia për kurimin e shpirtrave. Tërë kjo bën pjesë në shkaqet e lejuara. Tërë mjekësia me bazat e detajet e saj është komentim i kësaj thënieje. Kjo, se sheriati na njofton se të gjitha sëmundjet kanë shërim, kurse neve na mbetet të nxitojmë për t'i mësuar ato, pastaj t'i zbatojmë." Më tej, kjo thënie tregon qartë se asnjë i sëmurë nuk duhet të dëshpërohet nga gjetja e shërimit përderisa dihet se shkaktari i shkaqeve është Zoti i Madhërishëm, i Cili nuk ka zbritur sëmundje pa shërimin përkatës. Shumë njerëz mendonin se për disa sëmundje nuk ka shërim, por, me zhvillimin e mjekësisë e me arritjet e mëdha shkencore, e kuptuan vërtetësinë e kësaj thënieje.

**Së gjashti,** kontributi që dijetarët muslimanë kanë dhënë në zhvillimin e mjekësisë.

Në mesjetë Evropa për shekuj të tërë ka jetuar në errësirën e thellë të injorancës. Kjo periudhë, për ta, konsiderohet rënie e civilizimit. Ndërkaq, pikërisht në atë periudhë vendet islame përjetonin një zhvillim të hovshëm shkencor, deri në atë pikë sa ishte bërë epiqendër drejt së cilës marshonin kërkuesit e diturisë e informacionit, veçanërisht nga vendet evropiane, me dëshirën për të përvetësuar njohuritë e shkencat të cilat muslimanët i kishin perfeksionuar tej mase. Nga duart e dijetarëve muslimanë eruditë kishin shpërthyer burimet e njohjes në shumë shkenca e disiplina shkencore: në mjekësi, matematikë, astronomi, e në fusha të tjera shkencore. Këto duar besnike kishin kapur fort litarin e civilizimit shkencor, duke e udhëhequr atë me mendjet tyre gjeniale, të cilat i kishte kulluar fryma kuranore e profetike, duke i ngritur ato në majat

e lavdisë. Dijetari Muhamed Mukhtar esh Shenkiti (Allahu e ruajttë!) konstaton: "Ndër shkencat që muslimanët i kishin perfeksionuar në ata shekuj të lulëzuar ka qenë mjekësia me disiplinat e saj, ndër të cilat janë operacionet mjekësore. Ndërhyrja kirurgjike në shekujt e hershëm të Islamit ishte një mjeshtëri që bëhej me profesionalizëm. Mjekët muslimanë ishin të parët që e kryenin atë, të cilën e quanin "puna e dorës". Në atë kohë kjo ka qenë përgjegjësi e atyre që bënin hixhame, të cilët ushtronin kejin (kauterizmin), terapinë me flebotomi, hixhamen e amputimin e organeve nën përkujdesjen e mjekëve e me udhëzimet e tyre. Më pas, pa kaluar kohë e gjatë, mjekët muslimanë e zhvilluan mjekësinë në fushën e operacioneve kirurgjike, duke kontribuuar në përparimin e saj derisa arriti në një shkallë të lartë të perfeksionit e precizitetit. Kjo, me mirësinë e Allahut të Lartësuar, pastaj falë kontributit të tyre të sinqertë, i cili pasqyrohej në aspekte të ndryshme që kontribuuan në arritjen deri në atë nivel..." Më tej, ai (Zoti e ruajttë) vijon e thotë: "Ata kanë qenë të parët të cilët kanë shkruar veçanërisht në lidhje me kirurgjinë në kapituj të veçantë në veprat e tyre mbi mjekësinë. Pastaj, janë të parët që kanë shkruar libra të veçantë për këtë disiplinë, përfshirë degët e saj e duke qenë të përkushtuar për ta hartuar me një formulim të mrekullueshëm shkencor. Në ato punime e libra të tyre, për herë të parë në histori, janë kujdesur të sqarojnë një sërë llojesh të operacioneve kirurgjike, për të cilat nuk është shkruar më herët, duke përshkruar fazat nëpër të cilat kalohet gjatë një operacioni. Në mesin e operacioneve që i kanë sqaruar janë këto më poshtë:

1- procesi i thyerjes së gurëve në fshikëz,
2- operacioni i ndreqjes së thyerjeve në hundë,
3- operacioni për hapjen e trakesë,
4- operimi për heqjen e bajameve,

5- procesi i heqjes së qelbit në ovulë,
6- operimi i heqjes së mishit të mbirë në vesh,
7- procesi i zhbllokimit të veshëve.

Krahas zbulimeve të këtyre llojeve e përshkrimit që u kanë bërë për herë të parë në histori, shohim se ata kanë folur për disa të dhëna të rëndësishme në lëmin e kirurgjisë, të cilët kanë qenë të parët që kanë folur rreth tyre. Prej këtyre informacioneve është dallimi që kanë bërë ndërmjet tumoreve të këqija - kancerit dhe mishrave shtesë, duke u spikatur atyre disa shenja përmes të cilave mjeku kishte mundësi të orientohej për të njohur llojin e tumorit, nëse ishte tumor nga i cili duhej shmangur, apo mish shtesë, i cili duhej mënjanuar e kuruar përmes ndërhyrjes kirurgjike." Pastaj, dr. Muhamed Mukhtar esh Shenkiti (Allahu e ruajttë) përmend ca figura të mjekëve muslimanë, të cilët kanë qenë të dalluar në mjaft disiplina mjekësore, siç janë: Abdulmelik ibn Zehri, Rraziu etj. Më pas, flet gjatë për Zehraviun dhe kontributin e tij në mjekësi e në kirurgji, për punimet e tij shkencore në këtë fushë dhe përfitimet që mjekët kanë nxjerrë prej tij, kirurgët evropianë e të tjerët përgjatë shumë shekujsh. Pastaj diskuton për një punim të Zehraviut, në të cilin flet për disiplinën e kirurgjisë, ku përmend operacione që kanë qenë inovative, për të cilat askush para tij nuk i kishte praktikuar e as kishte shkruar. Më pas bën fjalë për kontributin e tij në operimet e syve, hundës, veshëve, fytit, gojës, dhëmbëve e nofullës. Ai është i pari që përshkroi atë që njihet si operacioni për thyerjen e gurëve. Pastaj flet për kontributin e tij në trajtimin e hernieve dhe atë që njihet si hiperplasia e gjëndrës tiroide. Në vijim, dr. Shenkiti e përmbyll diskutimin duke folur rreth Zehraviut dhe kontributit të tij në mjekësi, duke cekur disa fjalë që janë thënë për të, një prej të cilave është citimi i dr. Simon Hajkut, i cili shprehet: "Gaj de

Shejlaku (1267-1300 m) është ndikuar nga Zehraviu dhe nga ky kirurg francez për të vazhduar me një varg të gjatë kirurgësh francezë e jofrancezë. Ai ka ushtruar influencë të madhe te kirurgët që kanë ardhur pas tij. Ai i ka nxjerrë nga përdorimi pesticidet dhe ka futur në përdorim kremrat, vajin e perin, duke ndjekur kështu hapat e Zehraviut.

Analizo këtë model të Zehraviut dhe ndikimin që ka ushtruar, ndonëse ka vdekur para më se një mijë vjetësh, përkatësisht ka vdekur në Andaluzi, pas vitit 400 të hixhretit.

**Së shtati**, juristët muslimanë e kanë llogaritur ruajtjen e shëndetit si një nga objektivat kryesorë të sheriatit. Kjo, se të gjitha ligjet e sheriatit i shërbejnë këtij qëllimi - ruajtjes së shëndetit të trupit - dhe i japin një rang të veçantë, madje e konsiderojnë shtyllë kryesore. Mu për këtë, ndër lutjet më të mëdha profetike ka qenë të luturit e Zotit për shëndet. Madje, Profeti ﷺ e ka bashkërenduar shëndetin, për nga rëndësia, me begatinë e besimit. I Dërguari i Allahut ﷺ: thotë: "Luteni Zotin për bindje dhe shëndet, sepse, pas bindjes, askujt nuk i është dhënë diçka më e mirë sesa shëndeti." (Shënon Tirmidhiu) Po ashtu, ai bënte këtë lutje: "Zoti im, më jep shëndet në trup! Zoti im, më jep shëndet në dëgjim Zoti im, më jep shëndet në shikim! Nuk ka të adhuruar me të drejtë pos Teje." (Shënon Ebu Davudi) Mjeku dr. Muhamed Bazat Dakri thotë: "Sot, pikëpamjet e Islamit për shëndetin përputhen me pikëpamjet bashkëkohore. Shëndeti, në pikëpamjen bashkëkohore, nuk është vetëm mënjanim i të metave e sëmundjeve, por individi duhet të ketë një forcë të deponuar për mirëfunksionimin e organeve të tij, e cila i mundëson t'i bëjë ballë ekspozimit ndaj shkaktarëve të sëmundjeve. Kjo vërtet përkon mrekullueshëm me atë që e ka thënë Profeti i mëshirës,

Muhamedi ﷺ: “Besimtari i fortë është më i dashur tek unë sesa besimtari i dobët.” (Shënon Muslimi)

**Së teti**, Islami është kujdesur për shëndetin e njeriut para se të krijohet, kur e orientoi atë që të bëjë përzgjedhjen e duhur të shokut të jetës, të gruas e të burrit, në mënyrë që nga ata të lindin fëmijë të shëndetshëm. Vërtetim për këtë është fjala e Profetit ﷺ: “Bëni përzgjedhjen e duhur për embrionet tuaja.” (Shënon Ibn Maxhe) Po ashtu, Islami ka nxitur për ta ushqyer foshnjën me gjidhënie, duke udhëzuar për të e duke kërkuar që kjo periudhë të jetë sa më e gjatë, në mënyrë që fëmija t’i marrë përbërësit e domosdoshëm të imunitetit në mënyrë natyrale, të cilat nuk fitohen me qumësht artificial. Allahu i Madhërishëm thotë: **“Nënat le t’u japin gji fëmijëve të tyre dy vjet...”** (El Bekare, 233)

**Së nënti**, ka konfirmuar disa ilaçe të caktuara.

Islami ka udhëzuar ithtarët e vet me shpallje qiellore drejt ca gjërave që u bëjnë mirë në shëndetin e tyre. Profeti ﷺ thotë: “Konsumoni këtë farën e zezë, sepse ajo është kurim për çdo sëmundje.” Pastaj, udhëzimet e Kuranit fisnik udhëzojnë nga mjekësia mbrojtëse(parandaluese), e cila është në funksion të ruajtjes së shëndetit të individit dhe shoqërisë në përgjithësi. Allahu i Lartësuar thotë: **“...mos e çoni veten tuaj në shkatërrim...”** (El Bekare, 195) Islami ka një sistem shëndetësor botëror. Me gjasë, është sistemi i parë i tillë, i cili e pranon masën mbrojtëse shëndetësore, karantinën, në rast të përhapjes së ndonjë epidemie, siç është murtaja, kolera etj., duke vendosur rregulla të ashpra, të cilat tash i ka pranuar edhe mjekësia bashkëkohore. Buhariu dhe Muslimi shënojnë thënien e tij: “Vërtet, murtaja është e shëmtuar dhe është mbetje nga ndëshkimi me të cilën janë ndëshkuar ata që kanë qenë para jush. Andaj, po qe se bie në një vend në të cilin

ndodheni, mos dilni prej tij që të ikni prej saj. E, nëse dëgjoni se ajo ka rënë në një vend, mos shkoni atje." Duke komentuar këtë thënie, dr. Muhamed Dekri deklaron: "Ai që e di sa është e rëndësishme karantina shëndetësore për shëndetin e popujve, e kupton madhështinë e sistemit shëndetësor që ka sjellë Islami shumë shekuj më parë."

**Së dhjeti**, në etikën e të ushqyerit në Islam, ka udhëzime të shumta për ruajtjen e shëndetit

Dr. Muhamed Dekri thotë: "Etika e ngrënies është një prej udhëzimeve të Profetit madhështor, me të cilën duhet krenuar, njëherazi është masë mbrojtëse, që ka për qëllim që muslimani të ushqehet me ushqim të pastër, pa asnjë papastërti. Ai ka urdhëruar për të ngrënë me dorën e djathtë, për t'i larë duart para ngrënies dhe pas saj, ka urdhëruar largimin nga teprimi në ngrënie dhe mënjanimin e futjes së ushqimit mbi ushqim...", dhe vijon e thotë: "I Lartësuari ka bërë që ndër objektivat më të rëndësishëm të dërgimit të profetit Muhamed të jetë se ai do t'ua lejojë ithtarëve të tij ushqimin e mirë e të shëndetshëm, e do t'ua ndalojë ushqimin e keq e të dëmshëm. I Lartësuari, duke renditur objektivat e dërgimit të Muhamedit ﷺ, thotë: **"... do t'ua lejojë të mirat e do t'ua ndalojë të këqijat..."** (El Araf, 157) Dr. Dekri vijon diskutimin e tij: "Ndalimi i alkoolit, duhanit e drogave mund të vlerësohen nga arritjet më të mëdha të sheriatit islam në fushën e mjekësisë mbrojtëse. Kjo, se, kur shoqëria i mënjanon këto produkte të dëmshme, atëherë shoqëria mbrohet nga prekja e një sërë sëmundjesh vrastare, embrionet mbrohen nga përçudnimi, individët mbrohen nga aksidentet.

**Së njëmbëdhjeti**: Sheriati islam ka vënë rregulla për t'i shmangur aksidentet që çojnë në humbjen e jetës ose në lëndimin e njerëzve

dhe kjo nëpërmjet disa urdhëresave e ndalesave, të cilave, ai që u përmbahet, shpëton, duke e larguar atë nga katastrofat. Lidhur me këtë çështje është edhe ndalimi i Profetit ﷺ, që udhëtari natën të flejë në rrugë. Ebu Hurejra shënon se Profeti ﷺ ka thënë: "Nëse udhëtoni natën dhe doni të pushoni, atëherë shmangni rrugën, ngaqë ajo është strehim për insektet natën." Në një version: "Nëse udhëtoni natën dhe doni të pushoni, atëherë shmangni rrugën, ngaqë ajo është rrugë ku kalojnë kafshët dhe strehim për insektet natën." Një ndalesë tjetër që është transmetuar në lidhje me këtë është se Profeti ﷺ ka ndaluar të flejë mbi ndonjë objekt që nuk është i kufizuar me mure. (Shënon Ebu Davudi) Po ashtu, ka ndaluar që zjarri të lihet ndezur duke qenë fjetur. Ai ﷺ thotë: "Mos e lini zjarrin ndezur në shtëpitë tuaja teksa jeni në gjumë." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Tërë kjo që u përmend është shumë e paktë në lidhje me tekstet e shumta që tregojnë rëndësinë që Islami i ka dhënë çështjes së shëndetit. Më tepër këtë do ta sqarojmë kur të flitet për kujdesin që Islami i kushton pastërtisë, që është në temën pasuese.

# Kapitulli i nëntëmbëdhjetë: Islami dhe pastërtia

Në shumë tituj të këtij libri tanimë janë cekur disa të dhëna, të cilat vënë në dukje rëndësinë që Islami i kushton pastërtisë. Ndërkaq, subjekti i diskutimit të këtushëm do të ketë në fokus këtë aspekt, por në formë më të zgjeruar. Kjo, nëpërmjet çështjeve të mëposhtme rreth të cilave do të bëhen disa analiza mbi higjienën personale, mbi çështjen e abdesit, guslit, e mbi nxitjen që bën Islami për pastërti të përgjithshme

## Pika e parë: Diskutimi për higjienën personale

Aishja (Allahu i Lartësuar qoftë i kënaqur me të!) thotë: "I Dërguari i Allahut ﷺ ka thënë: "Dhjetë gjëra janë pjesë e higjienës personale: "Prerja e mustaqeve, lëshimi i mjekrës, misvaku, larja e hundës, prerja e thonjve, larja e nyjave të gishtërinjve, shkulja e nënsqetullave, rruajtja e qimeve rreth organeve gjenitale, pastrimi pas kryerjes së nevojës...", transmetuesi thotë: "E kam harruar të dhjetën, por, më duket se ka qenë shpëlarja e gojës." (Shënon Muslimi) Kjo thënie profetike ka ngërthyer një sërë udhëzimesh të larta në lidhje me higjienën, të cilat i konsideroi se janë nga natyra në të cilën Allahu i ka krijuar njerëzit, duke i bërë ata që natyrshëm ta duan e ta vlerësojnë të bukurën, njëherazi të neveriten e të shmangen nga e shëmtuara. Kjo thënie e ndau pastërtinë në dy lloje: a) ajo që e pastron zemrën e shpirtin, që është besimi dhe çfarë buron prej tij, të cilat e dëlirin shpirtin, e pastrojnë zemrën, duke hequr prej tyre veset e ulëta e duke zbukuruar ato me virtyte të larta;

b) ajo që ka të bëjë me pastërtinë e anës së jashtme të njeriut, duke mënjanuar nga ai papastërtitë, e cila arrihet përmes këtyre dhjetë gjërave që janë cekur në hadith. Në vijim do të analizojmë këto dhjetë veçori:

**1.** Në pjesën "prerja e mustaqeve" është për qëllim prerja ose shkurtimi i tyre, derisa të shfaqet buza, sepse kësisoj arrihet pastërti dhe mënjanohet papastërtia që del nga hunda. Kjo, se, nëse rriten mustaqet derisa të arrijnë buzën, atëherë do të bjerë në kontakt me ushqimin ose pijen, si dhe rritja e tyre humb hijeshinë e saj. Dr. Muhamed Dekri thotë: "Nga ana mjekësore, në qoftë se mustaqet rriten, atëherë përlyhen me ushqim e pije dhe mund të kenë ndikim në bartjen e mikrobeve...", vijon e thotë: "Udhëzimi i Islamit për shkurtimin e mustaqeve përkon me thirrjen e mjekësisë për shkurtimin e atyre që kalon kufirin e buzës së sipërme."

**2.** Me fjalën e tij "lëshimi i mjekrës" është për qëllim të mirëmbahet, të zgjatet e të mos rruhet.

Dijetari Abdurrahman ibn Sadi (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Allahu i Lartësuar ka bërë që mjekra të jetë nderim e bukuri për mashkullin. Për këtë arsye, si rezultat i mjekrës, bukuria e tij vazhdon edhe në pleqëri." Ndërkaq, nga ana mjekësore, dr. Abdurrezak Kejalani vlerëson se, burri, gjatë punës që bën, u ekspozohet shumë rrezeve të diellit e stuhive të ftohta e të nxehta, gjë që ndikon negativisht në fibrat elastike dhe kolagjenin në lëkurën e fytyrës, prandaj gradualisht i shkakton rrudhjen dhe plakjen e parakohshme."

**3.** Me fjalën e tij "misvaku" është për qëllim fërkimi i dhëmbëve me një thupër peme të quajtur salvadora perisica a të ndonjë peme tjetër, për të mënjanuar njollat e zverdhjen e dhëmbëve.

Pra, misvaku është i ligjshëm të përdoret në çfarëdo kohe, porse përdorimi i tij theksohet më shumë për abdes, namaz, pas zgjimit

nga gjumi, kur ndryshon era e gojës dhe ngjyra e dhëmbëve. Në këtë mënyrë arrihet pastërtia e higjiena e gojës, organit që është mjet për komunikim, nga i cili hyjnë shumica e baktereve në trupin e njeriut. Pikërisht për këtë Profeti e ka ndërlidhur pastërtinë e gojës me kënaqësinë e Zotit të Lartësuar duke thënë: "Misvaku është pastërti për gojën, kënaqësi për Zotin." (Shënojnë Shafiu dhe Ahmedi)

**4.** Me fjalën e Profetit "larja e hundës" është për qëllim futja e ujit në hundë gjatë marrjes së abdesit, gjë me të cilën synohet larja e hundës duke e tërhequr ujin deri në brendi të saj, pastaj nxjerrja e tij jashtë. Ky veprim është i ligjshëm gjatë marrjes së abdesit e guslit dhe duhet të bëhet detyrimisht për të mbajtur hundën pastër. Kjo, se në hundë qarkullojnë shumë papastërti, gazra të ndryshme etj., të cilat njeriu duhet t'i largojë prej saj. Pa dyshim, kjo është pjesë e pastërtisë dhe ruhet shëndeti, e shtoja kësaj dhe faktin se kjo konsiderohet adhurim për të cilin Zoti shpërblen.

Në librin "Shkaqet e shërimit prej sëmundjeve e prej varësive" thuhet tekstualisht: "Se një studim, që kanë bërë një grup mjekësh të Universitetit të Aleksandrisë, ka treguar se shumica e atyre që marrin abdes vazhdimisht hundët i kanë të pastra, pa mbetje të pluhurit, mikrobeve etj.

Po ashtu është e njohur se brendia e hundës është vendi ku shumohen goxha bakteret e viruset. Por, nëse hunda lahet vazhdimisht dhe nëse tërhiqet uji në hundë, pastaj nxirret furishëm, brendia e hundës mbetet e pastër e nuk bëhet e pistë, prej nga nisen infektimet, viruset, gjë që pasqyrohet në shëndetin e gjithë trupit, meqë ky veprim parandalon rrezikun e kalimit të baktereve nga hunda tek organet e tjera të trupit."

**5.** Me fjalën e tij "prerja e thonjve" është për qëllim shkurtimi i tyre, siç sqarohet në disa transmetime të tjera. S'ka dyshim se prerja

e thonjve largon rrezikun e shumë viruseve që formohen si rezultat i rritjes së thonjve.

**6.** Fjala e tij "larja e nyjave të gishtërinjve": Imam Neveviu (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "El beraxhim (arb.) janë vendi ku lidhen gishtërinjtë me dorën dhe kyçet e tyre." Dijetarët kanë thënë se kjo përfshin çdo vend në trup ku zakonisht mblidhen papastërtitë: në leqet e veshëve, në kanalet e tyre etj., pastrimi i të cilave bëhet duke i fërkuar me gishta të lagur gjatë abdesit, sepse mospastrimi i tyre për kohë të gjatë mund të dëmtojë dëgjimin.

Po ashtu, pastrimi i papastërtive që akumulohen në hundë dhe të gjitha papastërtitë e tjera, kudo qofshin në trup, siç janë: djersët, pluhuri etj. Allahu e di më së miri.

**7.** "Shkulja e nënsqetullave": Heqja e qimeve që dalin në nënsqetulla. Imam Neveviu (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Shkulja e qimeve të nënsqetullave është e preferuar me pajtimin e të gjithëve. Më së miri është të shkulen, për atë që duron, por kjo bëhet edhe duke i rruar."

**8.** "Rruajtja e qimeve rreth organeve gjenitale", përkatësisht rruajtja e qimeve që dalin rreth organeve gjenitale të mashkullit dhe femrës, që përfshin edhe rruajtjen e qimeve rreth anusit. Imam Neveviu thotë: "Koha kur duhet bërë kjo është sipas nevojës, gjë e cila vlen edhe për shkurtimin e mustaqeve, shkuljen e nënsqetullave, prerjen e thonjve. Ndërkaq, sa i përket hadithit të Enesit, cekur në libër: "Na është caktuar një periudhë kohore për shkurtimin e mustaqeve, prerjen e thonjve, shkuljen e nënsqetullave, rruajtjen rreth organeve...", të cilin e shënon Muslimi, nënkupton që të mos lihen ashtu mbi dyzet ditë. Përndryshe, periudha kohore për lënien është dyzet ditë. Allahu e di më së miri." Pa dyshim, kjo është progres, pastërti, etikë, shëndet e rehati.

Dr. Kejlani, teksa flet për shkuljen e qimeve të nënsqetullave dhe dobitë që ka kjo gjë, shprehet: "Shkulja e qimeve të nënsqetullave dobëson sekretimin e gjëndrës së djersitjes. E, nëse veprohet kështu që nga fillimi, pra, pa i rruar asnjëherë, i dobëson qimet dhe nuk ndien kurrfarë dhembjeje gjatë shkuljes së tyre. Kjo mund të bëhet me dorë ose me ndonjë krem të veçantë për heqjen e qimeve. Rritja e qimeve në nënsqetulla pas moshës madhore shoqërohet me pjekuri të gjëndrës së djersitjes, e cila sekreton lëndë me erë karakteristike, të cilat, kur të përzihen me papastërti, pluhur etj., kalben dhe kundërmojnë erë të keqe. Prandaj, shkulja e këtyre qimeve largon në një masë të madhe këtë erë dhe mbron nga shumë sëmundje, të cilat e godasin këtë zonë, siç janë: prishja e lëkurës, inflamacioni i gjëndrës së djersitjes, inflamacioni i rrënjëve të qimeve etj. Njëherazi, mbron nga paraqitja e parazitëve që jetojnë në qime, siç është dhe pleshti."

Dr. Muhamed Dekri, duke diskutuar për dobitë shëndetësore që përfitohen me heqjen e qimeve rreth organeve gjenitale dhe për urtësinë e Islamit në ligjësimin e këtij veprimi, me të cilin arrihet pastërtia dhe shëndeti, thotë: "Zona rreth organeve është një zonë që ka shumë djersitje e fërkim dhe, në qoftë se ato qime nuk rruhen, aty shtresohen djersët e yndyra. Pastaj, kur përlyhet me sekrecionet e trupit e me urinë, pastrimi i saj bëhet më i vështirë e më pas papastërtia mund përhapet në zonat përreth saj, rrjedhimisht zona e papastërtisë zgjerohet dhe më tej ky shtresim papastërtish shkakton qelbjen e tyre, që kundërmon erë shumë të keqe dhe nga kjo mund të mos pranohet namazi nëse pastrimi dhe heqja e papastërtive nuk bëhet siç duhet." Dr. Dekri vazhdon të diskutojë për urtësinë e rruajtjes së qimeve rreth organeve intime, duke thënë: "Po ashtu, me rruajtjen e qimeve rreth organeve arrihet mbrojtja nga një sërë

sëmundjesh parazitare, siç është pleshti që futet në rrënjët e qimeve dhe pastaj është vështirë të hiqet qafe. Prandaj, Islami ka ligjëruar rruajtjen e qimeve rreth organeve intime sa herë që ato rriten për të mundësuar mbajtjen e vazhdueshme të higjienës dhe për atë se ato janë zonat që më së shumti u ekspozohen papastërtive dhe sëmundjeve në trupin e njeriut."

**9.** "Pastrimi pas kryerjes së nevojës", nënkupton largimin e mbetjeve pas kryerjes së nevojave fiziologjike me ujë ose me gurë etj., pastrim ky i cili është i domosdoshëm dhe një prej kushteve të abdesit.

Allahu i Lartësuar, duke lavdëruar banorët e Kubasë, thotë: **"Aty ka njerëz që duan të pastrohen. Allahu i do ata që pastrohen shpesh."** (Et Teube, 108)

Ibn Xheuziu (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Shkaku i zbritjes së këtij ajeti është se disa banorë të Kubasë, pas kryerjes së nevojës, e pastronin vendin me ujë, prandaj zbriti ky ajet, gjë të cilën e ka thënë Shabiu. Ibn Abasi ka thënë: "Pasi zbriti ky ajet, i Dërguari i Allahut shkoi dhe i pyeti: "Ç'është ajo për të cilën Allahu ju lavdëroi?" Ata iu përgjigjën: "Ne, pas kryerjes së nevojës, e pastrojmë vendin me ujë." Zoti e ka bërë të natyrshme që njeriu të lirohet nga mbetjet që janë në lukth e në fshikëz, nga jashtëqitja, urina e mbetje të tjera të trupit, në mënyrë që trupi i njeriut të jetë në gjendje të mirë pastërtie e shëndetësore, që të ketë mundësi për t'i kryer funksionet e natyrshme jetësore pas procesit të nxjerrjes jashtë të këtyre mbetjeve. Muslimani e ka obligim që këto vende t'i pastrojë me ujë. Në lidhje me këtë Profeti thotë: "Pastrohuni nga urina, sepse dënimi i varrit kryesisht është për shkak të saj." (Shënon Derakutniu)

Ky veprim ka dobi të madhe mjekësore. Mjekësia bashkëkohore ka vërtetuar se mbajtja e higjienës në këto vende mbron aparatin

urinar nga infeksionet që vijnë për shkak të mbledhjes së baktereve e viruseve, siç mbron edhe zorrën e trashë nga pezmatimi, inflamacioni, lunga dhe në gjendjet kur njeriu është i sëmurë, posaçërisht me sëmundjen e sheqerit. Kjo, se urina e të sëmurit përmban sasi të madhe të sheqerit dhe, nëse ka mbetje të urinës, kjo shkakton që organi t'u ekspozohet inflamacioneve e pezmatimeve dhe mund të ndodhë që sëmundjet të barten pastaj te gruaja përgjatë kontaktit intim dhe mund të çojë në sterilitet të plotë. Po ashtu, Islami ka udhëzuar të përdoret dora e majtë për mënjanimin e papastërtisë, në mënyrë që dora e djathtë të mbetet e pastër vetëm për ushqim, si dhe ka bërë kusht që të lahet dora pas pastrimit. Disa njerëz mund të çuditen për shkak të vëmendjes që Islami u ka kushtuar këtyre gjërave, por nuk ka hapësirë që të çuditet ai që e di vlerën e kësaj feje dhe e beson se këtë fe Allahu e ka përsosur dhe e ka kompletuar për të qenë program i përjetshëm për njerëzimin deri në mbarim të botës, program i cili besimtarëve muslimanë u sjell çdo mirësi. Allahu i Lartësuar thotë: **"Sot, dëshpërohen ata që nuk besojnë dhe kanë humbur çdo shpresë, që t'ju largojnë prej fesë suaj. Mos u frikësoni prej tyre, por kini frikë prej Meje! Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj."** (El Maide, 3) Pra, me lejen e Zotit, mënjanimi i papastërtive është mbrojtje nga shumë sëmundje dhe garanci për të mos u përhapur shumë sëmundje infektive.

Në librin "Shkaqet e shërimit" tregohet kjo ngjarje: "Në vitin 1963 në Britani të Madhe, në qytetin Dunde, në mënyrë të stuhishme, u përhap sëmundja e etheve tifoide, duke shkaktuar panik të madh te banorët dhe duke shpenzuar të gjitha energjitë e tyre në përpjekje për të ndaluar përhapjen e sëmundjes.

Dhe, në fund, shkencëtarët, përmes mediave të ndryshme, merren vesh për t'i ndaluar njerëzit për t'i përdorur letrat në nevojtore, e në vend të tyre të përdorin ujin për pastrim, me qëllim për të ndalur përhapjen e epidemisë. Rrjedhimisht, njerëzit iu përgjigjën kësaj thirrjeje dhe, për çudi, u ndal përhapja e epidemisë dhe u izolua. Me këtë rast njerëzit mësuan një përvojë të re, pasi kuptuan dobinë e saj. Kështu, në vend të leckave prej letre, filluan të përdorin ujin për pastrim. Por, ne nuk jemi të sigurt se ç'do të thoshin këta po ta dinin se muslimanët kështu veprojnë për më tepër se 1400 vjet, jo se ethet tifoide ishin përhapur tek ata, por ngaqë Krijuesi i etheve e i çdo sëmundjeje tjetër u urdhëroi çdo gjë që atyre u sjell shëndet, sakaq ata iu përgjigjën duke thënë: "Dëgjuam dhe u nënshtruam." Allahu i Lartësuar thotë: **"E si të mos dijë Ai që ka krijuar gjithçka, kur Ai njeh çdo gjë me imtësi dhe është i Gjithinformuari?!"** (El Mulk, 14)

**10.** Fjala e tij "shpëlarja e gojës". Kjo bëhet duke lëvizur ujin në gojë gjatë marrjes së abdesit, me qëllim të pastrimit të gojës.

Mjekësia bashkëkohore ka vërtetuar se shpëlarja e gojës mbron gojën dhe fytin nga inflamacionet, e mbron mishin e dhëmbëve nga pezmatimi, si dhe i ruan e i pastron dhëmbët duke i hequr mbetjet e ushqimit që mbesin pas ngrënies. Një dobi tjetër shumë e rëndësishme e shpëlarjes së gojës është se forcon disa nga muskujt e fytyrës dhe e ruan freskinë e fytyrës. Ky është një ushtrim i rëndësishëm, të cilin e dinë ekspertët e sportit. Po ashtu, është një ushtrim që njeriut i sjell edhe relaksim psikik nëse i vë si duhet në lëvizje muskujt e gojës përgjatë shpëlarjes së saj.

## Pika e dytë: Abdesi

Abdesi është një pastrim me ujë i disa gjymtyrëve: i fytyrës, i dy duarve dhe këmbëve. Larja e këtyre gjymtyrëve është e domosdoshme për t'u realizuar abdesi. Gjithashtu, abdesi ka edhe sunete: si: thënia bismilah në fillim, pastrimi i dhëmbëve me misvak para abdesit, larja e shuplakave të duarve tri herë në fillim të abdesit, shpëlarja e gojës tri herë dhe larja e hundës tri herë.

Po ashtu, preferohet që pastrimi të fillohet me gjymtyrën e djathtë, të pastrohen vendet ndërmjet gishtërinjve, fërkimi i veshëve e të mos shpenzohet shumë ujë. Zoti i Madhërishëm thotë: **"O besimtarë! Kur doni të falni namaz, lani fytyrën dhe duart deri në bërryla, kurse kokën fshijeni me dorë të lagët; lani edhe këmbët deri në nyja."** (El Maide, 6) Profeti ka thënë: "Allahu nuk e pranon namazin e asnjërit prej jush në rast se nuk ka abdes, derisa të marrë abdes." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Në traditën profetike shtjellimi i formës së abdesit ka ardhur në disa hadithe, si dhe dijetarët e juristët muslimanë janë zgjeruar duke shpjeguar atë në detaje. Mirëpo, ajo që na intereson këtu është të vëmë në pah lidhjen e abdesit me pastërtinë, sepse abdesi ka urtësi e sekrete që ndërlidhen me pastërtinë, madje me shëndetin. Në paragrafin e mësipërm doli në shesh diçka në lidhje me këtë. Por, në lidhje me abdesin vlen të përmenden këto që vijojnë:

**1.** Abdesi nuk është thjesht pastrim i disa gjymtyrëve të dukshme, që bëhet disa herë në ditë, por ndikimi psikik që ushtron, ngritja shpirtërore, të cilën muslimani e përjeton pas abdesit, është shumë më e thellë sesa të shprehet me fjalë, veçanërisht nëse abdesi merret siç është paraparë, duke sjellë në vëmendje vlerën e tij. Së

këndejmi, abdesi ka ndikim tejet të madh në jetën e muslimanit, duke e bërë të jetë i kthjellët, i gjallë e i freskët.

**2.** Larja e këtyre gjymtyrëve të caktuara duke marrë abdes konsiderohet jashtëzakonisht e rëndësishme për pastërtinë e për shëndetin në përgjithësi. Kjo, se këto gjymtyrë, siç deklarojnë mjekët, u ekspozohen një numri marramendës të mikrobeve, që vlerësohen të jenë me miliona në çdo centimetër kub ajër, të cilat vazhdimisht e sulmojnë trupin e njeriut në pjesët e zbuluara në lëkurë. Ndërkaq, duke marrë abdes, këto mikrobe përballen me një spastrim tërësor nga sipërfaqja e lëkurës, posaçërisht nëse abdesi merret mirë siç ka qenë udhëzimi i të Dërguarit të Allahut dhe kështu, me lejen e Zotit, pas abdesit nuk mbetet asnjë gjurmë papastërtie e virus në trup.

**3.** Larja e fytyrës, e dy duarve deri në bërryla, duke marrë abdes, ka dobi të madhe në largimin e pluhurit, mikrobeve, aq më tepër në heqjen e djersës nga lëkura, njëherazi e pastron lëkurën nga lëndët yndyrore, që sekretojnë gjëndrat e lëkurës. Kryesisht, lëkura është vend i përshtatshëm për të jetuar e për t'u shumuar viruset.

**4.** Larja e këmbëve gjatë abdesit ka ndikim pozitiv për pastërtinë, për relaksim, ngaqë kjo pasqyrohet në të gjitha organet e trupit. Ndjenja e qetësisë, të cilën e përjeton muslimani pas abdesit, është një fshehtësi e vetë abdesit.

**5.** Hulumtimet shkencore kanë treguar se qarkullimi i gjakut në pjesët e sipërme, siç janë dy duart e krahët, dhe pjesët e poshtme, siç janë shputat e këmbëve e kërcinjtë, është më i dobët sesa në organet e tjera të trupit, për shkak të distancës që ndodhet nga qendra që rregullon qarkullimin e gjakut, përkatësisht nga zemra. Prandaj, larja e këtyre pjesëve njëkohësisht, sa herë që merret abdes, e forcon qarkullimin e gjakut, e mban trupin pastër, e bën më aktiv e i jep

gjallëri. Gjithashtu, është vërtetuar se rrezet e diellit kanë ndikim në formimin e kancerit të lëkurës, veçanërisht rrezet ultravjollcë, ndikim ky i cili minimizohet shumë nëse rregullisht merret abdes, si dhe e mban lëkurën vazhdimisht të hidratuar (me ujë), sidomos këto pjesë që më shumë u ekspozohen rrezeve, gjë që, në shtresat sipërfaqësore e të brendshme, u mundëson qelizave të lëkurës të mbrojnë lëkurën nga ndikimi i keq i rrezeve.

## Pika e tretë: Gusli, larja e gjithë trupit

Gusli realizohet duke larë tërë trupin me ujë. Allahu i Lartësuar thotë: **"Nëse jeni të papastër (si pasojë e marrëdhënieve bashkëshortore ose e derdhjes së farës), pastrohuni (duke u larë krejtësisht)!"** (El Maide, 6) Gjithashtu thotë: **"Të pyesin ty (Muhamed) për të përmuajshmet e femrave. Thuaju: "Ajo është gjendje e dëmshme." Prandaj, gjatë kësaj kohe, mos iu afroni atyre (për marrëdhënie) derisa të pastrohen. Pasi të pastrohen, atëherë afrohuni tek ato ashtu si ju ka urdhëruar Allahu. Pa dyshim, Allahu i do ata që pendohen fort (për gjynahet) dhe ata që pastrohen."** (El Bekare, 222)

Larja e trupit është e njohur për gjithë popujt. Përgjatë historisë njeriu ka arritur të kuptojë rëndësinë e madhe të pastrimit të trupit me ujë dhe, në këtë mënyrë, ka mjekuar shumë sëmundje. Megjithatë, historia nuk njeh ndonjë popull që e ka rregulluar këtë çështje më mirë se Islami, me të cilin Zoti i ka përmbyllur të gjitha fetë. Po qe se ndonjë studiues do të donte t'i grumbullonte të gjitha tekstet fetare dhe shpjegimet e dijetarëve që flasin për guslin, diskutimi do të zgjatej shumë me shtjellime që spikasin madhështinë e kësaj feje dhe rregullat e thukëta të saj në lidhje me këtë temë, siç

është edhe në temat e tjera. Ka larje që është e obliguar, siç është në rastin kur ka ejakulim me kënaqësi, kur ka ndërfutje të organeve gjenitale (gjatë marrëdhënieve), kur të ndalet gjaku menstrual a i lehonisë si dhe kur jobesimtari bëhet musliman. Ka edhe disa larje të pëlqyera, për veprimin e të cilave besimtari merr lëvdata dhe shpërblehet, por, nëse nuk i bën, nuk është i qortuar, siç janë: larja ditën e premte, larja për ditën e Bajramit, larja me rastin e veshjes së ihramit, larja me rastin e hyrjes në Mekë dhe larja në ditën e Arafatit.

Thënë në përgjithësi, ato që janë thënë në lidhje me abdesin vlejnë edhe për larjen e tërë trupit, guslit, porse gusli ka ndikim më të madh në pastërti e shëndet.

## Pika e katërt: Nxitja që, përgjithësisht, Islami bën për pastërtinë

Tekste të shumta janë përcjellë për pastërtinë e shtëpive, për pastërtinë e rrugëve, për pastërtinë e rrobave etj. Disa prej tyre janë:

**1.** Largimi i pengesave prej rrugës është një prej degëve të besimit. Ebu Hurejra përcjell se Profeti ka thënë: "Besimi është shtatëdhjetë e ca degë, ose gjashtëdhjetë e ca degë. Dega më me vlerë ndër të gjitha është fjala "nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut", kurse më e thjeshta është të largohet një pengesë prej rrugës. Edhe turpi është degë e besimit." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi)

**2.** Është ndaluar të urinohet në ujin e ndenjur (që nuk qarkullon). Xhabiri transmeton se Profeti ka ndaluar të urinohet në ujin e ndenjur (që nuk qarkullon)." (Shënon Muslimi) Gjithashtu, përcillet se Ebu Hurejra ka thënë: "Profeti ka thënë: "Mos urino në ujin që nuk lëviz e më pas të lahesh me të." (Shënojnë Buhariu dhe

Muslimi) Në këto dy hadithe ndalohet të urinohet në ujin e ndenjur, ngase urinimi në të e ndot dhe i irriton njerëzit. Kjo ndalesë përfshin edhe ndalimin për të kryer nevojën e madhe aty e më pas pastrimin me të.

**3.** Ka ndalesë për t'u larë në ujin që nuk rrjedh. Nga Ebu Hurejra transmetohet se Pejgamberi ka thënë: "Asnjëri të mos lahet në ujin që nuk rrjedh teksa është xhunub." I është thënë më pas: "Po si të veprojë, o Ebu Hurejre?!" Ka thënë: "Lahet duke marrë ujë prej tij." (Shënon Muslimi) Kjo qe diçka nga ajo që Islami thotë në lidhje me pastërtinë.

## Kapitulli i njëzetë: Islami dhe paqja

Diskutimi këtu tash do të trajtojë çështje të gjalla, aktuale, rreth të cilave bëhen shumë polemika. Qëndrimi i Islamit në lidhje me këtë temë mbetet tejet i mjegullt për shumë njerëz që nuk i kanë studiuar të vërtetat e Islamit e as u janë referuar burimeve origjinale të Islamit, të cilat sqarojnë këto çështje, as historisë së tij të lavdishme, e cila ka dhënë një pasqyrë reale për drejtësinë, mëshirën e tolerancën që kanë pasur muslimanët, duke pasur parasysh se këto çështje janë të përafërta dhe ndërfuten te njëra-tjetra.

Feja Islame, siç dihet dhe siç është theksuar në faqet e mësipërme, është fe e paqes, e mirësisë, e drejtësisë, e bamirësisë etj., madje është e tillë edhe në gjendje lufte, ku në të mund të arsyetohen disa veprime. Ndërkaq, sa i takon në gjendje paqeje, kjo vërehet shumë më qartë. Përkushtimi i Islamit për paqe e për të jetuar njerëzit në siguri, liri e në rehati shfaqet si në vijim:

### Së pari, fjala paqe është ndër fjalët që më së shumti janë përmendur në legjislacionin islam.

Kjo tregon se Islami është fe e paqes dhe mirësisë. Këtij kuptimi akoma më shumë i shtojnë qartësinë argumentet e shumta që janë cekur në Kuran dhe në traditën profetike, prej të cilave veçojmë këto në vijim:

**1.** Paqja (es Selam) është një nga emrat e Allahut të Madhërishëm: Allahu i Lartësuar thotë: **"Ai është Allahu, përveç të Cilit nuk ka Zot tjetër (të denjë për adhurim). Ai është**

**Sunduesi, i Shenjti (i pastër nga çdo e metë), Paqedhënësi (Es Selam).”** (El Hashr, 23)

**2.** Emri es Selam ka prejardhjen nga emri es silm, që po ashtu është sinonim i paqes e antonim i luftës. Që të dy këta emra, es selam dhe es silm, janë emra të Islamit. Allahu i Lartësuar thotë: **“O besimtarë! Pranojeni Islamin (es Silm) me të gjitha rregullat e tij.”** (El Bekare, 208) Fjala es silm në këtë ajet nënkupton Islamin. Allahu i Madhërishëm thotë: **“Mos i thoni atij që ju përshëndet me selam: “Nuk je besimtar.”** (En Nisa, 94) Sheukani (*Allahu e mëshiroftë!*), në lidhje me shpjegimin e këtij vargu, thotë: “Es silm dhe es selam kanë kuptimin e dorëzimit dhe është thënë se janë në kuptim të Islamit.”

**3.** Profeti ka inkurajuar për të përhapur përshëndetjen me paqe dhe ka sqaruar se ajo është ndër shkaqet më të mëdha për bashkimin e zemrave dhe për hyrjen në Xhenet. Transmetohet nga Ebu Hurejra se ka thënë: “Profeti ka thënë: “Nuk do të hyni në Xhenet derisa të besoni, e nuk do të besoni vërtet derisa të doni njëri-tjetrin! A dëshironi t’ju tregoj diçka, të cilën, nëse e vepronі, do të doni njëri-tjetrin? Përhapni selamin ndërmjet njëri-tjetrit.” (Shënon Muslimi)

**4.** Përshëndetja më e mirë te muslimanët është përshëndetja me paqe (selam), që realizohet duke e thënë ai që përshëndet: Paqja qoftë për ju! Ose paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për ju! Ose të shtojë, edhe begatia e Tij. Ndërkaq, ai që përshëndetet, ia kthen: Edhe për ju! Ose: Edhe për ju qoftë paqja e Allahut! Ose shton edhe: Mëshira! Ose: “Edhe për ju qoftë paqja, mëshira e bekimet e Allahut! Imam Neveviu (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: “Preferohet që ai që fillon me selam të thotë: Paqja, mëshira dhe bekimet e Allahut qofshin për ju! Të shprehet me përemrin e shumësit, edhe nëse atij që i drejtohet përshëndetja është një person. Ndërkaq, ai që përshëndetet, ia

kthehen duke filluar me lidhëzën edhe, pra: "Edhe për ju qofshin paqja, mëshira e bekimet e Allahut! Imran ibn Husajni (*Allahu qoftë i kënaqur me të dy!*) tregon: "Një person erdhi te Profeti i Zotit dhe tha: "Paqja qoftë për ju!" Profeti ia ktheu përshëndetjen, ndërsa ai u ul. Me këtë rast Profeti tha: "Dhjetë." Më pas erdhi një tjetër, i cili përshëndeti duke thënë: "Paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për ju!" Edhe këtij ia ktheu përshëndetjen, ndërsa personi në fjalë u ul. Pastaj Profeti tha: "Njëzet." Pas pak erdhi një tjetër, i cili tha: "Paqja, mëshira e bekimet e Allahut qofshin për ju!" Edhe këtij ia ktheu përshëndetjen, ndërsa ai u ul. Pastaj Profeti foli: "Tridhjetë." (Shënojnë Ebu Davudi dhe Tirmidhiu)

Ky hadith tregon se shtimi i shpërblimit arrihet me përshëndetje sa më të kompletuar. Dijetarët kanë treguar në detaje formën si jepet përshëndetja, si kthehet, si dhe edukatën që duhet të kihet në konsideratë gjatë përshëndetjes. Ata kanë përmendur se ai që është duke udhëtuar hipur në kafshë, duhet të përshëndesë ata që janë duke ecur në këmbë; ata që janë duke ecur, duhet të përshëndesin ata që janë ulur; ata që janë më pak në numër, duhet të përshëndesin ata që janë më shumë. Më tej, kanë treguar se është e pëlqyer të përsëritet përshëndetja me selam edhe ndaj atij që shpesh takohesh me të dhe preferohet që të jepet selam sa herë që hyhet në shtëpi, t'u jepet edhe fëmijëve, duhet të japë selam edhe ai që ngrihet nga ndeja, e dispozita të tjera që lidhen me përshëndetjen me paqe, gjë që tregon qartë pozitën e paqes në fenë islame.

**5.** Përshëndetja e besimtarëve në Xhenet do të jetë paqe: Allahu i Lartësuar thotë: **"Përshëndetja e tyre do të jetë Selam."** (Junus, 10) Gjithashtu, për përshëndetjen e engjëjve bërë banorëve të Xhenetit, thotë: **"(E do t'u thonë): "Shpëtimi qoftë mbi ju, për**

**durimin që keni treguar (në jetën e kësaj bote)! Sa vendbanim i bukur që është ky!”** (Er Rrad, 24)

**6.** Zoti i Madhërishëm i ka lavdëruar besimtarët të cilët, në përballje me injorancën e naivitetin, thonë “paqe!”. I Gjithëmëshirshmi, duke shpalosur virtytet e robërve të Tij, thotë: **“... kur të padituri i sulmojnë me fjalë, ata përgjigjen: “Paqe qoftë!”** (Furkan, 63) Ndërkaq, në një ajet tjetër thotë: “... dhe, kur dëgjojnë ndonjë marrëzi, i shmangen asaj, duke thënë: **“Ne kemi veprat tona, ndërsa ju keni veprat tuaja! Paqja qoftë me ju! Ne nuk duam shoqëri me të padituri.”** (El Kasas, 55)

**7.** Profeti ka treguar se musliman i vërtetë është ai që nga e keqja e tij janë rehat njerëzit. Profeti thotë: “Musliman i vërtetë është ai që muslimanët janë rehat nga gjuha e dora e tij.” (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Kjo qe një paraqitje shumë e thjeshtë e pozitës së paqes në sheriatin islam.

## Së dyti: Islami ruan pasuritë:

Kjo kontribuon në përhapjen e paqes dhe sigurisë, prandaj ka nxitur për besnikëri dhe ka lavdëruar ata që janë të stolisur me këtë virtyt, duke u premtuar atyre se do të bëjnë një jetë të mirë dhe do të futen në Xhenet, si dhe ka ndaluar vjedhjen dhe ka kërcënuar me ndëshkim ata që vjedhin. Po ashtu, ka ligjësuar masën ndëshkimore të prerjes së dorës hajdutit, në mënyrë që askush të mos marrë guximin për të vjedhur pasurinë e njerëzve. Nëse nuk e ndal frika nga ndëshkimi në botën tjetër, do ta ndalë frika nga prerja e dorës. Mu për këtë, në vendet që zbatohen ligjet e sheriatit njerëzit janë të sigurt për pasurinë e tyre. Për më tepër, rastet kur aplikohet ky

ndëshkim në këto vende janë shumë të rralla, për shkak të numrit të vogël të atyre që vjedhin.

Përtej kësaj, urtësia pas këtij ndëshkimi është që të trembet hajduti dhe të heqë dorë nga ky zakon dhe të ndalen hajdutët e tjerë nga vjedhja. Ja, kështu Islami ruan pasuritë, ndërsa muslimanët jetojnë në paqe e siguri. Ndëshkimi me prerje të dorës nuk nënkupton se aplikohet për çfarëdo pasurie të vjedhur. Për t'u zbatuar një ndëshkim i tillë, fillimisht duhet të plotësohen kushtet dhe të eliminohen pengesat. Është e domosdoshme që çështja e vjedhjes të analizohet detajisht nga ana e gjykatësit, detaje këto të cilat nuk mund të sqarohen këtu.

## Së treti: Islami ruan jetën.

Prandaj, ka ndaluar vrasjen e njeriut padrejtësisht dhe ka dënuar atë që merr jetën padrejtësisht me dënim me vdekje. Pikërisht për këtë, në vendet islame, ku zbatohet sheriati, numri i krimeve është minimal. Kur njeriu e kupton se, nëse vret një njeri padrejtësisht, vritet, atëherë do të ndalet nga vrasja, ndërsa njerëzit janë të sigurt nga krimi.

Pastaj, familja e viktimës ka të drejtat e veta. Nëse vrasësi, që do të duhej të vritej, del e shijon jetën si t'ia dojë qejfi, kjo do të zemëronte familjen e viktimës, me gjasë kjo do t'i shtynte në hakmarrje dhe, për rrjedhojë, çështja do të bëhej më e komplikuar e do të përhapej kaosi. Por, nëse krimineli merr ndëshkimin meritor, familjarët e viktimës rehatohen dhe gjakrat e tyre qetësohen me marrjen e hakut. Më pas, duhet të dihet se, ndëshkimi nuk është zgjidhja e vetme, sepse trashëgimtarët e viktimës e kanë në dorë mundësinë e faljes ose marrjen e dëmshpërblimit, gjë që

konsiderohet mëshirë dhe lehtësim. Vërtet, Islami ka inkurajuar për falje dhe për të ka dhënë shpërblim të majmë prej Zotit të Madhëruar. Allahu i Lartësuar thotë: **"Në ligjin e barazisë në ndëshkim ka siguri për jetën tuaj, o mendarë, në mënyrë që ju të përmbaheni!"** (El Bekare, 179) dhe ka thënë**: "Por, atë që fal dhe pajton, e pret shpërblimi i Allahut."** (Esh Shura, 40) Aplikimi i ndëshkimit për vrasje nuk është në dorë të gjithsecilit, por është në përgjegjësinë e udhëheqësit musliman ose të gjykatësit të autorizuar prej tij. Po ashtu, për çështjen e aplikimit të dënimit me vdekje duhet të plotësohen të gjitha kushtet dhe të eliminohen pengesat, të cilat këtu nuk mund të shtjellohen në detaje. Pastaj, ndalesa e Islamit për vrasje është gjithëpërfshirëse, ku përfshihet besimtari, siç thotë Zoti në Kuran: **"Kushdo që vret një besimtar me qëllim, ndëshkimi i tij është Xhehenemi, në të cilin do të qëndrojë përgjithmonë!"** (En Nisa, 93) Po ashtu, përfshin ndalesën për të cenuar jetën e atyre që nuk janë muslimanë. Islami ua ka garantuar këtë të drejtë. Profeti ka thënë: "Ai që vret jomuslimanin që jeton në garancinë e Islamit, nuk do ta nuhasë aromën e Xhenetit, ndonëse aroma e tij arrin sa udhëtimi prej dyzet vjetësh." (Shënon Buhariu) Profeti ka thënë: "Cilido person që i jep besën një personi tjetër për të mbajtur fenë e vet, e pas kësaj e vret, unë distancohem prej vrasësit, edhe nëse viktima është jobesimtar!" Ndërkaq, në një rast tjetër, që vlen të përmendet e që ka ndodhur kur Profeti i Islamit çliroi qytetin e Hajberit, qytet ky i cili ishte një nga fortesat e hebrenjve në veri të Medinës së ndriçuar, shoku i Profetit, Abdullah ibn Suhejli (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), vajti atje. Pastaj u gjet i vrarë, hedhur në një pus të Hajberit. Familja e tij vajti te Profeti duke akuzuar hebrenjtë për vrasjen e tij, e në atë rast Profeti u shkroi në lidhje me këtë, ndërsa ata ia kthyen: "Ne

betohemi në Zotin se nuk e kemi vrarë." Atëherë, Profeti familjes së viktimës u tha: "A betoheni (se hebrenjtë e kanë vrarë?!), që kështu ta meritoni gjakun e njeriut tuaj?!" Ata iu përgjigjën "Jo." Ai tha: "A të betohen hebrenjtë për ju?!" Ata thanë: "Por, ata nuk janë muslimanë (nuk u zihet besë)!" I Dërguari i Allahut ua pagoi familjes së tij dëmshpërblimin (arb. dijen) e tij, vlera e së cilës ishte njëqind deve. (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Sigurisht, dyshimet se ishte vrarë nga hebrenjtë ishin shumë të forta, provat ndihmëse bënin me gisht nga hebrenjtë, sepse viktima u gjet i vrarë në mesin e tyre, hedhur në një pus që ishte i tyre, gjithashtu, Hajberi ishte qytet i hebrenjve dhe muslimanët ishin mësuar të tradhtoheshin nga hebrenjtë. Megjithatë, Profeti i Islamit nuk i mori këto dyshime të forta dhe vetë e pagoi dëmshpërblimin për këtë viktimë, me qëllim të ruajtjes së shenjtërisë së jetës, përhapjes së paqes e drejtësisë, madje edhe me armiqtë.

## Së katërti: Islami ka ndaluar t'i bëhet padrejtësi vetes.

Nuk është kufizuar vetëm në ndalimin për t'u bërë padrejtësi të tjerëve, por ka ndaluar t'i bëjë padrejtësi edhe vetes. Islami nuk i ka lejuar atij ta prishë mendjen e vet ose të dëmtojë shëndetin e vet, e lëre më të bëjë vetëvrasje. Pikërisht për këtë ka ardhur kërcënim i ashpër për atë që bën vetëvrasje. Zoti i Madhërishëm thotë: **"... mos e vritni veten (dhe njëri-tjetrin)! Vërtet, Allahu është i Mëshirshëm me ju. Këdo prej jush që e bën këtë përdhunisht dhe padrejtësisht, Ne, pa dyshim, do ta hedhim në Zjarr. Kjo është shumë e lehtë për Allahun."** (En Nisa, 29-30)

## Së pesti: Islami i garanton liritë dhe është rregullator për to.

Kjo konsiderohet ndër imazhet më të kthjellëta të Islamit. Në Islam liria për të menduar është e garantuar. Zoti e ka pajisur njeriun me shqisa: me dëgjim, me shikim e me logjikë, për të menduar e logjikuar, në mënyrë që të arrijë tek e vërteta. Pra, prej tij kërkohet të mendojë drejt e mirë, mban përgjegjësi për mospërdorim a për keqpërdorim të shqisave të tij, ose t'i përdorë ato në atë që e dëmton. Njeriu në Islam është i lirë për të shitur e për të blerë, për të bërë biznes etj., për sa kohë që nuk i nëpërkëmb ndalesat e Allahut me mashtrim, tradhti a çrregullim. Në Islam njeriu është i lirë për t'i shijuar begatitë e jetës, si: ushqimet, pijet, parfumet e rrobat, për sa kohë që nuk bie në ndonjë ndalesë që atij a shoqërisë t'i sjellë dëm. Pastaj, Islami i vë nën kontroll liritë, nuk i lë të lira jashtë çdo parimi për të kullotur në fushat e padrejtësisë në kurriz të lirive të të tjerëve. Ja, për shembull, epshi, në qoftë se do të lihej i lirë, njeriu do të jepej pas tij, gjë që do të bëhej shkak për ta çuar në vetëshkatërrim, sepse energjia e tij është e kufizuar. Nëse shpenzohet në argëtim, kotësi e shthurje, nuk do t'i mbetej më energji që do ta shtynte për seriozitet a do ta orientonte për vepra të dobishme. Pra, liri nuk është që njeriu të lëshohet pas epshit të tij, pa marrë në konsideratë nëse është haram apo hallall e pa i menduar pasojat. Fundi i tij do të jetë i keq në të ardhmen e afërt, para së ardhmes së largët. Kapitali i tij do të harxhohet, forca e tij do të dobësohet, shëndeti i tij do të mbarojë, për rrjedhojë, do të jetë i zhgënjyer, i dëshpëruar. Pastaj, le ta zëmë se njeriu e zgjidhi litarin e epshit të tij, vallë, kjo do t'ia mundësojë atij të gjejë lumturinë e qetësinë shpirtërore?! Përgjigjja, pa dyshim se është jo. Nëse kërkon një argument për këtë, hidh shikimin në

botën tonë bashkëkohore, mbi civilizimin e saj materialist, kur ata zgjidhën litarin e lirisë së argëtimit të shfrenuar dhe nuk e përdorën siç duhet, u ndodhën telashe, strese, sëmundje fizike e psikike, u përhap krimi, vjedhja, plaçkitja, vetëvrasja, homoseksualizmi. Liri, gjithashtu, nuk është të jepesh pas lakmive që nuk kanë fund, pa çarë kokën për të tjerët. Vallë, konsiderohet liri ajo që e veprojnë të fortët në kurriz të shtresës së dobët, duke nëpërkëmbur të drejtat e tyre e duke mos i marrë parasysh mendimet e tyre, siç veprojnë shtetet e mëdha në kohën tonë bashkëkohore?

Përgjigjja është e qartë. Kjo nuk është liri. Liri e vërtetë është liria të cilën e ka sjellë Islami, është liri e vënë në parime, e cila i rregullon sjelljet e njeriut dhe në të cilën njeriu është rob vetëm i Zotit, Krijuesit të vet. Ky është sekreti më sublim i lirisë, kur njeriu formon një marrëdhënie me Zotin e vet, me frikë e me shpresë, me dashuri e nënshtrim, do të thyejë prangat e robërisë ndaj krijesave, nuk do t'i frikësohet askujt përveç Zotit të vet, nuk do të shpresojë në askënd pos Tij, dhe kjo është pikërisht shpëtimi e krenaria e njeriut.

## Kapitulli i njëzetenjëtë: Islami dhe toleranca

Siç dihet, Islami është feja e fundit, është mesazhi i fundit i Zotit dërguar njerëzimit. Prandaj, nuk është për t'u çuditur që ky mesazh të jetë universal e i përshtatshëm për çdo kohë, për çdo vend e për çdo popull. Aplikimi i ligjeve të Islamit nuk kufizohet vetëm midis muslimanëve, përkundrazi, ato janë të përgjithshme dhe i mbulon të gjithë njerëzit, përkundër gjithë besimeve të larmishme fetare që kanë. Si fe universale që është, Islami ka sqaruar mirë e mirë se si duhet të jetë raporti me të gjitha shtresat e shoqërisë, muslimane e jomuslimane. Domethënë, Islami është fe praktike, reale, e nuk është thjesht teori e zhytur në idealizëm, i cili nuk harmonizohet me realitetin e jetës së njeriut. Allahu i Lartësuar i ka krijuar njerëzit dhe ka bërë që në mesin e tyre të ketë besimtarë dhe jobesimtarë. Po ashtu, ka urdhëruar njerëzit të thirren për në udhën e drejtë, por thirrësit nuk i ka obliguar t'i fusin njerëzit dhunshëm në fenë e vërtetë: **"Detyra jote është vetëm që të kumtosh."** (Esh Shura, 48) Dhe, nga këtu, mospajtimi midis njerëzve është evident, gjë që e konfirmon edhe Kurani: **"Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme, por ata vazhdojnë të jenë të përçarë, përveç atyre, që i ka mëshiruar Zoti yt."** (Hud, 118-119) Megjithëkëtë, kjo nuk nënkupton se duhet të pranohet e pavërteta a të pranohet çdo sistem e drejtim, as të jemi të kënaqur me ta, as të lihet refuzimi i tyre, as të lihet sqarimi i pasaktësisë së tyre e i thirrjes së tyre për të pranuar të vërtetën. Por, ajo që kërkohet është të sillemi me korrektësi me këto mospajtime dhe të pasohet udhëzimi i Islamit në dialog me kundërshtarin, të merret parimi i butësisë e mëshirës. Edukata e

mirësjelljes në fe kthehet te thirrja në fe me urtësi e këshillë të mirë, duke debatuar në formën më të mirë, duke qenë tolerantë për aq sa është e mundur, përderisa nuk prishet ndonjë bazë e Islamit dhe përderisa nuk përdhoset ndonjë shenjtëri e tij.

Ky është koncepti i bashkëjetesës ndërnjerëzore. Fjala bashkëjetesë është mjaft e përhapur në këtë kohë, është e afërt në kuptim me fjalën tolerancë. Ai që analizon tekstet fetare dhe historinë e muslimanëve, do të shohë se fryma e tolerancës dhe bamirësisë është shumë e theksuar. Në vijim do të paraqesim një përmbledhje për tolerancën, e cila është e përafërt me bashkëjetesën, si dhe disa manifestime të saj në sheriatin e çmuar islam e disa praktika reale në historinë e umetit islam:

## Së pari: Koncepti i tolerancës:

Shejh Muhamed et Tahir ibn Ashuri (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Në gjuhën arabe toleranca është emër prejfoljor i foljes "toleroj", kur t'i shprehësh dikujt zemërgjerësi, falje të madhe..." dhe vijon: "Origjina e kuptimit të kësaj fjale është të jesh i lehtë në bashkëpunim e bashkëjetesë me të tjerët dhe në raste ku zakonisht shprehet ashpërsi." Në hadith të vërtetë transmetohet se Profeti ka thënë: "Allahu e mëshiroftë atë person që është zemërgjerë kur shet, zemërgjerë kur blen, zemërgjerë kur kërkon kthimin e borxhit." (Shënon Buhariu) Deri kur thotë: "Unë me tolerancë në këtë studim kam për qëllim të treguarit tolerancë ndaj kundërshtarëve të muslimanëve në besim. Ky është një term të cilin zunë ta përdorin studiuesit e religjioneve në shekullin e kaluar, duke marrë për bazë hadithin: "Jam dërguar me monoteizëm zemërgjerë (tolerant)."

(Shënojnë Ahmedi dhe Taberaniu) Pastaj kjo shprehje është kthyer në realitet zakonor në këtë kuptim."

## Së dyti: Rëndësia e studimit të tolerancës fetare në Islam

Studimi i tolerancës fetare në Islam, siç shprehet Ibn Ashuri, është ndër trajtesat më të rëndësishme për të kuptuar realitetin e fesë islame, për arsye se shumë dijetarë e mendimtarë, veçanërisht nga jomuslimanët, nuk e kuptojnë nocionin e tolerancës së Islamit siç duhet. Përtej kësaj, mbase mendojnë se nuk ekziston në Islam një tolerancë e tillë, ose ndoshta i shtojnë asaj gjëra që kapërcejnë kufijtë e saj, ose i ngushtojnë kufijtë e saj. Mbase, disa nga këta janë të justifikuar për këtë përfytyrim të gabuar, sepse ata shohin gjendjen e muslimanëve qe shumë shekuj, gjë që i bën të mendojnë se ky është realiteti i Islamit. Në këtë mënyrë ata kundërshtojnë imazhin e vërtetë të Islamit, i cili bazohet në dëshmi e argumente. Por, vlen të theksohet se disa muslimanë e kanë lënë në harresë tolerancën e Islamit, si shkak i trajtimit mizor, sjelljes së keqe e intrigave që kanë përjetuar nga ithtarët e feve të tjera, të cilat kanë bërë që muslimanët të jenë nën presionin e vetëmbrojtjes, duke ua kthyer atyre me të njëjtën monedhë përgjatë shumë shekujve. Të gjitha këto kanë bërë që të harrojnë tolerancën islame. Mirëpo, kjo ka vendin e vet për t'u trajtuar, kjo nuk duhet të bëhet shkak për të shtrembëruar kuptimin e tolerancës. Megjithëse këtë trajtim muslimanët e kanë hasur në çdo epokë, që kur është shfaqur feja, prapëseprapë kjo nuk ka qenë pengesë që muslimanët të pajisen me moralin e tolerancës dhe të vjelin mirësitë e saj, përkundër dijes që kanë pasur se kjo tërheq pas vetes mundime. Kjo, se bukuria e virtyteve nuk shëmtohet për shkak

të humbjes së disa të mirave. Andaj, njeriu i virtytshëm nuk duhet të heqë dorë për këtë arsye, por duhet të përgatitet për t'i larguar rreziqet që mund t'i kanosen.

Në anën tjetër, Islami nuk duhet të analizohet vetëm nga këndi i gjendjes që kanë kaluar muslimanët nëpër periudha të caktuara të historisë, veçanërisht në këta shekujt e fundit, sepse është shumë e padrejtë dhe aspak objektive të konsiderohet gjendja jo e mirë e disa muslimanëve imazh që pasqyron Islamin, e pastaj të mendohet se Islami nuk i ka edukuar ithtarët e vet, ose se nuk ua ka hequr atyre poshtërimin e ashpërsinë. Prandaj, është e domosdoshme që, kush dëshiron të kuptojë realitetin me drejtësi e paanshmëri, këtë mund ta bëjë nëpërmjet referencave të tij të vërteta, Kuranit, traditës së Profetit dhe gjeneratave të para të muslimanëve, si dhe ta analizojë Islamin duke u shërbyer me librat që flasin për të me drejtësi e fakte, atëherë do të kuptojë se Islami bën që njerëzit të jetojnë në lumturi, përhap paqe e siguri, drejtësi e bamirësi. Ndërkaq, devijimet e disave, të cilët u atribuohen Islamit, qofshin të mëdha, qofshin të vogla, në asnjë mënyrë nuk duhet t'i llogariten fesë e as të fajësohet për shkak të tyre. Përkundrazi, ajo është e pastër kundrejt atyre gabimeve, e pasojat e devijimit rëndojnë mbi vetë të devijuarit, sepse Islami nuk i ka urdhëruar ata për ato veprime, bile-bile i ka ndaluar e i ka paralajmëruar që të mos devijojnë nga ai. Pastaj, drejtësi është që të merret në konsideratë gjendja e atyre që vërtet e zbatojnë fenë siç duhet, duke i kryer urdhëresat dhe duke iu larguar ndalesave. Pa dyshim, kjo e mbush zemrën me madhërim e respekt ndaj kësaj feje e ndaj besimtarëve të saj. Islami nuk ka lënë asgjë, qoftë e madhe, qoftë e vogël, që është e mirë dhe etike, pa nxitur drejt saj, si dhe asnjë ves a dëm veçse ka mbyllur rrugët që shpien drejt tij. Prandaj, ata të cilët vërtet e madhërojnë Islamin dhe të cilët i kryejnë ritualet

e tij, janë në shkallë të larta të etikës, të edukuar në virtyte e morale të çmuara. Për këtë dëshmon i afërti e i largëti, ai që pajtohet me ta e ai që i kundërshton ata. Ndërkaq, vështrimi vetëm i gjendjes së muslimanëve të cilët janë mospërfillës ndaj fesë së tyre, të devijuar nga rruga e drejtë, nuk është aspak e drejtë, madje padrejtësia vetë.

## Së treti: Toleranca në Islam është fryt i të menduarit të drejtë dhe i moraleve të çmuara, të cilat janë baza të sistemit shoqëror në Islam.

Kjo tolerancë motivohet nga besimi i drejtë, i cili e urdhëron besimtarin për çdo të mirë dhe e ndalon nga çdo e keqe, i vë nën kontroll ndjenjat e tij dhe i çrrënjos nga zemra e tij të gjitha veset. Pa dyshim, mendja e shëndoshë i refuzon dyshimet e epshet dhe besimtarin e drejton në bindje të drejta, i jep bindje për saktësinë e besimit të tij dhe siguri se kundërshtarët nuk mund ta luhatin nga besimi i tij. Por, mund të ndodhë që, për shkak të devijimit në të cilin gjendet kundërshtari i tij, të ndiejë një ngushtim në gjoks, i cili mbushet me habi nga udhëzimi i cekët i kundërshtarëve për në besimin e drejtë se si mund të mos e vërejnë ata atë që është tepër e qartë. Dhe ja, këtu del në pah roli i moraleve të larta, fakti se është rritur në morale të larta dhe është edukuar me edukatën e sheriatit të urtë, i bëhen rrugëdalje për këtë ngushtim në gjoks dhe i largohet kjo ndjesi. Në këtë mënyrë ai skalitet për t’i pranuar mospajtimet e kundërshtarëve me shpirt të qetë, me gjoks të zgjeruar, me gjuhë të gatshme për t’i parashtruar argumentet e për të treguar udhën e drejtë pa kurrfarë mllefi a mërzitjeje. Islami ka porositur për këto dy baza, të cilat janë: baza e sigurisë në saktësinë e besimit dhe baza e moraleve të çmuara në shpirtrat e besimtarëve. Sa i përket nxitjes së

bazës së sigurisë në saktësinë e besimit, pa marrë në konsideratë besimet e tjera, paraqitet në fjalën e Allahut të Madhëruar: **“Prandaj mbështetu tek Allahu! Vërtet, ti je në të drejtën e qartë! Sigurisht që ti (Muhamed), nuk mund t’i bësh të vdekurit të dëgjojnë, as nuk mund t’i bësh të shurdhrit të dëgjojnë thirrjen tënde, kur të kthejnë shpinën!”** (En Neml, 79-80) Dhe në fjalën e Tij: **“O besimtarë! Ju keni përgjegjësi vetëm për veten tuaj! Ai që është i humbur, nuk mund t’ju dëmtojë, nëse jeni në rrugë të drejtë.”** (El Maide, 105) Ndërkaq, nxitja e bazës së moraleve të larta paraqitet në fjalën e të Lartësuarit: **“A mos vallë do të vrasësh veten nga pikëllimi, nëse ata nuk besojnë në këtë Fjalë (Kuran)?”** (El Kehf, 6) Pa dyshim, nxitja për këtë bazë zgjeron gjoksin dhe përgatit njeriun për të bartur atë që mund të thotë kundërshtari. Prandaj, kemi të drejtë kur themi: Toleranca është veçori e fesë islame dhe ndër karakteristikat e saj më të dalluara, sepse ajo është begati me të cilën i ka mëshiruar kundërshtarët e armiqtë e Tij dhe dëshmia më e spikatur për mëshirën e mesazhit islam, që është theksuar në fjalën e Allahut të Lartësuar: **“Dhe Ne nuk të kemi dërguar ty (o Muhamed), veçse si mëshirë për botët.”** (El Enbija, 107)

## Së katërti: Islami ka vendosur rregulla të përgjithshme rreth tolerancës:

Duke vendosur baza të pathyeshme, duke bërë besëlidhje të fuqishme, ka sqaruar detajisht obligimet që muslimanët kanë ndaj njëri-tjetrit, si dhe mirësjelljen me besimtarët e feve të tjera.

Kurani dhe Suneti i mësojnë muslimanët se mospajtimi është i paevitueshëm për nga natyra njerëzore. Kur njeriu i ka parasysh

këto, mospajtimet fillon t'i shohë se janë rezultat i të menduarit të natyrshëm, që ndonjëherë ia qëllojnë, ndonjëherë gabojnë, e nuk i sheh se janë diçka për të cilat duhet armiqësuar. Allahu i Lartësuar thotë: **"Sikur të kishte dashur Zoti yt, të gjithë njerëzit do t'i bashkonte në një bashkësi të vetme, por ata vazhdojnë të jenë të përçarë, përveç atyre, që i ka mëshiruar Zoti yt. Për këtë qëllim Ai i krijoi ata."** (Hud, 118-119) Po ashtu, thotë: "Dhe thuaj: **"E vërteta është nga Zoti juaj. Kush të dojë, le të besojë e kush të dojë, le të mohojë"** (El Kehf, 29) Gjithashtu, thotë: **"Ne kemi caktuar për çdo popull rregulla fetare, sipas të cilave ata shkojnë, prandaj mos lejo kurrsesi (o Muhamed) që të diskutojnë me ty për atë çështje."** (El Haxh, 67) Dhe ajete të tjera, të cilat flasin për këtë temë. S'ka dyshim se ky është një parim i madh i moralit, që muslimani t'i vendosë gjërat në vendin e tyre dhe të gjykojë për to me cilësitë e tyre, pa u ndikuar nga gjërat sekondare që i paraqiten atij.

## Së pesti: Historia dëshmon për tolerancën e muslimanëve.

Jomuslimanët kanë jetuar në gjirin e shtetit islam, ku askush nuk i është ekspozuar asnjë dëmi për shkak të bindjeve a fesë së tyre. Historia e gjatë e Islamit dëshmon se sheriati dhe muslimanët ua kanë siguruar pasuesve të feve të tjera, të cilët kanë jetuar nën ombrellën e shtetit islam, mundësinë për të mbajtur fenë e tyre. Dhe, të gjithë e dinë se kjo nuk ka qenë për shkak se shteti islam në atë kohë ka qenë i dobët. Përkundrazi, kjo ka qenë për shkak të parimit të Islamit, kësisoj ka qenë edhe kur shteti islam ka qenë në majën e fuqisë së vet. Dijetari Muhamed et Tahir ibn Ashuri (*Allahu e*

*mëshiroftë!*), pasi konfirmon tolerancën e muslimanëve me jomuslimanët, thotë: "Po deshe, drejtoju dëshmive historike në shekujt e Islamit, kur gjërat kanë rrjedhur sipas mësimeve të tij të vërteta, të pastra nga çdo shtrembërim. Me të vërtetë, do të gjesh këtë që po e themi. Muslimanët qenë përzier me kombe me besime të ndryshme, nën pushtetin e tyre patën hyrë të krishterët arabë, zjarrputistët persianë, kobtët, sabiinët e Irakut e hebrenjtë. Me të gjithë janë sjellë mirë..." - dhe vijon: "Historia nuk ka regjistruar ndonjë komb që ka barazuar shtetasit e vet, por që kanë pasur fe tjetër me shtetasit autoktonë në çështjen e ligjeve të drejtësisë, në të mirat materiale, duke rrugëtuar sipas parimit: Atyre u takon ajo që na takon neve, ata detyrohen me atë që edhe ne detyrohemi, si dhe duke ua mundësuar të qëndrojnë në zakonet e adetet e tyre, siç ka ndodhur kjo me muslimanët. Këtë që ne e quajmë tolerancë, realisht duhet të quhet madhështi islame." Ne e vërejmë se, kur Islami e ka bërë tolerancën bazë të sistemit të vet, ka treguar se është i mbushur me vetëbesim, me qëndrim të vërtetë, me ndërgjegje të pastër, e çdo enë spërkat vetëm me atë që ka brenda, duke përkthyer në gjithë këtë fjalën e të Lartësuarit: **"Thuaj: "Kjo është rruga ime: të ftoj drejt Allahut me dituri të plotë, unë dhe çdokush që më pason mua."** (Jusuf, 108) Kjo qe diçka nga toleranca e muslimanëve dhe bashkëjetesa me të tjerët. Në temën vijuese do të shpjegohet më hollësishëm, ku do të sqarohet se nga zemërgjerësia e muslimanëve është se nuk detyron askënd të futet në Islam, siç do të përmenden disa dëshmi të jomuslimanëve për zemërgjerësinë e Islamit.

## Kapitulli i njëzetedytë: Islami dhe imponimi

Kjo temë është plotësuese e temave të mëparshme, me të cilën do të përforcohet mendimi se rrezja e tolerancës së Islamit është shumë e gjerë dhe se Islami e refuzon imponimin, gjë që do të vihet në pah nga kjo që vijon:

### Së pari: Nocioni i imponimit:

Në origjinë, imponimi është të detyrohet një person të bëjë diçka që urren. Ndërkaq, në terminologjinë juridike islame nënkupton: çdo gjë me të cilën detyrohet një person, që, në rast se nuk e kryen atë me të cilën detyrohet, do t'i shkaktonte ndëshkim fizik a burgosje ose privim nga ndonjë e drejtë që i takon etj.

### Së dyti: Qëndrimi i Islamit ndaj kundërshtarëve

Nuk ka ndonjë religjion që i ka shtjelluar të drejtat dhe obligimet e kundërshtarëve të tij siç ka bërë sheriati islam. Diçka në lidhje me këtë është cekur më parë, madje disa dijetarë muslimanë kanë shkruar vepra të tëra për këtë temë, siç ka bërë dijetari Ibn Kajim el Xheuziu (*Allahu e mëshiroftë!*) në librin e tij madhështor "Dispozitat e jomuslimanëve në shtetin islam". Prandaj, disa studiues bashkëkohorë në fushën e lirive dhe të drejtave të njeriut shprehen se marrëveshja që bënte Profeti i Islamit me jomuslimanët ka qenë dokumenti i parë për lirinë e besimit.

## Së treti: Mosdetyrimi për të hyrë në Islam është rregull në fenë islame se askush nuk imponohet për ta pranuar atë.

Kjo gjë theksohet shumë qartë në tekstet kuranore, në traditën profetike e në historinë si kanë jetuar muslimanët me popujt e tjerë. Imponimi për të besuar një fe a një doktrinë të caktuar refuzohet nga disa aspekte:

**Aspekti i parë:** Atij që beson nga imponimi, besimi nuk i sjell dobi, sepse besimi duhet të jetë me bindje e dëshirë dhe që zemra të gjejë prehje në të.

Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) ka thënë: "Pikërisht për këtë, nuk kemi asnjë dyshim se dispozitat e fjalëve që thuhen në kushte imponimi nuk vlejnë. Pra, nuk merret në konsideratë mosbesimi që shpreh ai që imponohet për të, as besimi i atij që imponohet për të besuar."

**Aspekti i dytë:** Misioni i profetëve dhe i ithtarëve të tyre është vetëm kumtimi i mesazhit dhe përçimi i së vërtetës te njerëzit. Allahu i Lartësuar Profetit të Vet i thotë: **"Detyra jote është vetëm që të kumtosh."** (Esh Shura, 48) Dhe thotë: **"Thuaj (o Muhamed): "Në të vërtetë, unë jam vetëm paralajmërues."** (Sad, 65) Pra, misioni që ata kanë pasur është vetëm ftesa në të vërtetën dhe kumtimi i saj, këshillimi, urdhërimi për të mirë e ndalimi nga e keqja, që ndryshe njihet si udhëzimi i kumtimit e i orientimit. Ndërkaq, udhëzimi si inspirim e sukses për të pasuar të vërtetën dhe mundësia për të futur besimin në zemra i takon vetëm Allahut. Dhe kjo përforcon një prej aspekteve të lirisë, që është: "Çlirimi i njeriut nga çdo ndërhyrje midis tij dhe Krijuesit të vet".

Pra, në Islam, lidhja midis robit dhe Zotit është e drejtpërdrejtë, pa kurrfarë ndërmjetësimi nga askush, sado që të jetë i madh në grada.

**Aspekti i tretë:** Vetë realiteti i jetës së jomuslimanëve në vendet islame, gjë për të cilën kemi diskutuar në temën e kaluar.

**Aspekti i katërt:** Dëshmitë e vetë jomuslimanëve për këtë, për të cilat do të flasim më vonë.

**Aspekti i pestë:** Kur muslimani martohet me një femër hebreje ose të krishterë, nuk e detyron të heqë dorë nga feja e saj dhe të futet në Islam. Përkundrazi, ajo gëzon të drejtën e plotë për të mbajtur fenë e saj, pa iu cenuar asnjë e drejtë e saj.

## Së katërti: Tekstet më të spikatura që mohojnë të ketë imponim për të hyrë në Islam

Mbase teksti më i dalluar në Kuran dhe në Sunet që tregon se Islami nuk detyron askënd për të hyrë në të është fjala e Allahut të Lartësuar: **"S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra!"** (El Bekare, 256) Ibn Kethiri, në lidhje me shpjegimin e këtij vargu, pohon: "Domethënë, askënd mos e detyroni për të hyrë në Islam, sepse provat e argumentet e tij janë tejet të qarta. Nuk ka nevojë të detyrohet askush për ta pranuar atë. Ai, të cilin Zoti e udhëzon për Islam, ia zgjeron gjoksin për një gjë të tillë dhe ia ndriçon rrugën drejt tij, do të futet në të me bindje. Ndërkaq, atij që ia verbon zemrën, që ia vulos dëgjimin e shikimin, atij nuk i bën dobi të hyjë në të me imponim." Gjithashtu, Kurani tregon një imazh tjetër të mirësjelljes me kundërshtarët në fjalën e Tij të lartësuar: **"Allahu nuk ju ndalon të silleni mirë dhe të jeni të drejtë ndaj atyre që nuk luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe që nuk ju dëbojnë prej shtëpive tuaja. Me të vërtetë,**

**Allahu i do të drejtët. Allahu ju ndalon t'i bëni miq ata që luftojnë kundër jush për shkak të fesë dhe ju dëbojnë nga vatrat tuaja, si dhe mbështesin të tjerët që t'ju dëbojnë. Kushdo që i bën miq ata, është punëmbrapshtë**." (El Mumtehine, 8-9) Ky varg tregon shumë qartë se këta të cilët bashkëjetonin me muslimanët, ndërkohë kishin fe tjetër që kundërshton Islamin, prapëseprapë Islami nuk i ndaloi të sillen mirë me ta. Parimin e lirisë për të besuar e gjejmë të konfirmuar në fjalën e të Lartësuarit: **"Dhe thuaj: "E vërteta është nga Zoti juaj. Kush të dojë, le të besojë e kush të dojë, le të mohojë"** (El Kehf, 29) Qëllimi që proklamon ky ajet është thirrja e njerëzve, por nuk është e thënë se çdonjëri që është ftuar për të pranuar Islamin e udhëzimin, do t'i përgjigjet ftesës, ndonëse ai e ka obligim të bëhet musliman.

## Së pesti: Dëshmitë e jomuslimanëve për tolerancën e Islamit

Ka dëshmi të shumta që vënë në dukje tolerancën e muslimanëve, drejtësinë e tyre, madje bamirësinë që kanë treguar me jomuslimanët. Shumica e këtyre dëshmive vijnë nga të drejtët e radhëve të tyre, disa të tjera nga ata që quhen klerikët e krishterë, madje disa nga ata të cilët shquhen me urrejtje e mosinformim për Islamin. Në vijim do të veçohen disa prej këtyre dëshmive:

**1.** "Enciklopedia e Shkrimeve Biblike", shkruar nga një grup studiuesish të teologjisë dhe Biblës, në lidhje me gjendjen fetare dhe trajtimin korrekt që kanë marrë të krishterët në Egjipt në kohën e çlirimeve islame, thotë: "Hebrenjtë dhe kobtët arabë janë trajtuar shumë më mirë sesa nga romakët a nga klerikët e Kishës Greke. Pas

çlirimit arab, Kisha gjeti rehatinë nga persekutimi dhe në këtë mënyrë filloi lulëzimi i saj duke fituar shumë njerëz, madje edhe nga mesi i atyre që s'ishin të krishterë."

**2.** Peshkopi Mishil Jetimi, kur flet për çlirimin islam të rajonit të Shamit dhe Irakut, masa dërrmuese e banorëve të të cilave kanë qenë të krishterë, thotë: "Pasi çështjen e morën në dorë arabët, pas viteve të para të çlirimeve, kalifët e pushtetarët u detyruan të nxjerrin dispozita të qarta që përcaktojnë qëndrimin e muslimanëve kundrejt të krishterëve, që rregullojnë situatën fetare, shoqërore e politike. Ato kohë janë karakterizuar me tolerancë e zemërgjerësi. Banorët, murgjit e punëtorët janë lejuar për të emigruar drejt vendeve bizantine. Kështu, nga shteti islam emigruan një numër i madh, e, ata që mbetën, ruajtën kishat, pasurinë, lirinë fetare e ligjet e tyre të veçanta nën prijësin e priftërinjve të tyre." Pastaj numëron disa detyrime që kishin kundrejt kësaj.

**3.** Shohim se Ignac Goldziheri, një orientalist shumë i njohur me kritikat e tij ndaj disa ligjeve të Islamit, nuk e fsheh mahnitjen e vet, kur shprehet: "Fryma e tolerancës së Islamit është shumë e hershme, është frymë të cilën ia pranuan edhe të krishterët bashkëkohorë, baza e së cilës gjendet në Kuran: **"S'ka detyrim në fe, sepse tashmë është dalluar e drejta nga e shtrembra!"** (El Bekare, 256) Dëshmitë historike kanë treguar dhjetëvjeçarin e parë të Islamit si shembull të tolerancës fetare të kalifëve kundrejt feve të vjetra. Ata shumë herë i porosisnin pushtetarët që dërgoheshin për t'iu përmbajtur mësimeve të urta të Islamit."

**4.** Orientalistja gjermane Sigrid Hunke thotë: "Akuzat që lëshohen nga disa kundër muslimanëve për fanatizëm e barbarizëm nuk janë asgjë pos legjenda të thurura nga imagjinata, ndërkohë përgënjeshtrohen nga mijëra argumente të prera që dëshmojnë për

tolerancën e tyre, për humanizmin e tyre në sjellje karshi popujve që i kanë sunduar. Historia, me faqet e saj voluminoze, na ka treguar për pak popuj që i kanë trajtuar armiqtë e kundërshtarët e tyre në besim ashtu siç kanë vepruar arabët. Kjo sjellje e tyre pati ndikim pozitiv, duke i mundësuar civilizimit arab të dominojë në mesin e këtyre popujve me sukses, gjë të cilin nuk arriti ta kishte civilizimi afrikan me fuqinë e tij false, as civilizimi romak, përkundër agresionit që kishte duke imponuar dhunshëm vullnetin e vet."

**5.** Orientalisti anglez Tomas Arnold, në librin e tij "Thirrja në Islam", thotë: "Triumfuesit muslimanë arabë i kanë trajtuar të krishterët me tolerancë të paparë që nga shekulli i parë i hixhretit. Kjo tolerancë ka vazhduar gjatë shekujve njëri pas tjetrit dhe, me të drejtë, mund të gjykojmë se fiset e krishtera, të cilat kanë përqafuar Islamin, këtë e kanë bërë me dëshirë e vetëzgjedhje dhe se arabët e krishterë, të cilët jetojnë në kohën tonë në mesin e shoqërive islame, janë dëshmi e kësaj tolerance."

**6.** Gjithashtu, thotë: "Nuk kemi dëgjuar për asnjë tentativë të organizuar për t'i detyruar jomuslimanët për të pranuar Islamin, as për ndonjë agresion të planifikuar me të cilin është synuar çrrënjosja e fesë së krishterë." Këto që veçuam janë vetëm disa dëshmi nga një numër i madh i tyre, që shpërfaqin tolerancën që kanë pasur muslimanët.

## Kapitulli i njëzetetretë: Qëndrimi i Islamit ndaj dhunës

Islami ka dënuar dhunën dhe ka tërhequr vërejtjen kundrejt saj, si dhe ka sqaruar rezultatin negativ që sjell ajo.

Ndërkohë, ka inkurajuar për t'u sjellë vazhdimisht me butësi. Tekstet fetare, nga Kurani dhe Suneti, janë të shumta që e thonë këtë ose ashiqare, ose tërthorazi, ose urdhërojnë për butësi, ose ndalojnë nga dhuna, ose tregojnë vlerën e butësisë. Në anën tjetër, dënojnë dhunën dhe kjo në një sërë çështjesh, qoftë gjatë thirrjes për në Islam a thirrjes për ndryshim e përmirësim, qoftë në çështje të veçanta, qoftë në të përgjithshme. Allahu i Lartësuar, duke iu drejtuar Harunit dhe Musait (paqja qoftë për ta!), thotë: **"Shkoni te Faraoni! Ai, me të vërtetë, i ka shkelur të gjithë kufijtë! Flitini atij fjalë të buta, se ndoshta kujtohet a frikësohet!"** (Ta Ha, 43-44) Musait i është thënë t'i thotë fjalë të buta një agresori, i cili popullit të vet i thoshte: **"Unë jam Zoti juaj më i madh." Allahu i Lartësuar, në lidhje me këtë, tregon: "... dhe thuaji: "A do ta pastrosh veten, dhe të të udhëzoj te Zoti yt, që t'i frikësohesh?"** (En Naziat, 18-19) Ibn Kajimi (Allahu i Lartësuar e mëshiroftë!) thotë: **"Medito se si Musai e zbatoi urdhrin për ta thirrur me butësi. Faraonit i thotë: "... dhe thuaji: "A do ta pastrosh veten, dhe të të udhëzoj te Zoti yt, që t'i frikësohesh?"** (En Naziat, 18-19) Pra, i drejtohet në formë të pyetjes e propozimit, jo në mënyrën urdhërore, i thotë: "A do ta pastrosh veten", e nuk i thotë: "që unë të të pastroj". Pra, veprimin ia atribuoi atij, jo vetes, si dhe përmend shprehjen "e pastrimit, dëlirësisë shpirtërore" për shkak të kuptimeve të begatisë, mirësisë e zhvillimit që përmban. Pastaj i

thotë "dhe të të udhëzoj te Zoti yt", të të bëhem udhërrëfyes që ecën para teje. Dhe i thotë "te Zoti yt", duke e ftuar të besojë në Zotin e vet, i Cili e ka krijuar, e ka furnizuar, e ka begatuar me mirësi të mëdha e të vogla." Andaj, ky është një dialog që konsiderohet kryevepër në mirësjellje, në zemërgjerësi, në përvetësimin e zemrave, në zbutjen e shpirtrave e në dëgjimin e së cilës veshët ndiejnë kënaqësi. Zoti ynë vërtet e ka begatuar Profetin tonë, Muhamedin, duke e pajisur me butësi e duke ia bërë të dashur atë, si dhe e ka distancuar nga ashpërsia e vulgariteti. Allahu i Madhëruar thotë: **"Në sajë të mëshirës së Allahut, u solle butësisht me ta (o Muhamed). Sikur të ishe i ashpër dhe i vrazhdë, ata do të largoheshin prej teje. Prandaj falua atyre gabimin, kërkoji falje Allahut për ta dhe këshillohu me ta."** (Ali Imran, 159) Historia e tij (paqja e mëshira e Allahut qofshin për të!) është e mbushur me raste të dialogut të tij me këtë moral fisnik, të cilin, ai që e përvetëson, pushteti i tij do të depërtojë në zemra. Ai këtë moral e ka përkthyer realisht në veprën e tij, si dhe ka urdhëruar për të dhe ka sqaruar vlerën e tij. Ai ka thënë: "Vërtet Zoti është i Butë, e do butësinë dhe në butësi jep atë që nuk jep në dhunë, as në diçka tjetër." (Shënon Muslimi) Gjithashtu, ka thënë: "Vërtet, kudo që gjendet butësia, veçse e zbukuron atë, e nuk hiqet nga diçka, veçse e shëmton atë." (Shënon Muslimi) Kur ai i dërgoi Ebu Musa Eshariun dhe Muadh ibn Xhebelin në Jemen, atyre u tha: "Lehtësoni e mos vështirësoni! Përgëzoni e mos i qortoni njerëzit! Jini në harmoni e mos u përçani!" (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Rastet në historinë e Profetit, ku tregohet ky moral, janë të shumta, një ndër ta është edhe ky që dokumentohet në dy librat e saktë të hadithit, se një person vajti te Profeti dhe, duke kërkuar borxhin e vet, tregohet i vrazhdë në fjalë, ndërsa shokët e tij zunë të reagojnë. Atëherë ai u

tha: "Lëreni atë, sepse, ai që mbron të drejtën e vet, ka të drejtë të flasë!" Gjithashtu, Buhariu dhe Muslimi regjistrojnë se disa hebrenj shkuan tek ai dhe i thanë "Essamu alejkum", duke e shtrembëruar fjalën selam (paqja) në "essam" (vdekja). Ndërkaq, Profeti nuk shtoi asgjë nga ajo që thanë, thjesht ua ktheu duke thënë "edhe për ju ashtu qoftë!" Dhe, pasi nëna e besimtarëve, Aishja, ua ktheu atyre duke u thënë: "Vdekja dhe mallkimi qofshin edhe për ju!", i tha: "Më ngadalë, oj Aishe, se vërtet Allahu e pëlqen butësinë në çdo gjë." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Në Sahihun e Buhariut tregohet se Aishja e përshkruan Profetin me fjalët e saj: "Betohem në Allahun se asnjëherë nuk është hakmarrë për shkak të vetes për ndonjë gjë që i është bërë. Por, kur janë shkelur ndalesat e Allahut, atëherë është hakmarrë për hir të Allahut." (Shënon Buhariu) Në qoftë se e studion mirë biografinë e tij, do të gjesh vërtetësinë e kësaj që përshkruan nëna e besimtarëve në lidhje me butësinë e maturinë. Ai nuk ka ndëshkuar askënd që i ka bërë keq, as nuk është treguar i vrazhdë në të folur. Përkundrazi, të keqen e kthente me të mirë e vrazhdësinë me butësi, përveç nëse e keqja i kalonte kufijtë, duke vendosur pengesa në rrugën e thirrjes, ose nëse shkaktonte çrregullim në unitetin e umetit. Pra, butësia është e domosdoshme dhe ka qenë kështu në të gjitha sjelljet e Profetit. Megjithatë, ndonjëherë ka nevojë të tregohet ashpërsi. Kjo, në raste të veçanta dhe ndaj personave të veçantë, të cilët e meritojnë këtë. Pra, nëse njeriu është me autoritet dhe rasti e kërkon të tregohet ashpërsi dhe nga ky veprim nuk shkaktohet një dëm akoma më i madh, atëherë merret në konsideratë kjo metodë. Prandaj, Musai, në fillim të çështjes ishte tejet i butë me Faraonin, siç u vu në dukje më parë. Por, kur pa inatin e arrogancën e Faraonit dhe përpjekjet e tij për të penguar thirrjen në udhën e drejtë, pasi iu bë e qartë ajo, atëherë

Musai u tregua i ashpër ndaj tij në të folur, siç qëndron në fjalën e Allahut të Lartësuar: **“Unë jam i bindur se ti, o Faraon, je i dënuar në humbje.”** (El Isra, 102) Çfarë dallimi midis dy ligjërimeve! Si dhe në fjalën e Tij: **“Diskutoni me ithtarët e Librit vetëm me mënyrën më të mirë, por jo me keqbërësit e tjerë.”** (El Ankebut, 46) Dhe, siç i ka thënë Ibrahimi popullit të vet: **“Mjerë ju dhe mjerë ata që ju i adhuroni në vend të Allahut!”** (El Enbija, 67) Po ashtu, Profeti përdorte këtë metodë kur ishte e nevojshme. Në këtë kontekst është edhe rasti i gruas mahzumiane, e cila kishte vjedhur. Nga Aishja transmetohet se kurejshët i kishte preokupuar rasti i saj, ndaj kishin thënë: “Kush mund t’i flasë të Dërguarit të Allahut dhe kush mund të ketë guxim të tillë, përveç Usames, të dashurit të Profetit. Kështu, ai i foli Profetit, i cili në atë rast do të shprehej: “A po ndërmjetëson për të mos u aplikuar një prej ligjeve të Allahut?!” Pastaj u ngrit dhe mbajti një fjalim: “O njerëz! Ata që kanë qenë para jush kanë devijuar se, kur vidhte ndonjë me autoritet, e linin, e, kur vidhte ndonjë i dobët, atëherë ata e zbatonin ligjin ndaj tij. Betohem në Allahun se, po qe se Fatimja, bija e Muhamedit, të kishte vjedhur, Muhamedi do t’ia priste dorën e asaj.” Buhariu, në koleksionin e haditheve të sakta të tij, në kapitullin mbi etikën, ka titulluar një nënkapitull kësisoj: “Nënkapitull: Çfarë lejohet nga zemërimi e ashpërsia për shkak të çështjes së Allahut”. Pastaj, në këtë nënkapitull, sjell pesë hadithe. Thënë me pak fjalë, si pikënisje, butësia duhet të jetë në sjellje, gjë që është e kërkuar në vetvete, për sa kohë që nuk paraqitet nevoja për të shprehur ashpërsi. Po ashtu, ashpërsia nuk është e përshtatshme të shprehet nga askush, veçanërisht nga ai që nuk është shumë i moshuar, nga ai që nuk është shumë i ngritur në dituri, në ndonjë pozitë ose që nuk ka autoritet te njerëzit.

Me gjasë, arsyeja përse Profeti ka shprehur herë njërën, herë tjetrën është se kishte parasysh gjendjen e njerëzve. Ai, në parim, manifestonte butësi me të paditurit, me të vegjlit, me ata që ishin të rinj në Islam e në raste të tjera, kur është e kërkuar të tregohet butësi. Ndërkaq, ndonjëherë tregonte ashpërsi me ata që bënin ndonjë veprim që nuk përkonte me karakterin e tyre, për shkak të shoqërimit të tyre të gjatë me të, për shkak të diturisë që kishin ose për shkak të devotshmërisë. Ai ashpërsinë e shprehte ndaj inatçinjve, arrogantëve e atyre që përqeshnin Islamin. Pra, manifestimi i butësisë në vendin e duhur është urtësi. Por, edhe të shprehet ashpërsi në vendin e duhur është urtësi.

Biografia profetike është shumë e pasur me shembuj të shumtë të butësisë së Profetit me kundërshtarët, me të gjitha llojet e tyre. Ja, vështro këta dy shembuj:

**Shembulli i parë:** Në dy librat e saktë të hadithit transmetohet nga Said ibn Ebu Saidi se e ka dëgjuar Ebu Hurejrën të thotë: "Profeti nisi një kalorësi nga ana e Nexhdit. Pastaj, ata sollën një burrë nga fisi benu hanife, i cili quhej Thumame ibn Ethali, të parin e Jemames. Atëherë e lidhin këtë person për një prej shtyllave të xhamisë. Kështu, tek ai doli Profeti i Allahut dhe i tha: "Çfarë ka nga ti, o Thumame?!" Ai iu përgjigj: "Nga unë ka mirësi. Nëse më vret, vret një person për të cilin hakmerren, e, nëse më bën mirë, i bën mirë një personi që falënderon. Nëse kërkon pasuri, atëherë kërko, të jepet sa të duash." Atëherë Profeti e la. Të nesërmen prapë i tha: "Çfarë ka nga ti, o Thumame?!" Atëherë ai i thotë: "Nga unë ka atë që të thashë, nëse më vret, vret një person për të cilin hakmerren, e, nëse më bën mirë, i bën mirë një personi që falënderon. Nëse kërkon pasuri, atëherë kërko, të jepet sa të duash." Atëherë Profeti tha: "Lirojeni Thumamen." Kështu, ai shkoi te një

palmë jo larg xhamisë dhe u la, pastaj u fut në xhami dhe tha: “Dëshmoj se nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut dhe dëshmoj se Muhamedi është rob dhe i Dërguari i Tij. O Muhamed! Betohem në Zotin se nuk ka pasur ndonjë fytyrë në sipërfaqen e tokës më të urryer sesa fytyra jote, por tash më është bërë më e dashur se çdo fytyrë tjetër. Betohem në Zotin se nuk ka pasur fe më të urryer tek unë sesa feja jote, por tash ajo është feja më e dashur për mua se çdo fe tjetër. Betohem në Zotin se nuk ka pasur vend më të urryer tek unë sesa vendi yt, por tash më është bërë më i dashur se çdo vend tjetër. Kalorësit e tu më morën, ndërsa unë dëshiroja të bëja umre. Çfarë duhet të bëj?” Atëherë Profeti e përgëzoi dhe e urdhëroi ta kryejë umrën. Pasi arriti në Mekë, dikush i tha: “A je bërë sabiin?” Ai iu përgjigj: “Jo, jam bërë musliman në fenë e Profetit. Jo, për Zotin, nuk do t’ju vijë nga Jemama asnjë kokërr gruri derisa të japë leje për këtë i Dërguari i Allahut.” (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Shiko këtë butësi, këtë durim, këtë bujari, duke e lënë atë Profeti tri ditë e duke i thënë: “Çka ka nga ti, o Thumame?!” Pasi e ndjeu krenarinë që kishte ai dhe e kuptoi, me shijen e tij të hollë, se ishte prijës që nuk pranon të përulet, e fali dhe e la të lirë pas një dialogu treditësh. Ky zotëri nuk pranoi të futej në Islam pa e bërë këtë me vetëzgjedhje, prandaj u bë ithtar i tij si shkak i këtij dialogu të lartë e i kësaj butësie, maturie, durimi e bujarie. Imam Neveviu thotë: “Fjala e tij: “Çka ka nga ti, o Thumame?!” dhe përsëritja e saj tri ditë ishte me qëllim për t’ia zbutur zemrën dhe sjellje me butësi me ata që shpresohet se mund ta pranojnë Islamin, nga prijësit që bëhen shkak ta pranojnë Islamin shumë persona.”

**Shembull i dytë:** Muslimi, përcjellë nga Theubani, një ish-skllav i liruar nga Profeti, shënon se ka thënë: “Duke qëndruar në këmbë tek i Dërguari i Allahut, erdhi një murg hebre, i cila tha: “Paqja qoftë

për ty, o Muhamed!" Atëherë e shtyva aq sa gati u rrëzua. Ai tha: "Përse më shtyve?!" Thashë: "Përse nuk thua: "O i Dërguari i Allahut?!" Hebreu tha: "Ne e thërrasim ashtu siç e ka emërtuar atë populli i vet." Atëherë Profeti tha: "Vërtet emri me të cilin më ka emërtuar populli im është Muhamed." Hebreu tha: "Erdha të të pyes." Profeti i tha: "A të bën dobi nëse unë të përgjigjem?" Ai tha: "Unë me vesh dëgjoj." Atëherë Profeti e goditi lehtë me një thupër që kishte e i tha: "Pyet!" Hebreu pyeti: "Ku do të qëndrojnë njerëzit në një ditë kur toka do të shndërrohet në tokë tjetër, si dhe qiejt?!" Profeti iu përgjigj: "Ata do të jenë në errësirë nën Urën e Siratit!" Ai pyeti: "Cilët janë ata që do të shpërblehen të parët?" Ai iu përgjigj: "Muhaxhirët e varfër." Hebreu pyeti: "Çfarë do t'u shërbehet kur të futen në Xhenet? Ai i tha: "Shtesa e mëlçisë së balenës." Ai pyeti: "Me se do të ushqehen përgjatë kësaj?" Ai iu përgjigj: "Për ta do të pritet kau i Xhenetit, i cili kulloste në skajet e tij." Ai pyeti: "Cila do të jetë pija e tyre?!" Ai iu përgjigj: "Nga një krua që quhet Selsebil." Ai i tha: "Të vërtetën ke thënë. Kam ardhur te ti për të pyetur diçka që asnjë banor i Tokës nuk e di, përveç një profeti ose një a dy burrave. Profeti i tha: "A të bën dobi nëse të përgjigjem?!" Ai iu përgjigj: "Me vesh dëgjoj!" Ai tha: "Kam ardhur të të pyes për formimin e njeriut. Ai i tha: "Uji i mashkullit është i bardhë, kurse i femrës i verdhë. Kur këto dy ujëra përzihen e nëse uji i mashkullit dominon kundrejt ujit të femrës, do të jetë mashkull, me lejen e Zotit. Ndërkaq, nëse uji i femrës dominon kundrejt ujit të mashkullit, do të jetë femër, me lejen e Zotit." Atëherë hebreu tha: "E the të vërtetën. Me të vërtetë, ti je profet. Pastaj u largua. Atëherë Profeti tha: "Vërtet ky më bëri pyetje për të cilat unë nuk kisha dituri derisa m'i tregoi Allahu." (Shënon Muslimi) Profeti i zinte ngushtë hebrenjtë dhe të krishterët me diturinë që gjendej në librat e tyre dhe

ua nxirrte në shesh kundërshtimin e tyre ndaj librave që kanë sjellë profetët e tyre. Dhe, për shkak të diturisë që ata kishin për Biblën, parashtronin pyetje që përmbanin diçka nga e vërteta e informacioni, ndonëse ata ishin të devijuar. Murgu hebre në këtë hadith debatoi me Profetin dhe mendoi me vete se Profeti nuk do të ketë mundësi t'u përgjigjej pyetjeve të tij, por mendonte gabimisht, sepse Profeti iu përgjigj atyre pyetjeve. Po ashtu, në këtë dialog tregohet morali i lartë profetik, modestia e madhe, butësia me kundërshtarin. Profeti u tregua modest me këtë hebre dhe lëshoi pe në debatin me të duke u pajtuar që ai ta thërriste me emër, pa ia njohur të qenët e tij profet, ngase donte ta udhëzonte në rrugën e drejtë. Gjithashtu, në këtë dialog tregohet edhe një prej moraleve të debatit: lënia e debatit për gjëra që s'ka dobi. Kur Profeti e pyeti për dobinë që kishte nëse i përgjigjej atij, i tha: "A të bën dobi nëse të përgjigjem?!" Prandaj, debati qe i frytshëm, hebreu ndaloi së pyeturi, duke pranuar të qenët e tij profet.

# Kapitulli i njëzetekatërt: Xhihadi (lufta) në Islam

Diskutimi në lidhje me xhihadin është tejet i gjatë, ndërsa hapësira nuk na lejon të futemi në detaje, mirëpo do të sillet rreth disa çështjeve të cilat japin një panoramë të përgjithshme për konceptin xhihad, si dhe do të sqarohen disa objektiva që synohen të realizohen prej tij. Më tej do të sqarohen disa thënie që janë përcjellë në trashëgiminë profetike në lidhje me të, do të flitet për moralin e luftës në Islam dhe për disa shembuj të moralit të muslimanëve në luftë. Sqarimi i tërë kësaj do të bëhet nëpërmjet pikave të mëposhtme:

## Pika e parë: Koncepti i xhihadit

**1.** Realiteti i xhihadit: Dijetari Abdurrahman ibn Sadi (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Realiteti i xhihadit është angazhimi e përpjekja në çdo gjë që i forcon muslimanët, që i përmirëson ata, që forcon unitetin e tyre, që i bashkon ata dhe që largon prej tyre armiqësinë e armiqve ose e zbut atë me çdo rrugë e mjet (të ligjshëm sh. p.)."

**2.** Llojet e xhihadit në Islam: Dijetari Abdurrahman ibn Sadi thotë: "Xhihadi është dy llojesh: xhihadi me të cilin synohet përmirësimi i muslimanëve, përkatësisht i bindjeve, moralit e sjelljes së tyre dhe i të gjitha çështjeve të tyre fetare e jofetare, duke u arsimuar teorikisht e praktikisht. Ky lloj është baza dhe shtylla e xhihadit. Mbi të bazohet lloji i dytë, xhihadi me të cilin synohet të parandalohen jobesimtarët, ateistët e të gjithë armiqtë e fesë që armiqësojnë Islamin e muslimanët. Këto janë dy lloje: xhihadi verbal me argumente e fakte dhe xhihadi me armë të përshtatshme për çdo

kohë. Këto janë llojet e tij në mënyrë të argumentuar.” Në vijim sqaron llojet e xhihadit në formë të detajuar, ku përmend lloje të shumta e të ndryshme të xhihadit, si: xhihadi që ka të bëjë me muslimanët për të qenë kompaktë, të një fjale, e që është obligim për t'u përgatitur kundër armiqve me tërë fuqinë, duke qenë vigjilentë ndaj tyre dhe se obligimi lidhet me mundësinë. Po ashtu, përmend se njohja e studimi i gjendjeve të shteteve dhe njohja e politikave të tyre bën pjesë në xhihadin dhe se mbajtja e drejtësisë, respektimi i marrëveshjeve, lidhja e aleancave, lidhja e traktateve midis shteteve islame është pjesë e xhihadit në rrugën e Allahut. Gjithashtu, thekson se prej bazave të xhihadit është t'i kushtohet rëndësi edukimit e arsimit, njëherazi pjesë e tij është kryerja e detyrës së besuar, përzgjedhja e personave të duhur në krye të detyrave e posteve, si dhe sqarimi i të mirave të fesë islame është pjesë e xhihadit më të madh, e gjëra të tjera që përmend. Me këtë na bëhet e qartë vetëm diçka nga kuptimi i xhihadit në Islam dhe se ai nuk kufizohet vetëm në luftë, por është më gjithëpërfshirës se kjo.

**3.** Islami është fe e fuqisë: Fuqia është gjë e lavdëruar në çdo aspekt. Ajo është një cilësi me të cilën lidhet fort uni i njeriut, ndaj e do shumë. Kur njeriu i merr çështjet me forcë dhe kur i realizon planet e i menaxhon me forcë, ai arrin të realizojë atë që ka për synim, qoftë kjo fuqi e të menduarit, qoftë fuqi intelektuale a fuqi fizike. Trupi i fuqishëm, mendimi i fuqishëm e personaliteti i fuqishëm, që të gjitha janë të lavdëruara. Është e ditur se të qenët e saj e mirë dhe e lavdëruar është vetëm në qoftë se shfrytëzohet për gjëra të mira, që i sjell dobi vetes dhe njerëzve në përgjithësi. Shteti nuk ka autoritet, as nuk e arrin admirimin e aleatëve të vet nëse fuqia nuk është cilësi e tij e pandarë. Ky është ligj hyjnor, sipas të cilit funksion jeta. Nuk ka mirësi në një të vërtetë që nuk arrin të

realizohet. E vërteta nuk mund të qëndrojë përderisa nuk e mbështet një fuqi që e mbron dhe e rrethon. Popujt e shtetet në vazhdimësi fuqizojnë veten me mjete e metoda të llojllojshme, varësisht nga rrethanat e kohës dhe vendit. Koha jonë bashkëkohore është dëshmitare se si mendjet e kësaj epoke kanë shpikur fuqi e metoda që kanë kaluar të gjithë parametrat. Kjo është thjesht një parathënie për fuqinë e rëndësinë e saj. Parathënia tjetër ka të bëjë me natyrën e Islamit e të muslimanëve. Sa i përket Islamit, shumë jomuslimanë gabojnë kur mendojnë se feja islame është e kufizuar në një sërë dogmash metafizike e në disa rite fetare, gjë që bën që ata ta konceptojnë Islamin si diçka që nuk tejkalon nga të qenët çështje personale, për të cilën njeriu zgjedh besimin a doktrinën duke adhuruar Zotin me çdo rrugë që pëlqen për vete. Perceptimi i tyre për Islamin nuk e kapërcen këtë. Por, Islami në botëkuptimin e synimin e tij është ndryshe nga kjo. Ai është besim i vërtetë në zemër, besim në Allahun si Hyji i vetëm, i Cili është i denjë për t'u adhuruar, i cilësuar me cilësi të larta, i pastër nga çdo e metë e mangësi. Krahas kësaj, ai është legjislacion i urtë universal, që përfshin çdo gjë për të cilën njeriu ka nevojë në veten e tij, në shoqërinë e tij, në luftë e në paqe, në sjelljen me familjen e tij, me të afërmin e me të largëtin, me mikun e armikun. Është legjislacion që i ka ligjet, dispozitat e moralet, që përfshijnë sistemin politik, shoqëror, etik, ekonomik e çështjet të tjera jetësore.

Sa u takon besimtarëve të Islamit, ata nuk janë një komunitet që janë bashkuar rreth një ideje të sajuar prej tyre, e cila i adresohet një grupi të caktuar njerëzish, të cilët kanë rënë në ujdi për të dhe janë pajtuar për disa gjëra të caktuara. Por, bashkësia (umeti) islam ngërthen çdokënd që ka përqafuar fenë islame, nga çfarëdo kombi, race e vendi, qoftë në Lindje, qoftë në perëndim. Nisur nga ky

sqarim del në pah se Islami nuk është një fraksion i vogël dhe ithtarët e Islamit nuk janë një bashkësi e izoluar në vete. Bazuar në sqarimin e mësipërm, themi se në Islam xhihadi është një projekt për përhapjen e së vërtetës për të hyrë gjithë njerëzimi në Islam. Dhe, në këtë kontekst, vlen të theksohet se termi islam xhihad nuk nënkupton termin luftë, sepse kuptimi i tij është më gjithëpërfshirës, siç u tregua më lart. Kryesisht, me termin luftë aludohet lufta me zjarr e flakë që ndizet ndërmjet burrave, grupeve e popujve për qëllime të individëve, a për synime vetjake e objektiva materialistë. Ndërkaq, lufta që Islami legjitimon nuk është nga ky lloj, as për këso qëllimesh e objektivash.

**4.** Domethënia e fjalës xhihad në rrugën e Allahut: Pasi u sqarua kuptimi e realiteti i xhihadit dhe urtësia e përzgjedhjes së kësaj fjale, është e domosdoshme të bëhet me dije se fjala që shkon në bashkëvajtje në terminologjinë islame është togfjalëshi "në rrugën e Allahut", që e përcakton qartë qëllimin e kësaj fuqie islame. Ky është një kusht që nuk ndahet asnjëherë prej tij, madje, në qoftë se do të shkëputej prej tij, do të prishej kuptimi i termit xhihad, do të shkatërrohej çështja e do të humbej qëllimi. "Në rrugën e Allahut" do të thotë se me çdo veprim që bën muslimani synon kënaqësinë e Allahut, pastaj dobitë universale dhe lumturinë e umetit. Nëse ai që jep pasurinë në aktivitete bamirësie, synon përfitime materiale ose lëvdatat e njerëzve, atëherë kjo nuk llogaritet në rrugën e Allahut, madje edhe nëse atë pasuri i jep një të varfri me varfëri ekstreme.

"Në rrugën e Allahut" është një shprehje që përdoret për vepra që bëhen enkas për hir të Allahut, pa u përlyer me diçka nga epshet a pasionet. Xhihadi nuk është përcaktuar me këtë përcaktor vetëm e vetëm për të vënë në pah këtë kuptim. Xhihad i vërtetë islam domosdoshmërisht duhet të jetë i pastër nga çfarëdo synimi, ëndje

e nga dëshirat vetjake. Me të synohet vetëm ngritja e një sistemi të drejtë, i cili udhëhiqet me drejtësi, që përhap të vërtetën e që triumfon drejtësia. Allahu i Lartësuar thotë: **"Ata që besojnë, luftojnë në rrugën e Allahut, kurse ata që nuk besojnë, luftojnë në rrugën e djallit."** (En Nisa, 76) Buhariu dhe Muslimi, përcjellë nga Ebu Musa Eshariu, shënojnë se ai ka thënë: "Një person vajti te Profeti, të cilin e pyeti: "Ç'është lufta në rrugën e Allahut, se ndonjëri nga ne lufton për shkak të zemërimit e lufton për shkak të fanatizmit? Atëherë Profeti ktheu kokën nga ai, - këtë e bëri sepse ai ishte në këmbë, - e iu përgjigj: "Kush lufton që fjala e Allahut të jetë më e larta, ai është në rrugën e Allahut!" Kurani dhe tradita profetike janë të mbushura me tekste që vënë theksin në këtë kuptim duke e sqaruar, duke e përforcuar atë e duke treguar domosdoshmërinë për t'iu përmbajtur.

## Pika e dytë: Një analizë për xhihadin nga këndvështrimi i traditës profetike

Vallë, ka njeri që nuk e ditka se Muhamedi ka derdhur në botë urtësi, udhëzim e përmirësim? Xhihadi është si shpata, që urdhërohet të hiqet nga këllëfi vetëm si një bisturi e një mjeku të sinqertë, me të cilin pritet trupi i të sëmurit për të hequr gjakun e prishur, për të ruajtur shëndetin e mirëqenien e tij. Ai që e gjurmon thellë traditën profetike, do të vërejë vërtetësinë e thënies së Aishes: "I Dërguari i Allahut asnjëherë nuk është hakmarrë për veten, përveç nëse shkelej ndonjë ligj i Zotit, atëherë hakmerrej për hir të Zotit." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Pra, Muhamedi nuk i ka luftuar ata që prishnin rendin në tokë e nuk rregullonin për ta ruajtur jetën e vet. Në të vërtetë, ai luftonte për t'u jetësuar vlerat, për të

triumfuar e vërteta, për të ndriçuar kandilat e besimit e për të ndërtuar qytetërimin e përkryer. Por, ata që janë rritur në shthurje, duke ndjekur epshet, këtë nuk arrijnë ta kuptojnë! Atëherë, çfarë dëshiruakan shpifësit ndaj Profetit tonë, Muhamedit, të vepronte, pasi armiqësia ndaj tij ishte sulur në këtë formë?! Le ta dijë bota se si qenë grumbulluar të pafetë e fisit të Ebu Talibit kundër tij, duke i bërë embargo ekonomike, politike e shoqërore, e cila i shkaktoi dëme të konsiderueshme Muhamedit, shokëve të tij e disa të afërmve të tij. Madje, disa prej tyre, nga uria e madhe, një ditë kishin ngrënë gjethe pemësh. Sikur Zoti të mos i zbuste zemrat e disa njerëzve fisnikë, jobesimtarët do t'ia arrinin qëllimit të tyre, çka e detyroi Profetin t'u japë leje shokëve të tij për të emigruar në Medinë. Pastaj atyre iu bashkëngjit në mëngjesin e natës në të cilën të pafetë kishin mbledhur nga çdo fis një djalë dhe kishin marrë vendim që jetës së tij t'i jepnin fund me shpatë, në mënyrë që gjaku i tij të shpërndahej në shumë fise dhe të humbej. Por, kurejshët nuk ia arritën qëllimit të tyre. Pas gjithë këtij durimi, çfarë durimi tjetër pritkan prej Profetit?! Pas tërë kësaj, si mund të jetë pajtimi rrugë mirëkuptimi me disa njerëz, të cilët kishin ngritur shpatat ndaj tij, ndërsa atë nuk e mbronte askush përveç kujdesit të Zotit?! S'ka dyshim se durimi që Muhamedi ka treguar ndaj popullit të tij deri në këtë masë është dëshmi për madhështinë e tolerancës islame e për shpirtin paqësor të Muhamedit dhe faljen e tij ndaj një populli që nuk meritonte veçse flakë me dru zjarri! Me të vërtetë, Muhamedi i fali të pafetë duke tejkaluar gjithë kufijtë e durimit, por falja nuk u bëri mirë, as durimi i tij nuk u dha mësim dhe vazhdoi në këtë mënyrë, gjë që nuk përkonte me logjikën e jetës, njëherazi, nuk përkonte as me logjikën e një profeti, i cili ishte i fuqishëm si një kalorës arab, madhështor në personalitet, në prejardhje e në vlerat e

tij. Ai që erdhi kështu për të qenë profet i jetës, i cili të gjallëve u drejtohet me gjuhën që ata kuptojnë. Nëse njerëzit me të sillen mirë, për mirësinë, a ka shpërblim tjetër përveç mirësisë?! E, nëse sillen ndryshe, atëherë në fenë e Muhamedit ka melhem për helmet dhe goditje me hekur të çeliktë. Është e çuditshme se atë që ka zgjedhur Muhamedi sjellje për veten dhe rrugë për të mbrojtur misionin e tij është e njëjta rrugë që njerëzimi ka zgjedhur kundrejt rrugëve të tjera që nga shekujt e lashtë për të siguruar vazhdimësinë. Po qe se njerëzit do të përuleshin ndaj mizorëve dhe do t'ua kthenin faqet e tyre të majta atyre që u kanë dhënë shuplakë në faqet e tyre të djathta, nuk do të qëndronte askush në sipërfaqen e tokës përballë agresorëve dhe ata do të jetonin të rrethuar nga madhërimi e nderimi. Po të thoshin shokët e Muhamedit ashtu siç patën thënë shokët e Musait: **"Kështu që shko ti dhe Zoti yt e luftoni, se ne do të rrimë këtu!",** (El Maide, 24) jeta nuk do të kishte fatin të përfitonte nga sekretet e kësaj feje madhështore dhe zgjidhjen e problemeve me të cilat bota ballafaqohet sot nuk mund ta ofrojë askush më mirë se feja e Muhamedit! Kur ai zgjidhte opsionin e luftës, a do të thotë kjo se ai zhvishej nga mëshira dhe a ishte qëllimi i tij i parë dhe i fundit derdhja e gjakut pa marrë në konsideratë asnjë marrëveshje apo shenjtëri? Kjo do të zbardhet në çështjen e mëposhtme.

## Pika e tretë: Moralet e luftës në Islam

Në Islam lufta ka moralet e dispozitat e saj, të veshura me butësi dhe mëshirë. Pjesë e butësisë mbi të cilën Islami e ka bazuar politikën e vet të luftës është se ka ndaluar të lëndohen ata të cilët nuk e kanë vendosur veten e tyre për të luftuar, siç janë: murgjit,

bujqit, gratë, fëmijët, pleqtë, punëtorët, personat me sëmundje mentale, të verbrit e të sëmurët kronikë. Madje, disa juristë muslimanë nuk lejojnë të vritet i verbri e as i sëmuri, edhe nëse kontribuojnë me idetë e tyre në luftë. Nuk lejohet të vriten gratë, edhe nëse shfrytëzohen si mburojë për kështjellat. Këtë e argumenton fjala e të Lartësuarit: **“Luftoni në rrugën e Allahut ndaj atyre që luftojnë kundër jush, por mos e kaloni kufirin, se Allahu nuk i do ata që e kalojnë kufirin.”** (El Bekare, 190) Luftën e bëri përballë luftës. Profeti ka treguar se ai që nuk lufton, nuk duhet të vritet. Njëherë, kur një grua u gjet e vrarë në fushëbetejë, ai nuk miratoi diçka të tillë dhe tha: “Kjo nuk do të duhej të vritej!” (Shënojnë Ebu Davudi dhe Ibn Hibani) Dhe, në qoftë se luftëtarët kundërshtarë i vendosin fëmijët e gratë para vetes, bëhet obligim të mos luftohen, përveç nëse këtë e shfrytëzojnë si metodë për të triumfuar kundër nesh dhe frikësohemi se nga kjo mund të pësojë ushtria jonë. Islami ndalon të masakrohet luftëtari. Profeti ka thënë: “Mos masakroni e mos vritni fëmijë!” (Shënon Muslimi) Ndalohet të barten kokat e prera nga një vend në tjetrin ose të barten te pushtetarët. Ebu Bekër es Sidiku (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*) ka refuzuar diçka të tillë. Bejhekiu, përcjellë nga Ukbe ibn Amir el Xhuheniu, shënon se Amër ibn Asi dhe Sherhabil ibn Hasene e dërguan Ukben tek Ebu Bekri me kokën e Jenkut, peshkopit të Shamit. Kur ai shkoi tek Ebu Bekri, ky e refuzoi këtë gjest, e në atë rast i tha Ukbes: “O zëvendësi i të Dërguarit të Allahut, ata kështu bëjnë me ne!” Ebu Bekri tha: “A po merrni shembull romakët e persianët?! Mos më sillni mua koka, mjafton të më shkruani ose të më lajmëroni.” Ahmedi dhe Ebu Davudi shënojnë hadithin e Imran ibn Husajnit dhe të Sumura ibn Xhundubit se Profeti ndalonte masakrimin. Masakrim është që i vdekuri të dënohet duke ia prerë

gjymtyrët, ose duke ia përçudnuar trupin para se të vritet, ose, pasi të vritet, kryerja e ndonjë prej këtyre veprimeve: prerja e hundës, shkulja e veshëve a nxjerrja e syve etj. Islami nuk ka caktuar ndonjë dispozitë për robin e luftës, duke ia lënë çështjen e tij udhëheqësit i cili vlerëson se çfarë është në interes të luftës. Po ashtu, ai ka të drejtë ta lirojë me kompensim ose pa kompensim fare. Pjesë e moraleve të Islamit gjatë luftës është edhe mbajtja e fjalës kur t'i jepet besa ndonjë luftëtari kundërshtar nga ndonjë ushtar musliman. Në këtë rast respektimi i saj bëhet detyrim dhe asnjërit nuk i lejohet ta lëndojë atë luftëtar. Këtë e aludon fjala e Profetit: "Ofrimin e garancisë e ka në dorë çdo musliman." Profeti ia ka pranuar garancinë Umu Hanit, bijës së Ebu Talibit, për një burrë idhujtar, duke i thënë: "I kemi dhënë garancinë atij që ti ia ke dhënë, o Umu Han!" (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Në kohën e Omer ibn Hatabit u zhvillua një ngjarje, ku një rob i jep garancinë një vendi në Irak. Atëherë komandanti i ushtrisë, Ebu Ubejde, i çon letër Omerit për të marrë mendimin e tij në lidhje me këtë garanci. Omeri i përgjigjet kësisoj: "Me të vërtetë, Allahu e ka madhëruar çështjen e mbajtjes së besës, rrjedhimisht nuk do të jeni besnikë nëse nuk e mbani fjalën e dhënë. Prandaj, mbani fjalën që ua keni dhënë dhe largohuni prej tyre."

Ndër moralet e luftës në Islam që tregon kuptimin e butësisë dhe mëshirës është sjellja e mirë me të dërguarit e armikut dhe moslëndimi i tyre. Mund të vijë i dërguari i armikut për të lidhur marrëveshje ose diçka tjetër që është në dobi të pakësimit të së keqes së luftës. Prandaj, pjekuri e të menduarit është që të mos u shkaktohet atyre asnjë lëndim dhe të jenë të sigurt derisa të arrijnë te populli i tyre. E, nëse ata u ekspozohen ndonjë lëndimi, kjo ndërpret komunikimin midis dy palëve dhe mbyll rrugët e

negociatave me të cilat arrihet a parandalohet lufta, ose mundësohet përfundimi i saj, nëse tanimë është ndezur. Nuk është pjesë e etikës së lartë të lëndohet ndonjë i dërguar, edhe në rastin kur populli i tij e kanë dërguar atë për të treguar se kanë vendosur për të na luftuar, ose nëse ai thur lëvdata për popullin e vet, duke dashur të mburret ose të mbjellë frikë. Ligjet e luftës në Islam përkojnë me këtë moral të pranuar. Kur i dërguari i kurejshëve, Ebu Rafiu, vajti me letër prej tyre tek i Dërguari i Allahut, me të parë Profetin, besimi i hyn në zemër. Atëherë i tha: "O i Dërguari i Allahut, betohem në Allahun se më nuk kthehem kurrë tek ata!" Atëherë Profeti i përgjigjet: "Sa më takon mua, unë nuk e thyej marrëveshjen, as i burgos të dërguarit, por ti kthehu, e, më pas, nëse në zemrën tënde ndien akoma këtë që ndien tani, atëherë eja."

Thotë: "Pastaj u ktheva e shkova tek i Dërguari i Allahut dhe u bëra musliman." (Shënojnë Ahmedi, Ebu Davudi dhe Hakimi) Kjo është një pasqyrë e shkurtër e disa moraleve të luftës në Islam, morale të cilat kanë ndryshuar botëkuptimin e njerëzve për luftën. Kjo, se, sipas botëkuptimit të tyre, parimi i mëshirës gjithnjë është në kundërshtim me luftën, sepse kjo e fundit është sinonim i mrroljes, zymtësisë e ashpërsisë, posaçërisht luftërat që shohim sot, të cilat djegin të njomën e të thatën, atribut i pandashëm i të cilave është mizoria, që nuk njohin atë që quhet mëshirë, as gjatë zhvillimit, as pas mbarimit të saj. Por, ai që analizon historinë tonë të lavdishme dhe biografinë e Profetit tonë madhështor, këtë koncept e gjen të qartë, siç u dëshmua më lart. Gjithashtu, atë e vëren edhe pas triumfit të tij dhe pasi arriti të kishte pushtet mbi armiqtë, të cilët ishin vetë ata që i shpallën armiqësi, të cilët shfrytëzuan çdo mundësi që kishin për t'i bërë dëm. Sa për ilustrim, që të të bindet zemra për këtë që po themi, vështro si ka qenë ai në ditën e Çlirimit të Mekës,

i cili u arrit pas një konfrontimi të fortë dhe pasi kurejshët bënë me Profetin atë që bënë. Pikërisht, kur ai triumfoi kundër tyre e i rrethoi ata siç rrethon hallka dorën, ndërsa në kokat e kurejshëve silleshin lloj-lloj mendimesh për shkak se e dinin çfarë kishin bërë më parë, menduan se ai do të hyjë në Mekë siç hyjnë tiranët e mizorët, si hakmarrës e krenarë, por i befasoi ardhja e tij me modesti e me përulësi ndaj Zotit të vet, pa u mburrur me triumfin e vet e pa i sharë armiqtë e tij. Por, kur ai i pa kurejshët, të cilën mendonin se si të bëheshin gati për vdekje duke shikuar turmën e shokëve të tij, të cilët prisnin shenjën më të vogël prej tij për t'u dhënë fund kurejshëve, mu atëherë Profeti tha duke iu drejtuar kurejshëve: "Çka mendoni se do të bëj me ju?!" Ata iu përgjigjën: "Je një vëlla fisnik, i biri i një vëllai fisnik." Atëherë u tha: "Shkoni, se jeni të lirë!"

Stolisja e muslimanëve me moralet e luftës, me mëshirë e tolerancë, ka lënë ndikim të madh te shumë armiq të muslimanëve, duke bërë që të mahniten me fenë islame, me Profetin e saj e me mëshirën e mirësjelljen e ithtarëve të saj. Madje, ata kanë gjetur drejtësi e mëshirë, të cilat nuk i kanë gjetur as te pjesëtarët e fesë së tyre, gjë që shumë prej tyre i ka shtyrë ta përqafojnë fenë islame. Ngjarjet në këtë kontekst pothuajse nuk mund të numërohen.

## Pika e katërt: Disa shembuj të moraleve të muslimanëve në luftë

Një prej shembujve që tregon moralin e lartë të muslimanëve në luftë është se shumë prijës të luftërave të kryqëzatave dhe shumë të tjerë nga masa e thjeshtë e tyre, të cilët grabitën tokën për t'i prerë qafat e muslimanëve, kanë jetuar në gjirin e thirrjes islame, për shkatërrimin e së cilës hodhën veten në aventura të rrezikshme, që

nga koha e parë kur u njohën me të, dhe kjo është një gjurmë e mahnitshme tolerance.

Në mesin e atyre që pranuan Islamin në kryqëzatën e parë është Rinudi, prijësi i grupeve gjermane e normandiane, e me të Islamin e pranuan shumë të tjerë. Gjithashtu, në kryqëzatën e dytë kishin pranuar Islamin shumë të krishterë, siç shënon historiani Sir Tomas nga një murg i katedrales "Saint Denis", i cili ka qenë prift në tempullin personal të mbretit Luigji VII, të cilin në këtë luftë e shoqëron një turmë e madhe. Ja sa interesant shprehet ky murg: "Kryqtarët në rrugën e tyre drejt Jerusalemit kalojnë nëpër malet e Anadollit, ku ndeshen me ushtrinë muslimane, nga e cila munden shumë keq. Ata kaluan nëpër malin Fixhi në vitin 1148 m. Portin e Adalisë e arrijnë me shumë mund dhe, nga aty, ata që kishin mundësi, përmes detit arrijnë të largohen për në Antioki, pasi u përgjigjen kërkesave të majme të tregtarëve grekë, duke paguar shuma të mëdha dhe duke i lënë pas tyre të plagosurit, të sëmurët e pelegrinët. Gjithashtu, Luigji u paguan 500 marka grekëve që të kujdesen për të sëmurët derisa të shëroheshin dhe që t'i ruante ushtria greke derisa të bëhen bashkë me ata që kishin kaluar më herët, kurse grekët tradhtarë u kujdesën për ta vetëm derisa u largua ushtria e kryqëzatave dhe kontaktuan me muslimanët turq e i njoftuan për gjendjen e pelegrinëve e të të plagosurve, të cilët kishin mbetur për shkak të dobësisë e pamundësisë, pastaj u ulën duke i shikuar vëllezërit e tyre nga feja të kapluar nga mjerimi, sëmundja e shtizat e muslimanëve. Pasi kryqtarëve u ngushtohen punët nga ajo që u ndodhi, 3-4 mijë dolën nga kështjella e tyre duke u përpjekur të shpëtojnë vetveten. Por, pasi muslimanët i rrethojnë dhe tregohen të fortë me ta, barten nga kampet e kryqtarëve, ndërsa për ata që kishin dalë dhe për ata që kishin mbetur nuk kishte shpresë, prandaj

ata i shpëtoi vetëm mëshira, që i preku zemrat e muslimanëve kur panë se në ç'gjendje kishte rënë armiku i tyre dhe ajo që i kishte goditur ata. Kështu, u zbutën zemrat e tyre dhe u largua mllefi nga shpirtrat e tyre, nga mëshira për armiqtë e tyre të mjerë të krishterë, të sëmurët i ngushëllojnë, të varfërve u bëjnë mirë dhe i ushqejnë me bujari e zemërgjerësi. Bamirësia e tyre arriti deri aty saqë ua kthyen paratë duke ua blerë ose duke ua marrë me hile ose me dhunë, të cilat ua kishin marrë grekët, dhe ua kthejnë atyre e ua shpërndajnë nevojtarëve. Dallimi midis sjelljes së këtyre të pafeve (ka për qëllim muslimanët) e pelegrinëve të krishterë dhe sjelljes së grekëve, të cilët u tallën me vëllezërit e tyre në fe dhe ua rrëmbyen pasurinë e i rrahën, ishte shumë i qartë. Ky dallim ishte aq i madh, saqë i bëri kryqtarët të përqafojnë fenë e armiqve, të cilët i shpëtuan, pa qenë të detyruar. Ata ikën nga vëllezërit e tyre, të cilët u treguan të këqij me ta, rrjedhimisht tre mijë veta iu bashkëngjitën ushtrisë muslimane pasi u kthyen në fenë e tyre. Mëshira ishte më e dëmshme se tradhtia! Muslimanët atyre ua dhanë bukën dhe ua rrëmbyen besimin. Ah, sa mjerim! Dezertuan nga krishterimi pa u detyruar për ta lënë fenë e tyre." Këto ishin fjalët e murgut! Pasionimi nga trimëria e vlerat e Salahudinit ka bërë që shumë komandantë e ushtarë të thjeshtë të lënë fenë e tyre dhe të hyjnë në Islam. Kështu ka bërë udhëheqësi anglez Robert Saint Aljan dhe kjo ka qenë para se të triumfojë Salahudini në betejën vendimtare të Hitinit, në të cilën mbreti i Kudsit, Xhaji, u zu rob. Disa historianë të krishterë shprehen kështu: "Natën e betejës djalli i kishte përvetësuar gjashtë komandantë të këtij mbreti, duke i bërë muslimanë dhe duke iu bashkëngjitur radhëve të armiqve, pa qenë të imponuar nga askush. Çështja kishte arritur deri aty saqë Rajmondi, udhëheqësi i tretë i Tripolit të Shamit, bëri marrëveshje

me Salahudinin për ta ftuar popullin e vet në Islam. Madje, edhe pas vdekjes së Salahudinit, kur kryqtarët nisin kryqëzatën e tretë duke dashur të hakmerren për rënien e Jerusalemit dhe rrethuan Akrën, të goditur nga e keqja e të rraskapitur nga uria, shumë prej tyre marshojnë drejt radhëve të muslimanëve, disa prej tyre besuan, disa të tjerë u kthyen te populli i tyre. Kishte edhe të tillë që vazhduan të qëndrojnë në krishterimin e tyre, por zgjodhën të luftojnë përkrah muslimanëve. Në lidhje me këtë, shkrimtari Sir Gjon Mandeville, i cili ka jetuar në kohën e kryqëzatave, deklaron: "Kishte të krishterë që dezertonin nga feja e tyre dhe bëheshin arabë për shkak të varfërisë, ose naivitetit ose për shkak të mjerimit të tyre." Natyrisht, prej një kryqtari si Sir Gjoni, atë që muslimanët e quajnë udhëzim, nuk pritet ta shpjegojë veçse si naivitet e mjerim.

Por, neve na intereson se këta të ashtuquajtur të varfër, të marrë e të devijuar, të cilët i përmendi Sir Gjoni, u futën në Islam, tek i cili erdhën me vetëzgjedhje duke i tërhequr drejt tij vetëm me të ftuar e me shpjegim, jo me imponim a me dhunë. Madje, disa historianë të krishterë, të cilët kanë dëshmuar çlirimin islam dhe rikthimin e Jerusalemit si dhe kohët pas rënies së shteteve të frankëve në Sham, tregojnë për gëzimin e të krishterëve me rastin e lirimit nga pushteti i atëhershëm i kryqëzatave. Në lidhje me këtë Sir Tomas thotë: "Ata jetuan nën pushtetin islam duke qenë të lumtur me të, sepse udhëheqësit muslimanë vazhdonin sipas traditës së tyre të kamotshme, me tolerancë e zemërgjerësi në raport me fetë e tjera." Profesor Abdurrahman Azami (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "Nëse kjo që kemi treguar është vetëm një pjesë e fakteve për përhapjen e thirrjes së Muhamedit me argument në mesin e armiqve më të ashpër të saj dhe në ditët më të zeza të shtetit islam, në ditët e ekspansioneve kryqtare e tatariane, ne kemi edhe një dëshmi tjetër

nga peshkopi i Horasanit në ditët kur shteti emevit arab ka qenë në majat e fuqisë, me të cilën po e përmbyllim këtë temë. Arqipeshkvi jakobian, Jozefi III, në një letër të gjatë dërguar një kolegu të tij prift, shprehet kështu: "Ku janë bijtë e tu, o At? Ku është ky popull madhështor, populli i Mervit? Ata nuk i goditi ndonjë epidemi, as ranë në shpata, as u dënuan me zjarr, por ata i përvetësuan pasionet e kësaj bote, prandaj dezertuan nga feja e tyre dhe e hodhën veten siç hidhen të çmendurit në humnerat e shkatërrimit dhe mosbesimit. Rrjedhimisht, nga kjo skëterrë nuk shpëtuan veçse dy priftërinj, të cilët ia mbathën duke shpëtuar shpirtrat e tyre nga ferri i mosbesimit (domethënë Islamit). Vaj halli për mijëra e mijëra të cilët bartën emrin e përshkrimin e krishterimit, porse asnjëri prej tyre nuk u martirizua e nuk sakrifikoi asgjë për fenë e vet! Ku mbetën manastiret e Kirmanit e kishat e Persisë? Nuk qe ardhja e djallit, as e engjëllit, as ardhja e një privilegji, as urdhri i një kalifi a i një sulltani ai që i shkatërroi ato! Nuk qe ndonjë magjistar i zoti, i cili zotëronte mendjemprehtësi, as pushteti i djallit mbi shpirtra, por qe një magjistar, i cili thjesht tundi kokën, sakaq të gjitha kishat e Persisë ranë përtokë! Ndërkaq, arabët, të cilëve Zoti ua dhuroi pushtetin e botës, siç e di, nuk sulmuan fenë tonë e as i armiqësuan manastiret tona. Përkundrazi, fenë tonë e vlerësuan ndaj feve të tjera, murgjit e priftërinjtë tanë i nderuan, shenjtorët tanë i respektuan, treguan bamirësi duke dhuruar për tempujt tanë. Atëherë, përse populli i Mervit braktisi krishterimin e tyre shpejt e shpejt për këta arabë?! Ndërkohë, ata vetë e thonë dhe e pranojnë se arabët nuk kërkuan prej tyre ta ndërrojnë fenë, përkundrazi, i lejuan të qëndrojnë tërësisht në fenë e tyre dhe prej tyre kërkuan vetëm një taksë të thjeshtë, të cilën e jepnin, mirëpo ata shitën përjetësinë e shpirtrave të tyre në fenë e Krishtit për një kënaqësi të shkurtër."

# Kapitulli i njëzetepestë: Qëndrimi i Islamit ndaj terrorizmit

## Hyrje

Nëpërmjet mjaft shpjegimeve nga trajtesat e kapitujt e mësipërm u sqarua qëndrimi i Islamit ndaj terrorizmit, njëherazi u sqarua toleranca e Islamit e shpirtmadhësia e muslimanëve dhe se kjo është origjina në sjelljen e tyre. Diskutimi këtu është plotësim për atë që ka kaluar dhe përforcim i asaj që është thënë, që do të bëhet duke sqaruar termin terrorizëm, qëndrimin e Islamit ndaj tij dhe duke hequr pështjellimin që ndodh në akuzimin e Islamit e muslimanëve për terrorizëm. Diskutimi në lidhje me këtë nuk do të zgjatet shumë, sepse shumë çështje që lidhen me terrorizmin e që sillen në orbitën e tij tanimë janë rrahur nëpër trajtesat e kapitujt e këtij libri.

## Trajtesa e parë: Koncepti i terrorizmit

**1.** Terrorizmi në gjuhën arabe lidhet me foljen rahibe, që ka kuptimin e mbjelljes së frikës. Sipas këtij kuptimi është shpjeguar fjala Allahut të Lartësuar: **"Kur magjistarët hodhën shkopinjtë e tyre, i magjepsën sytë e njerëzve, i frikësuan ata dhe shfaqën një magji të madhe."** (El Araf, 116)

**2.** Terrorizmi në terminologjinë e përgjithshme botërore. Terrorizmi është një shprehje që në vete ngërthen paqartësi, gjë që ka bërë që çdonjëri ta shpjegojë atë sipas dëshirës, njëherazi ai është ndër termat shumë të përhapur në këtë kohë. Por, pothuajse asnjë

term prej terminologjisë politike nuk i bën konkurrencë ose nuk i afrohet atij në praninë mediatike botërore.

Prandaj, nëse një studiues përpiqet t'i bëjë një përkufizim përmbledhës terrorizmit, do të hasë vështirësi të madhe, për shkak të paqartësisë që përmban ky term.

Hartuesit e ligjeve janë përpjekur ta përkufizojnë terrorizmin. Kjo ka rezultuar të dalin me 109 përkufizime nga ekspertë të lëmenjve të ndryshëm. Përkundër vërejtjeve që mund t'u bëhen këtyre përkufizimeve, këto përafrojnë mjaft kuptimin e termit terrorizëm. Nëpërmjet kësaj do të dalin në shesh disa të meta të këtyre përkufizimeve, më pas do të sjellim përkufizimin e Asamblesë së Jurisprudencës Islame, e cila e ka zbardhur nocionin e terrorizmit me një përkufizim të qartë e gjithëpërfshirës.

a) "Buletini Amerikan" terrorizmin e përkufizon: "Terrorizmi nënkupton dhunën e motivuar politikisht kundër atyre që nuk janë kundërshtarë ose civilëve, drejtuar nga grupe etnike ose ministra tradhtarë."

b) Enciklopedia e Akademisë Amerikane terrorizmin e përkufizon kësisoj: "Përdorimi i paramenduar i akteve të dhunës ose kërcënimeve, duke përfshirë vrasjen, rrëmbimin e bombardimet, me qëllim për të mbjellë frikë te njerëzit e për t'i nënshtruar ata. Kryesisht bëhet për të realizuar qëllime të caktuara politike.

c) Enciklopedia Botërore Arabe terrorizmin e përkufizon kësisoj: "Përdorimi i dhunës a i kërcënimeve për të mbjellë panik e frikë. Terroristët kryejnë vrasje të njerëzve e rrëmbime, bëjnë bombardime, rrëmbejnë aeroplanë, ndezin zjarre, e kryejnë krime të tjera të rrezikshme. Shumica e terroristëve krimet e tyre i kryejnë për të përkrahur agjenda të caktuara politike."

Vërejtjet që mund t'u bëhen këtyre përkufizimeve janë të dukshme.

ç) Në fund është tejet e rëndësishme të shtojmë përkufizimin e terrorizmit nga këndvështrimi islam, sepse terrorizmi e nënkuptimet e tij bashkëkohore padrejtësisht janë lidhur me Islamin e muslimanët. Përkufizimi i Asamblesë së Jurisprudencës Islame, që me shumë gjasë është ndër më të mirët që është bërë deri më tash, është ky: "Dhuna të cilën e ushtrojnë individët, grupet ose shtetet, duke i bërë padrejtësi njeriut në jetën, pasurinë, mendjen a në nderin e tij. Ai përfshin llojet e ndryshme të frikësimit, lëndimit, kërcënimit, vrasjes së padrejtë, si dhe format e ndryshme të vandalizmit, frikës për të udhëtuar, plaçkitjes në rrugë dhe çdo akt dhune ose kërcënimi, i cili bëhet me qëllim për të realizuar një projekt kriminal të ndonjë individi ose të ndonjë grupi që ka pikësynim për të shkaktuar panik midis njerëzve, ose duke i lënduar ata, ose duke e vënë jetën, lirinë dhe pasurinë e tyre në rrezik. Të gjitha këto janë forma të ndryshme të çrregullimit në Tokë, siç ka thënë Allahu i Madhërishëm: **"Mos kërko ngatërresa në Tokë..."** (El Kasas, 77) Terrori është armiqësi e padrejtë. I Lartësuari thotë: **"Thuaj: "Me të vërtetë, Zoti im ka ndaluar vetëm punët e pahijshme, qofshin të hapëta ose të fshehta dhe gjynahet, dhunimin pa të drejtë, t'i shoqërohet Allahut (në adhurim) diçka, për të cilën nuk ju ka dhënë kurrfarë të drejte dhe të thoni për Allahun atë që nuk e dini."** (El Araf, 33)

## Trajtesa e dytë: Qëndrimi i Islamit ndaj terrorizmit

Nga përkufizimi i lartcekur i terrorizmit, nëpërmjet pikave në vijim mund të sqarohet diçka nga qëndrimi i Islamit rreth terrorizmit:

**1.** Mbrojtja e tokave islame nuk konsiderohet terrorizëm. Mbrojtja e kufijve të vendeve islame për të ruajtur umetin Islam nga armiqtë që u vërsulën është legjitime. Ndër objektivat kryesorë të Islamit është që umeti islam të jetë i nderuar, në sytë e popujve të tjerë të shikohet me respekt e autoritet. Kjo bën që askush të mos marrë guximin ta provokojë atë ose të turbullojë kthjelltësinë e sigurisë së tij. Allahu i Lartësuar thotë: **“Në zemrat e tyre ata kanë më shumë frikë nga ju sesa nga Allahu!”** (El Hashr, 13) Gjithashtu, thotë: **“Përgatisni kundër tyre kuaj dhe forcë për luftë sa të mundni, që të tmerroni armikun e Allahut dhe armikun tuaj.”** (El Enfal, 60) Pra, forcimi për të mbrojtur umetin s’ka të bëjë fare me terrorizmin, s’ka mirësi në atë popull që nuk është në gjendje të mbrojë veten, as në atë të drejtë që nuk ndihmohet nga një fuqi.

**2.** Islami ndalon ashpër terrorizmin që nënkupton çrregullim. Islami ndalon çdo çrregullim, qoftë i vogël, qoftë i madh, në çfarëdo çështjeje, qoftë e përgjithshme, qoftë e veçantë. Argumentet nga Kurani dhe tradita profetike në lidhje me këtë janë të shumta e të dukshme. Allahu i Madhërishëm thotë: **“Ka ndonjë njeri (hipokrit), fjalët e të cilit në jetën e kësaj bote ta bëjnë qejfin dhe që betohet në Allahun për atë që mban në zemër, por që, në të vërtetë, është kundërshtari (yt) më i betuar. E, kur largohet, përpiqet të bëjë të këqija në tokë, duke shkatërruar**

**të mbjellat dhe bagëtinë. Por Allahu nuk e do shkatërrimin.”** (El Bekare, 204-205)

Eroditi Ibn Ashur, duke sqaruar kuptimin e gjerë të çrregullimit, shprehet: “Fjala harth, përmendur në këtë varg, ka për qëllim të mbjellat, ndërsa nesël të vegjlit e bagëtive, sipas mendimit tim, se shkatërrimi i bujqësisë e blegtorisë është sinonim i shkatërrimit të asaj që është mëkëmbje për njerëzit. Përmendja e bujqve e blegtorëve nuk është për qëllim kufizimi në ta, por është për qëllim ajo nga e cila jetojnë njerëzit, ndërsa përmendja e blegtorisë e bujqësisë është thjesht ilustrim.” Dhe vijon e thotë: “Për këtë qëllim është e ndaluar djegia e shtëpive në luftë e shkatërrimi i pemëve, vetëm nëse komandanti i ushtrisë vlerëson se prania e tyre i shton forcë armikut dhe zgjat periudhën e luftimeve.” Në një vend tjetër thotë: “Çrregullimi në tokë bëhet duke i shndërruar gjërat e dobishme në të dëmshme, siç është: mashtrimi në produkte ushqimore, djegia e gjërave të dobishme, vrasja e të pafajshmëve. Pjesë e çrregullimit të sistemeve është kaosi e padrejtësia. Po ashtu, pjesë e çrregullimit janë edhe përpjekjet për shtimin e injorancës, mësimi i shthurjes, zbukurimi i mosbesimit e armiqësimi i dijetarëve.”

Pra, Islami s’ka të bëjë asgjë me terrorizmin, e lufton ashpër atë në të gjitha format e tij, siç u vu re. E, nëse gjendet dikush që i atribuohet Islamit dhe bën veprime të tilla terroriste, atëherë pasojat për ato veprime i kthehen vetë atij, assesi Islamit, siç është sqaruar në mjaft vende në këtë libër.

**3.** Një pështjellim i refuzuar në akuzimin e Islamit dhe muslimanëve për terrorizëm

Nëse je i çuditur nga ajo që është sqaruar në trajtesat paraprake, atëherë çuditu akoma më tepër me atë që bëjnë të padrejtët, të cilët

janë fare larg drejtësisë, fakteve historike, të cilët e cilësojnë fenë islame, Profetin e saj e muslimanët si të ashpër, barbarë, ekstremizëm, terrorizëm e akuza të tjera si këto, të cilat janë shpifje të kulluara dhe përpjekje për të ndalur fenë islame. Por, realiteti që shihet me sy flet vetë dhe thotë se Islami është fe e mëshirës, butësisë dhe tolerancës. Si vepruan muslimanët kur triumfuan ndaj armiqve të tyre? Vallë, u treguan mendjemëdhenj, agresorë? Vallë, përdhosën nderin, mbytën pleq, gra e të mitur?! Si veproi Profeti kur triumfoi ndaj armiqve të tij, të cilët e kishin lënduar sa nuk imagjinohet? A nuk i fali ata? Si vepruan muslimanët kur triumfuan ndaj Kisrasë e Kajserit? Vallë, tradhtuan? I lënduan gratë? U bënë keq murgjve nëpër manastire? Përhapën kaosin në tokë? I shembën shtëpitë e i shkatërruan pemët? Si veproi Salahudini kur triumfoi kundër kryqtarëve, të cilët nuk lanë gjë pa bërë me muslimanët? Çfarë bëri Salahudini me ta, kur triumfoi kundër tyre? A nuk e fali prijësin e tyre, të cilin e mjekoi dhe e la të lirë? Si ka qenë gjendja e jomuslimanëve në shtetet islame përgjatë shumë shekujve deri në ditët tona?

A nuk qenë të begatuar me siguri, drejtësi e bamirësi?! A nuk hasën nga muslimanët drejtësi e bamirësi, të cilat nuk i hasën as nga populli i tyre? Këto qëndrime tejet të larta, e shumë të tjera si këto, janë të shumta në historinë e muslimanëve, gjë që ka rezultuar që njerëzit ta duan Islamin dhe ta pranojnë atë me bindje. Vallë, jomuslimanët do të vepronin kësisoj?! Vallë, Perëndimi ofron shembuj të tillë?! Përgjigjja është siç e sheh dhe siç e dëgjon, nga ku doli Hitleri, Musolini, Lenini, Stalini e kriminelët serbë? A nuk ishte Evropa ajo që i prodhoi këta e djaj të tjerë, të cilët vranë miliona njerëz, nga të cilët njerëzimi përjetoi mjerim pas mjerimi? A nuk konsiderohen këta pjellë e civilizimit evropian? Nëse nuk na qenkan

këta, atëherë cilët na qenkan mizorët agresorë?! Cilët na qenkan realisht ekstremistët e terroristët?! Pastaj, cilët janë ata që prodhuan bomba bërthamore, hidrogjenike, biologjike e armë të shkatërrimit në masë?! Kush e helmoi ajrin e lumenjtë? Cilët janë ata që ndjekin rrugët më të ndyta larg çdo drejtësie e dinjiteti ndaj armikut?! Cilët i bënë gratë sterile? Kush vjedh pasurinë e lirinë e popujve e lirinë? Kush po e përhap AIDS-in?! A nuk është Perëndimi dhe ata që shkojnë rrugës së tyre? Kush po e përkrah Izraelin, që është në kulmin e mizorisë e terrorizmit? Çfarë ndodhi në gjykatat e inkuizicionit? E ku e di ti se ç'janë gjykatat e inkuizicionit?! Çfarë ndodhi në disa burgje si Ebu Garibi etj., të cilat të nxjerrin djersët e ballit? Ky është realiteti i qartë. Ky është terrorizmi e shovinizmi! Kjo nuk nënkupton, në asnjë mënyrë, se të gjithë jomuslimanët bëjnë pjesë në këtë padrejtësi, shovenizëm e mizori, përkundrazi, në mesin e tyre ka të drejtë e larg padrejtësisë.

Ndërkaq, lufta e muslimanëve për të lartësuar të vërtetën, për të zhbërë të kotën, dhe për t'i dalë zot fesë, jetës e vendeve të veta nuk është terrorizëm, por drejtësia vetë. E, gabimi që ndodh nga disa muslimanë, që nuk tregojnë urtësi, janë shumë pak, pothuajse nuk ia vlen të përmenden përballë mizorisë së Perëndimit. Së këndejmi, pasojat e gabimeve të tyre u kthehen vetë atyre, e jo fesë e as muslimanëve. Veprimet e tyre nuk përligjen, përkundrazi muslimanët i refuzojnë kategorikisht. Në këtë mënyrë duhet të analizojë çdo i mençur i paanshëm, t'i shikojë gjërat ashtu siç janë në të vërtetë, larg çdo padrejtësie, shtrembërimi e vështrimi gjysmak. Pas gjithë kësaj themi se, nëse është për t'u çuditur me dikë, kjo duhet të bëhet me evropianët e amerikanët, të cilët në analizat e tyre nuk arritën të kuptojnë realitetin e fesë islame e madhështinë e Profetit të saj, e ky do të ishte zbulimi më i rëndësishëm se çdo gjë

tjetër që kanë zbuluar dhe që më së miri ua garanton lumturinë e vërtetë sesa çdo gjë tjetër të cilën e kanë arritur ata. Vërtet nuk e njohin realitetin e Islamit apo shtiren ashtu dhe pengojnë njerëzit prej tij?! Nëse është e para, atëherë kjo është fatkeqësi, e, nëse është e dyta, atëherë është dy herë fatkeqësi!

## Kapitulli i njëzetegjashtë:

Të udhëzuarit e ithtarëve të librave të mëparshëm dhe dëshmitë e tyre për vërtetësinë e Islamit

Mbase ndër dëshmitë më të forta për vërtetësinë e Islamit dhe për saktësinë e asaj me të cilën ka ardhur ai është udhëzimi i shumë dijetarëve të librave të mëparshëm të shenjtë në Islam, duke regjistruar dëshmitë e tyre se Islami është feja e vërtetë dhe interpretimi i profetësive që janë përmendur në librat e mëparshëm se do të shfaqet një profet i ri, me një fe të re, me një umet të përzgjedhur, se ato kanë për qëllim fenë islame, profetin Muhamed e ithtarët e tij.

Në trajtesat vijuese do të hidhet pak dritë për këtë.

### Trajtesa e parë: Udhëzimi i dijetarëve hebrenj e të krishterë në Islam

Zoti e ka dërguar të Dërguarin e Vet, Muhamedin, me udhëzim e fe të drejtë, për ta bërë mbizotërues mbi çdo fe tjetër, edhe nëse këtë e urrejnë jobesimtarët. Zoti i Lartësuar në këtë fe ka bërë udhëzime të qarta e fakte të padiskutueshme për atë që e vështron atë si duhet. Për shkak të këtyre argumenteve janë udhëzuar popuj e popuj, duke bërë Zoti që t'ua mundësojë atyre të shohin dritën e udhëzimin, ta lënë devijimin e lajthitjen e të marrin rrugën e lumturisë e shpëtimit. Ata që gjetën të vërtetën janë nga klasat më të ndryshme të njerëzve. Në mesin e tyre ka që janë udhëheqës e të udhëhequr, të shkolluar e të pashkolluar, meshkuj e femra, saqë kjo dritë e ky udhëzim i përfshiu skajet e tokës dhe njerëzit u futën në fenë e Zotit turma-turma. Ndër këta të udhëzuar ka që kanë qenë elita e klerikëve të

ish-feve të tyre, veçanërisht nga hebrenjtë e të krishterët, të cilët nuk qenë ziliqarë e mendjemëdhenj, të cilët Zoti i përudhi në rrugën e drejtë. Kur ata e gjetën të vërtetën në Islam, e kuptuan në ç'devijim të thellë kishin qenë më herët dhe përjetuan mirësinë sublime të cilën e gjetën, pastaj dhanë mundin e tyre për të ndihmuar fenë islame dhe për t'i ftuar popujt e tyre drejt tij. Për këtë shkon fjala e Profetit të Allahut: "Do të shihni se njerëzit janë si metalet, më të mirët e tyre që kanë qenë në xhahiliet janë më të mirët në Islam, nëse e kuptojnë fenë." (Shënojnë Buhariu dhe Muslimi) Kështu, këta të udhëzuar janë elita e atyre që kanë pranuar Islamin nga radhët e hebrenjve e të krishterëve, duke sakrifikuar për të përhapur Islamin aq ose më shumë sasa që kanë sakrifikuar për të përhapur fetë e tyre të mëparshme.

S'ka dyshim se ndër hapësirat më të gjera për bartësit e dijes nga mesi i tyre është sqarimi i së vërtetës me argumente dhe tërheqja e vërejtjes nga e kota dhe marrja e rrugës së shtrembëruar. Së këndejmi, këta të udhëzuar janë më të mirët të cilët ftojnë në Islam dhe që paralajmërojnë nga fetë e rreme me këtë metodë, sepse familjarët e dinë më së miri çfarë ndodh në shtëpi. Ata paraprakisht kanë qenë hebrenj ose të krishterë, prandaj dinë atë që të tjerët nuk e dinë, për shkak të njohurive të tyre të thella për fenë dhe për faktin se ata janë në komunikim të drejtpërdrejtë me ithtarët e fesë së tyre të vjetër, posaçërisht në ato fe, ithtarët e të cilave pretendojnë se janë fe me sekrete, bie fjala, krishterimi. Rrjedhimisht, thirrja e këtyre ka ndikim të madh duke bërë që t'i përgjigjen asaj një numër i konsiderueshëm i ithtarëve të këtyre feve të kota. Po ashtu, konvertimi i disa klerikëve të feve të kota në Islam dhe përqafimi i tij si dhe pastaj përhapja që ia bëjnë është dëshmi e qartë se Islami është feja e vërtetë në të cilën s'ka asnjë dyshim, sepse konvertimi

është bërë vetëm pas bindjes së plotë në saktësinë e Islamit, për rrjedhojë, këta të udhëzuar janë një dëshmi për popullin e tyre, njëherazi argument kundër tyre.

## Trajtesa e dytë: Shembuj nga radhët e dijetarëve të hebraizmit e krishterimit që kanë pranuar Islamin

Është më se e njohur se udhëzimi në Islam nga ana e disa dijetarëve hebrenj e të krishterë është i hershëm, që nga koha e paraqitjes së Islamit, dhe ka vazhduar e do të vazhdojë deri në fund të botës, deri kur në tokë do të ketë njerëz të mençur, të cilët duan dhe kërkojnë të arrijnë tek e vërteta. Në vijim do të përmenden disa dijetarë hebrenj e të krishterë që janë udhëzuar në Islam.

**1.** Abdullah ibn Selami ka qenë ndër të parët që është udhëzuar në Islam. Ai ka qenë zotëri në mesin e hebrenjve dhe prej parisë së tyre në Medinë. Pranimi i Islamit nga ana e tij është argument ndaj të gjithë hebrenjve deri në Ditën e Kiametit.

**2.** Nexhashiu, mbreti i Abisinisë.

Ai është ndër ata që kanë pranuar Islamin nga paria e të krishterëve dhe mbreti i tyre. Kjo ka ndodhur sa ka qenë mbret, pasi u njoh me Islamin nëpërmjet emigrantëve që emigruan në Abisini, të cilët qenë shokë të profetit Muhamed (*Allahu qoftë i kënaqur me ta!*).

**3.** Ali ibn Ribn et Taberiu, është udhëzuar në Islam në kohën e Ebu Xhefer Mensurit. Para se të pranojë Islamin, ka qenë i krishterë, njohës i filozofisë e mjekësisë dhe, për të ftuar në Islam, shkroi librin e quajtur “Feja dhe shteti” dhe librin “Kundërpërgjigje ndaj disa grupeve të krishtera”.

**4.** Samuel ibn Jahjai, i udhëzuari maroken. Ka qenë klerik i lartë hebre, njohës i mjekësisë. Ai ka vdekur në vitin 570 h dhe ka një libër me titull "Deklasimi i hebrenjve".

**5.** Lord Headley al Faruk, anëtar në Parlamentin Britanik të lordëve. Konvertimin e tij në Islam e ka bërë publik në vitin 1913. Njihet si Faruk. Ai ka shkruar një libër në Islam të quajtur "Një burrë perëndimor përqafon Islamin".

**6.** Nasirudin Dineti, nga Franca, ka qenë piktor i talentuar i krishterë. Ai ka pranuar Islamin në vitin 1927 dhe ka shkruar një libër të cilin e titulloi "Rreze të veçanta nga drita e Islamit". Ka ndërruar jetë në vitin 1929 (Allahu e pastë mëshiruar!).

**7.** Abdulehad Davudi, i cili ka qenë një klerik i krishterë kaldean. Ka arritur titullin profesor në teologji. Ai ka qenë katolik i sektit kaldeanjan dhe autor i librave "Bibla dhe kryqi" dhe "Muhamedi në librin e shenjtë".

**8.** Prifti Ibrahim Halili, i cili ka shërbyer në kishën "Bafur", në Asjut të Egjiptit. Ai ka qenë shumë aktiv në propagandimin e krishterimit. Pranimin e Islamit e publikoi në vitin 1959. Ka disa libra në thirrjen në Islam, ndër ta janë: "Muhamedi në Tevrat, Ungjill dhe Kuran", "Orientalistët dhe përgëzuesit në botën islame", "Ligjërata në krahasimin midis feve", "Mesihu në Tevrat, Ungjill dhe Kuran" etj.

Islamin e kanë pranuar shumë të tjerë, numrin e të cilëve nuk mund të dijë askush përveç Zotit të Madhëruar. Ajo që bie në sy këtu është se këta që u cekën, e shumë të tjerë, nuk kanë qenë njerëz të zakonshëm, por ish-prijës fetarë. Atyre nuk u ka munguar pasuria, as pozita shoqërore, siç nuk u ka munguar inteligjenca e as mendjemprehtësia. Madje, mbase kur kanë pranuar Islamin, kanë humbur shumë gjëra të kësaj bote, të cilat u kanë siguruar pozita të

larta shoqërore, madje jetën e tyre ia kanë ekspozuar vrasjes. Përkundër të gjitha këtyre, ata nuk mundën të rrinin në këtë gjendje e të mashtrojnë vetveten, duke mbetur në të kotën e të bënin jetë të mjerë e të rremë pasi u ishte bërë i qartë udhëzimi e feja e vërtetë. Përkundrazi, ata shpallën Islamin e tyre sheshazi duke bartur në këtë rrugëtim pasoja fizike e materiale. Përtej kësaj, ata u ngritën duke mbrojtur Islamin dhe duke ftuar në të, duke përmbushur kështu obligimin e tyre, të cilin e bartnin mbi supet e veta pasi kishin gjetur të vërtetën. Tërë kjo është një dëshmi e qartë se Islami është feja e drejtë dhe se provat për vërtetësinë, vlerën e përsosurinë e tij janë të shumta.

## Trajtesa e tretë: Paraqitje e një dijetari të krishterë i konvertuar në Islam dhe veprimtaria e tij në përhapjen e Islamit

Në mesin e këtij grupi të bekuar të cilët janë udhëzuar në Islam nga bindja e dëshira pas një analize të hollësishme është shejh Zijade ibn Jahjai, i cili ka qenë klerik i fesë së krishterë e i thelluar në dije. Pasi iu bë e qartë udhëzimi dhe feja e vërtetë, deklaroi Islamin dhe nisi të ftojë në këtë fe aq sa kishte mundësi. Si fryt i mundit të tij na kanë arritur dy libra "Studim i qartë se cila është feja e vërtetë" dhe libri "Përgjigje të qarta në thyerjen e pretendimeve të krishtera". Shejh Zijade ibn Jahjai jetoi në shekullin e njëmbëdhjetë. Ai vjen nga qyteti Rasul Ajn, Sham, nga qyteti i Gadishullit Arabik, që gjendet midis Harranit dhe Nasibanit, që tash është pjesë e Sirisë. Ndërkaq, sa i përket librit "Përgjigje të qarta në thyerjen e pretendimeve të krishtera", ende nuk është botuar, por na është bërë i njohur përmes një përmbledhjeje që i ka bërë shejh Muhamed ibn Abdurrahman et

Tajibi. Ndërkaq, libri "Studim i qartë se cila është feja e vërtetë" është botuar së fundmi me verifikimin e studimin e dr. Saud ibn Abdulaziz el Halefit. Nga libri "Studim i qartë" mësojmë se shejh Zijade ibn Jahjai fillimisht ka qenë i krishterë, por më pas Allahu e udhëzon në Islam. Meqë në parathënie të librit thotë: "Robi i varfër për Zotin e Tij të Pasur, shejh Zijade ibn Jahjai, i nderuari me fenë muhamedane, thotë: "Kur isha i përkushtuar vetëm ndaj hulumtimit e shfletimit se cila është feja e vërtetë me tërë angazhimin, verifikimin e gjurmimin tim në këtë çështje, dëshirova që këtë që arrita nëpër këto rrugë ta shkruaj dhe ta bëj të qartë për çdokënd që ka shikim të mprehtë." Gjithashtu mësojmë se arsyeja e konvertimit të tij në Islam janë dyshimet që gjeti në vete në lidhje me fenë e krishterë, të cilat bënë që ai të analizojë Islamin, të hulumtojë e të krahasojë, të shfletojë derisa erdhi në përfundim se Islami është feja e vërtetë. Kështu, Zoti e udhëzoi në Islam, andaj e pranoi atë dhe filloi të shkruajë atë që i kishte mundësuar atij të kuptojë pasaktësinë e fesë së krishterë dhe saktësinë e fesë islame dhe këtë do ta bëjë si metodë për t'i ftuar të krishterët. Duke shfletuar këtë libër të shejh Zijade ibn Jahjait "Studim i qartë", na bëhet e qartë se njohuritë e tij për krishterimin janë të thella, argumentimet e tij me vargjet e Dhiatës së Vjetër e të Re janë nga më të ndryshmet dhe tejet të thukëta, ku sjell vargje, bën krahasime midis versioneve e përkthimeve të ndryshme nga arabishtja, greqishtja, hebraishtja e nga gjuha asiriane. Nga kjo duket se ai njihte mirë gjuhën greke, hebraike e asiriane, nga të cilat përkthente në arabisht, madje i shqyrtonte rregullat e gjuhëve hebraike e greke, tregonte cila është e saktë dhe i korrigjonte disa përkthime karshi disa përkthimeve të tjera. Kjo tregon qartë se ai, para se të konvertohej në Islam, ishte nga dijetarët e fesë së krishterë e klerik i saj, sepse këto njohuri i

zotërojnë vetëm klerikët e fesë, sepse këto gjuhë: greke, hebraike e asiriane janë gjuhë të fesë. Mbase me origjinë mund të ketë qenë asirian i krishterë, për rrjedhojë e dinte mirë gjuhën asiriane, e cila është gjuha e të krishterëve të Sirisë, meqë ai ishte njëri prej tyre. Ndërkaq, gjuha greke është gjuha e Dhiatës së Re dhe gjuha e fesë së të krishterëve katolikë, kurse gjuha hebraike është gjuha e Dhiatës së Vjetër te të krishterët protestantë dhe është e domosdoshme për klerikët e krishterë. Kjo na bën të kuptojmë se ky njeri ishte dijetar i tyre, veçanërisht kur e dimë se populli i thjeshtë i krishterë është shumë larg diturisë së fesë së tyre. Madje, në shumë raste, veçanërisht në kohën kur ka jetuar autori, nuk kanë pasur qasje në librat fetarë të krishterë, përveçse sa u ka lejuar kisha, pjesë të caktuara, të cilat kanë qenë në dispozicion për masën e thjeshtë. Ndërkaq, në trajtesat e librit në fjalë, "Studim i qartë", autori i ka kushtuar rëndësi nxjerrjes në dritë të çështjeve kryesore, të cilat provojnë vërtetësinë e profetësisë së Muhamedit nga vetë librat e tyre, gjë që janë argumente kundër tyre nga vetë fjalët e tyre. Trajtesat e librit, siç e potencon autori në parathënien e librit, përfshijnë diskutimin e çështjeve si më poshtë:

1) Pasaktësia e pretendimit të të krishterëve në lidhje me të qenët e Jezusit (*paqja qoftë për të!*) zot dhe vërtetimi se ai është profet siç kanë qenë profetët e tjerë para tij nga bijtë e Jakubit.

2) Pasaktësia e argumentimit të të krishterëve në lidhje me të qenët e Jezusit (*paqja qoftë për të!*) zot me mrekullitë që i ndodhnin Jezusit (*paqja qoftë për të!*) dhe vërtetimi se mrekullitë e tij janë nga lloji i mrekullive të cilat Allahu ua ka dhënë edhe profetëve para tij. Madje, Allahu atyre u ka dhënë mrekulli më të mëdha sesa mrekullitë e Jezusit, por te popujt e tyre ato nuk qenë prova për të qenët e atyre

profetëve me cilësi hyjnore, të cilëve u ndodhnin ato mrekulli, kështu është edhe me Jezusin (*paqja qoftë për të!*)

3) Kundërpërgjigje ndaj kritikave që të krishterët adresojnë ndaj Profetit tonë, Muhamedit, dhe vënia në pah se ato akuza nuk qëndrojnë, si dhe sqarimi se ato gjëra për të cilat akuzohet Profeti, ashtu kanë vepruar edhe profetët para tij, madje gjëra më të mëdha, porse ata profetë nuk kritikohen për shkak të tyre, po kështu qëndron edhe me profetin tonë Muhamed.

4) Provat për profetësinë e profetit tonë, Muhamedit, nga Tevrati dhe Ungjilli dhe se ai është për qëllim në shumë profetësi përgëzuese, që janë cekur në librat e tyre, në Tevrat dhe në Ungjill.

5) Provat nga tekstet e këtyre librave që dëshmojnë se Tevrati dhe Ungjilli janë shtrembëruar, që konsiderohen prova më e qartë për pasaktësinë e tyre. Krahas këtyre, në përmbyllje autori përmend rezultatet më të rëndësishme që ka arritur me studimin e tij.

Autori (*Allahu pastë mëshirë për të!*) në këtë studim ka ndjekur metodën e induksionit, përmes së cilës paraqet provat që provojnë pasaktësitë e pretendimeve të krishtera, qoftë në pretendimin e tyre se Jezusi (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin për të!) është me natyrë hyjnore, qoftë në pretendimin se Tevrati dhe Ungjilli janë origjinalë. Pasaktësinë e këtij pretendimi e nxjerr në shesh nëpërmjet krahasimit të të dhënave kontradiktore që gjenden në këta libra, si dhe paraqet dyshimet e pretendimet e tyre ndaj Profetit tonë, Muhamedit, duke sqaruar pasaktësinë e tyre nga vetë librat e tyre, si dhe paraqet një sërë argumentesh nga Tevrati dhe Ungjilli që dëshmojnë se Profeti ynë, Muhamedi, është vërtet profet. Ndër referencat më të rëndësishme islame të autorit është Kurani fisnik, për çështje historike është bazuar në librin "Historia e Halebit", ndërsa për emrat e Profetit në librin "Shenjat e mirësive". Ndërkaq,

sa u takon referencave të krishtera, nga më të rëndësishmet janë: Dhiata e Vjetër dhe Dhiata e Re, siç është referuar në librin e kishës deri te libri i Sad ibn Bitrikut, për histori i është referuar Jusijusit, një historian hebre, një historiani tjetër të quajtur Eugenius, siç tregon se ka shfletuar disa libra përmbledhës, ku ka replika të ndërsjella midis religjioneve, nga të cilat ka përfituar, porse nuk i cek me emra. Po ashtu, u është referuar fjalorëve e librave grekë e hebraikë, çka na bën të kuptojmë se njihte të dyja gjuhët. Në çështjen në vijim do të sjellim disa komente të tij për përgëzimet e përmendura në librat e mëparshëm, të cilat i interpretoi se kanë për qëllim Muhamedin dhe pasuesit e tij.

# Kapitulli i njëzeteshtatë: Përmendja e Profetit të Islamit në librat e mëparshëm qiellorë dhe përgëzimi i tyre për ardhjen e tij

Në shumë vende librat e mëparshëm qiellorë kanë përgëzuar për ardhjen e fesë islame dhe paraqitjen e Profetit të Islamit dhe dëshmitë për këtë gjë pothuajse nuk mund të numërohen. Dëshmitë që përmbajnë këta libra konsiderohen fakte të qarta për të qenët e Muhamedit profet dhe për profetësinë e atyre që kanë qenë para tij.

Dijetari i famshëm i Islamit, Ibn Tejmije (*Allahu pastë mëshirë për të!*), thotë: "Provat për profetësinë e Jezusit dhe Muhamedit janë të prera e të sigurta, nuk lënë hapësirë që dikush të hamendësojë rreth tyre, sepse hamendësimi nuk mund të heqë bindjen e sigurt, veçanërisht kur ka transmetime të shumta që njoftojnë se emri i Muhamedit ka qenë i shënuar qartë në atë që është transmetuar nga profetët." Buhari, në Sahihun e tij shënon se Ata ibn Jesari ka thënë: "E takova Abdullah ibn Amër ibn Asin (*Allahu qoftë i kënaqur me të dy!*), të cilit iu drejtova: "Më trego për përshkrimin e të Dërguarit të Allahut në Tevrat!" Ai tha: "Sigurisht. Për Zotin, ai është përshkruar në Tevrat siç është përshkruar pak a shumë në Kuran: **"O Profet! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues",** (Ahzab, 45) dhe mburojë për popullin tënd të pashkolluar, ti je robi dhe i dërguari im, të kam quajtur el mutevekil (ai që i mbështet Zotit shumë), nuk është arrogant e i ashpër, nuk ngre zërin nëpër tregje, as e kthen të keqen me të keqe, por fal e toleron dhe nuk do t'ia marrë shpirtin derisa përmes tij të ngritë një popull të shtrembër, derisa të thonë se nuk ka të adhuruar me meritë

përveç Allahut dhe që me ta të hapë sytë e verbuar e zemrat e vulosura." Ibn Tejmije, duke komentuar këtë transmetim, thotë: "Ndonjëherë me shprehjet Tevrat, Zebur, Ungjill e Kuran synohen libra të caktuar, ndonjëherë kuptimi gjuhësor është i përgjithshëm. Për shembull, me Kuranin (leximin gjuhësisht) shprehet për Zeburin, e libra të tjerë, siç qëndron në hadith të vërtetë të Profetit: "Davudit i është bërë i lehtë leximi (Kurani), nga kur shalohej kafsha e tij deri kur hipte mbi të e lexonte Kuranin." Qëllimi me Kuranin e tij është Zeburi, nuk është për qëllim Kurani, i cili i është shpallur Muhamedit, siç ka ardhur në përshkrimin e pasuesve të Muhamedit, se Ungjijtë e tyre do t'i kenë në gjokse. Pra, librin që ata e lexojnë, përkatësisht Kuranin, e quajti Ungjill. Po ashtu, në Tevrat shënon: "Unë do të dërgoj në bijtë e Israilit një profet nga vëllezërit e tyre, të cilit do t'i shpall një Tevrat, si Tevrati i Musait." Pra, edhe librin e dytë e quan Tevrat. Ndërkaq, fjala e tij: "Më trego për përshkrimin e të Dërguarit të Allahut në Tevrat", ka mundësi që me Tevrat këtu të synohen të gjithë librat e mëparshëm, sepse të gjithë quhen Tevrat. Ose, ka mundësi të ketë për qëllim Tevratin e njohur. Sipas këtij shpjegimi na del se ky version ka qenë në një version nga i cili nuk janë kopjuar këto versione, sepse në versionet aktuale të Tevratit, të cilat i kemi parë, nuk haset kjo pjesë." Këtu mbaroi fjala e Ibn Tejmijes. Shejh Zijade ibn Jahjai, siç qëndron në fillim të kreut të katërt të librit të tij Studim i qartë "Kreu i katërt: Përgëzimet për ardhjen e Profetit në Tevrat dhe Ungjill" thotë: "Këtu do të sjellim provat nga dy Dhiatat, përkatësisht nga Tevrati dhe Ungjilli, që dëshmojnë se Profeti ynë madhështor, Muhamedi, është profeti i premtuar dhe ai në të cilin aludohet, që për të kanë lajmëruar profetët si Jezusi (*paqja qoftë për të!*) me argumente të qarta e prova të forta, siç po i shikon se ato janë të vërteta." Pastaj zuri (*Allahu e*

*mëshiroftë!*) t'i sjellë këto dëshmi, madje sjell njëmbëdhjetë dëshmi, ku çdo dëshmi ka shpjegimin përkatës, analizën e lidhjen, duke vërtetuar kështu se ato përputhen plotësisht për profetin tonë Muhamed.

Në vijim do të sjellim disa dëshmi nga librat e mëparshëm në lidhje me Muhamedin, bashkëngjitur nga një koment të shkurtër për to.

**1.** Në profetësinë e Isaiasë. Fjala e tij: "Robi im, i cili më gëzon shpirtin tim, të cilit i është zbritur shpallja ime, midis kombeve do të shfaqë drejtësinë Time, do t'i porosisë me porositë, ai nuk qeshet, zëri i tij nuk dëgjohet në tregje, ai hap sytë e verbër, veshët e shurdhër, i ngjall zemrat e mbyllura, atë që do t'i jap atij, nuk ia jap askujt, ai e përlëvdon Zotin me një përlëvdim të ri, ai vjen nga pjesa më e largët e tokës, gëzohet ishulli dhe banorët e tij e përlëvdojnë Zotin me çdo lëvdatë dhe e madhërojnë Atë mbi çdo kodër. Ai nuk dobësohet, as mposhtet, as anon nga epshi as nga ngjyra e kuqe, nuk i përul njerëzit e mirë, të cilët janë si një kërcell i dobët, por i forcon të sinqertët. Ai është shtylla e modestëve, ai është drita e Zotit, e cila s'ka të shuar, gjurmët e pushtetit të tij do të jenë mbi dy supet e tij." Ky përgëzim nga Isaia është i afërt me atë që ka transmetuar Abdullah ibn Amër ibn Asi (Zoti qoftë i kënaqur me të dy!). Ibn Tejmije, duke komentuar profetësinë e Isaiasë (*paqja qoftë për të!*), thotë: "Këto përshkrime janë identike për Muhamedin dhe pasuesit e tij dhe janë profetësitë më të vlefshme të profetëve të mëparshëm për të. Ndërkaq, me termin Tevrat u pa se synohen lloji i librave që i lexojnë pasuesit e Librit, ku hyjnë Zeburi, profetësia e Isaiasë dhe profetësitë e tjera përveç Ungjillit."

**2.** Në ligjin e përtëririë thuhet: "Ky bekim, me të cilin Moisiu, njeriu i Perëndisë, i bekoi bijtë e Izraelit para se të vdiste. Ai tha:

"Nga Sinai erdhi Zoti e nga Seiri rrëzëlleu mbi ta. Kurse nga kodrat e Paranit u shfaq."

Ibn Tejmije këtë fragment e sjell me një formulim të përafërt dhe thotë: "Kjo është e njëjtë me fjalën e tij në Tevrat që arabisht është përkthyer: "Zoti erdhi nga Turi Sinai, kurse disa të tjerë thonë: Zoti u shfaq nga Turi Sinai, ndriçoi nga Seiri e u shfaq nga kodrat e Peranit." Ibn Tejmije, duke komentuar këtë profetësi, shprehet: "Shumë dijetarë, një prej të cilëve është Ebu Muhamed ibn Kutejbe, thonë: "Këtu s'ka paqartësi për atë që e mendon mirë, sepse ardhja e Zotit nga Turi Sinai është zbritja e Tevratit Musait aty, siç qëndron te pasuesit e Librit dhe te ne. Po ashtu, ndriçimi i tij në Seir duhet të jetë zbritja e Ungjillit Isait. Isai ka qenë nga Seiri, tokë e Halilit, nga një fshat i quajtur Nazaret, sipas të cilit janë quajtur pasuesit e tij, siç duhet të jetë ndriçimi i tij nga Seiri me ardhjen e Jezusit. Po ashtu, shfaqja e tij nga kodrat e Peranit duhet të jetë zbritja e tij e Kuranit te Muhamedi. Kodrat e Peranit janë kodrat e Mekës." Ibn Tejmije vazhdon e thotë: "Nuk ka mospajtim midis muslimanëve, hebrenjve e të krishterëve se kodrat e Peranit janë në Mekë. E, nëse ata pretendojnë ndryshe nga kjo, nuk është për t'u çuditur, sepse është pjesë e shtrembërimit e shpifjes së tyre. Ne i pyesim ata: A nuk thuhet në Tevrat se Ibrahimi e ka vendosur Haxherin dhe Ismailin në Peran?!" Vijon e thotë: "Na tregoni, pra, ku gjendet vendi i quajtur Peran nga ku u shfaq Zoti dhe për profetin, të cilit i është shpallur një libër pas ardhjes së Isait? A nuk është kuptimi i "u shfaq" diçka që shihet e bëhet i njohur. A dini ndonjë fe tjetër që është përhapur si Islami dhe që ka arritur në lindje e në perëndim si Islami?! Ibn Dhufri ka thënë: "Seiri është një kodër në Palestinë, prej nga është shfaqur profeti Isa (*paqja qoftë për të!*). Them: "Pranë Betlehemit, fshati në të cilin ka lindur Isai, është një fshat që deri në

ditët tona quhet Seir, i cili ka kodra që quhen Seir dhe në Tevrat thuhet se pasardhësit e Esaut kanë banuar në Seir dhe Zoti e urdhëroi Musain të mos i lëndojë ata. Sipas kësaj del se përmendja e tri kodrave është e vërtetë, kodra e Hirasë që nuk ka kodër më të madhe se ajo rreth Mekës dhe nga aty ka filluar t'i shpallet Profetit dhe rreth saj ka kodra të shumta, madje është thënë se Meka ka dymbëdhjetë mijë kodra. Ai vend deri më sot vazhdon të quhet Paran dhe prej tij ka filluar zbritja e Kuranit. Shkretëtira që gjendet ndërmjet Mekës dhe Turi Sinait quhet Shkretëtira e Paranit dhe askush nuk mund të pretendojë se pas dërgimit të Isait ka zbritur ndonjë libër në këtë pjesë të tokës, as se është dërguar ndonjë profet. Prandaj, bëhet e ditur se shfaqja e tij nga kodrat e Paranit është për qëllim vetëm ardhja e profetit Muhamed. Zoti i Madhërishëm në Tevrat këto i tregon sipas renditjes kohore, fillimisht përmend zbritjen e Tevratit, pastaj Ungjillit, pastaj Kuranit. Dhe, këta libra janë drita dhe udhëzimi i Zotit. Për të parin shprehet "erdhi" ose "u paraqit", për të dytin "ndriçoi", kurse për të tretin "u shfaq", "shkëlqeu". Zbritjen e Tevratit e shëmbëlleu me lindjen e agimit, ose diçka që është më i dukshëm se ai, zbritjen e Ungjillit e shëmbëlleu me lindjen e diellit, duke shtuar më shumë dritë e udhëzim. Ndërkaq, shpallja e Kuranit i ngjan ngritjes së Diellit në qiell, prandaj thotë: "U shfaq nga kodrat e Paranit", sepse Profeti ka shfaqur dritën dhe udhëzimin e Zotit në lindje e në perëndim, më shumë sesa e kanë bërë dy librat e mëparshëm, mu ashtu siç shfaqet drita e Diellit në lindje e në perëndim kur ai ngrihet lart. Prandaj, Zoti e përshkruan atë si pishtar ndriçues, siç e ka quajtur Diellin pishtar, dhe njerëzimi ka nevojë për pishtarin ndriçues më shumë sesa që ka nevojë për Diellin. Kjo, se për të kanë nevojë në një periudhë të caktuar kohore e nuk kanë nevojë në tjetrën, kurse për pishtarin

ndriçues kanë nevojë tërë kohën dhe në çdo vend, ditën e natën, në fshehtësi e në publik. Profeti ka thënë: "Më është paraqitur lindja e perëndimi i Tokës. Pushteti i umetit tim do të arrijë deri ku më është paraqitur mua." (Shënon Muslimi) Në këto tri vende Allahu është betuar në Kuran, në fjalën e Tij të lartësuar: **"Për fikun dhe ullirin, për malin e Sinait dhe për këtë Qytet të sigurt (Mekën) Në të vërtetë, Ne e krijuam njeriun në trajtën më të përkryer, pastaj e çuam atë (kur nuk beson) në gjendjen më të ulët, përveç atyre që besojnë dhe bëjnë vepra të mira: ata do të kenë shpërblime të pandërprera. Atëherë, çfarë të shtyn ty (o njeri), që ta mohosh Ditën e Kiametit? A nuk është Allahu Gjykatësi më i drejtë?!"** (Et Tin, 1-8) U betua në fikun e ullirin, që aludon në tokën e shenjtë në të cilën rriten këta dy dhe ku është dërguar profeti Isa, të cilit Ungjilli i është shpallur aty. Po ashtu, është betuar në Turi Sinain, që është kodra në të cilën Allahu i ka folur Musait dhe e ka thirrur te pema nga lugina e saj e majtë, nga toka e bekuar. Gjithashtu, është betuar në vendin e sigurt, që është Meka, si dhe është vendi në të cilin Ibrahimi e vendosi të birin, Ismailin, dhe nënën tij, që është vendi të cilin Zoti e ka bërë të shenjtë e të sigurt, ndërsa rreth tij njerëzit vriten nga pasiguria. Kjo, se Ibrahimi e ka bërë të shenjtë dhe është lutur për banorët e tij, duke thënë: **"O Zoti ynë, unë kam vendosur disa nga pasardhësit e mi, në një luginë që nuk mbillet, afër Shtëpisë Sate të Shenjtë, që të falin namazin. Prandaj, bëj që zemrat e njerëzve të ndiejnë dashamirësi për ta dhe jepu fruta, me qëllim që ata të të falënderojnë."** (Ibrahim, 37) Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: **"Fjala e Tij e lartësuar: "Për fikun dhe ullirin, për malin e Sinait dhe për këtë Qytet të sigurt (Mekën)"** (Tin, 1-3) është betim nga ana e Tij në të tria vendet e çmuara e të madhëruara, në

të cilat është shfaqur drita e udhëzimi i Tij dhe në të cilat ka zbritur tre librat: Tevratin, Ungjillin dhe Kuranin. Ai i ka përmendur të tre në Tevrat, në vargun: "Zoti erdhi nga Turi Sinai, ndriçoi nga Seiri, kurse u shfaq nga kodrat e Paranit." Ibn Kajimi (*Allahu pastë mëshirë për të!*) për këtë përgëzim, shprehet: "I Lartësuari e shëmbëlleu profetësinë e Musait me ardhjen e agimit, profetësinë e Isait pas tij me ndriçimin e lindjen e Diellit, ndërsa profetësinë e vulës së profetëve pas tyre me ngritjen e shfaqjen e Diellit në horizonte. Dhe, ndodhi mu ashtu siç ka njoftuar. Me të vërtetë, Allahu me profetësinë e Musait çau terrin e mosbesimit dhe e ndriçoi agimin e saj me profetësinë e tij. Ky shkëlqim u shtua edhe më tej me profetësinë e Isait, ndërsa drita u plotësua e u shfaq dhe përfshiu Tokën me profetësinë e Muhamedit."

**3.** Profeti Habakuk (*paqja qoftë për të!*) ka thënë: "Perëndia vinte nga Temani, i Shenjti nga mali Paran. Lavdia e tij mbulonte qiejt dhe Toka ishte plot me lëvdimin e tij.

Shkëlqimi i tij ishte si drita, rreze si shkëndijë dilnin nga dora e tij dhe aty fshihej fuqia e tij."

Imam Ibn Tejmije e ka përmendur këtë përgëzim ashtu siç ka qenë i pranishëm në librat e pasuesve të librit në kohën e tij. Në kontekstin kur flet për përgëzimet e profetëve të mëparshëm për ardhjen e profetit Muhamed, thotë: "Kjo është një profetësi tjetër për ardhjen e Muhamedit nga fjalët e Habakukut, siç e kanë përkthyer vetë: "Perëndia erdhi me fakte të qarta nga kodrat e Paranit, toka dhe qiejt u mbuluan nga përlëvdimi i tij dhe nga përlëvdimi i popullit të tij." Pastaj Ibn Tejmije bën komente në lidhje me këtë përgëzim duke thënë: "Ky është një deklarim për profetësinë e Muhamedit, i cili erdhi me profetësinë nga kodrat e Paranit dhe toka e qiejt u mbuluan nga përlëvdimi i tij dhe nga

përlëvdimi i popullit të tij. Nuk ka ndodhur të dalë dikush dhe toka e qiejt të mbulohen nga përlëvdimi i tij dhe nga përlëvdimi i popullit të tij nga diçka që quhet Paran, përveç Muhamedit. Isai kurrë nuk ka qenë në tokën e Paranit, Musait i është drejtuar nga kodra Tur, ndërkohë Turi nuk është nga toka e Paranit, edhe në qoftë zona që ndodhet midis Turit dhe Tokës së Hixhazit pjesë e Paranit, por Allahu aty nuk ia ka zbritur Tevratin. Përgëzimet e profetësisë kanë ardhur nga kodra Tur, ndërsa përgëzimi i Ungjillit nga kodra Seir."

**4.** Në profetësinë e Habakukut është transmetuar se ka thënë: "Perëndia erdhi nga Temani, kurse shpirti i shenjtë u shfaq mbi kodrat e Paranit, toka u mbulua nga drita e Tij."

**5.** Davudi në psalmet e tij, që është Zeburi, thotë: "... prandaj Perëndia të ka bekuar në përjetësi. Ngjeshe shpatën në brezin tënd, o trim, i rrethuar nga shkëlqimi yt dhe nga madhështia jote, dhe në madhështinë tënde shko përpara mbi qerren fitimtare për çështjen e së vërtetës, të shpirtmadhësisë dhe të drejtësisë, dhe sjelljet e tua shoqërohen e ngjallin frikë nga dora jote e djathtë. Shigjetat e tua janë të mprehta; popujt do të bien poshtë teje." Ibn Tejmije e ka sjellë këtë përgëzim në librin e tij "Përgjigje e vërtetë" nga librat e pasuesve të librit pastaj bën një koment duke thënë: "Pas Davudit nuk ka pasur profet që ka ngjeshur shpatën në brez pos Muhamedit dhe ai është të cilit popujt i kanë rënë poshtë dhe që sjelljet e tij kanë ngjallur frikë, siç ka thënë Profeti: "Jam ndihmuar me ndjelljen e frikës një muaj përpara (para betejës)." (Shënon Buhariu)

**6.** Davudi (*paqja qoftë për të!*), në psalmin e tij, duke përgëzuar për ardhjen e Muhamedit, thotë: "Ai do të zotërojë nga deti në det, dhe nga lumenjtë deri te toka e shkëputur. Populli i Algjerisë do të bjerë në duart e tij, armiqtë e tij do t'i hedhin dhé, atij do t'i përulen mbretërit e Persisë, popujt do t'i nënshtrohen, do ta lirojë të

pashpresin e të pushtuarin nga ata që janë më të fortë se ai, do ta shpëtojë të dobëtin që nuk ka ndihmëtar, do të tregohet i dhembshur me të dobëtit e të varfrit, do t'i dërgohen lavde e bekime në çdo çast." Ky tekst gjendet në përkthimin aktual të Dhiatës së Vjetër. Ibn Tejmije, duke komentuar këtë përgëzim, thotë: "Këto përshkrime përkojnë me Muhamedin dhe ndjekësit e tij, jo me Isain, sepse ai (Muhamedi) e bëri të tijën nga Deti Romak deri në Detin Persian dhe nga lumenjtë Syr Darja dhe Amu Darja deri në tokën e shkëputur në Marok, siç ka thënë: "Më është paraqitur lindja e perëndimi i Tokës. Pushteti i umetit tim do të arrijë deri atje ku më është paraqitur mua." (Shënon Muslimi) Atij i dërgohen lavde e bekime në çdo namaz e jashtë namazit, pasuesit e tij thonë: O Allah, jepi lavdi Muhamedit dhe familjes së Muhamedit dhe beko Muhamedin dhe familjen e Muhamedit!" Kështu i bëhen lavde e bekime atij. Ibn Kajimi (*Allahu pastë mëshirë për të!*), duke komentuar këtë përgëzim, thotë: "Asnjë njeri i logjikshëm, që ka njohuri për historitë e mbretërve e profetëve dhe që e di biografinë e Muhamedit dhe të pasuesve që erdhën pas tij, nuk dyshon se këto përshkrime janë identike vetëm për të dhe ndjekësit e tij, e nuk i përkojnë Isait e as ndonjë profeti tjetër."

**7.** Danieli (*paqja qoftë për të!*), duke përmendur Muhamedin me emrin e tij, thotë: "Nga harku yt shigjetat do të lëshohen rrufeshëm me urdhrin tënd, o Muhamed (i lavdëruar)!" Ibn Tejmije thotë: "Ky është deklarim i qartë e i drejtpërdrejtë dhe është saktësi që nuk lë dyshim. E, nëse dikush nuk pajtohet me këtë, atëherë le të na gjejë një tjetër me emrin Muhamed që ka shigjeta, të cilat lëshohen rrufeshëm dhe urdhri i të cilit nuk kthehet."

**8.** Profeti Isaia për vulën e profetësisë deklaron: "Na lindi një djalë, që do të jetë çudi dhe njeri, vulën do ta ketë midis shpatullave

të tij, i madhi i paqes, pushteti i tij është pushteti i paqes. Ai është bir që do të ulet në fronin e Davudit." Ibn Tejmije komenton këtë: "Në gjuhën e Ungjillit fjala erkun do të thotë i madhërishëm, shumësi i të cilit është erakine - të madhëruar." Po ashtu, thotë: "Isaia ka dëshmuar për vërtetësinë e profetësisë së Muhamedit dhe e ka përshkruar me cilësitë më të veçanta dhe më të dukshme të tij, që është vula e tij. Ndërkohë, për Zotin, atë nuk e ka pasur as Sulejmani, as Isai. Gjithashtu, ka përshkruar se do të ulet në fronin e Davudit, që do të thotë se do të trashëgojë nga bijtë e Izraelit profetësinë dhe mbretërinë e tyre dhe do t'ua marrë udhëheqësinë atyre."

**9.** Në librin e Deuteronomisë, kapitulli 18, vargu 5, ka ardhur fjala e zotërisë sonë, Musait (*paqja qoftë për të!*), se u ka thënë bijve të Izraelit: "Një profet nga ti dhe nga vëllezërit e tu, sikurse mua, do të nxjerrë Zoti." Kjo profetësi vjen edhe në një formulim tjetër: "Zoti për ty, Perëndia jote, do të nxjerrë një profet sikurse mua, nga palca jote, e vëllezërve të tu, atë do ta dëgjoni."

Zijade Ibn Jahjai, duke komentuar këtë profetësi, thotë: "Pa dyshim, kjo dëshmi përputhet me Profetin tonë, Muhamedin, ngase Ismaili dhe pasardhësit e tij, e ndër ta është Profeti ynë, quheshin vëllezër të bijve të Ibrahimit (kam për qëllim Is'hakun dhe pasardhësit e tij), sepse Allahu i Lartësuar i thotë Haxheres (*Allahu qoftë i kënaqur me të!*), gruas së zotërisë sonë, Ibrahimit, për Ismailin, birin e saj: "Do ta ngulë çadrën përballë gjithë vëllezërve të vet." Si dhe ngaqë Is'haku është babai i Jakubit dhe pasardhësit e tij janë quajtur vëllezërit e Ismailit. Pra, Ismaili, pa dyshim, është vëllai i tyre, e nga këtu profeti Musa (*paqja qoftë për të!*) u shpreh duke aluduar tërthorazi, jo drejtpërdrejt, siç ka qenë i zakonshëm një ligjërim i tillë te profetët, duke fshehur disa qëllime të tyre dhe duke folur me

aludime se Allahu do të dërgojë nga pasardhësit e vëllezërve të tyre një profet, d.m.th. nga bijtë e Ismailit që dallojnë prej tyre. Dhe, ky është Muhamedi, ngase është profet nga pasardhësit e Ismailit, sepse në librat e shenjtë është e zakonshme që fëmijët e xhaxhallarëve pas shumë brezave të quhen vëllezër. Ngjashëm me këtë ka ardhur edhe në Kuranin famëlartë, dy profetë të cilët janë Hudi dhe Salihu, janë quajtur vëllezër të fisit ad e themud, të cilët janë bij të largët xhaxhallarësh." Dhe, pasi shejh Zijade sjell një sërë argumentesh që mbështesin mendimin e tij, thotë: "Nga kjo rezulton se, pa dyshim, Profeti ynë është ai në të cilin ka aluduar Musai."

**10.** Në Ungjillin e Gjonit: "E, kur të vijë Mbrojtësi, të Cilin do t'jua dërgojë prej Atit, Shpirti i së Vërtetës, që rrjedh prej Atit, Ai do të dëshmojë për mua. Por, edhe ju dëshmoni për mua."

Shejh Zijade ibn Jahjai, duke komentuar këtë profetësi, shprehet: "Me këtë profetësi është për qëllim profeti ynë, Muhamedi: Së pari, për shkak të emrit Mbrojtësi (Beraklit); Së dyti, thotë "ai do të dëshmojë për mua"; Së treti, se e quan "Shpirti i së Vërtetës".

Së katërti, se, kur flet për të, thotë "që rrjedh prej Atit", që ka kuptimin del, dërgohet, siç sqarohet në fjalorët e gjuhës greke, kështu e komentojnë edhe kishat perëndimore. E, ky dërgim ka ardhur qartë për profetin Muhamed si në fjalën e Tij: **"Thuaj (o Muhamed): "O njerëz, unë jam i Dërguari i Allahut për të gjithë ju."** (El Araf, 158) dhe në fjalën: **"Allahu është Ai që e ka çuar të Dërguarin e Vet me udhërrëfimin dhe fenë e së Vërtetës..."** (Saf, 9) Ndërkaq, emërtimi që i bën atij se është "Shpirti i së Vërtetës", gjykojmë se ky emër është prej emrave të tij të nderuar..." - deri kur shejh Zijade (*Allahu e mëshiroftë!*) thotë: "... Sa i përket emrit Beraklit, ai është një fjalë greke, kuptimet e së cilës, sipas fjalorëve, janë: Ngushëlluesi, Ndihmëtari, Paralajmëruesi dhe

Thirrësi. Ndërkaq, kuptimi i parë që përputhet me këtë fjalë është Thirrësi. Pra, të krishterët, të cilët kanë besuar dhe kanë pranuar Islamin në shekujt e hershëm, e kanë kuptuar se kuptimi i kësaj fjale i referohet Profetit më të madh si dhe ajo gjendet në Kuranin fisnik. I referohet Profetit më të madh sepse ai është përshkruar me cilësi të tilla në librin e shpallur, siç është në fjalën e të Lartësuarit: **"Na cakto një mbrojtës dhe na dërgo nga ana Jote dikë që të na ndihmojë!"** (En Nisa, 75) dhe në fjalën e Tij: "O Profet! Ne të kemi dërguar ty si dëshmitar, sjellës të lajmit të mirë dhe paralajmërues; njëkohësisht (të kemi çuar) si thirrës, që i fton njerëzit në rrugën e Allahut me urdhrin e Tij dhe si pishtar ndriçues." (Ahzab, 45-46) Ndërkaq, të krishterët e kohëve të mëvonshme, që janë vazhdimësi e tyre, nuk kuptuan prej saj vetëm se bëhet fjalë për shpirtin, i cili është mëshiruar në apostujt, ndonëse shpirti që pretendojnë se është mëshiruar në ta, nga vetë apostujt nuk është quajtur Ngushëlluesi, as është quajtur Shpirti i së Vërtetës, as është pretenduar se ka rrjedhur nga Ati, siç e ka quajtur Isai kur profetizoi ardhjen e tij, por nga apostujt është quajtur "shpirt", "forcë" dhe "gjuhë sikur të jenë nga zjarri".

Sa i përket fjalës së tij: "Ai, Ngushëlluesi, do të dëshmojë për mua", them se kuptimi i kësaj është se Isai i referohet një personi tjetër, jo vetes, i cili dëshmon për të me të drejtë, as nuk u referohet apostujve. Argument për këtë është aludimi i tij në po të njëjtën fjali, duke u shprehur për Ngushëlluesin: "Ai do të dëshmojë për mua, por edhe ju dëshmoni për mua." Me këtë fjalë të tij kuptohet se ata që janë planifikuar të vijnë të dëshmojë për të nuk janë vetë dëshmitarët e pranishëm që ishin, sepse, po të ishte kështu, nuk do të shprehej: "Ai do ketë dëshmuar për mua", në kohën e së ardhmes së përparme (në origjinal), siç është në greqisht: "... edhe ju

dëshmoni për mua", që është në kohën e tashme." Shejh Zijade vazhdon komentimin e kësaj profetësie duke thënë: "Ndërkaq, me emrin Ngushëlluesi është për qëllim Kurani fisnik, sepse ai është Kurani që ka ardhur prej Allahut të Lartësuar, duke rrjedhur e duke dalë nga kujdesi i Tij, i cili me formulimin e tij të përsosur e ngushëllon Profetin e zgjedhur dhe ndjekësit e tij. Sa i përket ngushëllimit, që Zoti i Madhërishëm i ka bërë Profetit, kjo gjendet në fjalën e Tij: **"Mos të të pikëllojnë ata të cilët nxitojnë drejt mosbesimit."** (Ali Imran, 176) Dhe në fjalën e Tij të lartësuar: **"Duroji llomotitjet e tyre."** (El Muzemil, 10) Si dhe në fjalën e Tij: **"... dhe për hir të Zotit tënd, duro,"** (El Mudethir, 7) Ndërkaq, fjalët ngushëlluese të të Lartësuarit ndaj shokëve të tij: **"Por, nëse ju duroni dhe ruheni (nga të këqijat), atëherë kjo është vërtet përcaktuese e çështjeve."** (Ali Imran, 186) Dhe në fjalën e Tij: **"...që të mos pikëlloheni as për atë që ju doli duarsh, as për atë që ju goditi."** (Ali Imran, 153)

Përgjithësisht, them se, nëse e vështron Kuranin famëlartë, shumica e kuptimeve të asaj fjale kthehen te ngushëllimi e llojet e tij. Nëse thuhet: Ngushëlluesi ishte premtim për apostujt, sepse zotëria ynë, Isai, u ka thënë atyre se do t'jua dërgojë atë juve, ndërkohë Kurani ka ardhur 600 vjet pas apostujve, përgjigjja për këtë është se fjala e tij "do t'jua dërgojë atë juve" është si fjala e tij drejtuar atyre: "Ja, unë jam me ju çdo ditë, deri në mbarim të kohës." Pra, apostujt nuk kanë mbetur deri në mbarim të kohës, përkundrazi, pas tyre erdhën të tjerë, të cilët mbetën deri kur mbaroi bota e Isait (*paqja qoftë për të!*).

Dhe fjala e tij "Do të çojë për ju" është sikurse fjala e Isait (*paqja qoftë për të!*) këtu "do t'jua dërgojë atë juve". Përemrat juve, ju, në të dyja rastet u referohen vetes së dytë."

**11.** Profeti Isaia, duke aluduar në profetin tonë, Muhamedin, thotë: "Ai ua ngre shenjën popujve nga larg, i fërshëllen asaj nga skaji i botës, fluturimthi vjen në fshehtësi! Një ndër ta s'është i mekur, i lodhur, as nuk kotet as i vjen gjumë, nuk zgjidh brez, as zbath sandale. Shigjetat e tij janë të mprehta, harqet të tendosura, gurgacë janë thundrat e kuajve të tyre, devetë e tij si shtrëngatë! Ulërima e tij është si ulërimë luani, kërcëllon dhëmbët, pret e rrëmben, në vend të sigurt e vendos, kësisoj kthetrash askush s'mund t'ia nxjerrë. Do të shungullojë mbi të atë ditë, siç shungullon deti. Shikon vendin: errësirë, ngushticë, dritën e mbulon errësira!" Shejh Zijade ibn Jahjai, duke komentuar këtë dëshmi, thotë: "Me të drejtë kjo dëshmi i korrespondon profetit tonë, Muhamedit, siç deklaruam, dhe në çdo aspekt të saj, sepse fjala "Ai ua ngre shenjën popujve nga larg", do të thotë se vetë ai është shenja që u ngrihet popujve dhe udhërrëfyes i tyre për t'i drejtuar drejt dritës së fesë së vërtetë të Zotit. Ai është i cili ua ngriti shenjën popujve, siç ua ka ngritur Isai hebrenjve dhe pas tij është përhapur profetësia e tij. Ndërkaq, sintagma "nga larg" bën me dije se kjo shenjë nuk është nga toka e Izraelit, nga ku ka dhënë Isaia këtë aludim. Pra, popujve ua ngre shenjën nga një tokë e largët. Këtë e sqaron edhe vargu pasrendës, duke ndriçuar këtë simbolikë, kur thotë "i fërshëllen asaj nga skaji i botës". Kjo zgjidh dilemën se nga toka e Izraelit nuk ngrihet kjo shenjë, porse ngrihet nga larg, nga skaji i botës, duke qenë simbolikë për të në këtë mënyrë, sikur dëshiron të thotë se fundi a skaji më i largët nga toka e Izraelit është vendi nga ku del Profeti ynë, d.m.th. Meka e nderuar, e cila nga ai ishte vendi më i largët nga toka e Izraelit, sepse midis tokave arabe, atij dhe vendit të premtuar nuk ka ndërprerje. Më tej, kjo fjali ngërthen një argument tjetër simbolik, për të mos u lënë në harresë shenja, si dhe atë se ai

është arab dhe kjo në fjalën "i fërshëllen asaj" d.m.th. me të thërret, sepse, në gjuhën hebraike, kjo ka kuptimin se Zoti i Madhërishëm me të i ka thirrur njerëzit, sepse, sipas zakonit të arabëve, përdorin këtë mënyrë thirrjeje kur kanë diçka për të informuar në fshehtësi." Shejh Zijade vijon shpjegimin e dëshmisë së Isaiasë te pjesa: "... fluturimthi vjen në fshehtësi! Një ndër ta s'është i mekur, i lodhur, as nuk kotet, as i vjen gjumë, nuk zgjidh brez, as zbath sandale. Shigjetat e tij janë të mprehta, harqet të tendosura." Shejh Zijade thotë: "E vërteta është se ai solli një ushtri fshehurazi dhe në mesin e ndihmëtarëve të mekur nuk kotej, përkundrazi, ai kalonte natën zgjuar duke adhuruar Zotin e Madhërishëm e duke përhapur fenë e tij fisnike, siç transmetohet se ai adhuronte tërë natën, derisa i ënjteshin këmbët e tij fisnike. Atëherë, nga mëshira, dashuria e vlerësimi për të, Allahu e urdhëroi duke i thënë: **"O ti i mbuluar (o Muhamed)! Çohu (të falesh) gjithë natën, përveç një pjese të saj, që është gjysma ose diçka më pak a diçka më shumë se ajo dhe lexoje Kuranin ngadalë dhe qartë."** (El Muzemil, 1-4) "... nuk zgjidh brez..." do të thotë se vendosmëria e tij është e fortë. "... as zbath sandale..." do të thotë se këmbët e tij fisnike nuk lodhen së vrapuari në mirësi e në adhurim. "Shigjetat e tij janë të mprehta..." do të thotë se, meqenëse nuk kishte asnjë të barabartë me të, ai godiste me shigjeta nga ana e Zotit armiqtë e tij inatçinj me këto harqe të tendosura. Këto kuptime i përforcon fjala se "gurgacë janë thundrat e kuajve të tyre", siç i ka përshkruar këta kuaj Kurani fisnik: **"Betohem për ata (kuaj) që vrapojnë duke dihatur, që nxjerrin xixa nga thundrat"** (El Adijat, 1-2) dhe mu këtu Isaia ka treguar në profetësinë e tij se këto fjalë janë thënë për Profetin tonë e jo për dikë tjetër, sepse Isai nuk ka pasur kuaj, ndërsa thundrat e kuajve të profetit tonë të zgjedhur, Muhamedit, nxirrnin shkëndija si gurgacë,

siç përputhet me përshkrimin në Kuran: **“... që nxjerrin xixa nga thundrat.”** (El Adijat, 2) Deri kur shejh Zijade thotë: “Pastaj Isaia tha: “... bekerat e tij...” d.m.th. devetë e tij si një shtrëngatë. Fjala “devetë e tij” është argumenti më i fortë se ai i është referuar Profetit, sepse tek Isai nuk kishte deve. “Ulërima e tij do të jetë si ajo e luanit, do ta mbërthejë prenë e do ta marrë me vete dhe s’do të ketë kush ta çlirojë.” Ja, këtu Isaia e quan “ulërima e tij do të jetë si ajo e luanit”, ndërsa në kapitullin e njëzetenjëtë thotë: “Luani ulëriu.” Ky është një krahasim shumë i qëlluar, sepse ai ka qenë si mbreti i njerëzimit, ashtu siç është luani me trimërinë e tij mbret i kafshëve. Argumenti i fundit nga Isaia për profetin tonë, Muhamedin, është: “Do të shungullojë mbi të atë ditë, siç shungullon deti. Shikon vendin: errësirë, ngushticë, dritën e mbulon errësira!” Argumenti i fundit ka goditur, se Profeti ynë madhështor ishte i tillë që, kur thërriste, bërtiste duke dënuar mosbesimin si shungullima e detit, e dënonte atë, paralajmëronte kundër tij, d.m.th. ndaj mosbesimit, ai shikoi tokën dhe pa se ishte në errësirë e ngushtësi për shkak të mosbesimit dhe, realisht, toka ishte në errësirë nga mosbesimi, e skllavëruar nga njerëzit. Dhe fjala e tij: “... dhe toka ishte në errësirë” do të thotë se dritën e besimit në Zotin, e cila ishte e pranishme te hebrenjtë e te të krishterët e hershëm, e kishin mbuluar errësirat e ateizmit e mosbesimit kur ata devijuan nga mësimet që kishin marrë nga Musai e Isai (paqja qoftë për ta!). Dhe, ç’është e vërteta, kjo është errësira që kishte mbuluar vendet e shenjta, si: Mekën, Kudsin etj., ndërkohë këto janë shtyllat e vendeve të shenjta.”

Kjo qe një pasqyrë e vogël rreth profetësisë së Muhamedit në Bibël.

## Kapitulli i njëzetetetë: Përmendja e Mekës dhe Qabesë në librat e mëparshëm

Librat e mëparshëm, që gjenden në duart e ithtarëve të librit, kanë përmendur Mekën e nderuar dhe Qabenë e bekuar duke e përshkruar në atë formë që nuk lë hapësirë për të dyshuar në pejgamberinë e Muhamedit dhe për atë se është dërguar nga Meka dhe ka ftuar për t'u madhëruar Qabeja e për të bërë haxhillëkun në të, si dhe përshkrime të tjera. Nëse ndonjë ithtar i librit polemizon për këto ajete të qarta, të cilat kanë ardhur në Kuranin famëlartë, nuk do të ketë mundësi ta bëjë këtë, për shkak të asaj që është e shënuar në librin e tyre të shenjtë për Mekën dhe Qabenë. Në vijim do të jepen disa përshkrime të Qabesë, Shtëpisë së Zotit, dhe pozitën e saj të shenjtë. Shumica e këtyre përshkrimeve janë cekur tekstualisht, ndërsa pjesa tjetër kuptimisht dhe më pas do të sjellim disa profetësi e përgëzime.

### Trajtesa e parë: Përshkrimi i Mekës dhe Qabesë në Bibël

Në Bibël ka shumë përshkrime të Mekës së nderuar e të Qabesë së bekuar, disa prej të cilave, në formë të përgjithësuar, janë si më poshtë:

1- Jerusalemi i ri, Jerusalemi i Krishtit, nënkupton shpëtimin që do të jetë në kohën e Mesisë, d.m.th. Shpëtimtari i premtuar.

2- Kodrat e Paranit, në të cilat ka jetuar Ismaili me nënën e tij dhe ku Zoti bëri që të burojë ujë për ta.

3- Qytetin që Ibrahimi e kujtonte me mallëngjim.

4- Banorët e tij janë bijtë e Kedarit, pasardhës të Ismailit.

5- Ai është vendi i sigurt e i vërtetë, kurora e krijimit.

6- Në të nuk ka tempull.

7- Tempulli i Sulejmanit, përkundër madhështisë së tij, nuk konsiderohet asgjë në krahasim me Shtëpinë e Re.

8- Shtëpia e re ka formë kubike.

9- Në Godinën Kubike ka një gur të çmuar

10- Ajo stoliset me kurorë dhe stoli si një nuse.

11- Të gjithë ata që e armiqësojnë atë, ia kanë frikën, ndërkohë asaj nuk i afrohet frika.

12- Në Qabe është një burim i ujit të jetës, që është falas dhe, njëherazi, është shërues (Zemzemi).

13- Dyert e saj qëndrojnë hapur ditë e natë, nuk mbyllen.

14- Çdo gju i botës gjunjëzohet tek ajo.

15- Atje është një rrugë e rrafshët, që quhet Rruga e Shenjtë, nëpër të cilën nuk kalon asnjë i ndytë.

16- Në të nuk futet asnjë i ndytë.

17- Bijtë e saj janë më shumë se bijtë e Kudsit.

18- Do të bëhet e ngushtë për banorët e saj dhe ata që luten aty.

19- Para saj mbretërit bëjnë sexhde dhe ia fshijnë pluhurin.

20- Kodrat e shpatet zhduken, por mirësia e Zotit e shpëtimi i Tij nuk hiqet prej saj.

21- Tek ajo do të arrijë thesari i detit dhe aty do të derdhet pasuria e popujve.

22- Tek ajo grumbullohen njerëzit duke vajtur nga viset e largëta.

23- Toka e saj nuk i zë devetë e dhentë që vijnë nga perëndimi e lindja, nga Sebe, Medjeni, Parani e Kadari, asaj i shërbejnë burrat e Maribit.

24- Ajo ka një kodër të bekuar, Arafatin, ku ecin popujt për të adhuruar Zotin.

25- Të gjithë njerëzit para Shtëpisë janë të barabartë, të lirë për t'u afruar me Zotin

26- Emri i Zotit është i shënuar në ballin e njerëzve të saj "në fytyra kanë shenja nga gjurmët e sexhdes." (Kuran)

27- Koka e burrit do të jetë e zbuluar, kurse ajo e gruas e mbuluar. Ata (meshkujt) veshin dy pjesë, nga supet deri te kofshët, ndërsa flokët e kokës i rruajnë (ihram dhe lirimi prej tij).

Këto janë disa përshkrime, të cilat i kanë futur në dilema komentatorët e Tevratit në lidhje me këtë qytet, sepse ata nuk dëshirojnë të pranojnë realitetin me përshkrime të qarta si Dielli, porse komentatorët e Tevratit hiqen sikur nuk i vënë re, prandaj për to sollën interpretime kontradiktore, herë pretendojnë se këto janë përshkrime të një qyteti qiellor, herë pretendojnë se ai është Jerusalemi simbolik, herë pretendojnë se ai është Jerusalemi i përsosur i krishterë, që do të jetë në kohën e mijëvjeçarit të lumturisë. Por, ata nuk e kuptuan se me këto interpretime kanë dëshmuar kundër vetes, se ai nuk është Jerusalemi i njohur në Kuds dhe se banorët e tij nuk janë këta izraelitë. Kësisoj u shfaq e vërteta për çdokënd që ka sy. Falënderuar qoftë Zoti, që e shfaqi realitetin!

E, atij intelektuali perëndimor që dyshon në këtë çështje, thjesht i mbetet të përcjellë transmetimin direkt të ritualeve të teravive ose të haxhillëkut nëpërmjet mediave dhe, pastaj, le të krahasojë përshkrimet që ka lexuar me atë që e shikon me sy, që ta dijë përse Allahu u është drejtuar dijetarëve të fesë së tij duke u thënë: **"O ithtarët e Librit! Përse e pështjelloni të vërtetën me të pavërtetën dhe përse e fshihni të vërtetën me qëllim?"** (Ali Imran, 71) Dhe le ta kujtojë fjalën e Mesisë thënë gruas samaritane

kur e pyeti atë se cila ndër dy kiblet e bijve të Izraelit është më e mirë. "Besomë, oj grua, se po vjen ora kur ju nuk do ta adhuroni Atin as në këtë mal në Samaritane, as në Jerusalem." (Gjon, 4:21) Meqë u vërtetua kjo gjë, atëherë besnikëria akademike dhe liria e hulumtimit e obligojnë të mençurin të rishikojë të gjitha profetësitë dhe t'i marrë me rezerva të gjitha interpretimet, ku më pas s'do të gjejë kurrfarë vështirësie për të dalluar umetin e zgjedhur, të cilit i është premtuar ndihma e Zotit. Këta janë çelësa për të zgjidhur tërë simbolikën e profetësive nëpërmjet kësaj dhurate, për të cilën, ne, muslimanët, shpresojmë të shfletohet nga njerëzit që Zoti dëshiron t'i udhëzojë.

## Trajtesa e dytë: Profetësitë e librave të shenjtë të mëparshëm përkitazi me Mekën dhe Qabenë

Në trajtesën e mëparshme përmendëm disa përshkrime të Mekës dhe Qabesë që përmbajnë librat e shenjtë, ndërsa këtu do të sillen tekstualisht disa prej këtyre profetësive, profetësi këto të cilat i përforcojnë akoma më shumë ato përshkrime dhe të cilat janë argument ndaj atyre që kanë sadopak mendjemprehtësi.

**1.** Profeti Isaia (*paqja qoftë për të!*), duke lavdëruar Qabenë, shprehet: "Hidhi sytë përreth dhe shih! Atëherë ti do të shohësh dhe do të të shndrisë fytyra. Zemra jote do të brofë e do të gufojë, sepse pasuritë e detit do të drejtohen për te ti dhe të mirat e kombeve do të vijnë te ti. Saqë karvanët e deveve të rënduara do të mbulojnë dhe toka do të mbushet nga karvanët të cilat do të mblidhen te ti. Drejt teje do të sillen deshtë e Midianit dhe te ti do të vijnë banorët e Sebes. Te ti do të vijnë dhentë e Paranit dhe në shërbimin tënd do të jenë burrat e Maribit." Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*), duke

komentuar këtë profetësi, thotë: "Të gjitha këto përshkrime kanë ndodhur në Mekë, drejt saj janë bartur pasuritë e Bahrejnit (dy deteve) dhe drejt saj kanë ardhur të mirat e kombeve, tek ajo kanë ardhur dhentë e Paranit (kurbanet) - Parani përfshin një rajon të gjerë, ku bën pjesë edhe Meka, - dhe toka është mbushur nga karvanët e deveve të rënduara duke bartur njerëzit dhe furnizimet e tyre, si dhe drejt saj kanë udhëtuar banorët e Sebes, që janë banorët e Jemenit."

**2.** Profeti Isaia (*paqja qoftë për të!*), për Mekën, thotë: "Brohorit e shkundu, oj shterpë, që nuk lindje, dhe thuaj përlëvdime dhe gëzohu që nuk lindje, sepse banorët e tu do të jenë më të shumtë sesa të mitë." Ibn Tejmije (Allahu e pastë mëshiruar!), duke komentuar këtë profetësi, thotë: "Me banorët e tij ka për qëllim Kudsin, ndërsa me "oj shterpë" Mekën (Allahu ia shtoftë lavdinë!), sepse ajo, para Profetit tonë, nuk ka lindur profetë." Dhe nuk bën të komentohet se me shterpë është për qëllim Kudsi, sepse ai është vendi i profetëve dhe burim i shpalljes, andaj ajo tokë vazhdoi të jetë pjellore."

**3.** Isaia, në paragrafin që bën fjalë për Mekën, thotë: "Unë të kam përshkruar në pëllëmbën time. Bijtë e tu do të vijnë me nxitim, prej teje do të ketë të tillë që do të dëshirojnë të përdhosin e të tradhtojnë. Ngre shikimin tënd rreth teje, ata do të të vijnë dhe do të tubohen te ti, emërtohu me emrin tim, sepse unë jam i Gjalli. Do të veshësh petk zbukurues dhe do të zbukurohesh me kurorë sikurse nusja, vendet e tua do të mbushen me banorët e tu dhe me ata që do të luten në ty, do të frikësohet çdokush që të armiqëson, bijtë e tu do të shumohen, saqë do të thuash kush më furnizoi me gjithë këta, ndërsa unë jam e vetmuar? Disa që nuk kanë fëmijë, do të shikojnë kush do të kujdeset për ta? Kush do të m'i marrë përsipër ata?!" Ibn Tejmije (*Allahu pastë mëshirë për të!*) thotë: "Ky është një

sqarim nga Isaia në lidhje me Qabenë. Atë Allahu e ka veshur me zbukurime e stoli të çmuara dhe në shërbim të saj i ka vënë kalifët e mbretërit dhe Zoti i Mekës i ka bërë pasardhës nga pelegrinët e saj dhe njerëz që pa reshtur bëjnë adhurim në të. Po ashtu, nga Meka është dëbuar çdokush që ka dashur ta përdhosë a ta frikësojë. Ajo vazhdon të jetë e nderuar, fisnike, e shenjtë. Kurrë nuk e ka përdhosur atë asnjë njeri, përkundrazi, kur ushtria e elefantit ia mësyu asaj, Allahu i ndëshkoi me dënimin që është i njohur. Dhe, ajo nuk rresht së qeni e stërmbushur me pelegrinë, që nga koha e Ibrahimit, ndryshe nga Xhamia e Kudsit, e cila është prishur disa herë dhe është boshatisur nga banorët e saj, si dhe armiku e ka pushtuar atë dhe banorët e saj. Po kështu, njoftimi se do të nënçmojë çdokënd që e armiqëson atë është për Qabenë, jo për Kudsin. Allahu i Lartësuar thotë: **"...ata që synojnë ta përdhosin (Xhaminë), me të keqe, Ne do t'i bëjmë të shijojnë dënim të dhembshëm."** (Haxh, 25) Dhe vijon e thotë: "... ndërsa pasardhësit e saj të shumtë janë ata që bëjnë haxhin në të dhe së cilës i drejtohen në namazet e tyre, andaj ata janë shumëfish më shumë se pasardhësit e Kudsit."

**4.** Isaia (*paqja qoftë për të!*), në librin e tij për vendin e shenjtë, thotë: "Aty ujku dhe deveja do të kullosin së bashku." Ibn Kajimi (*Allahu pastë mëshirë për të!*), duke komentuar këtë profetësi, thotë: "Kjo aludon për sigurinë e tij me të cilën Allahu e ka privilegjuar nga vendet e tjera të tokës, prandaj e ka quajtur "vend të sigurt": **"Vallë, a nuk e shohin ata se si Ne u kemi dhënë atyre një vend të shenjtë e të sigurt (Mekën), ndërkohë që njerëzit rreth tij po grabiten?"** (El Ankebut, 67) Dhe, duke numëruar begatitë dhuruar banorëve të tij, thotë: **"... për t'i mbrojtur ata në udhëtimin që bëjnë dimër e verë. Prandaj le të adhurojnë Zotin e kësaj**

**Shtëpie (Qabesë), i Cili i ushqen ata në ditë urie dhe i siguron në ditë frike."** (El Kurejsh, 2-4)

Kjo qe një pasqyrë e përgjithshme nga profetësitë që janë përmendur për Mekën e Qabenë në librat e shenjtë.

## Kapitulli i njëzetenëntë: Përshkrimi i muslimanëve në librat e mëparshëm qiellorë

Përshkrimi i umetit islam e i ithtarëve të Muhamedit ka ardhur në librat e mëparshëm në atë formë që nuk lë hapësirë për të dyshuar se ai është umeti i zgjedhur, veçoritë e të cilit kanë ardhur në profetësitë e profetëve të mëparshëm, paqja qoftë për ta!

Disa nga këto përshkrime janë përmendur në trajtesat e paragrafët e mëparshëm, por në vijim do të sqarohet dhe do të përforcohet edhe më tej, duke sjellë disa përshkrime përkatëse, të cilat gjenden në librat e ithtarëve të librit.

**1.** Davudi (*paqja qoftë për të!*), në një profetësi të tijën në psalmet e tij, thotë: "Le të qetësohen shkretëtirat e vendbanimet e tyre, le të jehojë toka e Kedarit, banorët e shpellave le t'i thurin lavde Zotit, le të lëshojnë britma nga maja e maleve. Le t'i japin lavdi Zotit, le ta shpallin lëvdimin e tij në ishuj." Ibn Tejmije (*Allahu pastë mëshirë për të!*), duke komentuar këtë profetësi, thotë: "Cili umet tjetër, përveç umetit të Muhamedit, ka shkretëtira? Cili është Kedari, përveç djalit të Ismailit, i cili është stërgjyshi i Muhamedit dhe cilët janë banorët e shpellës dhe këtyre maleve, përveç arabëve?!"

**2.** Davudi (*paqja qoftë për të!*), duke përshkruar umetin musliman në Zebur, thotë: "Bëjini lavde Zotit, lavdërim të ri, le të gëzohet me Krijuesin ai, popullin e të cilit e dalloi Zoti dhe i dha fitoren, ndërsa të devotshmëve nga radhët e tyre u bëri mrekulli, le ta përlëvdojnë Atë duke qenë shtrirë dhe le ta madhërojnë Zotin me zë të lartë."

S'ka dyshim se këto përshkrime përkojnë me cilësitë e Muhamedit dhe umetit të tij. Ata janë të cilët e madhërojnë Allahun me zë të lartë në ezanët e tyre për kohët e pesë namazeve dhe mbi vende të

larta dhe e madhërojnë Allahun me zë të lartë në festat e tyre: në Bajramin e Fitrit dhe në Bajramin e Kurbanit në namaz dhe në hytbe, gjatë shkuarjes në xhami, në ditët e haxhit, ndërkaq, ata që nuk janë në haxh, e madhërojnë pas namazeve. Haxhilerët e madhërojnë duke hedhur guralecët, e madhërojnë në kodrinat Safa dhe Merva, e madhërojnë gjatë tavafit (rrotullimit) kur janë përballë këndit ku ndodhet Guri i Zi. Në të gjitha këto raste madhërimin e bëjnë me zë. Prandaj, madhërimi i Zotit me zë të lartë është simbol i muslimanëve. Ky madhërim me zë të lartë dallon nga madhërimi (tekbiri), lavdërimi (hamdi), lartësimi (tesbihu) etj., të cilat janë transmetuar në sheriat. Ata asnjëherë nuk i ndahen përmendjes së Zotit, përkundrazi, ata në çdo rast e përmendin Atë.

Pastaj, namazi është lavdërimi më i madh. Ky është kuptimi i fjalës së Davudit (*paqja qoftë për të!*): "Bëjini lavde Zotit, lavdërim të ri." Ndërsa lavdërimet të cilat Zoti i ka ligjësuar rishtas janë namazet, të cilat Zoti i ka ligjësuar rishtas për muslimanët. Së këndejmi, këto përshkrime nuk mund të përkojnë për ndonjë umet tjetër përveç umetit të Muhamedit.

**3.** Habakuku (*paqja qoftë për të!*) ka thënë: "Qielli është ndriçuar nga shkëlqimi i Muhamedit dhe toka është mbushur nga përlëvdimi i tij." Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*), duke komentuar këtë fjali nga profetësia e Habakukut (*paqja qoftë për të!*), ka thënë: "Ndërsa mbushja e qiellit nga shkëlqimi i më të lavdëruarit (Ahmedit) bëhet me dritën e besimit dhe Kuranit, ndërsa toka është mbushur nga lavdërimi i tij dhe nga lavdërimi i pasuesve të tij në namazet e tyre, gjë që është shumë e qartë, sepse pasuesit e tij përlëvdojnë në çdo namaz e në çdo hytbe, si dhe çdo person që falet, medoemos duhet të thotë në çdo rekat: "Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve." Kur ai thotë: "Falënderimi i takon Allahut, Zotit të botëve", Allahu

thotë: "Më falënderoi robi im." Kur ai, thotë: "Të Gjithëmëshirshmit, Mëshiruesit!", Ai thotë: "Më lavdëroi robi im!" Kur ai thotë: "Sunduesit të Ditës së Gjykimit", Allahu thotë: "Më shenjtëroi robi im!" (Shënon Muslimi) Ata, domethënë umeti i Muhamedit, fillojnë me lavdërim kur fillojnë namazin dhe e përmbyllin atë me lavdërim dhe, kur i ngrenë kokat e tyre nga rukuja, imami thotë: "Allahu i përgjigjet atij që e falënderon!" Pas imamit të gjithë njëherazi thonë: "Zoti ynë, ty të takon falënderimi!" Dhe namazin e tyre e përmbyllin me falënderim, përshëndetje e lutje ndaj Tij.

**4.** Isaia (*paqja qoftë për të!*), duke dëshmuar për dëlirësinë e fetarinë e umetit të Muhamedit, thotë: "Do të ngre një flamur të largët për banorët e tokës, e do t'u fërshëllejë atyre nga skajet e tokës e ata do të vijnë me të shpejtë."

Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*), duke komentuar këtë profetësi, thotë: "Thirrja është telbija në haxh, me të cilën ka ardhur Muhamedi, dhe ata janë të cilët i kanë bërë lavde Zotit, duke e njësuar e adhuruar, e duke ia njohur zotërimin e Tij, duke i thyer idhujt e putat. Ndërkaq, flamuri i ngritur nënkupton profetësinë, ndërsa fërshëllima e tij është thirrja e tyre për në Shtëpinë e Tij e vendet e shenjta, e ata i përgjigjen Atij me dëgjim e nënshtrim."

**5.** Në këtë mënyrë Isaia (*paqja qoftë për të!*) do ta përshkruajë umetin e Muhamedit: "Shkretëtirat e qytetet do të popullohen me pasardhësit e Kedarit, do të madhërojnë Zotin dhe nga majat e maleve do të thërrasin. Ata janë të cilët Zotit i bëjnë nderime dhe Atij i bëjnë madhërim në tokë e në det." Kur Ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*) komenton këtë përgëzim, thotë: "Kedari është biri i Ismailit, me pajtimin e të gjithëve, dhe fiset rabia e mudarr janë pasardhës të tij, ndërsa Muhamedi është nga fisi mudarr. Ndërkaq,

ky popullim e madhërim ka ndodhur vetëm pas dërgimit të Muhamedit."

**6.** Profeti Ezekiel (*paqja qoftë për të!*), teksa kërcënonte hebrenjtë dhe përshkruante umetin e Muhamedit, thotë: "Zoti do t'u ndihmojë atyre kundër jush dhe në mesin e tyre do të dërgojë një profet. Atyre do t'u zbresë një libër dhe do t'jua nënshtrojnë qafat tuaja, do t'ju mundin dhe do t'ju përulin me të drejtë. Burrat nga bijtë e Kedarit do të dalin në grupe popujsh dhe me ta do të ketë engjëj të armatosur në kuaj të bardhë, që do t'ju rrethojnë dhe përfundimi juaj do jetë në Zjarr. Zoti na mbrojttë nga Zjarri!"

Këto janë disa profetësi e dëshmi që gjenden në librat e ithtarëve të librit, të cilat, siç po e sheh, dëshmojnë për epërsinë e umetit të Muhamedit.

## Përmbyllje

Falënderuar qoftë Allahu, që me mirësinë e Tij arrihen të mirat! Në këtë përmbyllje të librit do të bëjmë një përmbledhje të pikave më të rëndësishme:

**1.** Historia e njerëzimit fillon me krijimin e Ademit (*paqja qoftë për të!*) dhe me urdhrin e Zotit për t'i rënë në sexhde atij. Iblisi u tregua kryelartë ndaj kësaj, rrjedhimisht u dëbua e u zbrit në Tokë, kurse Ademi me gruan e tij banonin në Xhenet. Më pas, Iblisi e cyti Ademin për të ngrënë nga pema dhe Ademi hëngri prej saj, që pasoi me zbritjen në Tokë dhe armiqësinë midis Iblisit dhe pasardhësve të tij, nga njëra anë, dhe Ademit e pasardhësve të tij, nga ana tjetër.

**2.** Islami është nënshtrim dhe përulje ndaj Allahut dhe bindje ndaj ligjit që solli Muhamedi.

**3.** Natyrë e shëndoshë njerëzore (fitra) është feja islame dhe kuptimi se Allahu i ka krijuar sipas saj nënkupton se Allahu i ka krijuar ashtu që të pranojnë dispozitat e fesë islame dhe mësimet e saj i ka bërë në harmoni me krijimin e tyre.

**4.** Moralet në Islam gëzojnë një pozitë tejet të lartë. Në libër është sqaruar kuptimi i moraleve, kuptimi i moralit të mirë e moralit të lartë, si dhe mënyrat si përftohen ato.

**5.** Allahu (madhëruar qoftë!) është Zoti dhe Sunduesi i gjithçkaje, i vetmi Krijues, Ai që udhëheq tërë kozmosin, botën dhe çfarë ka në të, Dhënësi dhe Marrësi i jetës, Furnizuesi, i Plotfuqishmi, Ai që është cilësuar me të gjitha përsosuritë, që është i pastër nga çdo e metë, Ai që është i vetmi i denjë për t'u adhuruar.

**6.** Fuqia e Allahut të Madhëruar është njëra nga cilësitë e Tij me të cilën cilësohet, e cila është fuqi e plotë, e përsosur.

**7.** Kurani dhe Suneti, përkatësisht tradita profetike, janë dy referencat e ligjit islam, ku mbështeten besimi islam, ligjet e dispozitat e tij, kodi moral etj.

**8.** Kurani fisnik është fjala e paimitueshme e Allahut, që i është zbritur profetit Muhamed, përcjellë kolektivisht, recitimi i së cilës është adhurim.

**9.** Kurani është i mbrojtur nga ndryshimi, qoftë shtim, qoftë cungim, qoftë tjetërsim; Zoti e ka garantuar mbrojtjen e tij.

**10.** Traditë profetike është çdo fjalë, vepër, aprovim, ose cilësi etike a fizike, ose histori, qoftë para profetësisë, qoftë pas saj, që janë transmetuar nga Profeti.

**11.** Shtyllat e Islamit, bazat mbi të cilat ngrihet ai, janë pesë: dëshmia se nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut dhe se Muhamedi është i Dërguari i Allahut, falja e namazit, dhënia e zekatit, agjërimi i Ramazanit dhe haxhi në Qabe, për atë që ka mundësi të udhëtojë drejt saj. Këto baza tanimë janë shtjelluar në libër.

**12.** Bazat e doktrinës islame janë gjashtë shtyllat e besimit: besimi në Allahun, besimi në engjëjt, besimi në librat, besimi në profetët, besimi në Ditën e Kiametit dhe besimi në paracaktimin, qoftë i mirë, qoftë i keq. Këto shtylla janë sqaruar detajisht në këtë libër.

**13.** Në libër është trajtuar realiteti i profetësisë së Muhamedit dhe biografisë së tij, si dhe profetësitë e Isait (Jezusit) dhe Musait (Moisiut) për ardhjen e Muhamedit.

**14.** Në libër është folur edhe për botën e përtejme dhe trajtesat që futen në këtë, siç janë: bota e xhinëve dhe djajve, vdekja, jeta pas vdekjes deri në ringjallje, shenjat e Kiametit.

**15.** Në libër është diskutuar diçka për çështjen e mëkateve, pendimit, lutjes.

**16.** Në libër është sqaruar sistemi politik, ekonomik e social i Islamit.

**17.** Në libër është sqaruar qëndrimi i Islamit ndaj disa çështjeve bashkëkohore, si qëndrimi i Islamit ndaj mendjes, shkencës, punës, shëndetit, pastërtisë.

**18.** Në libër janë cekur disa çështje të cilat janë subjekt polemikash, si dhe qëndrimi i Islamit kundrejt tyre, siç janë: paqja, bashkëjetesa, toleranca, imponimi, dhuna, terrorizmi, xhihadi.

**19.** Në libër është diskutuar për profetësitë biblike për Islamin, duke aluduar për fenë islame, Profetin e pasuesit e tij.

Kjo qe një rezyme e çështjeve më të rëndësishme që janë përmendur në këtë libër. E lus Allahun e Lartësuar që këtë libër ta bëjë të dobishëm dhe të sinqertë vetëm për fytyrën e Tij fisnike!

Lavdërimi dhe shpëtimi i Allahut qofshin për profetin tonë, Muhamedin! Falënderuar qoftë Allahu, Zoti i botëve!

## Biografia e autorit

Muhamed ibn Ibrahim el Hami lindi në rajonin e Riadit, saktësisht në provincën e Zulfit, më 1385 h.

sipas hixhretit. Ai u edukua nën përkujdesjen e nënës e të atit të tij Ibrahim Hamedi, guvernator i Zulfit (1361h-1367h). El Hami ndërroi jetë më 30.1.1404 h.

## Shkollimi

Hoxha i nderuar shkollën fillore e filloi në shkollën "Kudsi", pastaj u transferua në shkollën "Muhamedije". Shkollën e mesme e mbaroi në "Mahed Ilmij", në Zulfi. Më pas u regjistrua në Fakultetin e Gjuhës Arabe në Universitetin Islam "Muhamed ibn Saud", ku diplomoi në vitin akademik 1409-1410 h. Pas kësaj u regjistrua në Departamentin e Besimit në Universitetin Islam "Um Darman", në Sudan, ku arriti gradën e masterit me temën "Besimi në paracaktimin (kada dhe kader)", vlerësuar me notën maksimale. Më tej, në po të njëjtin universitet, arriti titullin doktor me temën "Poema e t-së në paracaktim", autori i së cilës është dijetari i famshëm islam Ahmed ibn Tejmije (*Allahu e mëshiroftë!*). Kjo vepër është studim, verifikim e komentim i kësaj poeme. Hoxha i nderuar ka prezantuar në një sërë ligjëratash të dijetarëve të shquar, si: shejh Ibn Bazi në Rijad dhe shejh Ibn Uthejmini në Kasim (Allahu i mëshiroftë të gjithë!).

## Veprimtaria akademike

Pas diplomimit të tij në Universitetin Islam "Muhamed ibn Saud" u emërua mësimdhënës në shkollën "Mahed Ilmij" në provincën Algata, degë e Universitetit Islam "Muhamed ibn Saud". Më pas u transferua në "Mahed Ilmij", në provincën e Zulfit, ku u emërua drejtor në vitin 1413 h, për t'u kthyer përsëri në mësimdhënie më 1418 h. Pas kësaj, u kërkua nga Universiteti "Muhamed ibn Saud", dega në Kasim, që më pas do të pavarësohej dhe do të njihej si Universiteti i Kasimit, për të qenë anëtar i personelit mësimdhënës në Departamentin e Besimit në Fakultetin e Sheriatit dhe Bazave të Fesë.

Veprat e tij prekin tema të fushave e lëmenjve të ndryshëm: temat e doktrinës islame, religjionet, ideologji, fraksione, jurisprudencë, etikë, sjellje, edukim, histori, problematika shoqërore, çështje rreth gruas, që janë botuar e ribotuar shumë herë, numri i të cilëve arrin deri në 85 sosh.

Ndër këto vepra po përmendim: "Pendimi, profesion jetësor", "Disa fragmente nga jeta e dijetarit të nderuar shejh Abdulaziz ibn Baz", "Besimi i ehli sunetit dhe xhematit", të cilin e ka rishikuar e për të cilin njëherazi ka shkruar recension shejh Abdulaziz ibn Bazi, "Besimi në paracaktimin", me recension të shejh Ibn Bazit, "Ambicia e lartë", me recension gjithashtu të shejh Abdulaziz ibn Bazit; "Rruga për në Islam", që është përkthyer në 9 gjuhë.

Ka dhe një numër veprash që janë pjesë e kurrikulave të fakulteteve, si: "Besimi në paracaktimin", "Besimi në Ditën e Kiametit", "Shkrime mbi çështjet e doktrinës islame", "Shkrime mbi religjione, ideologji e fraksione të ndryshme". Për studimin e librave të tij janë mbajtur shumë konkurse.

Librat e tij janë botuar shumë herë, qoftë botime bamirësie, qoftë nëpërmjet shtëpive botuese.

Ka mbajtur shumë ligjërata e kurse arsimore, shoqërore, qoftë drejtpërdrejt, qoftë të transmetuara nga radioja "Kurani fisnik", në Mbretërinë e Arabisë Saudite.

Ka rubrika të ndryshme në disa revista e gazeta.

Po ashtu, ai ka dhënë kontribut të çmuar në pajtimin e njerëzve dhe zgjidhjen e problemeve shoqërore.

## Veprat

Në vijim po veçojmë disa vepra të autorit:

**1.** "Pendimi, profesion jetësor",

**2.** "Përmbledhje mbi besimin e ehli sunetit dhe xhematit",

**3.** "Besimi në Allahun",

**4.** "Fjala nuk ka të adhuruar me meritë përveç Allahut: kuptimi, shtyllat, vlerat e kushtet e saj",

**5.** "Njëshmëria e zotërimit",

**6.** "Njëshmëria e adhurimit",

**7.** "Njëshmëria e emrave dhe cilësive të Allahut",

**8.** "Besimi në librat e shenjtë",

**9.** "Rruga për në Islam",

**10.** "Disa fjalë rreth dashurisë, frikës dhe shpresës",

**11.** "Mosrespektimi i prindërve, shkaqet, manifestimi, metodat e trajtimit",

**12.** "Shkëputja e lidhjeve farefisnore: shkaqet, manifestimi, metodat e trajtimit",

**13.** "Neglizhenca ndaj të drejtave të fqinjësisë",

**14.** "Gënjeshtra: manifestimi, shërimi i saj",

**15.** "Përse konsumon duhan?!",
**16.** "Mesazh për shitësit e duhanit",
**17.** "Krimi i moralit, homoseksualizmi",
**18.** "Dashuria në haram: realiteti, rreziku, shkaqet dhe shërimi i saj",
**19.** "Rruga drejt pendimit",
**20.** "Mesazh nxënësit të shtrenjtë",
**21.** "Emigrimi: mësime e dobi",
**22.** "Pendimi i umetit islam",
**23.** "Ngritja me të shkruar",
**24.** "Miqësia ndërmjet dijetarëve: shembuj praktikë të kësaj kohe",
**25.** "Neglizhenca në edukimin e fëmijëve",
**26.** "Shkaqe të dobishme për përvetësimin e moraleve të vlefshme",
**27.** "Interneti: sprova e besimit, moralit e mendjes",
**28.** "Telefoni: etika e përdorimit dhe disa vërejtje!",
**29.** "Disa gabime në kulturën e bashkëbisedimit",
**30.** "Shenja si të orientohemi në kohë turbullirash".

## Përmbajtja